BIBLIOTEKA FRANÇESKANE "ÁT GJERGJ FISHTA"
KOLANA E SHKRIMTARËVE FRANÇESKANË

32

ÁT JUSTIN RROTA, OFM.

# DITËT E MBRAME TË TURQISË NË SHKODËR ASE RRETHIM I QYTETIT 1912-1913

BOTIMI I I




Botime Françeskane
Shkodër, 2010.

ÁT JUSTIN RROTA, OFM.
DITËT E MBRAME TË TURQISË NË SHKODËR
ASE RRETHIM I QYTETIT 1912-1913






Çmimi: 600 lekë

BIBLIOTEKA FRANÇESKANE "ÁT GJERGJ FISHTA"
KOLANA E SHKRIMTARËVE FRANÇESKANË

32

ÁT JUSTIN RROTA, OFM

# DITËT E MBRAME TË TURQISË NË SHKODËR ASE RRETHIM I QYTETIT 1912-1913




BOTIM I I




Botime Françeskane
Shkodër, 2010

Rradhitja: *Vilma Palushi*

Redaktor: *Kolec Çefa*

Pergatiti për botim: *Fra Vitor Demaj*

Faqosja: *Gjon Serreqi*

ISBN: 978 - 99956 - 783 - 7 - 1



Me leje të parit të fesë

Lajm



Fra Gazmend Tinaj

Minister Provincial

**Adresa:**

**Botime Françeskane**

**Adresa: Biblioteka Françeskane "Át Gjergj Fishta"**

**L. V. Shanto, Rr. Ndre Mjeda,**

**Tel: 00355 2224 3215 E-mail: bibliotekafranceskane@yahoo.it**

**bibliotekaatgjergjfishta@gmail.com**

**Shkodër - Albania**



At Justin Rrota

17 Fruer 1889 - 21 Dhetuer 1964

AT JUSTIN RROTA, OFM

*Mbas 50 vjetsh*

# DITT E MBRAME TË TURQIS NË SHKODRË

**ase**

# RRETHIMI I QYTETIT 1912-1913

*Nga kujtimet e një të ngujuemi*

............................
*Scodra, urbs munitissima*
*atque difficilis aditu.*
(Livius XXXXIV.31)

Tiranë 1963.

Kolec Çefa

## Një dorëshkrim i pabotuem e i harruem i At Justin Rrotës "Ditët e mbrame të Turqís në Shkodër ose Rrethimi i qytetit 1912-1913"

Provinca Françeskane shqiptare, në kolanën e vet, po hjedh në dritën e botimeve vepra të harrueme, të mbetuna në hije, dorëshkrime të fshehuna, të mbetuna në harresë, dokumenta e materiale të panjohuna, të shpëtueme nga diktatura, për të saktësue ngjarje kulturore e historike të shtrembënueme qellimisht, për të ndriçue kontributin e gjithanshëm françeskan e, ma fort, për të rigjallënue vlera të verteta, të qendrueshme e të dobishme për shoqninë tonë, sidomos për kohën e sotme plot tension e konflikt shoqnor.

E ndër to, dorëshkrimin "Ditët e mbrame të Turqís në Shkodrë, ose Rrëthimi i qytetit 1912-1913, nga kujtimet e një të ngujuemi, 1963" që përshkruen në mënyrë letrare ngjarjet e jetueme gjatë këtij rrethimi "ndër ma të gjatët e tragjikët që regjistron historia jonë", shkrue nga At Justin Rrota, pjesëtar i elitës intelektuale shqiptare.

Autori e quejti vepër historiko-letrare, mund ta quejmë dhe kronikë letrare-historike, apo roman ditar i jetuem. Shkurt, një monografi për rrethimin e Shkodrës, 1912-1913.

Vepra ka vlera historike e letrare dhe asht frut i një harmonie mes vrojtimesh vetjake, vjeljes së të dhanave të protagonistëve e të bashkëvuejtësve dhe të studimit të leteraturës së plotë bibliografike, përshkrue këto nga një kronist i ndërgjegjshëm, me mendje objektive e me zemër atdhetari. Shkrimtari, si kronist i paanshëm, na ndriçon luftën serbo-malazeze kundër turqve, luftë sllavo-turko-shqiptare, se nuk luftoi vetëm garnizoni turk nën

komandën e Hasan Riza Pashës, por edhe rezervistët shqiptarë nën komandën e Esat Toptanit, madje edhe qytetarë shkodranë për të cilët anmiku kryesor, në këtë periudhë kohore, si shprehej Abat Doçi, nuk ishte turku, por sllavi.

Malazezët të ndihmuem nga serbët sulmojshin rreptësisht me parullën "ose Shkodrën, ose vdekjen", ose me forcën e armëvet, ose me dhunën e urisë, ose me trathtinë e shperblyeme, dojshin t'i dorëzohej Shkodra, pa asnjë kusht, ndërsa komandanti turk, ushtarak i vërtetë, gjakftoftë, i vendosun, i pafrikë e mbronte me çdo kusht. Edhe kur dorëzimi i qytetit, fakt i pashpallun, kuptohej nga të gjithë, komandanti turk e mbronte, i bindun e i sigurtë, se e fitonte betejën. Madje, edhe mbasi Legata gjermane në Cetinë i dha lajmin e armëpushimit të Turqisë me aleatët sllavë, Hasan Rizaja " as s'sheh, as s'mendon tjetër, veç detyrën e vet: një gjerman autentik. Donte të gjindej gjithmonë afër zhvillimit të luftimeve dhe në vendin ma delikat të situatës", ndonëse pasojat e dhimbshme i përjetonte së forti populli i thjeshtë. Dhe autori na përshkruen me besnikëri historiani e shije letrari gjendjën tragjike gjatë rrethimit fatkeq të Shkodrës, 1912-1913.

Njëhemi me ngjarje të jetueme, sado gati të pabesueshme; me episode të ndodhuna, rrënqethëse e tragjike; fakte reale që pohojnë e dokumente të shkrueme që vërtetojnë realitetin e vështirë të të ngujuemvet, dëshirën për një Shqipni të pavarun e aktet patriotike të shumë nacionalistëve. Jepen pamje të trishtueshme nga gjendja e mjerë ekonomike e të rrethuemve: betejat para furrave të bukës, për të sigurue bukën e përditshme; përpjekjet e ethëshme plot kërcnime të ndërsjellta për të sigurue drutë e zjarrit; bombardime që shkaktojshin gërmadha e djegie shtëpishë; vjedhje dyqanesh e plaçkitje banesash; fëmijë që mbesin jetimë rrugash, pa strehë e ushqim; njerëz që vdesin në luftime, nga uria a vrasin veten të dëshpruem; veprime makabre të rrethuesve. Shkurt, një qytet pa gjallni e pa jetë, si i vdekun, ku vegjetojshin njerëz në atmosferën e pasigurisë, ankthit, frikës, panikut.

Po ilustrojmë: Qe një akt tragjik: Një burrë i dëshpruem



nga jeta e padurueshme, shpreh dëshirën me vra veten. Xhandari që ndodhej pranë, pa e peshue situatën, i thotë: " Qe pushkën, vraje veten". Dhe burri merr pushkën dhe vret veten. Para se të vdiste, arrinë të thojë: " Na e ktheja të zot pushkën, falju nderës xhandarit".

Por ka edhe ma: një skenë impresionuese, e denjë për ferrin dantesk: Një burrë, tue mos mundë t'i mbajë e t'i ushqejë, vret dy fëmijët e vet, mandej vret veten. Rasa tragjike të jetueme gjatë rrethimit ka mjaft. Por po japim një episod tipik për karakterin e shqiptarit, episod tërheqës, fisnik, emocionues, shprehje e një miqësie besnike, si virtyt race: një mysliman zadrimas dhe një malazias luftojnë trup me trup, tue shpue njeni-tjetrin me bajonetë, derisa bijnë të dy të pafuqishëm për dhe. Të shtrimë në tokë, njohin njeni-tjetrin. Kishin qenë miq. Atëherë i shtrijnë njeni-tjetrit krahun. Në mbramje, kur sanitarët shkuen për të mbledhë të plagosunit, gjetën këta dy të rrokun. Malazijasi kishte vdekë, ndersa shqiptari ishte ende gjallë. Sanitarët u banë gati për ta marrë, por nuk ndigjoi, në asnjë mënyrë. "Due me dekë me mikun". Dhe ashtu vdiq. I vorrosën të dy bashkë. Si ndër baladat tona fisnike!

Edhe në këtë situatë ushtaraku Hasan Rizaja, donte të ruente nderin e ushtrisë turke, e Shkodrën donte t'ia dorëzonte shkodranëve. Mendonte e punonte për fitorën:

- Organizonte marrjen e ndihmave e të huave nga populli,
- Konfiskonte e sekuestronte nëpër shtëpia çdo gja që i nevojitej ushtrisë,
- Vente taksa të herëpashershme e gjoba të shpeshta, me shkak e pa shkak,
- Blente mallna me deklarata a dëftesa, që nuk shlyheshin kurr,
- Qortonte e ndeshkonte randë e në mënyrë të vazhdueshme për mosbindje sado të vogël,
- Ngarkonte popullsinë me bidate a punë angarie, sa herë të kishte nevojë.

Në vepër ndriçohet qartë dëshira e madhe e të ngujuemvet

komandën e Hasan Riza Pashës, por edhe rezervistët shqiptarë nën komandën e Esat Toptanit, madje edhe qytetarë shkodranë për të cilët anmiku kryesor, në këtë periudhë kohore, si shprehej Abat Doçi, nuk ishte turku, por sllavi.

Malazezët të ndihmuem nga serbët sulmojshin rreptësisht me parullën "ose Shkodrën, ose vdekjen", ose me forcën e armëvet, ose me dhunën e urisë, ose me trathtinë e shperblyeme, dojshin t'i dorëzohej Shkodra, pa asnjë kusht, ndërsa komandanti turk, ushtarak i vërtetë, gjakftoftë, i vendosun, i pafrikë e mbronte me çdo kusht. Edhe kur dorëzimi i qytetit, fakt i pashpallun, kuptohej nga të gjithë, komandanti turk e mbronte, i bindun e i sigurtë, se e fitonte betejën. Madje, edhe mbasi Legata gjermane në Cetinë i dha lajmin e armëpushimit të Turqisë me aleatët sllavë, Hasan Rizaja " as s'sheh, as s'mendon tjetër, veç detyrën e vet: një gjerman autentik. Donte të gjindej gjithmonë afër zhvillimit të luftimeve dhe në vendin ma delikat të situatës", ndonëse pasojat e dhimbshme i përjetonte së forti populli i thjeshtë. Dhe autori na përshkruen me besnikëri historiani e shije letrari gjendjën tragjike gjatë rrethimit fatkeq të Shkodrës, 1912-1913.

Njëhemi me ngjarje të jetueme, sado gati të pabesueshme; me episode të ndodhuna, rrënqethëse e tragjike; fakte reale që pohojnë e dokumente të shkrueme që vërtetojnë realitetin e vështirë të të ngujuemvet, dëshirën për një Shqipni të pavarun e aktet patriotike të shumë nacionalistëve. Jepen pamje të trishtueshme nga gjendja e mjerë ekonomike e të rrethuemve: betejat para furrave të bukës, për të sigurue bukën e përditshme; përpjekjet e ethëshme plot kërcnime të ndërsjellta për të sigurue drutë e zjarrit; bombardime që shkaktojshin gërmadha e djegie shtëpishë; vjedhje dyqanesh e plaçkitje banesash; fëmijë që mbesin jetimë rrugash, pa strehë e ushqim; njerëz që vdesin në luftime, nga uria a vrasin veten të dëshpruem; veprime makabre të rrethuesve. Shkurt, një qytet pa gjallni e pa jetë, si i vdekun, ku vegjetojshin njerëz në atmosferën e pasigurisë, ankthit, frikës, panikut.

Po ilustrojmë: Qe një akt tragjik: Një burrë i dëshpruem



nga jeta e padurueshme, shpreh dëshirën me vra veten. Xhandari që ndodhej pranë, pa e peshue situatën, i thotë: " Qe pushkën, vraje veten". Dhe burri merr pushkën dhe vret veten. Para se të vdiste, arrinë të thojë: " Na e ktheja të zot pushkën, falju nderës xhandarit".

Por ka edhe ma: një skenë impresionuese, e denjë për ferrin dantesk: Një burrë, tue mos mundë t'i mbajë e t'i ushqejë, vret dy fëmijët e vet, mandej vret veten. Rasa tragjike të jetueme gjatë rrethimit ka mjaft. Por po japim një episod tipik për karakterin e shqiptarit, episod tërheqës, fisnik, emocionues, shprehje e një miqësie besnike, si virtyt race: një mysliman zadrimas dhe një malazias luftojnë trup me trup, tue shpue njeni-tjetrin me bajonetë, derisa bijnë të dy të pafuqishëm për dhe. Të shtrimë në tokë, njohin njeni-tjetrin. Kishin qenë miq. Atëherë i shtrijnë njeni-tjetrit krahun. Në mbramje, kur sanitarët shkuen për të mbledhë të plagosunit, gjetën këta dy të rrokun. Malazijasi kishte vdekë, ndersa shqiptari ishte ende gjallë. Sanitarët u banë gati për ta marrë, por nuk ndigjoi, në asnjë mënyrë. "Due me dekë me mikun". Dhe ashtu vdiq. I vorrosën të dy bashkë. Si ndër baladat tona fisnike!

Edhe në këtë situatë ushtaraku Hasan Rizaja, donte të ruente nderin e ushtrisë turke, e Shkodrën donte t'ia dorëzonte shkodranëve. Mendonte e punonte për fitorën:

- Organizonte marrjen e ndihmave e të huave nga populli,
- Konfiskonte e sekuestronte nëpër shtëpia çdo gja që i nevojitej ushtrisë,
- Vente taksa të herëpashershme e gjoba të shpeshta, me shkak e pa shkak,
- Blente mallna me deklarata a dëftesa, që nuk shlyheshin kurr,
- Qortonte e ndeshkonte randë e në mënyrë të vazhdueshme për mosbindje sado të vogël,
- Ngarkonte popullsinë me bidate a punë angarie, sa herë të kishte nevojë.

Në vepër ndriçohet qartë dëshira e madhe e të ngujuemvet

për pavarësi: "Ndërkaq i avitem e i tham në vesh një shkodrani, të cilin e njëhshe: "Ka gjasë se Shkodra tash po del në vete. Asht kafshatë e madhe e ia xen fytin atij që synon me e kaperdi".

Ndërkohë, fise malësore ishin bashkue me malazezët në luftë kundër turkut, pushtuesit shekullor, mizor, mashtrues, grabitës, fanatik e mbrapambetës. Në këtë përiudhë kohore, ata i kishin ende shtëpitë e rrenueme, të djeguna a të plaçkituna nga kryengritja e mbrame, ende nuk e kishin marrë veten nga terrori i Turgut Pashës ushtrue ndaj tyne, nga politika perdhunuese e Turqve të Rinj, prandaj disa ishin bashkue me Malin e Zi, edhe pse mendonin: "Paj Turku e Mali i Zi: një skrop!... Handrak ky e hanndrak ai". Por, kur malazezët filluen menjëherë të përdorin tokën shqiptare si të tyren, ta shkretojnë, ta grabisin... kur malazezët ngritën flamurin e Malit të Zi në trojet e tyre...anmiqësia mes tyre dhe malësorëve u rrit pa masë".

**Po qartësojmë qëndrimin e elementit katolik gjatë këtij rrethimi**:

Kleri katolik, Imzotët Serreqi, Bumçi, Bardhi, Abati i Mirditës, Doçi, priftent shekullarë, fretent, At Pal Dodaj, Fishta... të gjithë u vunë në lëvizje për të bashkue elementin katolik në luftë kundër Malit të Zi.

Ja një fragment nga ditari i Pader Palit, datë 15 tetor 1912: " Mbrin këtu në Rrubig Imzot Bardhi me Dom Nikoll Kaçorrin, Dom Gjon Dedaj, prift i Blajit e Gjin Pjetri nga Skuraj... Qellimi i ardhjes së tyne asht të bashkojnë katolikët me Qeverinë kundër Malit të Zi..." (sipas Dr. Nevila Nika, "Përmbledhje dokumentesh mbi kryengritjet shqiptare (1910-1912).

Arqipeshkvi i Durrësit Prengë Bardhi i ban thirrje gjithë klerit dhe fton të bashkohen të gjithë, katolikë e myslimanë, për mbrojtjen e atdheut nga synimet e shteteve shoviniste fqinje, nga Delbnishti, 13.10.12: " Është e domosdoshme që të punohet me katolikët që të jenë të bashkuar me bashkatdhetarët tanë



myslimanë... duhet të përpiqemi me të gjitha forcat tona për një Shqipëri të fortë e të bashkuar, pa dallim feje...".

Kur Qazim Pasha, para se të nisej në Stambollë, mori garanci prej Hasan Rizasë, se do ta mbronte qytetin, i la porosinë: "Qëndro gjithësa të mundesh e mos e lësho Shkodrën. Po e pave se nuk punon kurrsi ndryshe, atëherë silli grykat e topave kundra qytetit dhe bane hi e pluhun. Kështu që Mali i Zi mos të ketë çka me marrë! Edhe Hasani, kur i kishte ardhë rasa, i kishte përsëritë ma se njëherë këto fjalë kohën e rrethimit". Por Shkodrën donte t'ia linte shkodranëve!

Prandaj, Hasan Riza Pasha bani përpjekje për t'u lidhë me klerin katolik e parinë katolike të Shkodrës, kryesisht me Kryeipeshkvin Serreqi, figurë patriotike e burrnore, të cilin e përfaqësonte në bisedime At Gjergj Fishta, mik personal i Hasan Riza Pashës. Gjithashtu bani hapa të lidhej me freten, kryesisht me At Pal Dodaj, atëherë në Rrubig me synimin të nxiste krijimin e çetave vullnetare në luftë kundra Malit të Zi. Elementi katolik me në krye klerin e vet pranonte të merrte pjesë në luftën kundër pushtimit sllav përkrah turqve, por ma parë paraqiti kushtet: Të luftonte për një Shqipní të pavarun me kryeqytet Shkodrën, ose Shqipninë autonome nën Turqinë, pra, jo të luftonte për llogari të turqve, ("me e pa Shkodrën kryeqytetin e Shqipnisë së pavarun", shkruen në këtë vepër Pader Justini.);

Si shkruen Luigj Gurakuqi në një letër, datë 13.10.1912:" Mundohuni me Dom Nikoll Kaçorrin e me të tjerë që si shqiptarët si me luftë, si me kërkime të tregojnë se janë shqiptarë e duen të mbetën fjeshtë shqiptarë" (sipas Dr. Nevila Nika, po aty, si ma sipër, f.333), apo si nënshkruhej Imzot Serreqi në dokumentin dërgue konnsullatave: "ta dinë se ne jemi shqiptarë dhe do të jemi shqiptarë", (sipas Durhamit). Edhe studiuesi i zellshëm i dokumenteve britanike, Dr. Romeo Gurakuqi shkruen për "qëndrimin e artikuluar qartë të Arqipeshkvit të Shkodrës, i cili e kishte bërë të qartë nëpërmjet kanaleve diplomatike se populli i Shkodrës do t'i kundërshtohej ashpër zëvendësimit të pushtimit

turk me atë malazias dhe shkodranët dëshironin autonominë" (shih në Shkodra në shekuj, v. 2000, f.153-164).

Paria katolike shkodrane kërkonte të ngrihej flamuri shqiptar në kala të Shkodrës. Pader Pal Dodaj kërkonte edhe kuadro ushtarake për të drejtue mirditësit në luftë. Hasan Rizaja duhet të deklarohej për këto. Hasan Rizaja lajmoi Fishtën: "Nesër do të ngrihet flamuri i Shqipnisë në kala!". Por e nesërmja e shumëpritun erdhi e shkoi tue lanë një kujtim të hidhun për flamurin që nuk u ngrit e për Hasan Rizanë që u vra, në perkujtim të të cilit Fishta do të mbajë një fjalim të bukur dhe do të gdhendë një epitaf të pavdekshëm. Një nga kryetarët e klerit katolik pat thanë ad litteram këto fjalë: "Kish ta lejonte qeveria otomane e ta bajshin Hasan Riza Pashën princ të Shqipnisë". Fishta e quente: " Fatosi turk i Luftës Ballkanike". Fishta dënoi flakë për flakë rrethimin sllav, vuni në dukje padrejtësitë e Europës ndaj vendit tonë gjatë këtij rrethimi, demaskoi mizoritë e dhunshme malazeze. Por, jo vetëm Fishta, por edhe shumë klerikë, sidomos famullitarët e malësive, vunë në dukje plaçkitjet, vjedhjet, diegiet, burgosjet, masakrat e malazezëve. Shumë priften u detyruen të largohen, pse serbët i njëfnin si nacionalista. Madje, serbët nuk kursyen as kishat!

Po, përqëndrojmë vemendjen tek dy fakte, dhanë në vepër, por që nuk i përmendë historia e shkrueme në përiudhën e diktaturës. Nën titullin "Korrierët e guxueshëm" përshkruhet si iu dërgue memorandumi Fuqive të Mëdha. Për memorandumin punoi një komision i përbamë nga: Hasan Riza Pasha governator i Shkodrës, Imzot Serreqi, paria nacionaliste e Shkodrës, qenë në dijeni konsujt. Hasan Riza Pasha dha lejen me dalë jashtë rrethimit. Ngjarja e dërgimit të memorandumit përban një fakt, vetë memorandumi asht një dokument, dërguesi i letrës asht patrioti Lazer Gurakuqi. Lazri mbathi këpucët me dokumentin në to dhe e përcolli "nëpër flakë të pushkës, nëpër radhët e anmikut rrethues" në Troshan te Pader Marian Prela, i cili tue përshkue rrethuesit serbë e çoi në axhensinë austriake të Shën Gjinit, dërgue pastaj në destinacion, sipas veprës në fjalë.



Fakti i dytë jepet nën titullin "Një shkresë për në Vjenë" ku përshkruhet akti patriotik i Pader Seferin Lushajt OFM që përcolli në Vjenë fshehtas shkresën e qepun mbrenda konopit françeskan. Për kontributin katolik gjatë këtij rrethimi tragjik, shkrimtari ka sjellë si fakt edhe shkrimin e dy kapitenave turq, pjesëmarrës në mbrojtjen e Shkodrës.

Madje, disa fretensh e priftensh, tue e dijtë se po ndiqën për ndiesi atdhetare, tinëz, të veshun si fshatarë, u detyruen të largohen përkohësisht jashtë qytetit, që të mos të arrestoheshin nga malazezët.

Edhe Abati i Mirditës, Prend Doçi ndoqi me shqetësim situatën kercnuese e fatkeqe të Shkodrës. Në një ditar të pabotuem të famullitarit të Vigut, lexojmë: "Kallëzimi juej për ngjarjen e ndeshjes me armë, ndodhë në Daiç ( me 16, 17, e 18 të dhetorit 1912) më ngjanë ma i vërtetë se i sa tjerëve, persa i përket numrit të të vramëve, megjithatë, asnjeni nuk mund të formojë një ide të saktë… E, prandej, shumë enigmatike që nga ajo kohë nuk asht ba ende asnjë hap për rifitore". Përsëri, me 25 të prillit, Emzot Doçi më shkruente: " Oh! Zot, nëse Shkodra ka humbë, e shkreta Shqypní! Sigurisht, nga ajo nuk do të mbesin tjetër, veç hi".

Vazhdon Ditari: "Me 9 të majit, më shkruente Emzot Koleci: "Na patëm çue një masbatë Admiralit në Shën Gjin, edhe ai, si burrat, na pergjegji: "Mos rrini marak, se Shkodra asht jueja". Edhe çoi këtë telegram që unë po ta kopjoj fjalë për fjalë, për me të sagllamue që të flejsh rahat". Telegrami italisht ka datë 6.5. 1913:

"Mali i Zi vendosi t'i nenshtrohet dëshirës së Europës. Qeveria malazeze qe kundër deklaratës së tillë e ka dhanë dorëheqjen.

Sot Konferenca e Ambasadorëve do të merret me çashtjen e dorëzimit të Shkodrës. Esat Pasha ka ngritë flamurin shqyptar në Durrës. Beteja mes trupave të Xhavit Pashës e Esatit, përfundim shkatërrimtar për Xhevatin.

Situata e përgjithshme ndërkombëtare - si ka qenë.. (AQSH, F. Arqipeshkvia e Shkodrës, D. 12). Mendoj se asht rasa këtu të

kujtojmë Memorandumin e pesë Maleve të Mbishkodrës (Hot, Grudë, Kelmend, Kastrat, Shkrel): "… se këto Male për tri vjet rresht (asht fjala për kryengritjet e viteve 1910, 1911, 1912 – shën.im) kanë derdhë gjakun vetëm për lirí e përparim të kombit shqyptar e se vetëm mbas këtij qellimi luftuen sivjet krahas me malazez, deri që mbas të marrunit e Tuzit, njoftëm mendimin pushtues e jo librues të Malit të Zi, se malazezët… kanë bindë mbarë shekullin e qytetnuem me mizori e dhunë të kryeme mbi shqyptarë e mbi katolikë t'Shqypnís, t'cillëve u kanë djegë kishë, rrenue lterë, mbytë meshtarë, grie fëmijë e gra, plaçkitë gja e pasuní e rroposë me top e me zjarm, kundra çdo arsyeje e vullnetit t'Europës, qytetin e Shkodrës". (Dok. 197 në "Qeveria e Përkohshme e Vlorës e veprimtaria e saj", f.137).

Por këtij dokumenti, botue e çensurue në kohë të diktaturës, i asht heqë paragrafi f. që po e riprodhoj (për plotësim): "f. e se prandej antipatia e sa qindvjetëve ndërmjet kombit shqyptar e popujve sllavë të Ballkanit, sot gjindet ma tepër e egërsueme, po marrim lejen me ju a paraqitë lutjen nëpër t'Madhnís sate atyne Pushteteve të Mëdha t'Europës, të cillat ia kanë vu detyrë sodit me perkujdesue per lirim e perparim t'Shqypnís si pesë malet, të permenduna sypri, me ata kufij nder të cillët janë gjetë deri sod të pershtrieme, t'perbajnë një pjesë të vetme me Shqypni të librueme.

Përndryshe si në kohë të kalueme ka me rrjedhë prap gjak njeriut".

Firmat… (sipas AQSH, F. Arqipeshkvia e Shkodrës, D.11).

Sa shkruem ma nalt, vlenë edhe për të hjedhë poshtë si të pasaktë pohimin e Prof. Nexhip P. Allpani: "Rezistenca e shkodranëve kundër serbo-malazezëve vazhdonte, por duhet pohuar se midis ca shqiptarëve vullnetarë e turqve nizamë nuk ekzistonte një besim i fortë (sidomos katolikë të Shkodrës, duke u ndikuar nga propaganda e Vatikanit, urrenin turqit osmanllinj").

Me daktiloshkrimin e kësaj vepre, me që e kam ndihmue autorin për ta shkrue në makinë shkrimi, jam njoftë me kohë.



Një ditë i thashë: " Pader Justin, Ju e keni shkrue me një stil origjinal".

Ai qeshi, m'u pergjigj: " Po, Kolec, unë shkruej me stilin "justinian".

Vërtetë, një stil me përmbajtje të thellë kombëtare, shprehë me një gjuhë thellësisht shqipe, herë familjare, herë të një mjeshtri gjuhe, me ndërtime origjinale frazash e rend të veçantë gjymtyrësh, me fjalë të brumit shqip që mund të rigjallnohen, pasunue me frazeologji e fioritura artistike. Ndonjëherë, malli për gjuhën e vjetër e shtynë të përdori fjalë e forma të harrueme që, në fakt, e randojnë stilin.

Kjo vepër e nevojshme asht ma e plota, ma e sakta, ma letrarja, shkrue për rrethimin e Shkodrës, 1912-1913.

## Përpjekje pa fryt për botim:

Autori, plot mall shtampe, deshi ta botonte me rastin e 50-vjetorit të këtij rrethimi. I shkroi edhe prof. Kostallarit:

"… e tash, edhe një gja. Unë kam punue dhe kishem me e pasë gati për shtyp veprën "Shkodra e rrethueme – 1912-1913", veprë historiko-letrare. Kam pasë mundësí t'i avis gjithë tekstat e auktorëvet, si vendas, si të huaj për kontroll. Më mungon vetëm botimi gjermanisht i Hortensia Zambauer: "Die Belagerung von Skutari". Librin e dij se bibljoteka e këtueshme e ka. Por, sigurisht, nuk jam në gjendje të shkoj t'a kontrolloj. E kam lypë të m'a lëshojshin, jo për ma se 20 ditë, por mjerisht, nuk me kje pranue. Tue marrë para sysh rasën e jashtëzakonshme temen, a thue mund të më lëshoni një auktorizim, t'më lejohet t'i jap një shikim edhe këtij teksti…".(A.Q.SH., F.617, D.37) Kurse në një letër, datë 23.VI.1963 i shkroi: "Shkresa e fundit Jueja, nëpër të cilën më njohtojshi, se propozimi im, me botue çka kishem pregatitun mbi ngjarjen tragjike të rrethimit të mbramë të Shkodrës, kishte gjetë pëlqimin Tuej, më ka gëzue.

Tue qenë ndërkaq se nuk disponoj tjetër kopje të dorëshkrimit,

përposë së njëkësaj së vetmes që kam ndër duer, simbas premtimit, dita ditës po pres Z. Historjan, të ngarkuem për konsultim bashkë mbi oportunitetin e realizimin e botimit të librit në fjalë.

Shpresoj dhe se do të mbërrijm një marrëveshje të plotë me Z. Profesuer, përsa u përket dëshirit që kam me e paraqitë me anën e produkcjonevet fotografike jetën e kostumet e popullit të Shkodrës e të rretheve kohën e atëhershme, mbassi largimi i Turkut nga Shqipnija shenjon edhe një perjudhë tranzicjonit fort t'interesantshëm folkloristike" (A.Q.SH. F.617,D.37).

Po japim ma poshtë tekstin e letrës, që i dërgoi deputetit Llazar Siliqi:

Shkodrë, 3. VI. 1963

P.T.
Z. Llazar Siliqi
Kryeredaktor i fletores Drita
Deputet i Shkodrës, etj.

Tiranë

M'a falni fajin, në kje se me anën e kësaj po vij të Ju shtoj preukupacjonet e përditshme, tue Ju interresue përsa vijon. Jeni përfaqësuesi ynë n' atë metropol, prandaj mos të Ju vijë e randë, gjithaqë në mose ky ngarkim i…

Kam gatue një monografí përmbi një ngjarje tragjke në të cilën na vetë, për rrezik, kemi qenë aktor të pafjalë. Kam fjalën për "Rrethimin e mbramë të Shkodrës", të cilit, për t'i shpëtue këtij titulli tashma të stereotipuem, ia kam vu librit tim: "Ditt e mbrame të Turqís në Shkodrë" ase etj.

Mbi këte dorëshkrim po Ju siellem, për dy arsye. Ma parë e ma dalë qyteti ynë që me atë ditë, në të cilën na e suell Turqia shpinën Shkodrës e Shqypnís e shkoi në punë të vet, qyteti ka shkue tue ndrue qind për qind. Kjo datë fatale shenjon përjudhën e tranzicjonit, pse merr, hov kah një jetë e re. Mirë, por unë, shi prej kësaj rase, due të marr shkas të paraqes prospektet e qytetit të asaj kohe, mbasi me të hym të ndërkombtarëvet, bahet një ndrim



radikal i etnografís së Shkodrës.

A do të më ndihmoni t'i a dal?… Ndieni: mendimi im asht të gërshetoj në tekst të librit në fjalë sa ma shumë fotografi të kostumeve të Shkodrës e të rretheve të asaj përjudhe tranzicionit. Botimi, shkajku i klishehave të shumtë, ka me kushtue, por jam gati i sigurtë se shitja relative, do t'i qesë e do t'i kalojë shpenzimet. Kështu ka për të dalë, më duket mue, fort i interesantshëm për folkloristë e albanologë, të mbrendshëm e të jashtëm. Ka një muej që i kam shkrue Z. A. Kostallarit, mbi çka Ju rreshtova ma sipër. Por mjerisht, nuk kam pasë farë së gjegjuni. Nuk e dij, a kam mujtë me i a paraqitë sa duhet interesin e botimit.

Kjo shkresë prandej, kishte me dashtë të merrni përsipër mërzín me u takue me të naltpërmendunin dhe ta nxitni të interesohet mbi sa Ju shkrova.

Kam dëshirë t'a shoh të botuem për së shpejti këte, mbassi sivjet kemi, për koinçidencë, edhe 50-vjetorin e rrethimit të mbram të qytetit (1913-1963).

Edhe për ndonjë çashtje tjetrë, fort ma me randësí, do të Ju kishem porositë e interesue, por drue mos të shkoj gjatë. Ju lutem prandej, që në rasën kur të vijni për punë Tueja në Shkodrë, që të dukeni edhe tek unë, për t'u marrë vesht os ad os!

Tue shpresue një gjegje, mundsisht të favorshme, Ju dërgoj me anën e kësaj edhe një shëndet të përzemërt.

**Justin Rrota**
Kuvendi te Arra e Madhe

Por as historiani i Kostallarit nuk erdhi për të dhanë miratimin për botim, as përgjigjja e shokut Llazar. Pader Justini nuk e kuptonte se, tashma, ishte persona non grata, i hjedhun në hije për t'u harrue, me marifet bizantin.

Si mbyllje të kësaj parathanje e ndiej si detyrë morale me falenderue Z. Gjovalin Çuni për ndihmën që ka dhanë në botimin e këtij libri.

QYTETIT TIM TË SHTRENJTË DHE
BASHKËQYTETARËVET
TË SHKODRËS JETIKE ZAMADHE FISNIKE
KËTO FLETË TË PËRGJAKSHME
TË CILAT
KISHIN ME DASHË TË ENDIN SA MA
BESNIKISHT
NGJARJET E NJË RRETHIMI
NDËR MA TË GJATËT E TRAGJIKËT
QË NJEH HISTORIA E POPUJVET
SOD MBAS 50 VJETSH
ME NDERIM E NOSTALGJI

AUKTORI

# *DY FJALË SI PARATHANJE*

Shkodrës sonë jetike nuk ishte, si dihet, ky rrethim, ma i pari, që i tokonte me pësue. Vendue qyteti, për natyrë, në një pozicjon strategjik fort t'aftë për qëndresë, për me e shtî në dorë, anmikut përherë i u desh me hjekë fort keq.

Këndej, kanë mbetë të përmenduna në histori faktet burrnore, heroike e legjendare, që rrokull shekujvet shenjohen nga historjografët se ndodhnë, si prej anet së sulmuesvet, si, posaçe, prej anet së mbrojësvet.

Mjafton të çekim këtu, sa ngusht i a çoi Romakut edhe sa shumë flî i kushtoi këtij, kur desh t'i a hiqte doret Shkodrën mbretit të saj të pafat, Gjencit, Gjenerali romak i famshëm, Luc Emil Pali, vjetin 168 p.K.- Kujtojm këtu, sa punën i a qiti turkut vjetin 1474 e 1478, Shkodra e qëndrueme në keshtjellin e Rozafatit, për me e marrë me luftë e ma fort me û.- Shtojm sulmet vigane, që bani vjetin 1811 Mustafa Pasha i Bushatit, për me e shtî në dorë Shkodrën zamadhe.

Ndërkaq, na prej anet sanë, tue krye këtu detyrën e kronistit të ndërgjegjshëm, do të mundohemi ndër shprehje gjithkun të diftohemi sa ma objektiv, të drejtë e të paanshëm, sidomos në theksimin e ngadhnjëmevet të të dyja palëvet.

Kemi konsultue, mund të thomi, krejt bibljografin përkatëse, botue deri më tash nga auktorët e vendit e të huaj. Do t'i shfrytzojm mundsisht të gjithë, sidomos përsa i përket kronologjís ekzakte të ngjarjevet të këtij rrethimi, që, si thámë, njehet sigurisht ndër ma të gjatët e tragjikët, që regjistron historia.

Përsa kemi pasë mundsí, kemi avitun dhe kemi marrë informata nga ata të pakë tashma, të cilët aso here kjénë pjesëtarë, në moshë të pjèkunë të kësaj tragjedie.

Po; këto të gjitha do t'i kemi parasýsh në t'endunit e këtyne fletëve të përgjakshme. Por trishtimi e përshtypjet e forta t'atyne ditve të zeza ; tmera e pikllimet e kujtimet e vajit e të mjerimit

t'asaj perjudhe tragjike, këto janë sende, që kanë mbetë gjithnjë të pashlyeshme në menden e në zemrën e atyne që e patnë rrezik me i pësue.

Mbas një gjysmë shekullit (1913-1963), auktorët pasivë të kësaj tragjedie, sigurisht, nuk i kanë qitë mendësh endè ato të zeza, mënerë e pikllime: A mund të harrohen?... Prandej , edhe për ta s'ka për të kenë një gjâ e paqëllim, kur t'i këndojn ndër këto fletë gjanë e gjatë edhe me shenjëmet e duhuna vuejtjet e idhta t'atyne ditvet të trishtueshme.

T'unshëm e të dëshruemë ma e shumta për një kafshatë bukë, tue e pá, shtatë muej rresht, për ditë deken me sý, gjithë kohën gati të thuesh, posaçe natën, strukë si iriqat nën dhé a si bretkocat ndër gropa, gjatë lagështinës së vjeshtës e acarimit të dimnit; natë e ditë me frikë në zemër, përherë vû shenj pushket e topit; shkëputë prej botet për një kohë jo ma të vogël se 7 muejsh; Përnjëmend, që këto janë vuejtje e të zeza, të cilat mund të aprovohen, por që nuk mund të përshkruhen, nemose aq sa duhet. Ta ngarkojm sa të duesh kuadrin me hijezime sa ma t'errta, kurr s'mund t'i a bâjm ngjat së vërtetës a realitetit t'asaj perjudhe pësimesh jashtëzakonisht mizore.

As për ta prû mjerimin e vuejtjet e atyne ditve **se** ma gjallë, s'e kemi menden t'i shtojm a t'i smadhojm punët. Jo; shkruej ndër këto fletë çka na rá aso here me pá me sý, apo çka ndiemë vetë e na provoi zemra gjatë asaj ploje së përfrikueshme.

Për ta paraqitun qytetin n'ato adspektet sa ma reale e, ndër të cilat gjindej Shkodra aso ditësh ma të të regjimit të vjetër, do të mundohemi ta pajisim me një numër sa ma të madh fëtyrash fotografike. Së mbramit, edhe këtê: Synuemë të bâjshim këtu një veprë të voglë historiko-letrare. N'i a paçim dalë këtij qëllimi, jo, kjo âshtë një gjâ që rri kryekrejet në dorë të lexuesvet; këta t'a gjykojn.

Shkodrë, vjeshtën e 50-vjetorit të rrethimit të mbramë të qytetit (1913-1963)

Auktori





Pamje prej Shkodres.

# Fatet e qytetit të Shkodrës Rrokull shekujvet

*«Shkodra, ky qytet shum i fortë, vështirë se mund të merret me luftë»*
(Tit Livi XXXXIV.31.)

Shkodra, kryeqyteti i Gegnís, pat kenë motit selia mbretnore e krajlavet t'Ilirís, që kjénë të Parët tanë.

Gjenci, ma i mbrami mbret i Ilirëvet, kje thye në luftë prej perandorit romak, Luc Anicit, e çue në Romë si rob. Aso here (v.168 p.K) e mbrapa, Shkodra e Shqipnia mbarë u banë pjesë e mbretnís romake.

Kur mandej vjetin 395 u dá dýsh kjo mbretní, edhe kryeqyteti i Gegnís, Shkodra mbet me perandorín e Stambollës.

Në të IV shekull, Gott, një popull i Gjermanís, u derdhnë nëpër Dalmacje e nëpër Shqipní; e vëllau i Tòtilës, mbretit t'Ostrogotvet, Ostroili, e mori me luftë Shkodrën edhe zuni vend në këtê qytet si krajl.

Perandori i Stambollës, Justinjani II, i qiti jashtë prej këtyne krahinave, tue lanë në Shkodër Selimirin, gjerman edhe ky; i cili kishte ardhë bashkë me Ostroilin. Këtij i dha pushtetin me e sundue Shkodrën me rrethe, tue e njohtë këtê, si Kontin e Zentës.

Zentat, atëherë, ishin dý: Zenta e Sypërme, që përfshinte Malin e Zí të soçëm; edhe Zenta e Poshtëme, e cila merrte Podgoricën, Shkodrën, Drishtin etj.

Serbjanët, të cilët kishin ardhë në shekullin VII aty ku janë sod, këta e shtienë në dorë ma vonë edhe një pjesë të Shqipnís, me tê edhe Shkodrën. Por, si u prish e u shkatërrue mbretnija e tyne, Dera Serbjane, katolike e Balshajvet, e bani për vete krejt Zentën e Poshtëme, me Shkodrën. Edhe e mbajtën këtê qytet deri

vjetin 1396; d.m.th. kur i a lëshuenë tue i a shitë Republikës së Venedikut.

Vjetin 1477 Shkodra nga kjo Republikë iu kje lëshue anadollakëvet; të cilët e fituenë, jo me trimní, por e blénë me pare prej Venedikut.





At Justin Rrota me At Gjergj Fishten ne vitin 1913.

# RRETHIMI I QYTETIT 1912-1913.

**E marte, 8 tetuer 1912**
*"Dushk për gogla!"*

Nëpër rrugat e qytetit: Frikë, pështjellim e fjalë vesh në vesh... Rreth mjesditet. Lagjja "Gurakuqi" ; Gjuhadol.

-Ej Ndoc? - e ndali rrugës një shok të vetin, Kola.

Si njeni si tjetri, të dy veshë me branavekë, tanuzin me tufë të mëndafshtë mbi krye, po ngitshin kahë furrëtari. Si u falnë, - Po ma ! - vijoi Kola. - Fjalë a gjâ?... Si po të duken punët? A thue krisi njëmend, a por?...

Morè kjo, me gjasë e pat! - i a priti shoqi. - Veç çka të shtýjë... Palè ma; të shohim !... Turkut, përsa më duket mue, kësi shtegu i a dogjnë fistanat; por sa pare ban ?... Drue, se dushk për gogla !... Paj, turku e Mali i Zí: Një skrop !

- Ani, bre burrë ! Të na hiqet një herë kjo hale; pse mandej kushdi si e ban Zoti. Të shkundemi prej këtij llomi; pse mjaft tash gati 500 vjet që na e fëlliqi këtê vend !... Mali i Zi? Serbi ?... Morè dreqi ta marrë këtê Shqipní; mjaft të na hiqet qafet turku!

- Mirë, mirë; por drue, mos të biem prej shiut në breshën. Kam frikë, se kemi me u pendue shpejt. Po edhe Malit të Zi kush i a ka pá hajrin?

-Morè, e dij edhe vetë; por, as kështu nuk qitet ma!

Fjalën i a preu në gojë krisma shurdhë e një topi të largët, që njatë herë ushtoi andej kahë Deçiqi. Edhe n'atë gjamë të trishtueshme deket, s'dij a prej friket a prej gëzimit, Kolës i u dha me britë të madhe:

-Qe besa; këta i a mbërrijtnë!... Po, lum Ndoci, shum shum me thanë, deri sod një javë, po i shohim tue na u endë nëpër Fushë të Çelës e për të gjatë të Parrucës kapicat e qindisuna m'ari me

Zhivio Nikolla I.

-Zoti mos e thashtë!... Jo, jo; njëqind herë ma mirë fesat e kuq! Bamë e u mësueme tashma! S'ka ma zí, këtê po ta thom edhe vetë, handrak ky e handrak ai; por mendja më thotë, se nën zotnín e rí do të gjindemi fort ma keq. Ti nuk e njeh, çka âshtë Mali i Zi!... Për shpírt, né Shqiptarët s'do me na pá gjallë!

Fjalë më fjalë u kapnë te furrëtari. Aty e këputnë bisedën, tue i thanë njeni -tjetrit: "Njëkëtu po e flasim e njëkëtu po e lamë. Mos gabo me zanë në gojë me kend këso punësh; pse madje tash âshtë kohë luftet; edhe, të marrin mbë qafë! Të shkon kryet, se kurrgjâ!

## Shkodra.

Qyteti në veti âshtë i pruejtun mirë prej natyret: S'merret me luftë, veç fort me të vështirë. Historia, tue zanë fill prej kohëvet ma të lashta, na dëshmon, se fort keq ka hjekë anmiku me e shtî në dorë këtê vend jetik.

Por tash, në këtê rrethimin e mbramë që kemi parasýsh, Shkodra gjindej e forcueme edhe e mbròjtunë sidomos nga këto dý anë. Në njenin krah, kah jugu, âshtë e rùejtunë nga Kodrat e Tepes e nga kështjelli historik i Rozafatit, ndërtue qyshë ndër kohët ma të lashtat ilire (mendo te: Gjenci e Teuta !); ma vonë, forcue e rregullue ma së fortit nga Venecjanët. Mbrojtjen ma të randsishmen e kryesoren por, duhet me thanë, se qyteti e ka nga Taraboshi dhe nga Kodrat e Bërdicës e të Vukatanit (forcime të vona).

Të gjitha këto qandra qëndreset së natyrshme në kohën e rrethimit të mbramë nuk përmbajn ma se 25.000 vetë.

Kahë dro secila qendrë luftimit mos të mbesë e shkëputun nga shoqet, kështu i âshtë dashë sëcilës posaçe me mendue për veti, për një luftim të pamvarshëm. Shtrëngue e forcue për qëndresë, mos me pasë, çka u ban anmiku, për fund por, gjithë uzdaja âshtë mbështetun, si thamë, mbi kështjellin e natyrshëm të Taraboshit.



## Kryekomandanti i operacjonevet.

Në krye të gjitha fuqivet ushtarake ndodhte aso here, fati i Shkodrës, një burrë fort trim e i zoti, Hasan Be Rizaja.

Ky Kryekomandant i squet, emnin e të cilit qyteti i Shkodrës nuk do ta qesë kurr në harresë, kishte lé në Bagdad, vend i përmendun i Turqís Azjatike, permbi lumin e Tigrit: Qytet, që ka nderën të mburret, se ka ma të vjetrin Universitetin e botës, themelue prej arabësh.

Hasan Riza beu kishte krye këndimet e para të degës ushtarake në Stambollë; mandej shkue e dhanë fund këtyne në Berlin. Prejse qyshë heret u diktue burrë i mendshëm, i gjallë e i zoti, sidomos, në degën ushtarake, t'u këthyemen në vend të vet, në të shpejtë i duel zani si një ndër ma të mirët oficjera t'ushtrís mbretnore; edhe qyshë nën Abdul Hamidin kje çmue vlera e zotsia e tij e jashtëzakonshme. Kështu që, me gjithëse aq i rí, mbërrijti m'u emnue pashë, ase gjeneral ushtriet.

Fíll mbas Konstitucjonit (hyrrjetit) qeverís së ré nuk i a mbushshin kurr synin oficjerat e rregjimit të Abdul Hamidit. Sado të zotët e me një kulturë të gjanë, disa i kishin marrë ashtu shpejt e shpejt shkallët ma të naltat ushtarake.

Ishte koha atëherë për ashtu! Në numrin e këtyne oficjerave të rritunë në pakë kohë, ishte edhe Hasan Rizaja; Edhe ky, me tjerë, kje degradue e bâ kolonel.

Hasan Beu por, nuk e ndjeu gjithaq këte degradim. Ishte i ri, edhe kishte miq e të njohtunë plot ndër rrethet e nalta të komandës ushtarake të mbretnís. Edhe njëmend; çdo punë a zyrë, që i ngarkoi qeveria e ré, ai gjithmonë e kreu ma së mirit, tue korrë kështu lavde e simpatí përherë ma të madhe nga eprorët e vet.

Ndërkaq, shkaku i uzdajës së madhe, që të parët kishin mbi zotsín e tij, kje dërgue në Shkodër, si komandant permbi 30.000 ushtarë të rrègullt.

## Vetít e rralla të Kryekomandantit.

Ishte i rreptë fort, i vështirë dhe pak si i ashpër me ushtarë. Kështu e bien; mbasi ai e këqyrte kryekrejet detyrën. Si i rrinte kësaj ai vetë me përpikëni mbë tê, njashtu kërkonte edhe prej tjerësh.

I shtrënguet por, e i pathyeshëm diftohej vetëm kur ishte puna e zyrës, përsa i përkitte ushtrís e luftës. Për ndryshe diftohej burrë, kavaljer, zemërbardhë e i dhimbshëm sidomos me të mjerë.

Kishte nderim për anmikun që kishte per báll; I a çmonte trimnín e i lëvdonte qëndresën. Shpesh e kishte në gojë këtê fjalë, se i a dinte per nderë Krajl Nikollës, për arsye pse i kishte vû per báll një Gjeneral trim e të zotin, si shoqin e Z. Martinoviqit.

Mandej edhe qe: Ndodhte njëherë n'inspektim andej kahë llogoret e Bardhanjorëvet; përse ai madje, si komandant i mirë bante çmos, për me u gjetë në çdo qendër, ku lufta ishte ma e ndèzunë.

Aty, kahë Bardhanjorët i rá me u ndeshë në një ushtár malazias i cili, varrue randë ndër kambë, me të zi që po ecte.

Do prej bashibuzukësh i pau Kryekomandanti kahë ishin tue marrë zhargas atë fatzí e ishin tue e çue kahë llogoret e veta. Hasani shkoi në të shpejtë te i varruemi i huaj; desh me e pá; i pruni te kryet mjekun e vet. Mandej, sa hetoi asajt një gomár shkarkuet, e ndali edhe i a bleu të zotit njaqë sa i lypi, 150 grosh. Me atë fill Kryekomandanti xuer prej xhepit një facoletë të bardhë, i a dha të varruemit të huaj, edhe e porositë ta valëvitte gjithë rrugës tue e përcjellë kështu kahë rreshtat e anmikut.

## Mbi qëndresën e qytetit.

Kur dikush njëherë e pyeti Kryekomandantin për qëndresën e qytetit, ky i përgjegji: «Shkodra nuk merret ashtu lehtas, âshtë vështirë me e shtî në dorë. Sa për malazez, këta sigurisht s'kanë





Hasan Rizaja, valia i Shkodres, komandanti i pare i gjith ushtris, vra tradhtisht me 31 kallnduer 1913.

çka i bâjn: Këta vetëm, kurr s'janë të zotët me e marrë Shkodrën. Këtyne kishte me u dashë t'u vîjshin në ndihmë edhe nja 30.000 serbë me topa ma të mëdhaj e ma shumë. Atëherë po; ndoshta mund t'a shtín në dorë Shkodrën. Por, me çka shoh vetë, kjo ditë, dita e të ramit të qytetit, âshtë larg, fort larg!»

Hasani flitte kështu, pse dinte çka thonte. Ai vetë e kishte urdhënue e rregullue krejt planin e mbrojtjes së qytetit me zotsí të rrallë e me taktikë strategjike sa ma moderne. Tue e parapá Kryekomandanti, se ndër ato rrethana ishte gjasa se do të mbette kryekëput, i shkëputun prej qeveriet së vet, u vû e bani çka mujti, për me u mbrojtë vetë, pa i u falë nderës kuj.

Ndërkaq po shì aso ditsh mbërrijtnë në Shkodër, nisë prej Stambollet, armë, municjone e gjithfarë materjalit luftet, mjaft me shumicë, drejtue për Beranë, Pejë, Gjakovë e Prizrend.

Tashti por, tue kenë lufta në kambë, s'ishte e mùndunë me e përcjellë në destinacjon të vet, shëndosh, gjithatë materjal luftet. Prandej, këto municjone mbetnë në Shkodër. E kje një fat i mirë për qytetin e rrethuem, mbasi kishte mbërrijtë në një kohë aq të volitshme.

Ndërkaq edhe, gati dita me ditë shihen kahë hijnë në Shkodër udhëtarë redifë ase bashibuzukë. Vetëm njëkëto ditët e fundit i a kanë behë këtu prej kahmos 1500 vetë, asi vullëndetarësh solidarë me regjimin e vjetër.

Hasan beu ka uzdajë të madhe mbi ushtarët e rrègullt të vet, sadoqë i mban më një dishiplinë të rreptë. Për çdo gabim, thonë, që bâjn ushtarët, edhepse nuk âshtë gjithaq me randsí, i ndëshkon randë. Qe, një shembull.

Një ditë, njandej kahë fillimi i rrethimit, dy ushtarë, grekë me fis, por nënshtetas turq, u pánë tue e kalue urën e Buenës, me qëllim, mësi dukej, me shkue e me u bashkue me ushtrí malazeze. Njëherë së parit nuk u bani zâ kush; i lánë të kalojshin. Por fill mbas, një mitraloz, vendue aty në krye t'urës, i gjuejti e i la dekun mbë tokë, si njenin, si tjetrin. Njashtu njaty dy të dèkunët kjénë lanë për do dit, qi t'i shihshin të gjithë, edhe mos t'i binte në mendë

ndonjë ushtari tjetër me bâ si ata rrezikzez!

**Lajmi zyrtár i luftës.**

Lajmi zyrtár i fillimit të luftës, ultimatum, kje dhanë me 8 Tetuer 1912; edhe fill ne e nesret, e mërkuere, nisnë me u ndie ushtimat e topavet, që rrihshin andej kahë krahi i rrëmakët i liqenit të Shkodrës. S'vonoi e në të shpejtë u hap fjala këtu në qytet, se ushtria e Malit të Zí, ma të parën punë, kishte mësý me i rá Tuzit.

Njëkohësisht, ushtrít malazeze e shkapërcyenë kufinin nga trí anët: Nga perëndimi, tue marrë krahun e Anës së Malit, e tue mbajtë gjithkun kah krahu i djathtë i Bregut të Bunës, u shtýnë deri rranzë Taraboshit. Krahu tjetër, mësý e shtie në dorë qyshë ato ditët e para Tuzin, u shtýnë e i ránë malit për báll, qëndër e fortë qëndreset, Deçiqit. Një degë tjetër e ushtrís së Malit të Zí i a mbajti andej kahë Kopliku e Vraka, e rá në Fushën e Shtojit. Një pjesë tjetër e ushtrís anmike u drejtue kahë e djathta e liqenit, gjithnjë rranzë Taraboshit.

Me 11, rreth mjesditet, nisnë me u ndie në Shkodër top e mitraloz andej kahë Zogajt, mbi Shirokë. Pushka, batare, ngjati a s'me kenë breshën, atë ditë gjithë ditën edhe ne e nesret, deri me 13.

Atë natë filluenë me u pá prej qytetit zjarmoret e shtëpiavet, që malazezët shkojshin tue djegë gjithkahë.

S'vonuenë me i a behë në Shkodër, çeta mbas çetash, banorët e ikunë si të dispruemë prej atyne lagjeve, të cilat flakët e anmikut shkojshin pëllambë për pëllambë tue shkrumbue. Me ta i a behnë në qytet, ndër ma të parët, shirokasit; të cilët, mbasi kishin çue kinse me i ruejtë në Kishë gjithëçka kishin pasë mbas shpirtit, gjâ pasuní e orendí, vîjshin tash në Shkodër, kinse me gjetë strehë e shpëtim.

Në këtê luftim andej kahë krahu i rrëmakët i liqenit të Shkodrës, ndërmjet Shirokës e Zogajt, dje me 11 tetuer 1912, mbet tue luftue trimnisht, Sadedin Bej, Komandanti i regjimentit.



E, sikur kallëzon Hortensia Zambaur, e kanë shtie në dhé njashtu si ka dekë, pa e lá, simbas zakonit; mbasi âshtë pastrue me gjak të vet, të derdhun për vatan. - Flitet ndërkaq, se komandën e Taraboshit e ka marrë Hasan Rizaja; Esat Pasha atê të Fushës së Shtojit.

Ishin bâ prej rruget, prej panikut, prej strapacash e vuejtjesh... s'shiheshin me sý! E grátë sidomos, këto shkye e laskarue petkash vrá e shëmtue e lá më gjak, tue kjá si të disprueme, mësýjshin me hî përdhuni në qytet.

Gjithai karvan së mjeruemësh, ikë e lanë ato kësollat e kolibat e veta, pa mujtë me marrë me veti veç sa pak çakla, kishin ecë dý dit e dý net, gjithë uzdajë kinse po e kapim Shkodrën e po shpëtojm me krye! E tash!...

Bashkë me vargun e përvajshëm të këtyne të mjerëvet, ikë ma e shumta prej Pulajsh, prej Kakarriqit e prej katundesh për rreth, një mbas një s'prâjshin tue e mësý qytetin edhe asish së shkretësh, djegë e plaçkitë e prishë e rrenue prej Malit të Zí.

Njato pak bagtí, që kishin mujtë me shpëtue për flakë të pushkës, ato i kishin vû përpara e u grahshin gjithsa mujshin, mbasi koha s'pritte. Tjerat, berret e imta sidomos kahë s'kishin mujtë me i a marrë me veti, kishin shkue tue i lëshue aty-këtu rrugash, veç sa mos me i a lanë anmikut!

Posë këtyne që përmendmë tue i a mësý qytetit dita me ditë edhe prej katundevet, sidomos të rrethit. Këta të mjerët mbasi kishin djerrë gati gjithë gján e gjallë e gjithëçka kishin pasë mbas shpirtit, tash gjindeshin gisht. Edhe kështu mësýjshin Shkodrën, mendja e tyne, për me shpëtue gjallë me frymë.

Shumica, ngarkuet ata vetë njëherë gjithsa kishin mujtë me çue mbë shpinë, burra e grá. Me ta, ndonjë kál a gomár, edhe ata ngarkuet sa mos me mujtë me çue ma.

Ishin edhe asish qi kishin marrë rrugat, kush te një mik a kumbár; kush edhe mësynte malin, pa e dijtë mirë as ai kahë me i a mbajtë.

Por përgjithsisht grátë, si thámë, këto sidomos, prej së

lodhunit e prej disprimit, ishin bâ si të lafituna mendësh. Shumë sosh kishin ngrykë foshnjet, të cilat edhe ato kjájshin e britshin të madhe.

E tash, njashtu vojtë me i u dhimbtë gurit e drunit, as me hî në qytet nuk i lêjshin, n'atë Shkodër, ku kishin ngulë të gjitha uzdajët e shpëtimit.

Vrrasin, kjajn dhe lypin me doemos t'i lanë me hî në qytet. Por roja s'ka fjalë tjetër në gojë, përposë njasaj: "*Jasak*! Nuk âshtë lêja! Kështu âshtë urdhëni i Komandantit! S'ban ndryshe kurrsi!"

N'atë të veten edhe roja e Komandanti kishin të drejtë.

Po me pasë rra me u grumbullue në Shkodër të gjitha katundet e rrethevet, mos pyet çka kishin hangrë gjithai njeri.

Urdhënin me u kthye dalë, gabelt sidomos këta nuk duen me e ndie. Kahë mendojn, si e kanë lanë vendin e vet, mjerimin e të zezat që kanë pá me sý, vetëm ky mendim u a shtinte trishtimin edhe e largojn si tundim. Me u kthye prap po aty ku pakë para kanë pá dekën me sý?... Jo, jo; nuk âshtë punë që bâhet!

Por urdhëni âshtë urdhën. Ushtarët janë rreshtue në krye t'urës, edhe nuk lanë me kalue njeri të gjallë asajt!

### Kahë Kopliku e Fusha e Shtojit.

Marrë me luftë e rá në dorë Tuzi e Deçiqi, ushtria e Malit të Zí u lëshua fulikare kahë Kopliku edhe njëherit u shpërdá Fushës së Shtojit. Këtu, me 17 të Tetorit u bâ një luftë e përgjakshme, që s'di kush me e kallëxue. Pushkë e top krisnë sa krisnë; mandej filluenë me u pá prej qytetit shkulmet e flakëvet e të tymit, që delshin prej shtëpiash së djeguna, posaçe andej kahë Kopliku. Zjarmi, ngjati pa u dá kurr, dý dit rresht.

Prej flakëvet të natës mund të gjykohej, deri ku kishin mbërrîjtë malazezët. Zjarmorevet, që shiheshin përherë e ma shumë andej kahë Kopliku, shpejt erdhnë e iu shtuenë edhe ato të katundevet kahë rranzat e malit të Maranaj, e prej Prostripet.

Ndërkaq, dita më ditë e mësýjshin qytetin qindra e mija






Shkodra me rrethe.

katundarësh e malsorësh së dyndunë prej malsísh e katundesh së djeguna, të shkrumueme edhe vû para prej ushtriet sulmuese.

Ata të shkretët, që lêjshin trojet e veta edhe vîjshin tue u grumbullue këtu mbrendë në qytetin e rrethuem, n'atë gjêje disprimit nuk e mendojshin aspak, se me këtê punë iu randojshin të rrethuemvet, tue e bâ përherë e ma kritike çashtjen e ushqimit, posaçe të bukës.

E fëmija e njomë, këta sidomos ta këputshin shpirtin, tue i pá ashtu ngrehë zharg për doret prej prindësh e prej së mëdhajsh. Viktimët e pafaje të shplakës së luftës! Ndërkaq, ushtojshin për tmerrë topat, që prej Muriqanit rrihshin majet e forcueme të Taraboshit; pa mujtë mësi dukej, me i bâ gjâ. Turqit, flakë për flakë, i përgjegjshin bombardimit; i rrishin gati e s'i a lêjshin dalë anmikut sulmues.

## Lufta kahë Mesi e Myselimi.

Qyshë me 16 të Tetorit, nga Kopliku malazezët u drejtuenë me gjithë forcat e veta kahë Fusha e Shtojit. Mjaft i a dhanë; por nuk qitën gjâ në treg. Ndërsa baterít gjuejshin pa dá nga Muriqani qandrat e forcueme të Taraboshit, malazezët vîjshin tue u shtrî kahë Drishti, kahë Mesi e Myselimi. Këto veprimet e anmikut mund të hetoheshin kjartë dhe mund të ndiqeshin me sý prej qytetit të rrethuem, simbas edhe tymit, që shihej tue dalë nga shtëpiat e djeguna. Por vërtetohej edhe ma me siguri nga numri i madh i banorëvet t'atyne rretheve, të cilët rrâjshin varg e vistër dita me ditë, të tmeruemë, për me gjetë strehim e shpëtim në qytetin e rrethuem.

Me 26 malazezët, marrë me luftë Zogajt, me atë fill u drejtuenë me e shtie në dorë edhe Shirokën. Pushkë e mitraloz e top, qëse bani dita, krisi pa mê një ças. E mësynë Shirokën e shkretë me furí edhe banë çmos, për me e shtie në dorë. Por sa për atë ditë, nuk u duel.

Tue fillue prej mjesnatet, me 27 të tetorit dhe deri në perëndim

të diellit, Mali i Zí gjithnjë u lëshue kundra llogorevet të Fushës së Shtojit.

**Qarkimi ngushtohet.**

Qëndra e luftimit ndërkaq afrohej përherë e ma tepër kahë qyteti. Malazezët kishin vendue topat shì ndër rranzat e Maranajt; ndërsa turqit i kishin rreshtue topat e mitralozat pakëgjâ jashta qytetit. Kështu që gjylet, ndodhte shpesh që shprazeshin mbrenda ndër lagjet e Rusit. Aty banë edhe dam; mbytnë nja disa.

Ne e nesret, me 28 të tetorit ndezi lufta prej dý anësh. Mësýhej pa dá një minut, njëherit Taraboshi edhe këndej kahë llogoret e Fushës së Shtojit.

Por me 29 malazezët, prej Mesit e Myselimit, pëllambë-pëllambë, tue e lá me gjak, u shtynë e shtienë në dorë Bardhejt. Porse çka! Malazezët, mjedis gjithatyne kodrave e vëneshtave e përroskave u ngatrruene, borën drejtimin edhe s'dijshin ma kahë me i a mbajtë. Ushtria e turkut u bani rrethin. U përzie lamshi atëherë, u bâ gjak i madh; edhe s'dij ku do të mbaronte puna, po mos të kishin rrâ mejherë shaljanët, që u hinë ndërmjet e s'i lánë me u shkri atë ditë të gjithë, tue mos mbetë asnjë për bé!

Atë ditë malazezvet u ishte dhanë e mbrapshta. Ushtari i pafarë mbet n'atë rasë dekun e i varruem atyne përroskavet e kodravet e fushave. Der në tre flamuj, edhe plot tjerë kjénë zanë rob e prû në qytet.

Të nesërmen prap luftimi vijoi; por vetëm me të shtieme topash, si ditën para në këte krah.

Të bjerrunat kjénë gati pat a pat. Shumë veç sa të thuesh. Këjo gjâ mujt me u vërtetue prej numrit së varruemësh, që vetëm n'atë shteg bartën e prunë ndër spitalet e qytetit, jo ma pakë se 5000 vetë !

Merret me mendë, se aq, në mos ma teper, do të kénë kenë





Luftetar prej Shale.



Gjon Pali i varruem ne krye e ne dore. Te kryet e bija.

të dèkunët e të varruemët prej anet së sulmuesvet.

**Bombardimet e para mbi qytet.**

**E mërkuere, 30 tetuer 1912.**

Për herën e parë malazezët sod filluenë me hjedhë gjyle edhe përmbi qytet. Bombardimi ngjati, të thuesh, pa u këputë kurr, deri me 19 të nandorit, njashtu nja 3 javë. Kje një punë që i shtini tmerën Shkodrës! Nuk ishin mësue!

Si mos me kenë mjaft, t'i a filluenë me e gjue rreptësisht me topa edhe Taraboshin prej së gjitha anësh. Kahë muzgu i natës Mali i Zi mësyni me furi të madhe edhe llogoret e Fushës së Shtojit.

E tash qe këtu tekstualisht, si e difton fillesën e bombardimit t'atyne ditve të fundit të tetorit 1912, një plak mysliman i qytetit: "Fillimi i bombardimit të Shkodrës ka nisë së parit te Ura e Maxharrit, te fusha e Rusit të Vogël edhe ka vazhdue andej kahë Xhamia e kësaj lagjeje ("Xhamia e Begos").

Bombardimi, zakonisht, zente fill rreth orëvet të mbrames, mbas kumbonëvet t'akshamit, tue vijue ndër orët ma të vona të natës.

Ma e shumta e banorëvet të këtyne lagjeve të bombardueme i lêjshin shtëpiat, sado natën për terr, i madh e i vogël; me ta edhe grát me fëmijët e vogjël ngrykë a për dore. Kah i a mbajshin ashtu atë kohë?... I a mësýjshin t'afërmvet e miqvet, n'atë krah ku asi shtegu nuk mësýheshin nga bombarduesët; d.m.th. kahë çinari i Hoxhës së Dheut, apo kah Rusi i Madh etj.

Vargu i këtyne fatzezvet, të ngushtuem me marrë rrugat natën për terr nga bombardimet, mbërrîjte ndoshta deri në Tophanë, tue kërkue strehim shtëpi në shtëpi, kush t'u a çelte derën me i përbûjtë.

Ky si thámë, ka kenë bombardimi i parë i qytetit prej anet së malazezvet; të cilët gjuejshin prej Vraket e Mesit e Myselimit. Menjëherë mbas, i a filloi bombardimi edhe prej Taraboshit. N'atë

rasë popullsia myslimane, mbasi këta sidomos asi shtegu ishin ma në shêj, i a mbajtnë kahë Draçi, Vekshari apor kahë Tepja.

Kryefamiljarët n'atë rasë merrshin me qirá kulla sanet e çka gjêjshin, veç si të mujshin me shpëtue gjallë me frymë.

Por shumica e mashkujvet myslimanë, që ishin të zotët e pushkës, shkojshin t'armatosun, me qëndrue krah për krah me udhtarë, në báll të luftës.

Sa për katolikë, këta, një shumicë, kanë mësý magazët e Pazarit të Vjetër. Po, pse aso kohe kanë kenë magaze të vjetra në pazár, që kanë mujtë me zanë mbrendë plot një vapor me máll.

Le të merret me mendë tash, sa i madh ka kenë deri atë vjetë 1912 Pazari i Shkodrës; i cili kohën e turkut njehej ndër pazaret ma të bukurat e ma të përmendunat e Lindjes Europjane.

Shumë u rrêjtën; edhe kujtuenë, se përnjëmend, e u paraqitën për me e marrë lêjen; por pasaporta nuk i kje lëshue në të vërtetë asnjenit.

Simbas gjaset, kjo kishte kenë një dredhí, një pluhun sýsh. Qeveria, mësi dukej, donte me u shporrë nga të huajt, posaçe nga konsujt. Nuk i kandej me i pasë këta, gjalma nëpër kambë. Kishte në mendë edhe me u zanë shtëpiat e banueme prej sish; pse madje, i duheshin për spitale ushtarësh.

### E shtunde 2 nanduer.

Çudi! Malazezvet duket, se u ka anda ma fort, me luftue natën për terr; përse prap sonte kjénë mësý rreptësisht edhe njëherë llogoret e Fushës së Shtojit.

Të shtieme topash e pushkësh e mitralozash prej së dyja anësh gati të tanë naten, thue po shembet shekulli.

Por mandej ne e nesre rá në fashë gjithçkahja. E kështu për do dit rresht na pushuenë veshët. S'u ndienë ma për së gjallit as njena anë as tjetra; ndoshta edhe pse aso ditsh fali Zoti shí e mot, çmos kurr: Fushat u bane liqê.



### Nanduer: Gjêja ekonomike e Shkodrës.

Ndërkaq, qeveria duel shtëpí për shtëpí, edhe mblodh gjithçka mund gjet ndër privat: Drû, voj të mirë, voj gurit, qira, grunë, elb, kallamboq, oriz, groshë, makarona, sheqer, hurma, tërshanë për kual e, shkurt gjithçka. Pronarët e shkretë u munduen kinse me i mëshehë. Por njerzit zyrtarë nuk lânë gjâ pa zhbirue e pa qitë në dorë. Veç ku mund të hasshin në ndonjë send, që mund t'u hinte në punë ushtarëvet!

Për këto sende, që i a merrte kështu popullit, i a lëshonte secilit nga një dorë, kinse se do t'i a lante me sigurí dikur. Mandej, edhe këtê dorë dikuj i a jepte, dikuj jo. Pse disave u a merrte pa dorë, pa gjâ!

E mjerë ai që diktohej, se kishte mëshehë ndonjë send. Ta diktuemen, atij rrezikziu, posë se i konfiskohej pa faleminderës, për ma tepër i vêhej pronarit me pague edhe një gjobë e mirë!

Një orëprém kishte vojtë e mëshehë do qira, kun nja 6000 copë, të mëdhaj e të vogjël. Një tjetër rrezikzí prap, mbante mëshehë diku në shtëpí voj të mirë, me shumicë. S'dihet si i a diktuenë. Edhe, joveçse u a muerën pa pare pa pullë, por u vunë me pague edhe nga 40 lira të verdha gjobë për shoq.

Përposë gjanavet të ushqimit, kërkoheshin atëherë fort edhe pëlhurë e peca gjithfarësh për ushtarë të varruemë, që lëngojshin spitalevet.

Tue fillue që prej ditvet të para të dhetorit 1912, në qytet nuk gjindej ma me u blé ndër dugajë, as voj të mirë, as voj gurit, as qymyr, as qira, as gati kurrnjë e mirë. Kështu që shumica e familjarëvet erreshin e ndjeheshin në terr. Drita e elektrikut në popull nuk njëhej atëherë çka âshtë.

### Çashtja e drûvet.

Kur s'patën ma ku me marrë drû për ushtrí, atëherë valia dha urdhën, t'u prejshin ullîjt e vëneshtavet, fiqtë, e të gjitha landët, që

mund të gjindeshin ndër Bardhej e gjithkund rrethesh.

Për këto qeveria nuk i lëshoi kuj dorë e dëshmí, kinse do t'i a paguente dikur.

Do dit po, u dha lêjen skamnorëvet, të shkojshin e të mblidhshin, ku mund të gjêjshin, drû e cokla. Edhe mbrenda murevet të vorresavet, vojt e muer e mblodh kush mujt krande e rrema e cokla. Por, sa mund t'u shtynte me kaq gjâ?

Populli kishte ngelë keq, lene se për bukë, po se po; por tash edhe për zjarm. Njëherë së parit doli urdhëni mos me guxue me vû dorë, as ndër pemët e kopshtit të shtëpiavet private. Por, si me i a bâ? Pa një gacë zjarm, a mund të rrihej, tash sidomos, që kishte nisë me u freskue moti?

Shtynë sa shtynë njashtu tue hjekë keq. Por, për fund, valia e tërhoq urdhënin e dhànun njëherë, mos me pré landën e kopshtijevet.

Ndërkaq, doli lêja me e pré për drû Çinarin e përmendun të Zef Zorbës, përmbi vorre të reja. Porsa u dha zani, se përnjëmend po prehej edhe ajo landë jetike, t'u lëshuen i madh e i vogël; kush me spata e me sakica, kush me thasë e me konopë, për me mujtë me marrë sa ma shumë.

Britshin gjindja, as me kenë të dispruemë, edhe dajshin si bishë t'egra, që lëshohen mbë ndonjë coftinë!...

Kështu duhet me thanë; pse lufta shoq me shoq, kush mund të grabitte ma shumë aso drûsh, kje përnjëmend e rreptë e e përgjakshme.

Pikë së parit nja disa, ma se 10 burra, hypën mbë çinár, edhe filluenë me pré në tê rrema e degë gjithëfarësh, të mëdhaja e të vogla; gjithsa mujtën. Poshtë rrijshin gjindja gati me i pritë.

Por njatëherë filloi edhe fjala e britma e kërcnimet e të shamet, kahë donte secili me kapë e me i a grabitë shoqit ndër duer copat ma të mëdhajat e drûvet. Aty veç, lum i forti!... Pse, për shpírt nuk i a lëshonte atij tjetrit, që mësynte me i a hjekë duersh, çka kishte mujtë me kapë. Thikën a këmesën, që mbante në dorë, rrinte gati me i a sjellë atij tjetrit, që kajherë merrte guxim me i a



hjekë doret përdhuni. Edhe, tue e parapá rrezikun që me mbetë pa tê, ta shtiemen në dorë, ikte me tâ mbë krah e çante tue ngá kahë shtëpia.

Sa ishin gjindja aty poshtë tue mbytë shoqi-shoqin për rreth atyne degëve qe, se një rremash së trashë, mbi të cilin gjindeshin tue pré nja 4 asi burrash, pa pritë e pa kujtue, u shkye edhe 4 puntorët e çinarit u rrëxuenë e ránë permbi grumbullin e gjindëvet që ishin tue mbledhë drû nën tê.

Të krisi atëbotë edhe ma zí fjala e degama e mësýnë me i a xjerrë shoqi-shoqit. Të varruemë e të shëmbtuemë shumë prej popullit nga këmesat e spatat që kishin në dorë, u kullonte gjaku gjithkahë. Po; por kurrnjeni s'e çante kryet për atë punë. Gjithnjë të dyja palët siellshin njena më tjetrën, mbarë e mbrapshtë. Prej këtij grumbulli të pështjellun, tash e parë shihej njeni e tjetri tue u largue prej asaj lame luftimit me nga një degë çinarit mbë shpinë e tue i a mbajtë kahë shtëpia.

Mbas do kohet, kur s'patën ma çka me ngarkue, gjindja i a filluenë me u shpërdá e me shkue në punë të vet. Mbetën aty, nën çinarin e prémë, vetëm nja disa asish së varruemësh, të cilët, prej varrësh e gjakut, nuk ishin të zott me i ngarkue e me i bartë mbë shpinë atë degë a atë ngarkicë drûsh që kishin mujtë me bashkue me luftë!

Ata të Kryqit të kuq, apor, si thirreshin atëherë, ata të Hanës së kuqe, erdhën në të shpejtë e i mjekuen.

### Lufta para furravet.

Por, çka diftueme tash, se ndodhi për rreth atij çinari të prém, nuk âshtë, të thuesh, kurrgjâ, krahas me britmë, degamë e pështjellim, që të tokon me pá e me ndie për rreth furrave të qytetit.

Ndër disa këso furrash, shkaku i popullit të madh, që i kishte mësý, qyshë ndër orët e para të paradites u mbarue buka, s'patnë ma ç'me shitë. Edhe, kështu, tue mos pasë ç'me bâ, i mbyllnë

xhamat e dyert nja disa orë përpara se e kishte zakon me i mbyllë ditët tjera.

Zani, kinse furrëtarët nuk kishin ma miell me qitë bukë, u hap si vetimë në qytet; edhe me atë fill mësýnë populli ato pakë furrat tjera, që i dijshin, se nuk kishin mbyllë endè.

Shumica, friket kahë i a shihshin gjasën, se mund të mbetshin pa bukë, me grushta e me shkelma, shtýj e shtýj, kapeshin deri te teska e furrëtarit. Ata ma qyqarët, që s'ishin të zott me u qëndrue atyne që i shtýjshin përmbas shpinet, shpesh herë edhe pa marrë gjâ, ishin të ngushtuemë me u largue e me u a lëshue vendin atyne ma të fortëvet.

Aso here gjithë puna ishte, kush ishte i fortë e shkonte ma i pari. Ai mund të merrte bukë; por edhe atê bukë të shkretë, me të peshueme, sa e kishte lêjen me i dhanë furrëtari, e jo sa kërkonte ai. Ndodhte edhe, që ai i mbrami jitte pa gjâ, megjithëse ishte aty tue pritë me orë e orë. Pse furrëtari shitte sa shitte; edhe kur s'kishte ma çka me shitë, mbyllte dritësoren e xhamit.

Populli i shkretë, qitte e britte një herë gjithsa mujtte. Për fund, me vái në buzë, tue turfullue e tue namë plot gojën ata që ishin bâ shkaktarë me i sjellë atij gjithatë mjerim e zí buket, merrshin rrugën me u kthye kahë shtëpia.

Hera-herë ata ma të fortët bâjshin si bâjshin tue shtý kê kishin para; i a mbërrîjshin tek e mbramja me u kapun te teska e furrëtarit. Kjo, por kaherë nuk ishte e mbrojtun ma as prej xhamash që ishin thye e bâ bluzhë.

Ata ma trimat, gati si tue i u kërcnue, i kërkojshin furrëtarit, t'u jepte sa ma shumë bukë. I qitshin përpara të hollat e i a njehshin gjithsa mund të lypeshin. Por kot. Shitësi u dante nga një bukë për krye, njashtu si e kishte urdhënin: gjâ s'i a ndronte menden. Nuk e trandshin aspak as britmat e kërcnimet e atyne që britshin ndër rreshtat ma të largët, tue lypë bukë, bukë. I ishin mësue tashma veshët furrëtarit, e dukej si mos me e prekë ma as ankimet, as vaji, as lutjet dërmuese të popullit t'unshëm!

Mirë mandej, se mbas sa mundit e luftet, mund t'i delte njerit



me e marrë atë racjon buket; por ishte edhe tjetra; Nuk ishe kurr i sigurtë, se mund ta çojshe shëndosh te shtëpia. Jo, pse ata që ishin dá pa gjâ nga furrëtari, mësýjshin shpesh, si të dispruemë, me i a hjekë duersh atij që kishte pasë fat ma të madh se ata, edhe i kishte dalë me e shtie në dorë nemose njatë racjon. Për me pritë, mos të ndodhshin këso pështjellimesh aty për rreth furravet, dërgonte gati gjithmonë qeveria ndonjë xhandár. Mirë; por xhandari i shkretë, një njer i vetëm, çka mund të bante në gjithatë pështjellim?... Shum-shum mund t'i dante gjinden e diçka mund të pritte, mos të bâhej ma keq. Por vetëm kaq; pse ai, në mjedis gjithatij njeri, s'kishte ngae as mundsí aty për aty me pá e me dá, kahë ishte e drejta dhe kahë ishte e shtrembta.

Para njenës këso furrash, andej kahë Dugâjët e Reja, ndodhi një ditë, që një grue, mbasi dha e muer, mujt tek e mbramja me e shtie në dorë një racjon buket. Keq, e vërtetë, kishte hjekë mjaft; por tash nëmose po kthente gëzueshëm kahë shtëpia, pse diçka po u çonte fëmijëvet me hangër.Tinës, ndërkaq, i vêhet mbrapa një djaloç; i cili i a grabitë së shkretës atë copë bukë, edhe ikë e zhduket me tê në pikë të vrapit. Nëmos tjetër por, kahë mori me ikë, kinse po e lâ një grimë burrní, i a lëshoi mbë tokë asaj qyqeje të hollat sa kushtonte ai racjon buket. Ajo e ngjyemja, bâ me plasë prej idhnimit; ndêji sa ndêji tue e përcjellë me bisht të synit grabitësin e pazemër, deri që nuk e pau ma. Ndërsa gjindja që ishin pranë qeshëshin për atë lojë të pabukur që i kishte luejtë asaj ai faqezí. Grueja shpërthei në vái... Atë natë nuk u çoi fëmijëvet t'unshën kafshatën e bukës te shtëpia. Për fund por, pa gjâ se pa gjâ, u ul e i mblodh mbë tokë ato të holla, që grabitësi i pafëtyrë i a kishte hjedhë në mjedis së rrugës.

Por mjerisht, sod parja nuk ban pare; S'ka vlerë. Sod veç, si thonë disá, a jé i zoti me shkye e me grabitë me forcë e dredhí!... Qe; ata të ligshtët ka gjasë, se ma të parët tash po desin prej unit! Po; pse kështu e ka ligj drejtsija e shekullit !

## Buka, frikë e gjak.

Sod edhe çmimi i bukës âshtë çue: Âshtë bâ 3 grosh oka. Njatê që s'ka me çka me e blé, qeveria e shtje në punë. Si shpërblim, nuk i paguen gjâ, por i jep do duer, me të cilat shkruen aty, se mund të merret bukë nga furrëtari!

Por puna ka vojtë aq shtrejtë, jo pse nuk ka miell. Thonë, edhe dihet me sigurí, se ndër depozita të qeverisë ka mjaft: Deri në 7 a 8 mijë thasë miell !... Por puna âshtë ma fort, pse nuk gjinden drû, për me pjekë bukën.

Sa kjénë rrugët çelë, fushash për rreth u grumbullue gjithsa mujt me u gjetë. Por tash, që qarkimi ka ardhë tue u ngushtue, nuk âshtë ma e mùndunë, të delet kun për drû e qymyr. Përtej llogorevet të turkut, s'âshtë kush burrë me u shtý. S'ka luejtë kush mendësh, me shkue e me i hý ndër hundë anmikut!

Ndërkaq, simbas urdhënit të Valís, âshtë mbledhë gjithsa mujt me u hetue kun në qytet, drû e trupa e dërrasa e gjithçka mund të hýjë në punë, për me ndezë furrat e me pjekë bukë. Policia nuk la kun birë as skutë pa kontrollue; edhe mblodh këso lande djegëse mjaft, mjaft.

S'ka; kështu âshtë urdhëni i kryekomandantit; s'bâhet ndryshe: Buka nuk do t'i mungojë as ushtrís, as popullit. Prandej shihen para furravet grumbujt e drûvet, të trupavet etj; a s'me kenë kodra. E për rreth këtyne grumbujvet rri roja natë e ditë, thue se po ruen visaret e Shtetit!

## E ejte, 14 nanduer 1912.

*Viktimat e bombardimit.*

Sod, njaty pak mbas mjesditet, një gjyle rá andej kahë lagjet e myslimanëvet, edhe mbytë 4 vëllazën.

Një herë së parit kujtuenë gjindja se predha âshtë shprazë gabimisht n'atë krah; I ka shkue dora topçís, e kurrgjâ! Po fill



mbas, tjera gjyle filluenë me rá gjithnjë n'atë krah. Britmë, panik, pështjellim e tmerrë. Mali i Zí e kishte sod me lagjet e myslimanëvet; e vetëm me këto!

Banorët e krahut të bombarduem, tue lanë gjithçka kishin pasë mbas shpirtit, u çuen e iknë, qyshë ndër ato të gjuetjet e para, tue u strukë ka lagjet e të krishtenëvet. S'ishte lojë: Një minut me u pasë vonue, rrezikoheshin me mbarue me të tana.

Me i pá ! Ishin shumica grá me fëmijë të vogjël për doret. Kush kishte mujtë n'atë pështjellim, kishte marrë e bartë me veti atë grimë bukë e atë fije miell që u kishte qëllue te shtëpia: Kaq; sa mos me dekë unit. Disa grásh kishin ngrykë, pështjellë ndër shpërgâj, foshnjet e vogla; e shkojshin tue i shtrëngue për zemër, si me dashë me i pruejtë prej gjylesh s'anmikut.

Zanë vend kajherë kudo mbë rrugë të madhe, sa me marrë pak frymë; ashtu shpejt e shpejt shoqe me shoqe, tue kallëzue çka kanë pá e çka kanë lanë; Shtëpia tue u djegë e tue u shkrumue prej flakëvet; gjithkun mure tue u rrenue, gjithkahë veç të dekunë e të varruemë!... Njena thotë, se ka pá me sý të vet, jo ma pakë se 9 të dèkunë; ajo tjetra i kallëzon shoqes, se vetëm në shtëpí të vet ka lanë shtrî 6 të dèkunë!... Një nanë e shkretë difton se ka lanë trûq për tokë 3 fëmijët e vet, të mbytun prej topit!... Edhe, tue u a diftue shoqevet çka e ka gjetë, nuk kján ma as s'bërtet; thue se âshtë tue folë për të huaj; Kaq ka tretë prej tmerrit!

Të vrámë e të varruemë prej topash e shrapnelash shihen gjithkahë. Prej kahmos ndihen tue britë prej disprimit, tue lëshue namë kundra anmikut dhe tue lypë ndihmë. Por, me shkue e me u ardhun në ndihmë atyne fatzezëvet nuk ka kush, mbasi secili dro për veti. Predhat e topavet e plumbat e shrapnelavet bien gjithnjë pa i a dá një minut. Kushedi, ndoshta njandej kahë muzgu i natës, bombardimi diçka ka me prâ. Porse deri atëherë ka me kenë tepër vonë. Edhe shumica e të varruemëvet, prejse s'ka me pasë kush me u rá mbrapa menjëherë, s'kanë për të kenë të zotët të qëndrojn gjallë gjatë, edhe tash desin prej dhimbash nën peshën e rrenojavet.

Njandej prej mbramjet shihen së largut shkëndijat e flakëvet

prej një ndërtese së madhe, që ka marrë zjarm. Shtëpia âshtë një shêj e një drejtim për anmikun, i cili vijon tue shprazë gjithnjë andej kahë sheh zjarmoret e natës, që vîjn përherë tue marrë ma hapët.

Sa herë që shkrepin gjylet mb'ato flakë njëherë së parit të duken, si me u fikë. Por s'ngjatë e prap se prap flakët shpërdahen edhe ma me furí; ndërsá ndihen tue rá pullazet, tue u rrenue muret, tue shpërda për rreth gjithkahë gjamë, tmerr e disprim!

Kun nja mbas një oret e gjysmë, bombardimi shkon tue u rrallue. Atëherë veç i a nisë pushka e topi e mitralozi, pa mê një minut, që shkojn tue shtue frikën e panikun e popullit të ngujuem.

-Çka, morè? - i a bâjn shoqi-shoqit, - Këta, me gjasë, i a mbërrijtnë. Ai ndien?... Jo; këta, si me kenë mbrenda këtu në qytet! Po, sonte, mbas gjithë gjaset, tek po na ardhkanë miq !

E lufta e pushka si breshni, nuk prâni një ças. E rreptë çmos kurr; por nuk ngjatë ma se një gjysmë oret. As s'mund të jetë ndryshe!... Natën për terr, me t'i shtie gishtat në sý nuk bâhen sprovë, për me pá palè… Por, nuk âshtë as urtí me mësý ashtu "kudo rafsha, mos u vrafsha!"… Pse madje ai tjetri për báll âshtë shtrëngue mirë për qëndresë; edhe gjithmonë anmiku âshtë në rrezik me mbetë mbrendë.

**E prende, 15 nanduer 1912.**
*Herojtë e arit*

Mbramë vonë, pakëgjâ para mjesnatet artileria e Malit të Zí, gjithnjë andej prej verit, i a filloi me gjuejtë qytetin njashtu si ditën para. Kishin drejtue grykat e topit kahë do kazerma të vjetra andej në krahun e verilindjes së qytetit. Rojes që gjindej mbrendë, i u desh përnjëherë me u largue andej e me dalë e me e lanë.

Njandej kahë ora 1 mbas mjesnatet t'i a nisi edhe një herë bombardimi ashtu mbarë e mbrapësht përmbi ndërtesat e qytetit.

Prejse gjylet bijshin njena mbas tjetret, shpejt e shpejt, sonte s'ka mbyllë kush sý. A mujtte? Njeri i gjallë s'shihej rrugës.



Kështu njëherë. Por prap njaty ma vonë të bijshin në sý do si hije tue ngá aty-këtu, si me kenë tue ikë. Roja i shihte mirë; por, me u thanë gjâ, nuk u thonte.

Ishin ma e shumta myslimanë të cilët, tue kujtue se përnjëmend kishte mê bombardimi, ishin rrêjtë e këthye prej llogorevet te shtëpia, me pushue. Por tash, tue gjetë zjarmin edhe ndër trojet e veta familjare, ishin të ngushtuemë me u kthye dalë.

Nja dy zotní pasanikë myslimanë nuk kishin dashë kurrsi me u largue prej shtëpiet. Kishin mbrendë pare të ruejtuna edhe sende të kushtueshme. Iu dhimbshin me dalë e me i lanë në dorë të s'dij se kuj. Mjaft i ishin lutë e i kishin premtue ndonjë ma dorëholli, që të rrinte me ta. Por rob i gjallë nuk u kishte ndëgjue.

Ata dy por, gjithnjë ndêjnë se ndêjnë! Iu dhimbte tepër gjithajo pasuní me dalë e me e lanë në dorën e një të pamunduemi, të një braci, që sigurisht do t'i kishte ndêjë gati. Sonte rá njëmend një gjyle shì në shtëpinë e tyne, edhe e mbyti njenin asish pasanikësh. Ai tjetri, tue drashtë për veti, s'pat kahë me i a mbajtë; edhe me të keq të zemrës, ngarkoi sa mujt me ngarkue; tjerat u çue e i la për dhuni.

**E ejte e e prende 14,15 nanduer.**
*Lufta në frymë të qytetit*

Qyshë prej oret 4 të nades vlon gjithnjë e rreptë e e përgjakshme lufta kahë Fusha e Shtojit, kahë Renci e deri ndër lagjet e Kiras. Nga qyteti ndihej batarja e pushkëvet, me t'u dridhë këmisha në shtat!... E ngjati që se bani dita, pa pushue një ças. U muzg, u err, e batarja gjithnjë s'dijti me prá. Dikur natën vonë, kahë të zbardhunit e ditës diçka nisi me u zhdavaritë.

Andej prej Vraket vijon anmiku me gjuejtë me top lagjet e myslimanëvet; por, njashtu kajherë në të rrallë vetëm. edhe ndenjë gjithnjë tue gjuejtë n'atë drejtim e me njatë ritëm qëse bani dita. Kahë mbramja vetëm diçka filluenë me e lanë.

Me gjithkëto të mësyeme të jashtëzakonshme e gjithkëto

të shprazme topash të furishme, nuk kuptohej kjartë, ku e kishte menden me dalë anmiku. Ndoshta, mbas gjaset ai me këto të mësyme të pareshtuna, synonte ma fort, me e largue prej ledhevet të frontit të Taraboshit një pjesë të mirë t'ushtrís, që t'u ngitte në ndihmë shokëvet ndër lagjet e mësyeme.

Një bataljon, vetëm një bataljon bashibuzukësh, jo ma, kje shkepë andej e kje dërgue në ndihmë shokëvet kahë krahi i verit të qëndresës së qytetit.

Kaq; por anmiku nuk i duel në krye atij qëllimit të vet. Kurrgjâ s'fitoi me këtë manovër… Apor ndoshta ai kishte me këtë punë, t'i bante turqit me u lehtësue municjonesh, tue i ligshtue diçka atij krahu. Por prap, mbas gjaset u rrêjt; pse fitimi kje tepër i vogël.

N'anën tjetër veç edhe Hasan Rizaja i a di mirë e si komandant i zoti, i ka para sýsh të gjitha. E di, se sod për sod nuk kanë kahë i vîjn municjone tjera, për të cilat ka gjithaq nevojë. Prandej Kryekomandanti pa dá, tash e parë, i porositë ushtarët, që t'i kursejn fishekët sa ma fort e mos t'i shprazin arkët kot.

«Sod - u thotë shpesh, - njëkështu të rrethuemë gjithkahë si jemi, do të mundohemi të qëndrojm me njata çka kemi; prandej, kursim, kursim !... Qëndresa, për mos me u lëshue në dorë t'anmikut, mvaret simbas municjonevet që kemi. Sa ma pak të dalin nga depozita, aq ma fort e ngjasim afatin e qëndresës».

**E prende, 22 nanduer 1912.**
*Serbët në Dajç të Zadrimës*

Ndërsa veshët e të rrethuemvet ránë diçka në fashë, prejse përnjëherë u duk se prani gjithkahë bombardimi, sod prap filloi me u ndie pushkë e top andej kahë Bardhanjorët.

Njëkohësisht, turku edhe prej kodravet të Bërdicës i drejtoi të gjuemet e topavet ushtrís s'anmikut, që synonte me i bá rrethin qytetit të Shkodrës kahë jugu. Artileria ngjati veprimet strategjike të vetat gati gjithë ditën e lume.



Moti i mirë, si pisha. Malazezët kambë-kambë njëmend, por shtýhen tue zanë pozicjone luftarake maje kodrinash, ku nemose s'janë në rrezik me u mbytë prej ujnash e kënetash e baltash.

Mbramë serbët kanë mbërrijtë deri në Dajç të Zadrimës. Lajmin ma i pari e pruni në qytet telegrafisti, i cili kishte pasë ikë si tinëz prej atij katundi. Njëherit ai bani me dijtë edhe, se telegrafa me Shkodrën kishte punue deri në ma të mbramin ças që e kishte lanë zyren.

Mirë, se me Dajç; por telegrafa punonte rregullisht edhe me Lezhen, ku kishin hî malazezët, të cilëvet as në mendë nuk u kishte rá, me e izolue a me e këputë telegrafën me Shkodër.

Ushtria e Malit të Zí sod nade ka vendue përmbi Malin e Shëldís nja katër topa, mjaft të mëdhaj, me të cilët kahë mbasditja t'i a nisën me gjuejtë llogoret e turkut, sidomos ato ma kryesoret e Bardhejvet.

Kjo qandra e syprithanun përbâhet prej gati 700 çadrash, ku janë strukun kun nja 7.000 ushtarësh turq. Reparti në fjalë pati dame mjaft të mëdhaja nga bombardimet e fundit të Shëldís. Kaq ma, sa iu desh ushtarëvet turq t'u dyndshin andej e të ngulshin diku prej asaj maje, ku thámë se i kishte vendue topat, i përlante me sý e i kishte si shenj pushket vargun e çadravet të turkut.

Sod prap, me 22 IX, ka kenë një ditë ndër ma të zezat, që i ka rá me sprovue qytetit të rrethuem. Uja në njenën anë e mungesa e gjithçkahes; shto në tjetrën anë frikën e panikun, që erdhnë tue u shtue, kur nisnë me u ndie së parit topat e Shëldís. Këto ishin shenje të kjarta, se anmiku vinte gjithnjë tue u afrue, e se rrethimi i qytetit shkonte përherë tue u ngushtue. Frika, e tmerra e ûs, si shauret i zí, vinte dita me ditë, tue i u kërcnue këtij populli të shkretë; i cili tashma âshtë marrë mendësh, kah s'di çka mund ta gjêj ditën e nesërme.

Por prap, kush mban në dorë shartet e qytetit, ai s'ka kurrkun menden me e lëshue. Kryekomandanti i ushtrís, Hasan Rizaja, i zoti i situatës, ecë kryenaltë në mjedis këtij populli të demoralizuem, të cilit përnjëmend, i ka rá zemra në fund të barkut. Riza Pasha,

vetëm ky nuk trandet edhe e ka synin kokërr. Nuk dro; jo pse pret se po ndodhë ndonjë ndrim a ndonjë gjâ e papritunë; por pse ka besim të plotë në vetveti.

S'pushon, me thanë, një minut, as ditë as natë. Ku përpara kishte zyren e zakonshme në qytet, aty ka lanë zâvendës sekretarin e vet; ndërsa atê vetë, tash e ké këtu, tash e ké atje; Gjithkun, me u gjetë gati, për me dhanë udhëzime e drejtime, kudo që parasheh, se anmiku e ka menden të bâjë ndonjë të mësyeme të jashtëzakonshme a të papritunë. Shpesh e ké me kahë 4 a 5 dit, tue vërtetue gjêjen e përgjithtë t'ushtrís; mbasi ai do me pá e me shqyrtue gjithçka; i ka anda me i studjue e me i zhbirue gjasët e sulmevet t'anmikut. Për fund duket tash e parë kahë rreshtat e llogorevet të qëndresës, edhe pse do me ia mbajtë nalt moralin ushtarëvet të vet.

## E shtunde, 23 nanduer 1912.

*Kafet e pijetoret*

Ndërsa lufta ban atë punën e vet, posaçe andej kahë Mesi e Myselimi, sod këtu, për të gjatë të rrugavet kryesore të qytetit tallalli, qëse ka bâ dita, ka shkue tue britë të madhe, se deri sa të jetë lufta mbë kambë, as kafe, as pijetore nuk do të rrîjë çelë, tue fillue prej nesret, që âshtë e dielle. Ndalimin lajmtari e mbyllte përherë gati tue bâ këtë arsyetim, fort me vend: Thonte: "Âshtë, me të vërtetë, marre e faqe e zezë për qytetarët e Shkodrës, me e kalue ditën, ndenjë kambë mbi kambë, kafeve e pijetoreve; ndërsa ushtarët rrijn me pushkë për faqe ndër llogore, dhe e shumta e tyne bâjn dekën, për me mbrojtun qytetin e rrethuemë!"

Fjalë s'ka ma të bukura edhe fort t'arsyeshme. Por disi jo fort të sinqerta. Ndalimi në fjalë synonte, mbas gjaset, që mos të tretej prej popullit ajo sasí e vogël sheqerit, që gjindej në vend; por që të ruheshin sheqeri e pijet, të gjitha për ushtarë… Kështu, fjala e popullit.

Ndërkaq, t'a dijn, se mund të gjêjn. Policët shkojn për ditë tue



kërkue andej e këndej, për me hetue palè, a mund të ndeshin kun gjâna ushqimit. Edhe kështu populli i shkretë rrallëherë se mund t'u a mëshehë sýve të zhbiruesvet zyrtarë, ndonjë gjâ me sasi të vogël ushqimit, për me mbajtë gjallë n'atë ngushticë frymën vetit.

Dje nade do qerre, do karro e karroca dolën jashtë, edhe u sollën, qëse bani dita ndër katunde për rreth të qytetit, për me mbledhun kinse miell e grunë. Shkuenë; por kahë mbramja vonë u kthyenë të tana shkarkuet, pa pasë mujtë me gjetë kun kokrrën e drithit.

Intendancës ushtarake por, nuk i mbushej kurrsi mendja, se s'mund t'u gjindte kurrgjâ: Nuk e besonte. Prandej, fill ne e nesret u nisën edhe një herë qerre e karroca edhe ma shumë me numër, të përcjelluna por, prej një numri edhe ma të madh ushtarësh. Kishin urdhën të prémë me kapë kêdo që u thonte mendja, se mund të kishte drithë e gjâna ushqimit të mëshehuna. Kahë muzgu i mbrames u kthyenë edhe këta, të thuesh, pa gjâ, krejt si ata të parët. D.m.th. gjithsejt kishin ngarkuet mbë qerre kun nja 1000 okë kollomoq: Një hundë burrnot për gjithatë morí ushtriet (30.000 vetë!).

Ndërkaq, ka fillue ûja me u ndie aty-këtu, edhe fort. Tashma po shihet, se i pasun i vërtetë nuk âshtë i zoti i 100 ase i 1000 napoljonavet arit. Jo, kush ka drithë, veç ai sod mund të thotë, se âshtë diçka.

Sod njai që hîn në një dyqan, me mende kinse po bléj f.v. 3 okë oriz, atij fort vështirë, se i del me blé, shum me thanë, një okë; madje edhe në mujtë me gjetë tregtár që i a shet aq me shumicë.

## E dielle, 24 kallënduer 1913.

*Të dèkunët e të varruemët e frontit*

Mbramë ka shpërthye andej kahë Bardhejt, pa pritë pa kujtue, edhe një përleshje e fortë luftarësh. Deri njaty pak para mjesnatet, pushkë e top u ndie prej së dyja anësh, me një farë maset e rregullimit. Por ma vonë batarja erdh tue u bâ fort ma e shpeshtë edhe filloi me marrë ma haptas.

Në këtê luftën e soçme të Bardhanjorëvet turku kishte pengue, jo ma pak se 6.000 ushtarë. Porsa Mali i Zí i a nisi me bombardue kodrat e Rrencit, t'i a filloi edhe turku me e gjuetë anmikun prej kështjellit. U gjuejten, ata qit e këta qit, po nja dý orë të mira. Vlonte pushkë e top, të lumët na për Zotin! Aq ma, sa dukej se anmiku ishte shtý deri ndër lagjet e fundit të kristjanëvet të qytetit. Të dyja palët me mauzere: njena ruse edhe tjetra me të turkut. Të parat me një krismë diçka si të thatë, të dytat si ma tingëlluese.

Turqit i përgjegjshin anmikut ashtu tak-tuk, por ma rrallë; sigurisht, pse ushtria kishte urdhën me kursye sa ma fort fyshekët!

Malazezët n'uzdajë të territ të natës, e banë edhe një të mësyeme mjaft të furishme; por t'u ndêjën gati turqit e i smbrapën. E fikën atë zjarm rreshtat e shokëvet, që u erdhën në të shpejtë në ndihmë, jo shumë, por disa qinda; të cilët qitshin mb'anmik vetëm kur e shihshin, se po mësýjn ashtu me shumicë. Për ndryshe, nuk u përgjegjshin, pse iu dhimbshin fyshekët. Kështu e lypte puna, kështu ishte urdhëni i Komandarit.

Natën, rrugat e qytetit, shkaku i rrethimit jashtë gjatë rrugash, s'ndihet kush për së gjallit. Kështu njëherë; por njaty rreth mjesnatet u pánë çetat e oficerëvet të cilët, ndërsa artileria i a filloi e furishme prej së dyja anësh, shkojshin gjithnjë tue shkrue e tue mbledhë rekrutët e rij sa ma shumicë. Bashibuzukët i dajshin çeta-çeta, edhe i nisshin fill kahë fronti i ushtrís, që ishte tue qëndrue në Bardhej.

E u shihshin m'atëherë, natën për terr, shumë prej myslimanësh, mauzeren në krah, tue u drejtue kahë llogoret e qëndresës; ndersa familjet e shkreta rrijshin tue i përcjellë, tue kjá e tue britë.

Por edhe kësaj here turku qëndroi mirë; kështu që anmikut i u desh me u zmbrapë, tue lanë njerëz të mëdhaj. Ushtár i madh ka gjasë, se ka mbetë në këtê luftimin e fundit, kahë Bardhanjorët, si thámë, prej anet së turqvet. Për mos me i shtie tmerrin popullit, të varruemët turqit nuk i bijshin ndër spitale të qytetit. Gatuen smundtore së varruemësh, të vogla e provizore, atje ndër skundille ma të mëshehta mbas ballit të luftës. Këso dore të varruemët mjekoheshin aty në vend, shpejt për shpejt; ndërsa as populli as të huajt nuk mund të dijshin, sa njeri ka mujtë me i mbetun turkut në këtê ase n'atë tjetrën luftë.

Por, mësi shihej, numri i të varruemëvet do të ketë kenë fort i naltë, qyshse spitalet mbrenda qytetit ishin mbushë plot, dhe nuk zêjshin ma. Sod nade, shkaku i ngushticës së lokalevet, kjénë zanë e marrë për të sëmundë edhe shkollat normale e teknike Italjane.

Sa për shtroje e mbloje e mobilje, këto ka dëtyrë t'i bijë populli. Kështu, kush ka pasë një dyshek ma shum se i nevojitej për familje, i a ka çue komandës ushtarake, bashkë me çarçafa, jorgana, jamullia e faqe jestekësh, etj.

Po, populli tash një herë së parit âshtë tue dhanë pa dhimbë gjithsa mundet. I a hjekë vetit, për me u ardhë në ndihmë ushtarëvet të varruemë... Shihen rrugës deri fëmijë nga 8 a 9 vjeç, lidhë në krah të djathtë rrypin e bardhë me kryqin e kuq apor me hanën e kuqe; e ngasin andej e këndej, kinse po u shërbejm të varruemëvet të luftës!

Për tash njëherë, e vërtetë, të varruemët nuk i lanë me hjekë keq. Për kurrgjâ ma tepër se për bare shihet gjasa se tash po vuejn të shtruemët ndër spitale prej varrësh. Ajo pakicë baresh që ka ndodhë në shtëpí, doemos filloi me u mbarue shpejt; tjera s'kanë kurrkahë vîjn!

Populli ndërkaq âshtë marrë mêndësh faret e nuk di aspak, si qëndrojn punët. Natë e ditë me pushkë, e top në vesh, sheh tue u bartë pa dá asish ushtarësh së varruemë në qytet; kaq!

Por nuk mund ta marrë me mendë, si âshtë gjêja e luftimevet; nuk e di kush âshtë tue mujtë e kush âshtë tue bjerrë; âshtë faret në terr!

Prej fjalësh që ndihen aty-këtu mundohet njeri me mbledhë ndonjë lajm; por, ashtu i sigurtë për çka ndien, nuk âshtë kurr. Prej ndonjë shenjë që sheh a prej ndonjë lajmi që i bje me ndie si në besë, rri e bluen vetë me veti, si ka ma fort gjasë të jénë punët.

Qashtu me sigurí, veç nuk dihet kurrgjâ. Nuk kemi dijeni, çka âshtë tue ndodhë jashtë, kjo jo se jo. Por, as ashtu kjartë, si janë punët në báll të luftës, jo; se ma çka ndodhë këtu mbrenda në qytet, as këtê s'mund të thomi, se e dijm. Sidomos, tash nja dý javë e këndej.

**Posta e Shën Gjinit.**

Ka nja 10 dit qëse u nis për Shën Gjin një kavaz i korcullës s'Italís, për me çue postën . Po deri atë ditë rruga e Shën Gjinit ishte çelë endè për kavaza, që kishin në báll (në fes tanuz) stemën e qeverís së vet, njohtë e nderue deri atë ditë edhe prej turkut e Malit të Zí. Po; por një herë, sa për këtê shteg; ai nuk u kthye në Shkodër, as me postë, as pa gjâ. Fíll mbas nja 5 a 6 ditësh u nis një tjetër kavazash italjan; por as ai nuk u pá ma, as nuk u dijte gjâ ma per tê. Po krejt këtê fat patën edhe postjerët e kavazat e konsullit t'Austrís.

Çuenë zanin, reklamuenë energjikisht secili ato tagret e veta, si njeni si tjetri konsull, tue thanë, kinse si diplomat, do të këqyreshin ato të drejtat e tyne, edhe kohën e luftës. Bânë ata n'atë të vetën çmos; por, kuj me i thanë?... Hasan Rizaja atëherë kishte do punë tjera për të këqyrë ma me randësí; Kishte në dorë fatin e Shkodrës së rrethueme, edhe s'kishte ngae me u marrë me këso protestash e reklamimesh së vogla të Z. konsujvet.

Tashma rrugët, të thuesh, janë mbyllë gjithkahë. Njeri i gjallë s'mund ta kalojë urën e Bahçallekut. Kështu, urdhëni.

Por prap, një çudi, mos me u zanë besë! Nuk di kush me kallëzue, kahë i vijn qeverís vetë, do lajme me randësí. Qe, bje fjala, tash një ditë Valia i diftoi njenit prej konsujsh, se ushtria e turkut i kishte thye e mujtë keqas bullgarët andej ndër rrethet e Stambollës. Shpartallue rreshtat e ushtrís bullgare, kenkan vû kinse në t'ikun të tmeruemë nga gjaku e ploja e jashtëzakonshme, që paska pasë bâ turku mbë ta.

Preja a plaçka zanë në këtê rasë, dojshin me thanë, se kishte kenë fort e madhe; vargjet e municjonet dhe të mjetevet ushqimore, disa kilometra gjatë. Për këtê fitore kaq të jashtëzakonshme përflitej edhe, se Mbreti i paska pas' dhanë Kryekomandantit t'atij operacjoni *Kolanën me brilanta*: Një çmim ky, që u jepej vetëm atyne të mëdhajvet, herojvet të Mbretnís!

Por prap edhe, kur mendon njeri, se këso farë lajmesh aq të bukura nuk lêjohen me u shpallë lirisht nëpër qytet, e cila punë do të kishte kenë n'interesën e qeverís, - kjo të bân disi me dyshue a janë këto lajme të verteta, apor të shpalluna ashtu për me i a rritë moralin popullit e ushtrís!

**E dielle, 24 nanduer 1912.**
*Lufta kahë Bushati e Bërdica*

Anmiku sod prej Barbullushit mësyni Bushatin. Por duket se kishte ndeshë në pritë të fortë t'ushtrís turke, së cilës i erdhën në ndihmë njëmijë e ma bashibuzukë.

Prej Bushatit topat mund t'i rrihshin kodrat e Bërdicës. Kjo, mbas Taraboshit mbahet edhe âshtë njëmend qëndra ma e forcuemja. Këndej, turku ban çmos, me e shpëtue, mos t'i a hjekë anmiku doret. Por âshtë frika, se malazezët së bashkut me serb mund t'i shtien në dorë sonte, mbasi nuk u duel me i marrë ditën.

Sod, prap se prap, duel lajmtari (tellalli) nëpër lagjet ma të rrahunat e qytetit. Të gjithëve u a muer mendja, se ai një fjalë të mirë, sigurisht, nuk do t'u binte. Prandej, populli lajmtarin nuk e shikjon kurr me sý të mirë. E tash, çka thonte?

Urdhëni i dhanun para do ditve, për me mbyllë kafet e pijetoret, ku shitë-blemjet bâheshin zakonisht si nën dorë, i kishte djegë popullit. Dukej prandej, se mbas protestash e vajit të vendasvet, tek e mbramja duel lêja me i çelë edhe një herë.

Do të dihet edhe, se posë kësaj këto ambjenta ishin edhe si qëndra, ku mblidheshin gjindja gjithë ditën e lume, për t'i diftue shoqi-shoqit ndonjë lajm të rrallë, që eventualisht kishte me dëpërtue e me hî në qytet. Këto bashkime, kohën e luftës, këto

shushurime vesh në vesh mund t'ishin të dyshimta e të damshme.

Edhe njëmend; po shì sod nade duel edhe një herë lajmtari zyrtár, i cili shpallte tash urdhënin që mos të shiheshin ma se 4 vetë të bashkuemë kun, përposë se ndër familje të veta.

**Gjithnjë çashtja e drûvet!**

Leni tjerat; por rá edhe çashtja e drûvet, kjo e ka lodhë fort popullin, posaçe ata dorëhollët, të cilët nuk janë të zott, ta blejn ngarkicën e drûvet kahë një mixhidë të bardhë; edhe s'dijn, si do t'i bâhet punës për ma vonë.

Populli me shumicë, të gjithë gati skamnorë, shkojn e e rrethojn dita me ditë zyrën e bashkís edhe kërkojn ndihmë, bukë, zjarm!... Sod nade lajmtari zyrtár shkoi tue britë nëpër rruga kryesore të qytetit, kinse ne e shtune e ne e dielle, edhe ne e hane, kush të donte, mujtte, e kishte lêjen me dalë e me mbledhë nder kodra përtej Kirit krande, cokla të thata, apor edhe me pré landë të njoma, kudo t'i hasin, në daçin ne e qeverís, në daçin edhe ne e privatëvet.

Kështu njëmend duel tellalli; por fjalëvet të tij kush i ndjeu, u vuni gazin: Tepër vonë i kishte dalë gjumi! Ndër Bardhaj tashma s'ka mbetë në kambë kurrnjë rranjë hardhiet, ashtu edhe s'shihet kun një ulli, një fik, një arrë a ndonjë landë tjetrë në kambë. Shumicën i kishte pré për drû ushtria, jo veç për me i djegë, por edhe për të ndërtue baraka e llogore.

Ndërkaq, merret me mendë, vëneshtat e shkreta janë bâ, s'ké çka sheh me sý. Pak me thanë, kun nja 40.000 rranjë hardhia janë zhgulë e bâ drû për zjarm. As s'ka mbetë kun në kambë gardh as gjâ, që dajshin përparandej vëneshtat prej vëneshtash.

Vëneshtat e Shkodrës! Këto qëndra zbavitëse, këto shetina të bukura, këto gurra të pasuna të katolikëvet të qytetit, janë bâ sod, me t'u dhimbtë! Ka prekë mbë to, ka marrë e rrenue e pré e djegë mbë to gjithkush ka mujtë: Ushtarë e popull; mik e anmik!

Kahë Zalli i Kirit shihen tash e parë skamnorët të cilët,



shpesh edhe me rrezik të jetës dalin, për me mbledhë cunga e rrema e cokla, copa dërrasash e trupash e drûsh, që bje me veti lumi i turrshëm.

Shpesh gjindja me një kallam të gjatë në dorë, t'i hetuemen drût tue u endë permbi ujë, marrin e i ngrehin dalë nga dalë prej vetit, deri që t'u ngjesin dorën e t'i bâjn të vetat. Ndodhë ndonjë herë por, që preja e synueme u shpëton duersh; edhe atëherë bien më not, edhe pa e marrë, nuk e lánë.

**E marte, 26 nanduer 1912.**
*Ploja e përgjakshme e Bërdicës*

Kahë jugu i qytetit malazezët bashkë me serb, kambë-kambë, natën për terr, shtýj e shtýj, por gjithmonë me të ndeshuna të përgjakshme, tinzisht kishin zanë kodrat për rreth. Drinin, prejse s'kishte gjithaq ujë, e kishin kalue kambë. E veç, kur duel hana të besëlidhunit ndjehën, si befas, mbi kodrat e naltësinat për rreth; në një fjalë, aty ku kishin dashë m'u gjetë.

Kështu që tash ata kanë në dorë gati krejt krahun e djathtë të Drinit; mandej, me atë fill edhe Kuklin e Plezhën. Shkurt, prej Bërdicet nuk janë ma larg, se nja 5 kilometra. U mbajttë në mendë gjaku e tmerri i asaj nate! N'atë pështjellim e terr erdhnë e u përzienë dý ushtrít. Edhe kështu ndodhte tash, që ushtari luftonte e mbytte shì shokun e vet, kahë prej territ nuk mund ta njëhte!

E ngjati pështjellimi për do kohë mjaft të gjatë; mësýjshin e qitshin mbë shoqi-shoqin, deri që u kujtuenë e i lëshuenë zâ njeni-tjetrit, me e ndalë pushkën.

Por edhe n'atë anën e sulmuesit ndodhnë, si këndej pështjellime e pamarrëveshtje, posaçe një natë tue kalue Drinin. N'atë terr, me t'i shtie gishtat në sý, disa çeta serbjanësh, tue i hetue si hije do ushtarë, që ishin n'atë anë të Drinit, pa e mendue se ishin shì shokët e vet, të kaluenë përtej pak përpara, qitën mbë ta, mbë ushtarët serb!

S'di kush gjâ me thanë, sa kanë mujtë me mbetë atë natë

prej së dyja anësh. Turqit po thonë, se n'atë natë fatale kanë shtrue ma se 300 të varruem ndër spitale të Bërdicës. Të zmbrapunit e rreshtavet ushtarakë të turkut nuk e lodhë asnjë grimë Rizá Beun. Për tê këta janë një ndihmë e vlershme, që u shtohet ushtarëvet të rreshtuemë ndër llogoret rreth qytetit, pa mendue por, se me kaq rrethi bâhet ma i ngushtë përherë.

Kryekomandanti duket, se gëzohet në zemër të vet, kahë sheh se vîjn tue u forcue ushtarët e llogorevet rreth Shkodrës. N'anën tjetër por, do ta mendojë Rizaja edhe, se për anmikun âshtë gjithmonë ma mirë. Po; pse sa ma fort të ngushtohet rrethi, aq ma ngusht u a çon të rrethuemëvet, e aq ma tepër i lirohen atij duert.

**E mërkure, 27 nanduer 1912.**
*Buka, buka, buka!*

Ka fillue të përhapet në popull fjala: *Tak, tuk: Shkodra pa bukë*! Tash nja trí dit moti âshtë tue mbajtë s'ka ma mirë. Po, por këtê gjâ qyteti për shpírt nuk kishte me e dashë. Nuk dëshrohet sod moti i mirë, ma parë e ma dalë, pse kështu mullìjtë nuk mund të bluejn. Njata dy a tre mullìj të qytetit, s'dij çka mund të bâjn ma parë. Sadoqë nuk pushojn së bluemit as ditë as natë, prap, nuk mund të mjaftojn për popull njëherit e për ushtrí.

Ku puna e mullìjvet, ku edhe pse ka fillue me mungue drithët, ndërkaq, janë mbyllë sod edhe 5 furra tjera, në pazár e në qytet. Natyrisht populli tash kahë s'ka ku mbytet, mësýen me ma shumicë ato pak furra, që kanë mbetë çelë endè.

Por furrëtarët e këtyne furrave fatlume, kanë rá ngusht edhe fort keq kanë hjekë prej popullit, për arsye se ata dojshin me ndreqë ma para ata klientat (myshterít) e vet.

Grátë sidomos, me qinda kanë shkue sod nën dritësoret e Bashkís, tue britë si të disprueme, se kishin û e dojshin bukë, bukë!...

Ndërkaq dy polic mbë kual kjénë dërgue te furrat që ishin çelë endè. Këta u dhanë urdhën furrëtarëvet, që t'u jepshin bukë



të gjithëve, pa dallim; por âshtë e dijtun, me një farë maset; simbas urdhënit d.m.th. nga një bukë për krye.

Sa për atë ditë, ishte tepër vonë; Buka ishte shitë e s'kishte teprue kafshata ma. Kështu që ma shumë se 400 vetë mbetnë atë ditë pa gjâ.

**E mërkure, 27 nanduer 1912.**
*Lojë spekulimit rreth furravet*

Sod duel urdhëni, që furrëtarët kurrkuj mos t'i shitshin ma tepër se kahë një bukë për njeri të gjithëve, pa këqyrë klient e pa klient.

Por çka, se ka gjithfarësh! Ata që, tue vjerrë shpirtin në gozhdë, s'këqyrin veç si me fitue në çdo mënyrë, tue kenë se furrëtari nuk mund ta mbante në mende, kuj i a kishte shitë racjonin e bukës e kuj jo, ata faqezez, çka bâjshin!

Shkojshin e e blejshin gjithku mujshin ndër furrëtarë të ndryshëm nga një bukë. Kështu që, kur kanë mujtë me bashkue nja 8 a 10 bukë, i çojn e i ruejn njëherë në shtëpí. Mandej, me ndonjë këso bukësh në dorë, kthehen prap rreth furrëtarëvet e u aviten atyne që janë kushdi qyshkur tue pritë ndër rreshtat e mbramë.

Këtyne qyqarëve u thonë: "Morè, a do bukë veç a?... Qe, se po t'a jap vetë, njetash, edhe nuk ké nevojë të rrijsh tue pritë këtu mbë kambë kushdi edhe sa kohë, më rrezik të dahesh madje edhe pa gjâ. Qe, bukën po ta jap vetë, veçse çka, e due edhe unë atë fitimin tem!"

Madje n'atë rasë gjinden asish, të cilët në vend që me pritë Zoti e di sa kohë, siellen e i a blejn atij dý a trí herë ma shtrêjtë, sa t'u lypë shitësi nën dorë!

Po thomi, nën dorë! Pse madje, bani e i hetoi policia këta matrapaza të pashpírt, e dijn edhe ata, çka i gjên. Por, njashtu rezikohen, n'uzdajë se nuk i dikton kush !

**E ejte, 28 nanduer 1912.**

*«Arapi i Beledies!»*

Tash njëherë, sa âshtë lufta mbë kambë, rojen e rendit publik e ka në dorë vetë komanda ushtarake. Ushtrí e policí tashma janë bâ një. Urdhënime mbas urdhënimesh, ligje mbas ligjesh, sod s'këqyret, veçse si me e rjepë popullin prej çka mund të ketë endè; por për ma tepër policia diftohet e shtrënguetë e e rreptë jashtëzakonisht.

Për do e çkado, për kurrgjâsend të mbetë mbë qafë; tue dhanë ndëshkime të mëdhaja tejèt, e tue gjobitë fort randë. Kryetár policiet, për rrezik âshtë një kolonel prej Arabiet. I zí në fëtyrë si qulli, u a ka shtie tmerrin të gjithëve: I madh e i vogël dridhen prej si. Mjaft me të këqyrë me ata sý, pse të shtje frikën, me pasë për të rá-ruejna Zot!- ndër duer të tija.

Shi pse âshtë njashtu, Riza Beu e ka vû kryetár n'atë zyre. Fëmija, për gaz, qesh e ngjesh, të gjithë e thrrasin: *Rrapatulja*!

S'dij se në ç'dyqan ky i rá n'erë edhe e zuni me dorë në tê një çikrrimtár, kahë po i shitte një blesi trí kile oriz përnjëherë, në vend të një kilje, simbas urdhënit. I vuni gjobë me lá aty për aty 10 lira të verdha.

I zoti i dyqanit bani si bani, edhe i bishtnoi. Ishte mbrame; edhe nëpër atë muzg i duel me u zhdukë e kështu me u shpëtue thojvet t'*Arapit të Beledies*.

Një ditë tjetër kryekomandanti i gjyqit ushtarak u çoi fjalë derë për derë gjithë tregtarëvet ma në shenj të qytetit, të dukeshin te ai n'orën e caktueme.

Tashti njeni, s'dihet, a pse nuk kishte pasë kurrsi, apor pse s'e kishte pasë lajmue kush, nuk u duk në mbledhje simbas urdhënit. Gjyqi ushtarak s'i muer në dorë arsyet e dalëzotsit e tij. S'desh me dijtë gjâ; por e dënoi tue e gjobitë me 20 lira turkut, me një muej burg edhe me 30 shkopíj shpinës.





Shtepi e banueme prej te krishtenesh, rrenue prej topit 15.

## Bombardime të rrepta në qytet.

Myslimanët, kalue ajo furia e bombardimit të sod dý javëve, njeni mbas tjetrit i a filluenë me u kthye ndër shtëpiat e veta, n'uzdajë se tashma anmiku nuk do të gjuente ashtu si përpara. Frikën e vërtetë e kishin gjithnjë, e anmiku mund t'i mësynte prap me topa e mitraloza; porse n'anën tjetër nuk iu bante me u largue e me i lanë shtëpiat e kolibat e veta, oborret e veta, rrugat e rrugicat e veta, ku ishin mësue tashma me e kalue, keq a mirë, jetën. Edhe kthyenë!

Kthyenë e panë, çka me pá !... trojet e banesat e veta shkatërrue, djegë e rrenue në fund e në krye, kulm e temel!... Mos me u njohtë, se janë ato. Thue se një dorë njerit, jo topat, e kishin krye atë shkatërrim e plojë.

Në mjedis të rrenimevet gjetën edhe të dèkunë, plot; të cilët u orvatën diçka me i vorrue ashtu shpejt e shpejt. Mandej u vunë, kinse po mirametojn a po godisim ndonjë kësollë sido, njashtu sa me thanë. Tue shtie në punë asi trenash e dërrasash e mërtekësh, xjerrë prej rrenojash. Ndërtesa, ndihmo Zot! Por sa veç me shtie kryet mbrendë!

Njashtu; edhe, si me e dijtë, nuk i lanë as sod topat me ngulë. T'i a dhánë edhe një herë e t'i a dhanë si mos, Zot, ma keq! Edhe me kaq erdhnë e u shpartalluenë gati krejt ato rrenoja t'arnueme, prap se prap, tue i hjedhë e tue shkapërdá andej këndej ato landë a materjal baneset, mos me iu gjetun kun fara a gjurma.

Kaq ma, sa qyqarëvet iu desh me doemos me u a sjellun shpinën prap se prap e me u vû me kërkue kun ngjeti për mbrojë e shpëtim. Edhe kështu, fill mbas filluenë me u pá çeta-çeta në krye të rrugëvet kahë kështenimi; të gjithë të tmeruemë, shpesh edhe të përgjàkunë. Edhe, me lot për faqe, posaçe grania shkojshin tue kallëzue kujdo që hasshin rrugës, sa shtëpiat e rrenueme që kishin lanë përmbrapa, sa të dèkunët e të varruemët, të cilëvet, me disprim të zemrës, u ishte dashë me u a sjellë shpinën; sa të smundët, deri

ndër grahmat e fundit, tue dhanë shpirt, u ishte dashë n'atë disprim me dalë e me i lanë vetëm!

Britshin e rrihshin kryet më grushta grát e shkreta e kjajshin të madhe, për çka i kishte gjetë. Përmbi të gjitha por, ta këputshin shpirtin fëmijët sa grima, njome të pafaje, ato flie e viktimë të luftës, shumica ngrykë ase kapë për doret prej atyne fatzeze nanash, shkrehë gjithnjë në váj ato bashkë me fëmijët e vet sa grima, të cilët tue britë e tue ankue, ecshin zharg mbas tyne!

Por sod, as lagjet e të krishtenëvet nuk ishin, si me thanë të sigurta prej predhavet t'anmikut. Po nja 15 herë ky i gjuejti edhe sod, tue përhapë gjithkahë tmerr, frikë e váj. Një gjyle rá edhe n'oborr të shkollës së Jezuitvet, ku ishin fëmija tue luejtë. Një tjetër shpërthei afër konsullatit t'Austrís, sikurse një tjetër prap rá kun nja 100 metra ngjat konsullatit t'Italís. Kje gjue shenj pushket e ránë një mbas një gjyle edhe rreth hotelit "Europa", i cili nuk ishte fort larg prej palacinët, ku banon Kryekomandant Hasan Rizaja.

E bombardimi ngjati, të thuesh, gjithë ditën e lume, deri që filloi me u errë e s'shihej ma. Vetëm në këtê bombardimin e jashtëzakonshëm të sodit, mbetën të dèkunë e të varruemë gjithsejt po nja 150 vetë!

Zakonisht, kur Mali i Zí gjuen qytetin, ushtria rri pa zâ, strukë ndër llogore të veta. Malazezët n'atë ndërkohë kur bombardojn qytetin, nuk i lanë m'anesh as ushtarët anmiq mbrenda ledhevet. Njashtu, në këtê ndër kohë bombardimesh së civilëvet, edhe ushtria e turkut nuk e çán fort kryet përsa bâhet mbrendë nëpër lagjet e qytetit. Kështu duket, nemose. Kanë para sýsh rojen ma fort e mbrojevet të veta.

**Vizita zyrtare e konsujvet.**

Riza Beu, si e kemi çekë edhe ma nalt, nuk pushon as ditë as natë. Atê e ké ma fort ku e mësymja e anmikut âshtë ma e furishme. Sod, për kundra, gjindej në zyre te shtëpia e vet.



Konsujt e qytetit, të cilët kahë dit kërkojshin me e ndeshë kryekomandantin njëherë, porsa e mornë vesht, se sod nemose mund ta gjêjshin te shtëpia, t'i ndêjnë gati, edhe i a behën të gjithë së bashkut në zyre. Por, çudí, as sod nuk e patën fatin me e gjetë aty, apor nemose kështu u a qitën fjalën.

Kjénë pritë, për ashtu, e qitë me shumë njerëzí e korrname prej Sekretarit: Kafe mbas kafesh, cingare mbas cingaresh etj.

Kur erdhi puna mandej, edhe miqtë sollën bisedën përmbi tagrin që reklamojshin ata, konsujt e ngujuemë, me marrë e me dhanë lirisht secili me qeverín e vet, Z. Sekretari u përgjegji: gjithmonë me shumë pohí e tue u dhanë arsye të plotë Z.Z. Konsujvet për këto tagre që përmendshin. Aq ma, sa ai Z. Sekretari, prej fjalësh me t'u dukë, se ishte njeriu ma i arsyeshmi e ma i njerëzishmi i kësaj bote!

**E dielle, 1 dhetuer 1912.**
*Bashibuzukët e Shkodrës*

Sonte prap vloi çmos kurr gati bombardimi i qytetit; por vetëm andej kahë krahu i myslimanëvet.

Ndërkaq, daheshin edhe me sý malazezët përmbi majen ma të naltën e Malit të Shëldís, tue punue e tue zgjanue rrugën për me mujtë me çue topa edhe ma të mëdhaj e me e gjuejtë ma mirë qytetin.

Edhe turku natyrisht, tue i hetue, nuk i la të punojshin qetësisht. Iu gjet gjak, tue i gjue pa dá. Kaq ma, sa anmiku nuk i pau shteg tjetër, veç se dau me punue natën, e vetëm natën për terr.

Mirë; por prej shêjevet të rrugës, ku kishin mbërrijtë me punime, si shiheshin ditën, turku i u kujtue dredhís. Merrte shêjin përpikënisht ditën, ku anmiku kishte mbërrîjtë me punime të rrugës, edhe i gjuente pa i pá njëmend, por gjithmonë i sigurtë, se nuk gabonte drejtim.

## Flamuri i bardhë!

Prej anësh tjera anmiku kambë-kambë vjen tue e ngushtue rrethimin. Tash një ditë, kun nja 700 burra myslimanë të vendit, pushkën mbë krah, kaluenë Urën e Bahçallekut edhe u drejtuenë me shkue andej kahë Bushati. Rrugës tue shkue, thojshin se dojshin me e çilë rrugën e Lezhës e të Shën Gjinit. Mendja e tyne kinse po e mësojm Hasan Rizán e ushtarët e tij, si bâhet lufta!

Edhe kryekomandanti i qytetit u a dha lêjen me dalë. Mirë; por pa u ndeshë kurrkun n'anmik, pa pushkë të shtieme, kjénë rrethue e zanë rob nja 300 sish. Tjerët, shokët e tyne, i pari të mbramin s'e pritën; por u kthyenë të koritunë, tue ngá në qytet.

Ky fakt ka nisë me i shtue frikën popullit, që tash ka nisë me shpallë fjalën, se nuk e ka kurrkun menden, me mbarue me krye e me gjithçka për hatër të Kryekomandantit. Jo vetëm kristjanët, por edhe vetë myslimanët janë të tanë të këtij mendimi. U ka ardhë tashma shpirti në fyt të gjithëve. S'kanë faj; kanë pasë dame të mëdhaja në gjithçka, tash janë në rrezik me bjerrë edhe jetën!

Deri tash do dit kishin pasë uzdajë, se do të kishin mujtë me e zmbrapë anmikun, ase shpresojshin, se do t'u kishte ardhë ndokahë ndonjë ndihmë. Por mjerisht, nuk u pá gjâ.

Po bâhen gati dy muej qëse të rrethuemët janë tue hjekë të zitë e ullinit. Nuk mund të vuejn ma. Janë mërzitë, u ka ardhë shpirti me dalë; edhe rrijn dita me ditë tue pritë, që të hîjn mbrendë Mali i Zí a Serbia. Dëshrojn, që të bâhet një mësymje e përgjithët, e ta shtijë në dorë menjëherë qytetin. Le të bâhet diçka; pse, as kështu me ndêjë tash sa kohë, natë e ditë, me krye në gërshanë, as kjo nuk qitet; nuk mund të shtýhet ma kështu !

Myslimanët n'atë të vetën thonë, se e kanë krye atë detyrën e vet. E kanë dhanë atë kontributin e vet të qëndresës; edhe i kanë ndihmue qeverís me çka kanë pasë e me çka kanë mujtë. Vullndetisht ase për dhuni, aty Zoti e di!

Një tregtari i kjénë marrë nga komanda dërrasa e trena e gozhda e materjal ndërtesash gjithfarësh. Gjithsejt po nja 49 mijë korona. Një tjetri prap i morën, pa faleminderës, njëkështu dërrasa etj, për me goditë barake, kun nja 15.000 korona. Një tregtari i u desh me i dorëzue qeverís, jo ma pak se 12.000 kor.oriz. Një tjetri mandej, i morën, âshtë e dijtunë pa pare pa pullë, po nja 8.000 kor.voj gurit. E sa me thanë, për gjithçka merrshin, i lëshojshin tregtarit nga një dorë. Kaq vetëm!

## Ullîjtë e Bardhejvet.

Një prej ditësh, pa pritë pa kujtue, u pá tue kalue për të gjatë të Fushës së Çelës, një varg i gjatë kualsh e mushqish, të ngarkuemë me trupa e rrema ullîj, të gjithë pré ndër vëneshta të Bardhanjorëvet. Njeni zotnísh së Shkodrës, tue pyetë, mujt me i njohtë ullîjtë, prej atij grumbulli, që kishin pré në vëneshtë të tij. Edhe kështu, ngushtue për drû, i u desh me blé trupat e ullîjvet të vëneshtës së vet!

Ndërkaq, mbarë populli, të thuesh, âshtë grishë e âshtë marrë me punue angarie. Kush, sidomos grania, me pré e me qepë këmisha e të paana ushtarësh; me arnue kundra e shkrepa, me vû gjymsa shojesh; kush me bartë e me zhbartë, e deri me çelë llogore e gropa. Kështu, pa pushue kurr, as ditë as natë!

Sa për punën e shpërblimit të mundit, ky s'zêhet në gojë. Të japin, po nga një pùstullë, pa numër, pa vulë, pa gjâ, kinse do të merren paret dikur, ditën e moskurrit. E këso duersh pa farë vleftjet në vete, i lëshon çdo rreshtár a ushtár i thjeshtë; mjaft që të dijë me i shkrue fjalët tekstuale: "Qeveria e ka me detyrë t'i a paguejë Z... kaq orë punë, kaq për etj»

Kështu këndon dora; e sa për punë të pagesës, kjo s'shihet kun. Kurrgjâ, kurrgjâ s'âshtë e sigurtë sod për sod, mbas dy muejsh rrethimit, këtu në Shkodër. Uja e deka, këto dý sende, vetëm këto dý janë të sigurta përnjëmend!

Por Rizá beu, ndërkaq, për kurrgjâ tjetër s'e çán kryet, veçse për punë të luftës. Ai s'sheh as s'mendon tjetër, veç atë dëtyrën e

vet: Një tedeshk autentik!

Populli, ndërkaq, ka fillue me u mërzitë fort. U ka ardhë shpirti me dalë. Kaq, sa ka edhe asish kokërra-kokërra, që tashma kishin me kenë gati me e lëshue, me e këputë qëndresën, edhe me një shkojn tue bâ propagandë ashtu tinzisht, merret vesht, për me qitë një ditë, pa pritë pa kujtue, flamurin e bardhë!

Kjo fjalë, njëmend ndêji sa ndêji e mëshehët; por dikur i shkoi në vesh edhe valís, i cili u tha atyne që i a kallzuenë: "Tash po t'i vê në plumb të pushkës të gjithë, si qejt".

E kur i diftuenë mandej, se kësi së dispruemësh s'ishin pak, por njeheshin ndoshta me mija, prap Hasan Rizaja, pa u xé aspak, u përgjegji: "Ani; të tanë, të tanë do t'i vras!"

**E marte, 3 dhetuer 1912.**
*Lufta me bajoneta!*

Çka merr prej qytetit e deri te liqeni, krejt mbarë Mali i Zí, e ka rrahë më top e mitraloz. I a ka fillue njaty rreth mbramjet, edhe nuk i a ka dá deri n'orën 3 mbas mjesnatet.

Po ma se 10.000 ushtarë të Princit Danil, banë sonte një të mësyme jashtëzakonisht të furishme, tue iu u afrue anmiqvet, kambë-kambë, deri ndër llogore. Por Turku u ndêji gati. I priti burrnisht, pa luejtë gjurmë prej qëndrash ku gjindej, d.m.th. kahë balli i Fushës së Shtojit ma fort, edhe kahë Rrenci e deri në Kiras.

Prejse kësi shtegu ishte lëshue furishëm, çmos kurr, t'u përlán atbotë të dyja palët, tue u lëshue si bishë mbë shoqi-shoqin. Mbasi që anmiku ishte afrue fort, gati me u kapë fyta-fytas, i a filloi m'atëherë lufta e tmershme me bajoneta!

S'di kush gjâ me diftue, sa gjaku e ploja u bâ atë natë, gati deri në dritë. Mjaft me thanë, se nade u gjet krejt toka, të thuesh, shtrue me malazez e turq të dèkunë e të varruemë. Gjithsejt numri i topavet, që ndërkaq rrijshin tue vjellë zjarm e gjyle pa dá, sa ngjati ky luftim kanë mujtë me kjenë, po nja 40 me numër. Turku qitte prej Golemit e prej Bardhanjorësh: Mali i Zí prej Mesit e prej



Vraket !

Pushkë atë natë të mënershme e mitraloz e top vlojshin se bani nata prej dyja anësh, pa dá një minut. Së mbramit, njandej kahë drita, mbasi mbet njeri i pafarë, nisi me u shpërdá përnjëherë ai tym.

Shiheshin prej qytetit lamshat e mëdhaj të flakëvet, n'atë terrin e natës, kahë rrokulliseshin në teposhte, a s'me kenë rrëfé në një stuhí motit, kohën e verës.

Ndërkaq, në qytet, prej tmerrit së topavet e të mitralozavet, që s'prâjshin një mbas një, nuk mbylli kush sý atë natë. Kahë vîjshin krismat e të shtiemevet përherë e ma tepër tue u avitë, të bâhej hera-herës, se anmiku ishte hudhë deri ndër lagjet ma të parat e qytetit!

Tash e parë shihej, kahë çelej e mbyllej ashtu shpejt ndonjë dritësore kahë rruga. Por ndërkaq s'ndihej zâ njerit. Gjithkah terr, heshtim veç gjithkun. Të gjitha shtëpiat të dukeshin prej territ, si të mbylluna e si të lanuna shkret: Një qytet i dekun !

Po, po; ndërsa për rreth zien e tmerrshme lufta në katër anët, qyteti, për dukë, s'ndihet për së gjallit. Kështu thotë njeri njëherë; por zemrat e banorëvet në këtë ndërkohë janë çue peshë; i përgjasin njatij deti në tallaz, kahë rrijn tue u dridhë i madh e i vogël e presin të tmerruemë, palè çka po lot e si po i siellet fati kësaj Shkodre orëzezë.

Qëse ka bâ nata, s'kanë pushue një herë, veç tue ardhë në qytet të varruemë një mbas një prej ballit të luftës. E kështu janë tue vijue edhe gjithë paraditën sod... Do dijtë mandej, se të varruemët e luftës nuk i barin këtu mbrendë të gjithë në qytet, shumë i vendojn edhe aty ndër spitale provizore të thjeshta e të vogla të ndërtueme sa për nevojë aty mbas çadrash.

Gjithsejt, thonë se turku në këtê përleshjen e fundit ka lanë kun nja 200 të dèkunë edhe nja 1000 të varruemë.

Ndërkaq, Konsujt e 5 Fuqivet të mëdhaja, mbasi janë mbyllë gjithkahë rrugët, kanë mbetë edhe ata të ngujuemë në Shkodër, bashkë me familje të veta. E keqja ma e madhja por, që ata kjájn

âshtë, pse nuk mund të marrin e japin me mbretnítë e veta.

Komandanti Hasan Rizaja, e di hollë punën, por nuk i bje veshit aspak për protestat e ankimet e tyne. Këta sod për sod i ka në dorë e s'kanë ç'i bâjn. Nuk i dro grimën!

**E ejte, 5 dhetuer 1912.**

*Populli gjithnjë para furravet*

Për me pritë të keqtë e padrejtësítë, që sod mund të ndodhin sidomos para furrëtarëvet, qëveria ka dërgue gjithkun nga një xhandár. Ky i shkreti n'atë të vetën, mjaft mundohet me mbajtë rrègullë e qetësí; por a qitet me një grumbull populli t'unshëm, i cili kërkon bukë?

Xhandari, më ka rá me e pá, - zen vend fill në krye të grumbullit, afër teskës së furrëtarit; edhe ban çmos, për me e rregullue kinse shitjen e bukës. D.m.th. që mos t'i jepet ndokuj ma tepër, tue lanë atë tjetrin krejt pa gjâ. Këqyrin, që të ndreqen ma para pleqtë e grát e fëmijët. Kur i shohin larg, këta i thërrasin e u bâjn vend ndër rreshtat e parë. Shpesh edhe pezullojn shitjen e bukës, deri që mos të ndreqen përpara grát e fëmijët. Populli ndërkaq, sido me kenë, diçka ka nisë me ndêjë ma urtë; nuk mësýejn me i a xjerrë shoqi-shoqit për dhuni prej duersh racjonin. Këtê po, por britmet e kërcnimet duket se tash janë shtue ma fort se përpara.

Kur e sheh xhandari, se s'punon ndryshe, i a hjekë atij që ka ma ngjat një partinë qafës gjithsa mundet. Por ai i rrahuni, si mos me kenë gjâ, ndreqë kësulën mbë krye, dhe kujdesi i tij kryesuer âshtë tash, mos me e lëshue vendin që ka zanë.

**Një shpallje zyrtare.**

Ka ndjehë sod nade ndër mure një shpallje paksi e çuditshme, nënshkrue prej Kryekomandantit t'operacjonit, Hasan Rizás, e cila thotë:





Prape gjindja grumbullue para furravet te bukes.

«Punët e luftës janë tue shkue për né s'ka ma mbarë e mirë, deri më sod: kështu mbajm uzdajë se edhe mbas tashit. Veprimet strategjike të luftimit janë tue u krye të gjitha, simbas planit e drejtimit tinë. Sod për sod na mund ta presim anmikun ndër llogore, jo veç pa frikë, por edhe të sigurtë, se do ta mundim. Për deri më sod mund të thomi, se e kemi krye dëtyrën tonë, si ushtarë, me ndërgjegje; e shpresa na mban, se kështu do ta kryejm edhe mbas tashit. Kurrken s'do ta lëshojë zemra! Për ma tepër ka fort gjasë, se nuk e kemi fort larg ditën ma të lumnueshme të qytetit të Shkodrës!... Eni me né, o vëllazën, edhe ti o popull shkodran, ngani po të gjithë e delni zot këtij qyteti tuej!... Vraponi të tanë këtu ndër llogore, të cilat kanë për të kenë vorret e lumnueshme e të nderueshme tonat!»

Shpallja zen fill, si shihet, me fjalë s'ka ma të bukura; por mjerisht popullit nuk i a mbushin kurrkun menden; Nuk u beson. Sa për ata rreshtat e fundit këta janë paksi të mbyllët e të qesin në mendim. Përgjithsisht, s'ké çka i thue asaj shpallje, hahet disi. Por, Z. Kryekomandanti e mbyllë shpalljen me do fjalë t'egra, të cilat i a ulin veshët gjithkuj. Thotë aty: «Njai që guxon të përhapë mendime në kundërshtim me çka thuhet këtu, ai ka për t'u pushkatue!-». - Deri këtu lajmi zyrtár!

**Prap rreth Kolonelit, përgjegjësit e rendit publik.**

Koloneli ynë por, përgjegjësi i rendit publik, u bje punëvet ma shkurt. Nuk këqyrë shpallje e urdhëna, vepron gjithsi t'i a marrë mendja atij.

Kështu f.v. sod një kafexhí, njeri dorhollë, sa me fitue diçka, i lypi lêjen Kolonelit, jo me e çelë dyqanin, por me mujtë me u a çue te shtëpia kafet atyne klientavet të vet. Këso dore, thonte ai i shkreti, se mujtte me fitue diçka, sa me mbajtë gjallë me frymë vetin e fëmijët e familjen; edhe njëherit, për kaq gjâ, nuk prishej urdhëni i komandës, i cili ndalonte, mos të mblidheshin mbi 4 vetë së bashkut në një vend. Kafexhiu n'atë të vetën, nuk e kishte

të keq; por, ec e thuej Kolonelit!... Porsa e ndjeu atë qyqár tue i folë kështu, nuk i përgjegji as mbarë as mbrapshtë; por t'i u çue flakaresh fëtyrës edhe e plandosi për tokë të shkretin kafexhi.

Koloneli në fjalë, kur ka kohë, nget, për me u gjetë aty kur vjen puna me rrahë ndonjë rrezikzí. Shpesh, - kaq i ka anda, prej zemrës së keqe që ka! - shkon me i pá kahë i rrahin gjinden edhe tue u dhanë mësime, si do të rrihen fajtorët!

Tue i a mbajtë ky një ditë andej kahë saraji, për rrezik, qe se po ndeshet rrugës në nja 4 vetë, që po flitshin si vesh në vesh, ndër ta ishte edhe dragomani i konsullit t'Austrís.... A i pau, a s'i pau Koloneli turk! Lëshohet mbë ta, edhe ma të parin e pyetë flakë për flakë dragomanin, a e dinte urdhënin, që ndalonte rreptësisht, mos të bashkoheshin kun 4 vetë me folë bashkë?

Dragomani i përgjegji: "Po, po; këtê urdhën e dij mirë. Por, tue shkue rrugës, më ndalnë këta tre shokë, të cilët deshnë me më pyetë për diçka... Na nuk kjemë tue folë punë politike!... Mandej, a s'mund të më pyetni pakëgjâ ma me njerëzí e jo kështu?"

N'ato fjalë Koloneli këcen prej idhnimit, edhe t'a kapë dragomanin për krahut; e shkrepë për múr, tue i thanë të shame e gjithçka i erdh për gojet.

Në këtê ndërkohë, P. Komisari, i Pari i françeskânëvet kje paditë e thirrë në gjyqin ushtarak, për arsye, se natën shiheshin shpesh do drita ndër muret e kumbonares së Kishës së Gjuhadolit; të cilat mund të merreshin edhe si shenja të bame anmikut të jashtëm. Njaty, natën vonë prandej, erdhnë ata të gjyqit ushtarak në kuvend, po shì njatë kohë në të cilën shiheshin ato shenje misterjoze në kumbonaren e Kishës.

E vërtetuenë e panë edhe ata vetë të gjyqit, se ato drita në kumbonare nuk ishin tjetër, veçse refleksi i rrezevet, që rrihshin tue u përshkue ndonjë pjesëtár i kuvendit, tue shkue, me kandil në dorë, nëpër rruginat e kjostrit, për me i çelë derën ndonjenit, natën. U bâ sprova aty për aty, e dyshimi i gjyqit ushtarak u mbyll me kaq!



## "A e sheh, çfarë buket?!"

Sa për punë të bukës, që del prej furret këso ditsh, mos pyet!... Prej mungesës së drûvet, shpesh edhe për me i a bâ sa ma shpejt, furrëtarët e mbrujn bukën me ujë të ftohtë. Këso dore buka nuk vjen, nuk ngjitet brumi edhe shkoklohet në dorë.

Sod f.v. një malsuer, mbasi i a dha furrëtari atë racjon të shkretë buket, gati pa pjekë, krejt qúll, si e pat në dorë, muer e e përplasi, faqe gjithë popullit, për múr, tue i thanë të madhe furrëtarit:

-Faqezí, po a kësaj i thue bukë? Ti do me na helmatisë gjakun, he i pashpírt!

Ndërsa bijshin në baltë copat e asaj buke, i u avit malsorit xhandari i rojës, të cilit ky i tha: - A e sheh, ç'bukë?... Po; njëkështu ma ka dhanë gati për gjithë ditë ky dreq: Të papjekun, krejt qúll e llóç!

E xhandari, kahë s'dijti si me e shporrë qafet, i a bani: -Po ti, çka ké që vjen gjithmonë këtu? Pse s'shkon ngjeti?

Edhe me kaq e përzuni andej.

Përnjëmend që populli, sa për punë të bukës, âshtë tue hjekë s'ka ma keq. Por, kur t'a këqyrsh as furrëtarët nuk kanë fort faj.

Ma parë e ma dalë, gruni âshtë korrë n'arë, pjekë e pa pjekë; para kohet e ashtu shpejt e shpejt, si me kenë tue i a vjedhë kuj. Edhe njashtu me kallëza, pa u mshî, âshtë mbledhë e qitë ndër magaza e depozita të shtetit, do e sido ! Kështu që ata drithë shumica, kishte fillue me marrë myk, dhe një pjesë filloi me u prishë e me u kalbë. Por duel urdhëni i komandës, me e marrë njashtu, të mirë e të keq, prishë e pa prishë! Tash njëherë, nësa âshtë lufta mbë kambë i bihet punës për shkurt, e nuk këqyret hollë, a mund t'i bâjë keq a mirë stomakut; mjaft të késh me se me e ngî barkun!

Sa për punën e drûvet, këtyne madje t'u bijë mbrapa vetë furrëtari. Të bâjë si të mundet. Të përdorë veç drû sa ma pak; sa

me i dhanë bukës një fëtyrë do e sido. Puna e tij. Mjaft që buka të shitet ditë e për ditë. Për ndryshe, furrëtarët e dijn mirë, se fill në gjýq ushtarak çohen !

Ata ma të parët, që e ndiejn mungesën e bukës janë, âshtë e dijtunë, skamnorët e ata që s'kanë gjâ mbas shpirtit, të cilët shtýjn njashtu, ndihmo Zot, sa me thanë. Këta të shkretët, të cilët ishin ngusht edhe përpara e me të zi shtýjshin ditë më tjetrën; tash ma, që âshtë shtrêjtue e bâ pikë e gjak gjithçkahja, me të zi u del me e shtie në gojë një kafshatë, krye 24 orësh.

Por ka edhe asish, të cilët hájnë një herë të vetme në krye të dý a trí ditvet. E u shihen menjëherë në fëtyrë shenjet e ûs. I sheh tue shtrî dorën e tue lypë rrugës, tue trokllue dyervet të shtëpiavet të mëdhaja e gjithkun. Por, sa për punë të bukës, secili sod âshtë keq për veti, e s'ka çka i jep kuj.

Qeverís, asaj kishte me i u dashë t'interesohej për ta. Por, tue kenë edhe ajo n'ûjë për vete, ka vojtë e u ka shtue taksat gjanavet t'ushqimit e sendevet nevojet së parë. Kështu b.f. ka vojtë e u ka vû pagesa orizit, kafes, sheqerit, duhanit e vojit të gurit. Tregtarët e vogjël do të fillojn me e shtie në punë listën e taksavet të hanën që të vîjë. Mirë; por me kaq, edhe njato dý fije të holla, që mund të ketë ruejtë kush për ditë të ngushtë, tash po i mbarojn shpejt; edhe atëherë lypsët e skamnorët tash po shkojn tue u shtue!

Kështu doli edhe sod tallalli, i cili tashma i ka ardhë në hundë gjithkuj. Po, por sod nemose një lajm i mirë na u shpall. Ka dalë fjala, se ai Koloneli i tmershëm, ai Arapi i Beledies ishte hjekë prej asaj kambe; edhe vendin e tij e kishte zanë një major artileriet, kenë deri tash në Tarabosh.

Ma i mbrami, që e kishte pasë rrezik me rá ndër thoj të Kolonelit të famshëm, ka kenë një furrëtár. Tashti qeveria paska pasë dhanë urdhën, që në secilën furrë do të mbaheshin në rezervë nga 40 thasë miell. Kjo gjâ ishte e tepërt; urdhëni dukej, si me thanë paksi qesharak, tue pasë para sýsh, a mund t'ishte në gjëje secili furrëtarësh me i gjetë e a i ishte i zoti ai me i blé gjithkëto thasë drithë! Mandej edhe, mirë se po i gjëtka e po i bleka, por çka



bluhet sod ma parë me ata dy mullîj, të vetëmit që u janë lëshue në përdorim të furrëtarëvet!...

Në këtê ndërkohë kaq kritike Koloneli në fjalë, xuni njenin, i cili nuk i kishte në dyqan këto 40 barrë drithë, simbas urdhënit. E zuni edhe e qiti në gjýq. Ky qyqár, kur kje pyetë prej gjyqtarit, pse nuk i kishte mbajtë në depo ato 40 barrë drithë, simbas urdhënit, përgjegji, se tash, mbasi që qeveria i kishte dëlirë e marrë për vete gjithë drithin, që kishte gjetë ndër magaze e katunde për rreth, nuk ishte e mùndunë me i pasë secili furrëtár ato 40 barrë, gjithmonë në depozitë!

Përgjegjja në vete ishte e arsyeshme e s'ka ma me vend. Po; por ec e thueji Z. Kolonelit, i cili n'atë idhnim, tue e marrë punën për të keq e si një të fyeme personale, dha urdhën që të rrahej se të rrahej furrëtari i pafat.

T'i ramen në vesh Z. Prokurorit të gjyqit ky ndëshkim i pavend, protestoi edhe vojt me u ankue në saraj, tue u qitë ndër mendë atyne zotnive, se nuk kishte tagër kush, me rrahë edhe me ndëshkue ken, por mbasi të jetë shoshitë njëherë e këputë çâshtja zyrtarisht në gjykatoren e shtetit.

Kur i muer vesht Koloneli këto fjalë të Prokurorit të shtetit, i a bani: "E unë që s'e çáj kryet për këto përralla të gjyqit ! Puna jeme, s'kam nevojë të pyes kên unë për këso sendesh!"

Edhe pa tjetër dha urdhën, të rrahej furrëtari aty ndër sý të tij: T'i bijshin këtij të ngjyemi 40 shkopîj deri që t'i a çojshin gjak të dyja kambët.

Prokurori prej anet së vet protestoi, tue i thanë trûq Kolonelit, se rrahja bâhej, simbas ligjit, tue i rá fajtorit shpinës e ndër shpatulla; jo ndër gishta të kambëvet.

Koloneli por, tue mos i marrë në dorë fjalët e ankesat e Z. Prokurorit , i thotë : "Ti mos m'u përziej; dij unë, çka bâj!... Bane e e çele gojën edhe njëherë, po të shtroj edhe tý njetash fill e po të rrahi ndër kambë!" .

Edhe kështu Z. Prokurorit të Shtetit i u desh me i lanë fjalët, edhe me u nisë e me shkue në punë të vet. Arsyeja kryesore e

largimit të Kolonelit arab kishte rrjedhë kështu. Një ditë ky i paska pas'thanë një ushtari shqiptár, redif, si në të përbuzun : "Ah, ti kenke i partísë s'Esad Pashës, ti?...". Përnjë qi i shkoi në vesh Esadit kjo fjalë e Kolonelit, protestoi rreptësisht aty ku ishte vendi; edhe kështu me të shpejtë u dha urdhëni të hiqej andej Z. Koloneli në fjalë.

**E hane, 9 dhetuer 1912.**
*Taksa berberëvet!*

Na âsht mësue tashma veshi. Natë e ditë pushkë e top; tash ma larg, tash ma afër; herë kahë Shtoji, herë kahë Bardhanjorët, herë kahë Bushati e herë kahë Shiroka e Taraboshi.

Mandej, kaq të dèkunë këtu, kaq të varruemë këhâ sod u muer kjo kodër, sod u duer kjo tjetra. Punë këto që ndihen këtu dita me ditë. Aq ma, sa sod nuk u jep kush gjithatë randësí këtyne lajmeve, si përpara. Vetëm kur krisma e jehu i armëvet vjen tue u shtue, njatëherë diçka populli ngjallet; edhe shkojn tue pyetë gjindja shoqi-shoqin: «Morè ky, a thue i a mbërrijti përnjëmend?»

Kështu njëherë diçka shpupurishen i madh e i vogël; por, kur e shohin se nuk âshtë gjâ, ulin veshët e bien në fashë. Tashma shkodranët, ma e shumta, këqyrin çka po bâhet këtu mbrendë në qytet, sesa u a vênë menden luftimevet, që bâhen me natë e me ditë gjithkun për rreth tyne; sadoqë e dijn mirë, se shì prej njatyne mvaret fati i tyne. Për shkodranë, të thuesh, sod ka ma randësí çâshtja e taksavet, që shkojn tue u shtue dita me ditë, sesa ka një luftim paksi i largët ndokun rrethesh së qytetit.

E publiku, ndërkaq, rrêhet e kënaqet për ndonjë lajm të mirë, të shumtën e herës për një gënjeshtër, që s'dihet se kush e qet. U ngjallet të shkretëvet një grimë shpresa edhe marrin pak frymë në mjedis së gjithkëtij mjerimi e skami, që âshtë tue vuejtë. Komanda përnjëherë duket, si mos me pasë punë tjetër në qytet mbrendë, veçse me ndêjë tue shtue aso taksash. Qe b.f. tash e ka kapë me rruestarë. Po; sod nade ka dalë urdhëni me pagüe nga 10 pare,



për secilin njeri që këta të rruejn, ashtu dhe nga 20 pare për një të qethme flokësh!

Tash bërberët, mbas këtij urdhëni të prémë, kanë ngrehë hundët. Protestojn kahë pak; por gjithmonë ashtu me fjalë të matuna edhe me frikë, mos t'u ndodhë edhe ma zí. Disa sish, si në protestë kinse kanë mbyllë rruestoret; por qeveria nuk e ka çá fort kryet për këtê punë.

Policia ndërkaq u vêhet për gjurmë bërberëvet, të cilët, briskun rrues në xhep të pantallonavet, hîjn aty-këtu ndër shtëpia, ku e dijn se janë tue i pritë. Por policia u a ka zanë; edhe kështu, nuk i len me bâ çorap. Porsa dalin, po shì te dera e oborrit, ndeshin në policin, të cilit u duhet me doemos me i pague taksën e njerit që kanë rrue.

Lê të thonë sa të duen, se kanë kenë për një vizitë te një mik, se kanë pasë një punë etj. Kot; berberi do të paguejë se do të paguejë njaqë sa i thotë polici.

Mbi tjerë por, Hasan Rizaja e ka me pasanikë. Prej një tregtari çoi e muer jo ma pakë, se 40.000 korona pëlhurë e beze, tue i a blé për gjysmë çmimit, edhe tue i lëshue në dorë, në vend të të hollavet, një deklaratë, kinse do t'i paguhen ditën… e moskurrit !

N'atë idhnim tregtari tha, se do t'i jepte zjarmin duqanit, ma parë se me i a lëshue komandës ashtu për të shkretë, pa pare, pa pullë.

Kur i vojti në vesh kryekomandantit kjo punë, çoi në të shpejtë e i a muer gjithçka kishte pasë tregtari në duqan; i zoti kje burgosë e i kjénë vû prangat.

Tash e parë Hasan Riza Bej, si në shpërblim të gjithkësaj egërsie e shtrëngese, për me e marrë mêç popullin, shpallë do lajme të shkurta njëmend, por plot fitore. Qe b.f. pardje qiti fjalën, kinse âshtë tue i a mbërrijtë Muktar Pasha me dý divizjone ushtarësh, s'di prej kahë. Âshtë kjo e katërta a e pêsta herë që e shpallë këtê lajm. Por, me gjithse gjindja presin, mjerisht s'po shihet kun as Muktar Pashë, as divizjone ushtarësh!

Njëkështu kallëzojn edhe për Napoleon Bonapartin, i cili për

me e mbajtë nalt moralin e ushtarëvet e të popullit, s'i a pritonte aspak me trillue e me shpallë këso lajmesh së rrêjshme!

Krye për krye me rrenat e trillueme të Komandantit, edhe populli, posaçe krahu i krishtenimit, kahë s'ka ku merr ndonjë lajm të mirë e të sigurtë, shkon e qet për fushë për ditë gati nga një rrenë. Qe b.f. këso ditsh ka dalë fjala, kinse Mali i Zí postafat âshtë tue vonue e s'âshtë tue bâ një të mësyeme ashtu të rreptë, përse âshtë zanë me punime: Janë tue çelë nën dhé llogore edhe janë tue i u avitun Shkodrës. Veç kur një ditë, pa pritë pa kujtue, të shpërthejë prej dikahë e ta qesë kryet ushtria anmike kun në ndonjë skâj të qytetit!

Prap edhe, këso ditsh doli fjala, kinse Mali i Zí i paska çue një ultimatum të ri turkut, me rá në dorë. Por, çudi, lajmin, megjithë vuejtjet e mëdhaja të popullit, nuk i a pat anda kurrkuj; për kundra, ka bâ një përshtypje të dobtë… Mali i Zí, sigurisht, që për me i u gërmbushë turkut me këso fjalësh e kërcnimesh së mëdhaja, do të kishte bâ diçka ma tepër, se ka bâ deri më sod.

Një fitore ashtu të fortë, ase, si thonë, një grusht hundëvet, me çka ka veprue deri tash. Malazezët Hasan Rizás dhanë nuk i a kanë, e vërtetë, ushtrín e turkut aty-këtu ka mujtë ndoshta me e zmbrapë; edhe turku, vende-vende ka shkue tue lëshue ndonjë pozicjon, për me bâ një qëndresë ma të fortë e ma të gjatë. Me kaqegjâ por, nuk mund të thuhet, se malazezët e kanë fitue luftën. I a kanë pré, e vërtetë, gjithkahë turkut rrugën. Por, nuk mund të thuhet endè, se e kanë mujtë turkun.

Ndërkaq, Hasan Rizaja këqyrë gjithnjë atë punën e vet. Kryekrejet ka para sýsh ushtarët, strategjínë e luftës, edhe diçka edhe popullin. Se sa për kërcnime e fjalë të mëdhaja të Malit të Zí, nuk i merr në dorë, as s'e çán kryet aspak. Anmiku e di mirë, se Komandanti, pushkë për pushkë, menden me e lëshue nuk e ka !

Po duen me thanë edhe, se parlamentarët e Malit të Zí i paskan prû Rizá Beut lajmin, kinse Turkia tashma e thyeme e e shpartallueme gjithkahë prej ballkanasvet, ka vû me ta armëpushim e një farë paqet. Por Kryekomandanti turk, as për këtê lajm nuk u



thye, as s'desh me dijtë gjâ. Mendja e tij, gjithmonë një: Shkodra do të merret vetëm e vetëm me luftë! S'ka tjetër!...

**E ejte, 12 dhetuer 1912.**

*Një lojë strategjike e serbëvet*

Sod duel fjala nëpër qytet, kinse lypeshin prap ushtarë. Të gjithë ne e parë u çuditnë për këtê lajm; mbasi, tue shtue numrin e ushtarëvet, sod për sod do me thanë, me e detyrue me i mbajtë me bukë. Një randim ky i jashtëzakonshëm për qeverí në këtê krizë ku gjindet sod. Edhe, çudí!... Komandanti i pjacës lypi ushtarë deri prej elementit kristjan!

Po u muer vesht ma vonë arsyeja e vërtetë e këtij rekrutimi. Tashti, tue kenë se kristjanët s'e kishin pasë zakon gati kurr me i shkue turkut, si ushtarë të rrègullt, kërkohej tash, që këta edhe ta jepshin atë kontributin e vet me të holla.

Tash gati një muej i shkrou Valia një letër Arqipeshkvit, tue i njohtue këtij, se në këtê ngushticë, edhe prej së krishtenësh katolikë pritte me i u bâ krah; që të sigurohej kështu ma mirë qyteti.

Arqipeshkvi, që ishte atëherë Imz. Ják Serreqi, i a bleu menjëherë, ku donte me dalë Kryekomandanti me atë shkresë: Dukej, se kishte nevojë për të holla!

Edhe menjëherë shpalli urdhënin Prelati nëpër katolikë, se lypeshin ndihma nga qeveria, për t'i dalun zot qytetit në këtê orë strategjike.

Zanit të Arqipeshkvit katolikët i u përgjegjën aty për aty. U mblodhnë vetëm n'atë shteg 1500 lira turkut, ár!

Tue e pá Hasan Rizaja, se manovra i kishte shkue s'ka ma mirë, mbas do ditsh i shkrou prap se prap Z. Arqipeshkvit; por, jo ma tue i lypë të holla ashtu kjartë, por nën një shkak tjetër. Mirë tue dijtë Hasan Beu, se kurrnjë djalë pasanikësh nuk do të kishte rrokë pushkën, për me dalë e me luftue në báll të luftës, bani tjetrën. U vuni me lá kahë 30 lira turkut për krye secilit djalë

së krishtenësh, i cili nuk donte me shkue në front, për me luftue krah për krah me ushtarë.

## Spedicjoni i qerrevet në Zadrimë, për drithë.

Ndërkaq, Kryekomandanti çon ushtarë e qerre për me mbledhë drithë nëpër katunde kahë jugu i Shkodrës. I ka dalë deri më sod me bashkue kun nja 100 barrë drithë. Një çudí përnjëmend, si trimnohet e guxon me u shty deri aq kthellët me ushtarë, tue kenë se âshtë rrezik ku të ndeshën më anmik të mbesin të rrethuemë. Por ndoshta i dërgon natën për terr, për mos me u diktue prej anmikut.

Tue marrë llasë këso doret, dje u shtynë pakegjâ ma përtej, se tjetra herë, por ranë në kurthë. Tashti ndër katundet e Zadrimës drithë atë vjet ishte bâ mjaft. Tue i besue vetes, Hasan Beu nisi për këtu shumë qerre, mbasi që edhe Drini nuk ishte fort i kthellët e kalohej më kambë.

Kësi shtegu të zott e qerrevet nuk ishin të krishtenë; prandej nuk ishte frika, se tue u gjetë përtej Drinit, mund të hidheshin n'anën e Serbit. Jo; ishin të gjithë myslimanë, mauzeren mbë krah secili, edhe shtrëngue mirë me rrypa fyshekësh.

Bashibuzukët në fjalë, të mbrojtun nga ushtarët e rrègullt, u shtynë kahë shtëpiat e katundarëvet; iu hudhnë kotecavet të drithit, edhe t'i a filluenë me ngarkue qerret gjithsa mujtnë.

Por Serbët i diktuenë menjëherë; u lëshuenë fulikare mbë ta nga Kukli e nga Plezhja, u banë rrethin edhe nuk i lánë me u bashkue. Si i gjetnë të shpërdamë andej e këndej, të gjithë gati i mbytën apor i banë rob. Vetëm nja dy a tre vetëvet prej ushtarësh u duel me shpëtue me krye; edhe tue ngá, u kthyenë në qytet, për me u diftue shokëvet, çka i kishte gjetë.

Fíll mbas Hasan Rizaja dërgoi edhe një herë në Zadrimë dy bataljona tjerë ushtarësh, me urdhën të prém, që t'u ndesheshin báll për báll me anmik, kudo që ta hasshin. Ndërkaq i porositi, që të ktheheshin në qytet, qerret mbushë plot e përplot me drithë. Ushtria, simbas urdhënit, u nis edhe u kap ku gjindeshin qerret e



shtegut të parë. Por, çudí, nuk páu njeri të gjallë ngjat qerresh.

Mbasi Riza Beu u kishte dhanë urdhënin që të ndesheshin e të kacafyteshin me serbë, e këta nuk shiheshin kun; prandej me doemos duheshin kërkue.

Rreshtat e parë t'ushtarëvet ecën sa ecën, ku nja 20 minuta rrugë, kur po fillojn e i gjuejn mbas shpinet. Atëherë veç u kujtuenë, se kishin rá në gojë t'ujkut, ishin rrethue. Serbët u kishin vû pritat, edhe tash u kishin bâ rrethin.

Kur turqit nisnë me u zmbrapë, u ndeshnë në një pritë tjetër. Serbët u a kishin pré gjithkahë shtigjet; prandej, çdo qëndresë për të rrethuemët ishte e padobí.

Komandanti, me një dorë ushtarësh provoi me u zmbrapë e me qëndrue mbi një sukë aty afër; por kot. Pse në të shpejtë kje rrethue e dyndë prej serbësh edhe s'andejmi. Mbasi që as fyshekë nuk kishin marrë me vete për një qëndresë aq të gjatë, kështu mund të thuhet, se e banë punën fort ngusht e se kanë mbarue me të tana!

Në Shkodër i kanë pritë gjithë natën, se kur po kthehen; por sod nade u muer vesht, se kishin ngelë të rrethuemë. Thonë, se vetë Hasan Rizaja, në krye të tre bataljonavet, kenka çue e paska shkue, për me i librue shokët nga ngujimi. Për deri tash por, nuk ka mujtë me u marrë vesht gjâ, si u bâ puna e tyne. Nuk ka kthye ende kush prej andej.

Ndërkaq, nëpër legatën gjermane të Cetinës i u bâ me dijtë Hasan Rizás, se nga Stambolla i kishte ardhë atij lajmi i armëpushimit të Turkís me aleatët sllavë; tue i dhanë njëherit edhe Kryekomandantit të Shkodrës instrukcjonet e dorëzimit. Mirë; por Rizaja, as për këtê lajm zyrtár nuk e çau kryet; Gjithnjë atë menden e vet!

Konsujt e Fuqivet të Mëdhaja – t'Anglís, të Francës, t'Austrís, t'Italís e të Rusís, - banë edhe sod një mbledhje, për me u rregullue, si u duhej me u prû në këtê ndërkohë. Protestuenë sa protestuenë, sidomos për faktin, pse do të pësojn edhe ata bashkë me popull, pa mujtë me marrë e me dhanë me qeverít e veta. Protestavet të tyne por, asi shtegu nuk u vuni kush vesh!

Prej ushtarësh së mbetunë, si thamë, rob në Zadrimë, ndër duer të serbëvet, nja disa prej sish, banë si bânë, edhe mujtën me u librue. Kanë mbetë tash edhe nja 500 sish, gjithnjë të ngujuemë. As s'patën çka u bâjn bataljonet e shokëvet, të cilët u ngánë kinse në ndihmë.

Ndërkaq, këtu edhe Lufta për rreth furravet vijon gjithnjë njashtu si përpara. Mbramë për ma tepër furrëtarët kanë shpallë lajmin, se nuk kishin ma me çka me e qitë bukën, as grunit as kollomboqit. Vetëm me krunde! Populli prej kësi lajmi nuk u trazue gjithaq fort. Nuk i dhanë gjithaq randsí, mbasi që edhe ajo bukë që kishin qitë deri atëherë ishte për faqe të zezë, mos me e hangër as thít!

Tjerët por thojshin: "Ani, të dalë një kafshatë, sido që të jétë: Mjaft që mos të na lánë ashtu krejt pa tê! Kaq zia e bukës së shkretë ka vojtë në kulm!"

### Taksa mishtarëvet.

Për deri më sod qeveria u kishte vû taksa e pagesa edhe u kishte sekuestrue gjanat e ushqimit etj, vetëm tregtarëvet, të mëdhaj e të vogjël; por që me dje ka dalë urdhëni, që edhe kushdo privatësh e ka dëtyrë të shkojë e të diftojë në Bashkí gjithçka të ketë vû m'anesh e ruejtë për mbajtjen e familjes. Këtê punë, - thotë lajmi - po e bâjm, që t'u dahet secilit me racjon e me drejtësí; mbasi dihet, se njeni – njeni ka raditë për veti gjana ushqimit për së tepërtit, ndërsa ka në popull asish, që nuk kanë aspak.

Sod nade grát e Gjymsës së Hanës së Kuqe, të cilat gatojshin deri lidhësa e peca për të varruemët e spitalit e të frontit, kjénë përcjellë të gjitha; për arsye, si thojshin, se nuk kishin ma, me se t'i paguejn. Por, kush donte, mujtte prap se prap me vijue në shërbim, rrogë veç me u dhanë ma, nuk kishin. Të punojshin d.m.th. vullëndetisht, për të mirën e atdheut !

E taksa mbi taksa u duhet me lá posaçe mishtarëvet. Këta, pikë së parit, e kishin si të preme, me pague nga një grosh për krye të berrit që prejshin. Posë kësaj, do t'i a dorëzojshin qeverís edhe lëkurën e baktivet të theruna, pse u duheshin ushtarëvet.

Mirë; por sod duel edhe tjetra: Me pague nga 10 pare për secilën okë të mishit, që shitshin. Shkurt, mësi shihet, qeveria ka nevojë e âshtë ngusht për të holla. Prandej, ban çmos me gjetun kun ndonjë shkak, për me xjerrë ndihma prej popullit.

Mirë e e arsyeshme çka ka bâ për deri më tash; diçka mund të hýjë në kllef. Por të duket krejt e çuditshme edhe e paarsyeshme puna e një takse, që ka trillue këso ditsh; Një ród takse e së dhetash, që nuk ndihet kun në botë!

Qe: Tue u gjetun të rrethuemë tash gati dy muej natyrisht e tue u këputë tregtia, as dogana nuk qet ma gjâ. Atëherë pra, si i bâhet?... Qeveria u ka vû tregtarëvet të dhetta gjithnjë, si t'ishte tregtia në kambë!

Edhe kështu b.f. një tregtár i madh, i cili ndër vjett e përparë dhe ka mujtë me pague in media kun pak me i a vû, nja 3000 lira turkut doganë mbrenda 12 muejsh shtetit, zêhet, se edhe tash i ishte dashë me pague rregullisht vjetët tjera, për gjana që suponohet, se kishin ardhë në doganë edhe atë vjet prej së jashtëmit.

Mirë; se edhe kësaj takse qesharake tregtarët do t'i ishin shtrue; sado që nuk âshtë ndie kun në botë se do të parapaguhet një máll, që s'âshtë porositë endè, por që paska për t'ardhë dikur. Tregtarët ndoshta edhe do t'i ishin shtrue kësaj pagese së jashtëzakonshme, po t'ishte çâshtja e një parapagese; por, me ndodhë që, mbasi të paguhen këto taksa imagjinare doganore, turku del e shkon, mbas luftet, në punë të vet, e atëherë?...

Ankimin e tregtarëvet të shkretë gjithkush e sheh s'ka ma t'arsyeshme; por ec e thueja Z. Hasan Riza Beut; i cili përherë gati, e mbyllte edhe këtê shpallje me frazën e zakonshme : "Njai që guxon mos me i u bindë këtij urdhëni, do të pushkatohet!"

Pra, s'ka mbetë tjetër sod; por me mbyllë gojën e me pague! Për ndryshe, haps e xhezá; edhe fundi, me pague se me pague!

**E hane, 16 dhetuer 1912.**

*Përsrí, fytafytas!*

Lajmet që vîjn nga Zadrima janë përnjëmend të tmershme. Katundet, lagje për lagje, të shtrueme më gjak e plojë; shtëpí për shtëpí, plaçkitë e djegë. Janë ngujue gjindja ndër banesa të veta, mbyllë me dekë! I gjuejn shtëpiat e u japin zjarmin, edhe katundarët e shkretë qëndrojn sa qëndrojn; për fund i djegin mbrendë.

Një ushtár serb u lëshue fulikare në pikë të vrapit e i a ngjiti më dhambë një ushtari turk e i a këputi dellin e qafës. Por, ndërsa ishte tue e krye këtê vepër egërsiet, i ránë disa plumba shpinës!

Tash aty nuk ka të thuesh, ma kun báll luftet. Âshtë përzie lamshi; e veç këqyrin me i a xjerrë shpirtin shoqishoqit me thoj. Po; me thoj a me ndonjë thikë brêzit mëshojn njeni mbë tjetrin; përse nuk punon tashma as pushka as bajoneta!

Hasan Rizaja ka dhanë urdhën, që serbët të dëbohen me doemos nga Zadrima, të cilët kishin mbërrijtë deri n'Ashtë; prej kahë s'kanë shum, për me u kapë te Kodrat e Tepes. N'atë lajm u çue në kambë edhe vetë Kryekomandanti me ushtarët e vet ma besnikët edhe u lëshue mbë serbë, për me i pritë, mos të shtýheshin ma ngjat, tue e vû qytetin ma në rrezik.

Andej kahë Ashta ka zanë vend ushtria e Turkut. Pakëgjâ ma përtej janë edhe serbët, të cilët mbajn të ngujuemë nja 500 ushtarë t'anmikut, të dàlunë, si kemi çekë ma nalt, prej qytetit, për me mbledhë nëpër Zadrimë kun drithë.

N'anën tjetër batalјonat e Rizá Beut, të cilët patën kenë nisë, për me u ardhë në ndihmë shokëvet të vet të rrethuemë prej serbit, e kanë shtý këtê një herë e dý e trí, tue i bâ báll trimnisht anmikut. Por gjinden në rrezik me mbetë të rrethuemë edhe ata vetë nga serbët. N'anën tjetër nuk mund të shtýhen ashtu fort kahë Zadrima, tue i u largue Shkodrës; mbasi nuk mund t'u vijn ndihmët e nevojshme për qëndresë nga qyteti.



**Një zâdhanje e ré.**

Sonte duel fjala, se qeveria u jepte lêje gjithatyne që ishin t'ikun prej Zadrimet, të mund të ktheheshin ndër vende të veta. Populli e muer këtê lajm, si me u marrë vesht me kaq, kinse turku kishte bâ një fitore të madhe kundra serbit.

Por, tellalli, fill mbas shpalljes, shtonte edhe këtê. Të gjithata që kishin në mendë me u kthye ndër katunde të veta, do të merrshin me veti pushkën e gjatë edhe njai që s'kishte pushkë, mund të shkonte me e marrë në komandë!

Puna e pushkës, që thuhej aty në shpallje, se do ta merrte secili me veti, kjo e qiti në mendim gjinden; edhe thojshin, se kjo kondita e të marrunit t'armëvet ishte një shenj, se t'a kaluemen urën, do t'i kishin detyrue përdhuni me u vû ndër rreshtat e ushtrís, për të përballue serbin.

**E mërkure, 18 dhetuer 1912.**

*Një rrethim i papritun i turqvet në Babë*

Riza Beu, i rrêjtun, mëzi duket, nga lajmet e pathemelta, mendësh së veta hartoi një plan tjetër luftet, ku gaboi edhe ma zí, tue rá me të dyja kambët mbrendë!

Atë natë, si u err mirë, dha urdhën të shkepeshin nga mbrojtja e Bërdicës dy bataljona ushtarë; të merrshin me vedi katër topa me qitje të shpejta, edhe kështu t'uleshin e t'u bashkoheshin me shokët tjerë të Zadrimës.

Gjithsejt tash bâheshin këtu, 8.000 ushtarë, me 12 topa të mëdhaj e të vogjël. Për këtê operacjon komanda i kje lëshue në dorë Kolonelit të garnizonit të Bërdicës; i cili edhe ky si Hasan Beu, i kishte krye këndimet ushtarake në Gjermaní.

Porsa e muer Koloneli këtê urdhën prej Hasan Rizás, d.m.th. që me e mësýe për me e shtie në dorë pa tjetër Dajçin, i a diftoi Kryekomandantit vështirsín e atij ekspedicjoni, tue i qitë para sýsh

faktin, se aty në Dajç përmbahej qëndra e ushtrís serbjane, d.m.th. 20 bataljona. E kundra këtyne ishte një punë, si me i rá murit me krye, po të provoheshin me i përballue vetëm me një ushtrí 8.000 vetësh. Shtoi, se ishte gati ta çonte urdhënin në vend, mund t'i ndeshte; veç mund t'ishte i sigurtë, si 2 e 2 bâjnë 4, se do ta lêjshin të gjithë kryet mbrendë.

Komandanti i Bërdicës mandej, i bante me dijtë eprorit të vet, Hasan Rizás, se nuk kishte kurrkun gjasë, që serbët Dajçin, një qëndër qëndreset aq me randësí, po e lanë të ligshtueme, tue i zhbartë disa pjesë ushtarësh e tue i vendue ndër do logje randësiet së dytë.

Edhe pse e ndjeu Kryekomandanti këtê vërejtje fort me vend të Kolonelit, prap se prap i ndêji se i ndêji asaj mendes së vet. I a përsriti edhe një herë urdhënin: Me e mësý Dajçin!

Uli kryet Koloneli edhe s'i bani ma fjalë këtij urdhëni të guxueshëm e të rrezikshëm të Kryekomandantit; me gjithëse ai në mende të vet ishte i sigurtë, se do ta bierte luftën. Edhe kështu, simbas urdhënit, bataljonat e turkut dje nade u nisën prej Ashtet. Në Pistull u bashkuenë me dy bataljona tjerë, të cilët kishin urdhënin me mësýe ndër ma të parët.

Ecën sa ecën, për pa pasë farë pengimit prej kuj. Kur banë por me i u avitun Babës, kun nja 3 km larg prej Dajçit, rreshtat e parë t'ushtrís kjénë pritë e gjuejë nga një batare pushkësh së anmikut. Punë kjo, që ngjati nja pak minuta; pse mandej fill kjénë vû në rol nja 50 ushtarë serbë tue ikë asajt ndër sý të turqvet.

Ndërkaq, ushtria e turkut u kap në Babë edhe muer me kalue përtej kur, pa pritë pa kujtue po ndiejn, se dikush po i gjuen në krah të djathtë njëherit edhe në krah të rrëmakët. Veç njatëherë turqit u kujtuenë, se kishin rá ndër prita e se ishin të rrethuemë gjithkahë prej serbësh.

Hangrën buzën më dhambë, kur e pánë veten aq ngusht. Kahë veri, vetëm njandej kahë kishin kalue ata vetë pak para, asajt kishte mbetë një shteg i çelun.

Ndërkaq, serbi prej kahmos rreth e për qark, padá, qitte mb'ushtrí të turkut, me qëllim, që me i shtý sa ma fort andej kahë kodrat, për me i pasë nën vete.

Këtyne të mbramëvet një shpresë e vetme u kishte mbetë: Kujtojshin, se serbët nuk do t'ishin asajt aq shumë me numër.

Po, s'kje gjâ; edhe ushtria e turkut, atëherë vetëm u kujtue për ngushticën e vet, kur hetoi ndër të gjithë kreshtat e kodravet për rreth ushtarë serbë me qinda, me mija, të cilët kishin ardhë prej Dajçit, për me u lëshue si të tërbuemë mbë ta.

Megjithkëta, komandarët e ushtrís turke mundoheshin gjithnjë edhe për fund i a duelën, me i mbajtë ata të vetët grumbull, pa u shpërdá. Edhe banë si banë; e nëpër atë furín e pushkëvet mujtën me u kapë deri te një kodrinë aty afër, ku zjarmi i anmikut nuk kishte çka u bante.

Pushkët njëmend nuk patën ç'u bâjn; por serbi u suell me i gjuejtë më shrapnela. Me këta po, m'atë shteg bani gjakun e plojën e pafarë mbë gjithata morí gjashtëmijë e ma ushtarësh turq.

Nja dymijë kësish prap, ishin zanë tue mësýe do grumbuj serbësh, të cilët ishin tue bâ çmos, për me u a mbyllë turqvet rrugën kahë veri.

Një herë e dý n'atë të veten turku u mundue e dha me gjithë shpírt, për me e shtie në dorë një kodrinë asajt; me qëllim kinse, për me vendue mbë tê topat. Por serbi nuk e la. Kështu që të parit i u desh me u zmbrapë, tue e lanë tokën të mbulueme me të dèkunë e të varruemë.

Mbi një kodrinë tjetër, e vërtetë, u duel turqvet ma vonë me vendue topat. I venduenë, edhe qitën sa qitën n'anmik. Por 25 grykat e topavet serbjanë nuk dijtën me prâ një ças. Qitshin e vritshin!

Ndërkaq, Koloneli mënjë u çonte ndihmë ushtarëvet të vet, të cilët ishin tue luftue me serbë në fushë të lame.

Edhe kështu, balli i luftës pak kahë pak erdh tue u zgjanue përherë e ma fort kahë veri; d.m.th. atij krahu, kahë kishin ardhë turqit. Prandej këta, mëzi kishin kenë në fillim, tash gjindeshin fort ma mirë.

Tashma disa mija turqish ishin, të thuesh, krejt të sigurtë; e tjerët, të mbrojtunë prej shokësh, ishte gjasa, se do të mujshin me i shpëtue qarkullimit, që mundoheshin me u bâ serbët. I u kujtue Komandanti serb lojës, që dojshin me u bâ Turqit, edhe dau vetë me vete, mos ma i lanë kurrsi ta çojshin në vend planin e vet. Kështu, një herë. Ma vonë por e pau edhe ai, se 8.000 ushtarë turq nuk mund t'u qitshin faret ashtu menjëherë. Prandej, çka bani ?...

I dha urdhën të prém kalorsís, të bante një të mësyeme të furishme mb'anmik. N'atë pështjellim njëmend, edhe ushtria turke u shpërdá. Plot trimijë sish, nëmos ma, kjénë shkëputë prej shokëvet; edhe, si pa u kujtue ata, u a mbyllën rrugën andej kahë e kishin qitë cekën me u drejtue. Kështu furia e luftës u ndez e rreptë e e përgjakshme, një çmos. Turqit kishin mbi krye gjylet e shrapnelat e anmikut, që s'mêjshin, me thanë, njëças, ndërsa si të dëspruemë kërkojshin me i çelë shteg vetes. Por serbët u a kishin pré rrugën, tue i pritë me bajoneta në dorë.

Ndërkaq, ndërsa këtu vlonte lufta e rreptë e e tmerrshme me bajoneta, tue mbetë të dèkunë e të varruemë prej së dyja anësh njeri i pafarë, kush prej thikash e tungësh pushkësh, qe se do zanë grásh u ndienë tue britë në kupë të qiellës.

Këto, ndie kushtrimin e zhurmën e luftës, ishin lëshue më vrap vetëm, apor kambë për kambë me burrat e armatòsunë, për me u a marrë huan turqvet; të cilët, pak përpara u a kishin plaçkitë shtëpiat edhe prishë e çue dam të mbjellunat e arat e bashtinat. N'ata të përziem shumë prej grásh mbetën të dekuna e të varrueme; por edhe shumë sosh qitën e mbytën plot ushtarë turq.

Të varruemët, ma vonë, kallëzojshin për një grue, se nuk i ishte dá kurrkun, por kishte luftue kambë për kambë me të shoqin. Si e pau se i rá dekun i shoqi përpara, kjo burrneshë i a muer pushkën e gjatë, ngjeshi rrypin e fyshekëvet, e qiti m'anmik gjithsa mujt. Edhe, për gjithsa herë që e shihte mizorja tue u rrëxue dekun mbë tokë ndonjë turk, britte të madhe: "I a mora gjakun burrit!"

Por, edhe ajo e kishte qitë cekën me dekë në luftë. Ndërsa ishte tue vrojtë me të kënaqun të zemrës një turk, tue u rrëxue e tue



u rrokullisë, dekun, në një hendek, - e lëvdohej kjo bishë[1], se ky ishte i katërti, që po mbytte me dorë të vet! - njatëherë u pá edhe ajo vetë tue çue duert përpjetë edhe tue rá dekun mbas një stomi aty afër!

N'ata të kacafytun të dý ushtrivet s'di kush me thanë, sa njeri mbet, si prej serbësh si edhe prej anet së turqvet. Merret vesht, se sigurisht ma shumë ránë flije n'atë rasë prej kësi së mbramësh; të cilët, tue dashë me ngrehë mbas vetes edhe topat, nëpër balta, rrugë e pa rrugë, shkuenë tue e lá gjithkun vendin me gjak.

Edhe prap se prap, me gjithëse u munduenë e dhánë me shpírt, nuk u duel me shpëtue, veç nja katër kësi topash. Nja disa iu desh me shkue tue i lanë rrugës, por, përpara se me u a lëshue në dorë serbëvet, turqit i damtojshin, tue u a hjekë topavet çelsat a ndonjë vegël të domosdoshme.

Shum së varruemësh turq kjenë zhbartë n'atë rasë e kjénë shtrue ndër spitalet e qytetit edhe ndër ato të çadravet. Po; por edhe shumë, sa bari u gjetën kësi rrezikzezësh, që kishin mbetë të shpërdamë aty-këtu nëpër Zadrimë.

Reparti i ekspedicjonit të turkut, që përmendëm ma sypri, nuk ka kthye endè në qytet; por janë përqandrue njandej diku ndërmjet Pistullit e Ashtës. Ndërkaq, malazezët mbajnë anën e djathtë të Drinit dhe janë tue përforcue llogoret e ballevet që kanë shtie në dorë andej kahë Barbullushi e Bushati.

As s'i a shohin gjasën tash për tash njëherë me e mësýe Shkodrën; mbasi në këtê luftën e fundit serbët kanë djerrë po nja 5.000 ushtarë. E kjo s'iu duket një punë e vogël!

**E marte, 24 dhetuer 1912.**

*Të dèkunët unit!*

Mbramë, rreth muzgut të natës, turqit, ata ma të parët mësyen njëkohësisht llogoret e Shtojit, kahë Kodra e Bardhanjorëvet edhe në krahun prej Liqenit.

N'atë të parën të mësyeme të turkut andej kahë Shtoji, t'i

1 *Bishë*, ktu në kuptimin trimneshë, e fortë, e guximshme.

ndêji gati e t'i a dha gjithsa mujt, me top e mitraloz edhe Mali i Zí prej Mesit e Shëldiet.

Si zakonisht, lufta pra, filloi njandej rreth mbramjet n'orën 6.30 edhe vijoi gjithë atë natë të pahanë, por vetëm në dritë të hyjvet, që lêjshin me u pá mjaft mirë grumbujt e ushtarëvet, vendi i topavet si edhe lëvizjet strategjike e manovrat e anmikut. Lufta u shtýe deri njaty dý orë para mjesnatet; jo ma.

Në qytet por, këtu mbramë mbretnoi një frikë, një panik e një pështjellim i jashtëzakonshëm. Gjithë shkaku i atyne 100 e ma topavet e shrapnelavet që shkrepnë përmbi popullsín e qetë, qëse bani nata. Të gjithë gati edhe sonte ndêjën e pritën, palë a po lot gjâ; por jo.

Hasan Rizaja, ndërkaq, ka rá në mendim, pse atë natë kanë çue dam nja një miljon fyshekë. Se, sa për të dèkunë e të varruemë, nuk u banë shumë vetë dam; gjithsejt thonë, nja 50; s'dij a po, a jo!

Llogoret e turkut mbramë, megjithëse nuk i duel Malit të Zí, me i thye e me i shtie në dorë, prishë por, e damtue i ka edhe fort. Ndërsa malazezët me top e mitraloz i rrihshin furishëm e pa dá llogoret e anmikut, malsorët, me gërshanë të mëdhaja në dorë, shtýheshin deri kthellët, edhe shkojshin tue zhgulë hûjt hekurit e tue pré telat e llogorevet të turkut. Prandej u hap fjala sonte nëpër qytet, kinse malazezët, mbasi i a kanë prishë e damtue aq fort llogoret turkut, njandej ma vonë duket, se e kanë menden me e bâ edhe një të mësyeme të rreptë.

## Thika m'asht.

Si prej anet së kristjanëvet, si edhe prej anet së myslimanëvet, gjindja përgjithsisht janë mërzitë e u ka ardhë shpirti në fyt tashma prej topash e pushkësh, edhe tue pasë para sýsh gjithë ditën e gjithë natën të vramë e të varruemë.

Mandej, edhe njatë piç të holla, që kanë vû m'anesh për ditë të ngushtë, ato tashma hiq e mos ven! - ato janë tue u mbarue.



-E sa për kështu, - i a bâjnë disa - nuk jetohet. Kushdo të vîjë e ta marrë këte vend; pse kështu s'qitet ma!

Shtý prej unit, gjindja dalin fushavet e aravet për rreth qytetit, shpesh edhe ngjat llogorevet, kërkojn barishta e rrâjça gjithfarësh. Marrin e presin deri kallëzat e grunit n'arë, ashtu pjekë e papjekë: Veç sa me u mbajtë gjallë me frymë.

Malazezët i shohin e i dallojn mirë. Por, herë i lanë e s'u thonë gjâ; herë madje edhe qesin mbë ta. Atëherë t'unshmit e shkretë bâjn kin po mëshehemi mbas ndonjë stomi; herë edhe trimnohen e kthehen dalë në pikë të vrapit. Por shpesh nuk janë të zott me i a bâ shpejt; Edhe kështu mbesin rrugës, kush i varruem, kush edhe i vrám e rrëxohet me ata dy duej grunë të shkretë, që âshtë rrezikue me grabitë ndër ara.

## Dy pleqtë e rrugavet.

S'ka shumë dit e andej kahë lagjja e Rusit diqën dy pleq. Mund të thomi, se ata pa farë dyshimit mbaruenë prej unit e vetëm prej unit. Ishte një kohë e gjatë qëse hiqshin të zitë e ullinit, për me shtýe sa gjallë me frymë. Shiheshin gati gjithë ditën e lume tue lypë derë në derë: U shtrîjshin dorën bamirsëvet që hasshin rrugës, apor zêjshin vend kun në ndonjë skâj të sheshevet, tue ndêjë pa çelë gojë gjithë ditën njaty, në shí e në diell e n'erë.

Njashtu me lypa piç-piç mundoheshin me mbledhë ndonjë metelik, sa me blé një kafshatë bukë të shkretë. Por, si mujshin ata qyqarë me i bâ shteg vetit n'atë luftën e furishme, që zhvillohej dita me ditë para teskës së furrëtarit?

Nuk i a panë gjasën, se mund të shtýejshin ashtu. Lypën sa lypën; kjánë e u lutën deri që mujtën. Por, kur e panë, se s'po u a ven veshin kush, mbasi, di Zoti, atëherë secili ishte ngusht për vete, qitën e e lanë edhe ata atë punë. I u shtruenë pa fjalë vullëndesës së Zotit e fatit. Kurrkush nuk i rá ma veshit për punë të tyne; edhe kështu, kjénë gjetun të dy dèkunë sod nade njaty mjedis rrugës.

## E shtune, 28 dhetuer 1912.

*Mungesët e ushqimit vîjn tue u shtue*

Ka mbërrijtë puna e ushqimit ke s've'ma; për ditë e ma zí! Gjithçkahja pikë e gjak, edhe nuk gjindet me u blé. Por, edhe me u gjetë, mungon parja. Mandej, kuj me i u sjellë sod, që të gjithë janë bâ një, i madh e i vogël, i pasun e i papasun, tregtár e lypës? Për fund i siellen për ndihmë edhe qeverís; por edhe kjo e ka punën ngusht për vete e s'ka çka i ban kuj!

Në gjithkëtê ngushticë Hasan Rizaja u bje punëvet për shkurt. U ka çue fjalë atyne ma pasanikëvet të qytetit, se u duhen 10.000 lira turkut, huá! Ka çue e i ka thirrë të gjithë kryetarët e lagjevet (myftarët), myslimanë e të krishtenë. Të parën fjalë këtyne u a ngarkoi barrën, të bâjshin një listë, ashtu mendësh së veta. D.m.th. tue i a vû secilit me pague, tue fillue prej ma të kapunvet e deri n'ata që janë në gjendje t'apin për këtê hua diçka; por jo ma pak se 10 lira.

Simbas kësaj liste së vume në letër, të gjithë janë të dëtyruem me pague. Lypen me doemos, që 2.000 lira turkut të paguhen nga elementi kristjan; ato 8.000 tjerat e listës do t'i japin myslimanët. Atë natën e parë nuk u duk aspak Myftia, kryetár fetár i myslimanëvet. Nuk u pá në mbledhje, për mos me marrë mbi vete mënínë e popullit të vet, tue u vû me lá atyne, çka madje secili i a pritonte. Merret vesht, se nuk donte me pasë, mërzí e të çame krejet.

Ne e nesret mbrama prap u bâ mbledhja. Rishtas i çuenë fjalë Myftís, të dukej me doemos; por ai i qiti fjalën policit, se nuk kishte si me ardhë, mbasi ishte i sëmundë. N'ato fjalë të myftís Hasan Rizaja i çoi këtij në derë Drejtorin e spitalit ushtarak, përcjellë nga një kompaní bashibuzukësh, të cilët, punën ma të parën, i rrethuenë shtëpín Myftís, ndërsa kryemjeku i vojt n'odë, për me i bâ një vizitë shëndetsore. I sëmundti ishte... shëndosh si molla. Tue folë e tue qeshë, u ul poshtë edhe i duel para doktorit.



Pa u bâ fjalë aspak, gjithnjë buzën në gaz, u nis me shkue, i përcjellun prej sish, fill kahë zyrja e gjyqit ushtarak; Bashibuzukët ndërkaq, të gjithë me bajoneta ngrehë. Mbaroi mbledhja; edhe komandanti i kompanís e pyeti eprorin e vet, n'a ishte i lirë Myftia me u kthye në shtëpí.

-Po po; sa për sonte - i a ban Hasan Rizaja - mundet me shkue.

Mandej, mbasi i a lëshoi një sý listës së liravet, për t'u pague, dha urdhën, që t'i çohej fjalë secilit Zotní, të vinte vetë e ta binte në zyren e bashkís së qytetit sasín e të hollavet, që ishte shenjue me lá.

Për fund shtoi edhe këtê: "Listën e emnavet t'atyne që s'kanë ndëgjue me pague ma falni mue! Dij vetë, mandej, si i a bâj"!

U a ka shtie tregtarëvet të Shkodrës, ndërkaq, të dyja kambët në një këpucë. Prandej, mund të thuhet me sigurí, se të gjithë, pa fjalë e urtisht, kanë me shkue për të dorëzue huán e kërkueme njashtu si t'u a kênë caktue. Kush âshtë burrë sod me i bâ fjalë urdhënit të Kryekomandantit të luftës?

## E hane, 30 dhetuer 1912.

*Redifët e Esat Pashës*

Ka disa dit, qëse malazezët nuk ndihen për së gjallit. Përgjegjin po, kur i ngucin. Por për ndryshe rrijn urtë e s'bâjn zâ. Duket mandej, se serbët për tash njëherë nuk kanë punë tjetër veçse me e mbajtë Shkodrën të rrethueme gjithkahë. Pse, edhe në Zadrimë njekështu: Nuk mësyejnë ata ma të parët. Po mos t'i kishin ngucë turqit, ata s'kishin luejtë vendit.

Këtê gjâ u a ka thanë trûq turqvet edhe njeni prej oficjerash së varruemë serb. Ndër tjera fjalë, edhe këto: "Jo, jo; mos pritni prej nesh, se po ju mësýejm; Shkodra do të na bijë në dorë prej unit. Kështu; nëmos na ardhtë ndërkaq madje ndonjë fjalë tjetër prej së rrethuemësh vetë. D.m.th. tue lypë me na u dorëzue!"

Porse Riza Pasha ma se njëherë i ka çue fjalë anmikut, se menden me rá në dorë nuk e ka kurrkun!... T'a marrin Shkodrën

me luftë, në kjofshin të zott!

Kryekomandanti i qytetit të ngujuem tash e parë shkon e i ngucë anmiqtë, si me dashë me i çue prej gjumit, e mos me i lanë kaq gjatë pa zâ.

Edhe kështu Hasan Rizaja, jo, pra, për arsye se diçka po bâj, shkon tue e nxitë anmikun për luftë; por ma fort, pse e sheh se ushtarët vetë janë mërzitë tue pritë, sidomos redifët, që Esat Pasha ka prû prej Durrësit, të cilët pa prâ lypin, që të bâhet njena dýsh. Redifët e sypripërmendunë, gjithësejt nja 15.000 vetë, kanë ardhë këtu vetëm për t'i dalë zot Shkodrës: Punë, si u kanë thanë, kun nja 3 a 4 javësh. Mirë; por shpejt tash po mbushen 12 javë, edhe gjâ nuk shihet. Për këtê punë këta kanë vojtë e i janë ankue ma se një herë oficjerëvet, edhe vetë Esat Pashës.

Tash nja disa dit, për ma tepër, këta ushtarët e Esat Pashës kanë marrë e i kanë shkrue letër vetë Hasan Rizás, tue e lutë, që të bante një të mësyeme të përgjithtë kundra anmikut; "Të mbesë kush të mbesë ! - i shtojshin aty në letër - apor, për ndryshe, t'i lêjshin me u kthye ndër katunde të veta; ku, me të ndieme, kishte fillue me hý serbi"!

Rizaja u çoi fjalë redifëvet nëpër Esatin, se të mësyemet nuk mund t'u bâjshin kur t'u tekej ushtarëvet; por kur t'u shihte nevoja. Edhe ushtarët nuk kanë tagër ta çojn zanin e të lypin të mësyeme; por detyra e tyne âshtë, me ndêjë gjithmonë gati. Mandej, sa për këtê gjâ, i këshillonte redifët, të mos nguteshin e mos të mërziteshin; pse shpejt do t'u a çonte dëshirin në vend!

Megjithkëta, nuk iu mbush mendja ashtu fort rezervistëvet të Esatit për fjalët e kryekomandantit; ankesat prap se prap filluenë me u ndie aty-këtu ndër ta. Edhe kështu Hasan Rizaja, shì për me i pajtue pak e për me u a ulë nervat këtyne bashibuzukëve, tash e parë qet ndonjë çetë të vogël sish, kun nja 100 vetësh, për me e bám ndonjë të mësyeme të vogël.

Kështu f.v. mbramë u ránë malazezvet andej kahë Bardhanjorët. T'i a dha atëherë pushkë e top, të lumtë na për Zotin, prej së dyja anësh. E mësyemja nuk ngjati ma se një orë.



Edhe turqvet iu desh me u kthye dalë me nja 60 burra ma pak!

Në këtê ndërkohë predhat e topavet s'anmikut gjuejtën e rrenuenë disa shtëpia në qytet. Nade këso ndërtesash u zhbìnë e u banë rrah, kulm e temel. Në një tjetër shtëpí gjylja mbyti 6 vetë. Muri i naltë i një kopshti kje gjetë ne e nesret rrëxue për dhé e rá krejt një cope, si me e pasë sharrue dora e njerit.

Një këso predhash rá edhe shì n'odën ku flêjshin fëmijët e jetimores. Shtretën e dyshekë e çka gjet i bani zhubul. Deshi Zoti por, rreziku ndodhi pak minuta para se të shkojshin fëmijët me rá. Edhe kështu, nuk u bâ dam kush.

Kinse për mbrojtje e për ma sigure, mbi pullaze të shumë shtëpiavet private kishin ngrehë flamuj mbretnísh së huaja. Një Zotni shkodran, tue e pá, se as puna e flamujvet nuk ishte gjâ, çka bani?... Një prej ditësh e hoq krejt prej pullazit të shtëpis së vet. Përpara, mëzi dukej, prej njatij flamuri ma fort anmiku e kishte vû shenj edhe i a gjuejtnë shtëpínë pa dá. Por tash, mbas zhdukjes së flamurit, ndërtesa ka rá në fashë, e s'i bje kuj në mendë ma me e gjuejtë.

Sa për punën e Hasan Beut, rrallë se e gjén në shtëpí. Nuk ka ngae. Tash, si kemi thanë, atê e ké në njenin krah të qëndresës, tash në një tjetër, sidomos aty ku ma e furishme âshtë e mësyemja. Gjithkun i ka anda atij njeri me u gjetë vetë aty ngjat, për me pá e me drejtue gjithçka vetë.

**E ejte, 3 kallënduer 1913.**
*Urdhëna mbas urdhënash!*

Lajmtari zyrtár (tellalli) ka dalë sod e ka britë dý heresh. Së parit, ka shpallë urdhënin e qeverísë, tue thanë se ata mishtarë, të cilët këndej e mbrapa s'kanë me ndëgjue me u shitë ushtarëvet mish, kanë për t'u ndeshkue rreptësisht. D.m.th. një herë, së parit, me nga 7 shkopîj shpinës; mandej ka për t' iu sekuestrue gjithë mishi, që t'u gjindet në dyqan; posë kësaj edhe kanë për të pague një gjobë të mirë, simbas raset.

Së dytit, lajmtari i bante me dijtë popullit, se kush të gjindet jashtë mbas oret 7 të mbrames, ai ka për t'u vû më plumb.

Bani përshtypje të madhe në popull ndryshimi i kësaj shpalljeje së soçme prej një tjetre si kjo që u lajmue para disa ditve. N'atë shpalljen e përparshme thuhej, se kush xêhej rrugës mbas shtatësh së mbrames, ai do të kapej pa tjetër edhe do të burgosej. Mirë; por tash, ndryshe. Lajmtari sod thonte, se kushdo të gjindet n'atë orë të mbrames jashtë, pa tjetër do të pushkatohej !

Mbas kësaj shpallje sahati ka një randsí kryesore. Po; ata që s'kanë sahat, prej friket ndrýhen në shtëpí qyshë heret, ma se një orë para kohës së shenjueme. S'ka gjâ, - thonë - ma mirë para, se me u vû në rrezik!

Por, as ata që kanë sahatin me vete nuk janë të sigurtë, nuk i besojn sahatit. Shkojn tue thanë vetë me vete: "A thue e kam mirë, a keq?... Po bani e më mbet?... Nuk i dihet këtij! Mund të rrêhem; mund të më marrë mbë qafë!

E ndërkaq i tingëllojn në vesh ato fjalët e mesme të tellallit: "... Pikërisht n'orën 7 të mbrames; jo një minut mbas shtatësh!"

**Historia e Zef Zanonit.**

Burgjet, thonë, janë mbushë me kundravajtës ligjësh, të cilët presin, t'u këputet gjyqi i dënimit. Ndër ta âshtë edhe një italjan nga Bolonja, një farë Zef Zanonit. Ky rrezikzí, lás enësh e ndihmës kuzhinjerit në një vaporr, - kështu e cilson letra e njohtimit që kishte me vete, - ky Zef Zanoni pra, në gushtin e vjetit të kaluem gjindej si për kalim në Cetinë të Malit të Zí. Prej andej kishte dá me shkue n'Austrí; edhe kështu kishte marrë rrugën, kambë, gjithkun, për në Tivár.

Rrugë e gjâ nuk dinte; kend edhe me pyetë nuk pyeti; kështu që mendësh së veta u nis kinse për Austrí, tue i a mbajtë gjithkun kahë teposhtja, kahë jugu! Prej Tivarit, mendja e tij, për me shkue n'Austrí, i a mbajti kahë Ulqini; edhe mandej, vijon rrugën gjithënjë tue ecë gjatë krahut të djathtë të Buenës. Këtu



tash kujtohet edhe ai i shkreti, se kishte gabue rrugë. Dyshon; por kend me pyetë, nuk mundet, pse nuk di një fjalë shqip. Gjindja kahë kalojshin rrugës e këqyrshin njëherë si shtrembët atë njeri të panjohtun e të dyshimët, i a lëshojshin sýt; por çajshin secili në punë të vet.

Me frikë e si i tretun njëmend, por eci njashtu sa eci, deri që u gjet para malit të Taraboshit. Çuditet e sjellë sýt andej e këndej, për me pá, ku ishte; kur qe, heton nalt ndër kreshtat e malit njerëz të vèshunë në të zí, si ushtarë, plot.

Por, ndërsa ishte habitë tue këqyrë gjithkahë për rreth, tre xhandarë të turkut i bâjn rrethin; e zanë, e lidhin edhe e venë para. Tash, po, i ngrati Zanon, tash e mori vesht mirë, ku gjindej; tash po, e kuptoi shqipen pa dijtë kurrnjë fjalë shqip! Njashtu lidhë më pranga e dërguenë në qytetin ma t'afërmin, që i diftuenë, se ishte Shkodra. Aty policia, nëpër një dragoman e shqyrtoi mirë e mirë, kush ishte e çka lypte andej pari.

Në fillim gjyqtari i tha:

-Tashma, lum Zotnija, të kemi në dorë. Nuk ké kahë na ikë. Prandej, âshtë kot, me na u mëshehë e me u mundue kinse me na bishtnue. Të kemi zanë me dorë në tê. Për tý tash âshtë fort ma mirë, të na rrëfejsh të drejtën!

I shuemi Zanon, gjithënjë në të mbarë, i diftoi kush ishte edhe ç'rrezik kishte pasë me tretë rrugë.

Gjyqtarit por, filluenë me i këcye nervat. S'i u mbushte mendja kurrsi për çka donte me i thanë i pandehuni.

Prandej i u suell e i a bani paksi ma me të keq:

- Lum Zotnia, s'ké pse na rrén. Ti jé një detektiv, ti jé një polic! Tý dikush të ka çue. Kallëzo prandej, të drejtën, si janë punët.

- Qe, pra, unë i shkreti plasa tue Ju thanë: - i a prêt Zanoni fatkeq. Unë s'jam kurrgjâ tjetër, veçse një ndihmës kuzhinjerit vaporresh!

- Jo, jo ! Kuj do me i kallëzue? Ti jé një oficjer ushtriet!

- Unë, oficjer?... Unë i mjeri, jam një shërbtuer, a ma mirë

një lâs enësh vaporrit. Në mos e besofshi, këndonje në letrën e njohtimit, që keni aty mbi tavolinë.

-Nuk i zâ besë çka shkruen ajo letër. Uh, sa letra njohtimit shkruhen sod për ata që duen me krye këso shërbimesh policësh!.. Po të thom, pra, edhe një herë: Ti jé sigurisht një oficjer!

- Unë oficjer? - i a pret gjithnjë i shkreti Zanon - po mue, çka më bani oficjer? Jo, Zotní, s'keni pse më mbetni mbë qafë. Unë, si Ju thashë, jam një shërbtuer vaporresh, një ndihmës i kuzhinjerit!

- Kuj do me i a shitë!... Ani ti, një shërbtuer vaporresh! Ti, një ndihmës kuzhinjerit!... Kinse një lás enësh, që siellet, kohën e luftës, edhe shtýhet kambë-kambë deri te rranzat e Taraboshit, tue e këqyrë e tue e shqyrtue prej së gjitha anësh, për me e hetue, ku janë e ku s'janë ledhet, ku âshtë forcue e ku s'âshtë forcue ma së fortit; edhe tue e matë pëllambë për pëllambë malin gjithkahë për rreth!...

Zanoni i shkretë, i cili në jetë të vet as emnin s'i a ka ndie këtij mali, pyetë gjyqtarin: - Me lêje, po çka âshtë ky Taraboshi? Po si tash? Ti, a do me luejtë me né? Tý të kanë zanë shì tu rranzët e Taraboshit; e tash vjen e na shtîhesh këtu kinse s'di çka âshtë e ku âshtë Taraboshi! - i a pret krejt nervoz gjyqtari.

Gjyqtari gjithnjë atë të veten: "Ti jé një oficjer!"

E Zanoni prap njato fjalë se njato: "Jam një shërbtuer i thjeshtë, e kurrgjâ ma tepër, se një ndihmës kuzhinjerit, një lás enësh!"

Së mbramit ata të gjyqit, i a filluenë me e rrahë më shkopîj, për me i a xjerrë gojet për dhuni, çka dojshin, që ai t'u a rrëfente.

I rrahuni për fund, prej dhimbash së shkopijvet, u tha: - E po mirë, pra; mbasi ju kështu po dueni; qe se unë kenkam oficjer, e detektiv e polic e çka të dueni!

- Mirë. Tash jé tue folë si kush. Rrëfe tash, çka jé përnjëmend. A jé ti një oficjer italjan?

- Po, po; jam një oficjer italjan.

- A thue jé ti ndoshta ndonjë pjesëtár i shtetit madhuer?

- Po, jam.



- A jé një spiû?

- Po, po; jam një spiû.

- Të lumtë! Tash ké folë të drejtën! - i a ban gjyqtari, edhe e përcjellë me dokumenta në gjyqin ushtarak.

Kur njatje ma vonë, mbasi kje lirue prej burgut, kje pyetë Zanoni, si kishte mujtë me e bâ veten para gjyqit oficjer e detektiv, pa kenë? Ai përgjegji: "E bana veten oficjer e gjithçka, n'uzdajë, se po i zbus pak gjyqtarët e s'po më rrahin ma".

- E pra, - i thojshin - ti fort ma mirë kishe bâ, me pasë qëndrue edhe pak e mos me e pasë lëshue menjëherë!

- Mirë; por unë s'kjeshë i zoti të qëndroj ma gjatë prej shkopijsh që më krisshin shpinës.

Ndërkaq gjyqi ushtarak, tue u bazue mbi dëshmítë e tija, e dënoi qyqarin për dekë! Lajmi u përhap e muer dheun. Ambasata e Austrís në Stambollë u interesue për punë të tij edhe ndërhyni; por i kje përgjegjë, se gjyqi ishte bâ rregullisht edhe, se dënimi ishte i bazuem mbi fakte të patrandshme.

Ndërkaq, konsulli i Italís në Shkodër, ta marrmen vesht gjyqin e dënimin e të shuemit Zanon, u çue peshë, protestoi, i duel zot aq sa për fund e qiti kryekëput të pafaj. Në këtê ndërkohë por, u mbyll rruga e Shën Gjinit, edhe Zanoni mbet se mbet në burg. Porse i kje dhanë të burgosunit lirí me u përpjekë me kêdo. Ai nuk âshtë aspak i shtrënguem nga rregullat e të burgosunvet tjerë; Merr e jep, kur të duej e sa të duej me konsullin e vet; i cili ndërkaq i ka çue ndihmë së hollash, ashtu edhe petka e shtroje e mbloje edhe nuk e len me hjekë keq për kurrgjâ.

**E hane, 7 kallënduer 1913.**

*Sintomet ase shenjet e largta!*

Çudë, këso ditësh janë tue u ndie ma fort se kurr aty-këtu do fjalë, kinse lufta nuk e ka të gjatë. E jo pse pra, di kush gjâ n'atë punë, por, qe: Pa kurrnjë shenj a arsye, dalin këso fjalësh, as s'dihet kush i qet. Populli ndashti, kahë i ka ardhë shpirti në

fyt prej mërziet, tue ndie dita me ditë pushkë e top e mitraloz, populli vetë duket se i qet. Lodhë prej ûjet dhe prej mungesës së gjithçkahes, shkon tue qitë për fushë këso lajmesh optimiste, të cilat rrena vetë ai i pari që i ka qitë, siellet e i beson!...

Përmbi të gjithë por, redifët e Esat Pashës, këta me të zi, ç'presin me u kthye ndër shtëpia të veta! Këso fjalësh thonë shpesh tue bisedue njeni me tjetrin. M'anën tjetër por, të nisunit e tyne prej këndej, do me thanë, me i u hjekë mbrojtjes së qytetit një numër i mirë ushtarësh: 15 mijë pushkë!

Kështu u fol një herë; por sod nuk shihet gjâ kun. Ata të Dibrës sidomos, janë mërzitë edhe bâjn zhurmë ma tepër se tjerët, për me u kthye ndër shtëpia të veta. Edhe komanda, friket mos të përhapin pakënaqësí e pështjellime ndër shokë, i kanë shpërdá kokrra-kokrra, andej e këndej, ndër të gjitha qendrat e qendresës.

Shumë edhe kësi redifësh kanë blé në pazár opangë e këpucë të reja. Shenj i mirë: Do me thanë, se shpejt e kanë menden me u nisë. Ndonjeni asish ma pasanikësh ka blé edhe kalin e shalës, me e pasun gati për kur të nisen.

Mirë; por disa kësi ushtarësh s'ardhunë prej së poshtmit të Shqipnís kanë shkue tue blé deri kukulla e ringexhinge, facoleta të mëndafshta, shishe me erna të mira, sigurisht, për me u a çue gravet e fëmijëvet të vet.

Shi prej kësaj pune shkodranët kanë shkue tue e qitë fjalën, se tashma ushtarët janë tue u bâ gati me u kthye ndër shtëpia të veta!... Po, sigurisht kukullat e facoletat e mëndafshta e lavandat atyne ndër llogore, çka u lypen?

Shenja tjera mandej, se shpejt po mbaron lufta, prap mund të xieren edhe prej do punëve të vogla njëmend, por që tash çojn kandár edhe fort.

Kështu f.v. Hasan Rizaja kurr s'ka ndëgjue me u fotografue. Tinës veç, ne e pastë marrë kush me aparat; pse për ndryshe, të ka mbetë mbë qafë, me i a pasë përmendë kush punën e fotografisë.

Mirë; por çudí javën që shkoi Hasani âshtë fotografue një herë, vetëm; mandej bashkë me Esat Pashën, edhe së mbramit në



një grup, bashkë me pjesëtarët e shtetit madhuer. Posë kësaj, i ka çue fjalë një fotografistit të qytetit, që t'i ruente e t'i mbante gati nja 60 xhama, për me marrë fotografinë e llogorevet e të forcimevet, ndërtue rreth Shkodrës, mbas planit e drejtimit të tij. Llogoret e forcimet e qytetit! Këto, për zemrën e Kryekomandantit janë gjâja ma e çmueshmja e ma shêjta. Përposë ushtarëvet, njeri i gjallë nuk i a ka pá këto strategjí luftarake. Deri më sod s'ka kenë kush burrë me iu avitë. Për ma tepër, as në gojë me i a zanë kush, s'i ka anda.

E tash Hasan Beu vetë ka shkue e âshtë fotografue, edhe rri tue u a shpërdá atyne miqve të vet, si kujtim, me kushtesë autografe! Këtê gjâ të vogël njëmend në veti, gjindja e kanë marrë si shenj të sigurtë, kinse Kryekomandanti âshtë në të nisun për dikahë!

Mandej, edhe një shenj tjetër. Sod tellalli ka shkue tue shpallë rrugavet kryesore të qytetit një lajm të çuditshëm. Thonte: "Kushdo që ka pasë ndonjë dam e rrezik prej gjylevet a shrapnelavet t'anmikut, ndër njerëz a ndërtesa a në çkado, të gjithë ftohen, që të shkojn me i shkrue në zyren e gjyqit ushtarak."

Mund të merret me mendë, sa fort u gëzue populli n'ato fjalë: I morën përnjëmend. E shkojshin tue i a bâ rrugës njeni tjetrit:

- Ej, a e ndjeve tellallin?... Shenj i mirë.

- Shenj i mirë; pse?

- Paj, tash, kur thirren ata që kanë pasë dame prej luftet, do me thanë, me u a shpërblye. Me kaq do me thanë edhe, se lufta âshtë kahë mbaron.

- Atëherë, me çka po thue ti, mbas gjaset, Malit të Zí po i tokueka me i lá këto dame!

- Âshtë e dijtunë; po kush tjetër ka për t'i lá? Më thotë mendja, se Hasan Rizaja, kur të vîjë dita, para se me u nisë me shkue në punë të vet, tash po ban listën e damevet; ka me e vulosë edhe ka për ta lanë mbi tavolinën e zyres së prefekturës. Kështuqë malazezët, ta marrmen në dorëzim qytetin, kanë për t'a gjetë atë listë mbë tavolinë!... Posi; mirë ka mendue Hasan Rizaja, me i a diftue anmikut, sa të hîjë mbrendë, damet që i ka bâ qytetit e

popullit të pafaj!

Ndërkaq por, ushtria e ballit të luftës ban atë punën e vet: Shkojn tue i a hjekë duersh njeni-tjetrit tash një kodër, tash një llogore e tash dý pëllambë vend. Po, por gjasë a shenj mbarimit nuk duket kun.

Ushtria anmike rrin tue këqyrë njena-tjetrën. Ushtarët flasin njeni me tjetrin, përshëndeten bashkë dhe shkojn gati tue u miqasue; Kaq afër janë!

Një Gjeneral i Malit të Zí u ka thanë kjartë një ditë ushtarëvet turq:

-Hasan Rizaja i paska ndërtue këto llogore e i paska rregullue për mbrojtjen e qytetit, a s'me kenë një Japonez; edhe âshtë tue qëndrue, përzet, jo ndryshe, por si luâ!

Kur i a kallëzuenë ma vonë Kryekomandantit këtê fjalë t'anmikut, disi i a pat anda, edhe i a bani:

- Po po, mirë paska thanë. Ta kam rrethue Shkodrën e ta kam bâ, a s'me kenë një Port Artur! Sado që s'kam pasë kohë mjaft, më ka dalë me ndërtue llogore të mira, të gjana e të forta aq, sa me shkue në dash edhe më karrocë!

Deri ushtarët e të dyja palëvet rrijn tue marrë e tue dhanë shoq me shoq, si t'ishin tashma miq e kumbarë.

Një ushtár malazias i banka zâ një prej ditësh xhandarit të rojes turke, edhe i thanka, si tue qeshë :

- Eja këtu e të rrijm bashkë; pse po t'a qes një kafe me sheqer!

Edhe njëmend, s'ishte kjo një nderë e vogël, mbasi kafe kemi endè; por s'kemi sheqer!

**E dielle, 12 kallënduer 1913.**

*Gjithçka pikë e gjak!*

Një tregtari të madh në pazár i kjénë zanë e marrë 7 arkë me voj gurit, të cilat i kishte mbajtë mëshehë e nuk i kishte diftue me kohë, simbas urdhënit të qeverís. I a morën, po dihet, të gjitha, pa pare, pa pullë. Për ma tepër, e shtienë edhe në burg.



Porsa u përhap lajmi i këtij voj-gurit të gjetun, ngánë gjindja e e rrethuenë bashkín e qytetit, për të lypë secili nga një pikë; kahë dit kishin fillue me mbetë pa tê. Ka dalë fjala, kinse qeveria ka në depo edhe nja 100 arkë vojit gurit. Po, por këto i ruen për dy mullìjtë e zjarmit, me blue për ushtrí, mbasi ata mullìjtë tjerë të qytetit, për mungesë t'ujit, nuk punojn.

N'ato arkët e sekuestrueme që thamë, aty nuk përzihet qeveria; I a ka lanë krejt popullit. Mirë; por kuj me i a vû në zemër ma përpara ato 14 teneqe të shkreta?

Për me pasë pjesë n'ato 7 arkë, prap edhe këtu qeveria ka krijue pengime e vû vështirsí. Kështu, kryetar i lagjes apor policia do të lëshojë një dëshmí, për me vërtetue, se blesi përnjëmend ka mbetë pa pikën e vojit gurit.

Një grimë dyshim me pasë mbi këto dý qyshke, zakonisht dahet njeri pa gjâ; jó që, çka kjofshin 7 arkë voj gurit së sekuestruem për një popull sa mija vetësh! Mungesa e dritës së natës âshtë njëmend e madhe. Një pikë voj-gurit shkojn gjindja e e ndrojn me çka mund të kenë ma tepër; deri me grunë e me ushqime. Po, pse madje edhe drita âshtë e nevojshme, e pa tê nuk rrihet. Kështu që, hera-herë, sado me kërkue, sado me dhanë, nuk gjindet me u ble pika e vojit të gurit. Mirë, se ata që e kanë endè ndonjë pikë apor mund t'i çelin shteg vetit tue i mshâ pares; por skamnorët e shkretë, lene se s'kanë me se me i blé sendet e nevojshme të jetesës, por as me çka me i ndrue nuk kanë ato sende që lypen medoemos për me rrënue gjallë.

E gjithnjë, tue e pá të dhemb në shpírt, gjithatë morí njerit, që ngasin si të dëspruemë njandej kahë mbramja te furrëtari, për me e blé atë racjon të shkretë, me pare në dorë, të cilat Zoti e di, si i a ka bâ me i bashkue. Sa ma vonë që të shkojë, aq ma fort secili vjen e ngushtohet në zemër të vet, kahë dro se po mbarohet buka e mos të dahet pa gjâ.

Një natë një grueje së shkretë, mbasi kishte ndênjë kushdi sa orë tue pritë rendin aty para furrëtarit, i rá të fikët e u rrëzue. Diku tjetër një furrëtari i u dha, - edhe ai s'bani mirë! - me diftue

të madhe, se buka tashma ishte he-he tue u mbarue!

A e ndjeu a s'e ndjeu populli atë fjalë, pse u lëshuenë si të dëspruemë, më short me mbytë shoqi-shoqin, friket mos me mbetë pa gjâ. N'atë pështjellim një vajze, shtýj shtýj gjithkahë, diçka i rá edhe kësaj. Për krahësh e morën e e larguenë andej, gjallë porsa me frymë.

Konsullaten e Italís, dita me ditë e mësýejn një numër i madh shkodranësh, për me lypë ndihmë. Përparandej diçka i dahej popullit, por vetëm ne e merkuere. Tash por, ka shkue puna tue u shpeshtue; një herë grumbulloheshin edhe ne e shtune; tash, edhe ma shpesh gati për ditë. Dit-dit kapet numri i lypsavet deri në 1.000. N'atë grup skamnorësh të bje me pá gjithfarësh; deri grá me jepanxhe a me binish.

Shihen aty asish e asosh sidomos, të cilëvet u vjen marre me e shtrî dorën. Nuk kanë lypë kurr në jetën e vet; por tash, ngushtica e madhe i ka çue n'atë shkallë.

- Si âshtë puna jote, morè burrë, i thom një ditë njenit - për ditë të shoh këtu. E pra...

- Çka me kenë, Zotní - m'a priti. - Po desim unit e s'ka tjetër. Mbaruemë me të tana. Urdhënoni e eni, Zotní e shihni, çka hám në familje; Një grimë bukë krundesh, ngjye në një pikë voj e ufullë. Qe, darka e dreka jonë! Edhe, së mbramit nuk kjáj gjithaq për vete e për grue. Ránë fëmija, këta ma këputën shpirtin!

**E Ejte, 16 Kallënduer 1913.**
*Barra e grunit, 100 lira të verdha*

Mos me u besue! Megjithkëta gjindemi para një fakti autentik!... Kur atë ditë nade u hap zani në qytet, se konsulli i Anglís, Z. Kolë Suma, kaq e kishte blé prej një myslimani shkodran barrën e drithit, të gjithë u prenë.

Në të cilën punë nuk di njeri, a me u çuditë ma fort për shkallën e naltë të shtrêjtësís, kulmin, ku ishte kapë n'atë perjudhë ziet buka: Një lirë të verdhë, oka e grunit apor n'anën tjetër me t'u





Konti Mancinelli - Scotti, Konsulli italian në Shkodër

neveritë shpirti i tregtarit, i cili tue pritë ditën ma të ngushtën, rri gati me ta pí gjakun.

Kuj s'i theri zemra atë ditë prej së rrethuemësh, kur u përgojue ky skandal? Kush mund të shpresonte, se mund ta blente aq shtrêjtë okën e drithit, edhe po t'ishte gjetë shitësi i urrejtun; i cili, i vërbuem prej shkëlqimit t'arit, tue qitë mbas shpinet shpírt e burrní, nderë e ndërgjegje, shtýhej deri m'atë shkallë?

Ngushtica mund të bâjë gjithçka. Kush gjindet keq s'këqyrë, veçse a mund të hasë kun në çka i nevojitet. Prandej, nuk do të na çudisin sod nanat e shkreta t'atëhershme, të cilat, tue lanë te shtëpia fëmijët e njomë tue kjá për bukë, ngasin si të çmenduna, me dupat e arit të fytit te tregtari, veç për me raditë sa për ndonjë ditë një kafshatë bukë për fëmijët e unshëm.

A ndihej, se diku kishte dalë me u shitë një gjâ ushqimore? Të gjithë, i madh e i vogël, rrâjshin aty. Të shumtën e herës ishte ndashti një sasí fort e vogël; mos me pasë çka me i a vû në zemër gjithatij mori blesësh. Ndodhte edhe shpesh ndër këso rasash, kahë gjâja qitë në të shitun s'ishte veç një pakicë, prandej pa mbërritë gjindja te qëndra ku shitej, shpërdahej fjala, se kishte mbarue!... Ku jé atbotë idhnimi e disprimi e nama. Si era ngasin gjindja andej e këndej, tue i rá rrugës kryq e tërthuer; sigurisht, për me lypë e me i rá mbrapa kun te ndonjë mik a i njohtun për ndonjë send nevojet së parë. Pse madje, nevoja e madhe të ban; për ndryshe, kuj i shkohet sod me i a zanë derën për këso punësh? Secili ankohet e kján, se âshtë keq për veti. E di mirë, se të gjithë shtýjn sod për nesër; e se, për me ta dá tý atë gjâsend që i lypë, ai do t'i a hjekë vetit e të vetvet; për ndryshe ai s'ka ku merr.

E sa për ashtu, âshtë paurtí e mizorí të shkojsh me i a zanë sýt mikut e t'afërmit për këso nderësh, që e di se nuk mund t'i bâjë tý sod, për pa e lanë keq vetin.

## Kulmi i ûnit. - Krahasim mes rrethimit të Shkodrës të vjetit 1912-13 me atë të vjetit 1474.

E këtu po na ka anda ta krahasojm kulmin e ûnit të këtij rrethimi me atê të rrethimit të qytetit të vjetit 1474 si e difton shkrimtari i përmendun D. Marin Barleci (këndo Bardheci), një Prift Shkodran, i cili ndodhej aso here i ngujuem bashkë me popull mbrendë në keshtjellin e Rozafatit. Në një latinishte elegante shkruen në librin DE OSIDIONE ET EXPUGNATIONE SCODRENSI:

« Na qet larg puna posë se ka keq edhe zemra, po deshmë me i diftue këtu, sa ngusht u a çoi atëherë qytetarëvet skami e sidomos uni; aq ma, sa të nxitunë prej nevojet, filluenë me hangër deri sendet ma të ndýtat e të neveritshmet.

Kështuqë, mbërrijtë me u ushqye deri me mish kalit e me mish qêjsh e mìjsh fushash; edhe me hangër deri zorrët e rropullít a përmbrendëshat e tyne. E lëkurat e këtyne bagtive merrshin e i ziejshin nd'ujë, sa me i zbutë pak, aporse piqshin, tue qitë ndonjë pikë ùfullë, kinse me i goditë.

Kam frikë, se nuk kishte me ma zanë besë kush, të dojshem me kallzue, sa shtrêjt u shitte deri një mì sa grima, edhe sa kushtojshin suxhukët e mbùshunë me rropullít a me zorrët e qêjvet. Se ma, s'po e përmendi, sa mbërrini me kushtue atëherë një pikë venë a voj, apor një fije ùfullë e preme. Vetëm një hurm këso lanjesh shitej aq shtrêjt, sa mos me u xanë besë.

Të ngushtuemë të krishtenët prej gjithkësaj zie, sadoqë, si i thonë një fjale, u kishte ardhë shpirti me dalë, prap se prap ishin gati ma parë me vuejtë këto të vështira, këto ngushtica- përse njëmend, a ka gjâ ma të keqe se me të mungue e me i dëshrue po shì njato sendet ma të domosdoshme e ma të nevojëshmet që natyra t'i lypë, edhe këto, sado me pakicë, mos me mujtë me i pasë? – Të ngujuemët kishin qitë edhe e kishin dá me hjekë gjithçka ma parë se me i u shtrue e me hý nën zgjedhën e një anmiku kaq mizor.



Kështuqë, as farë ushqimi së ndýtë që t'u viellte prej vet ature, as furia e tmerrshme e unit, vojtë deri në kulm, as ngushtica e etit të mënishem nuk kjénë të zojat me u a prishë menden këtyne burrave të dheut, për me rá në dorë. Ndërkaq, po mbushej gati vjeti, qëse qyteti ndodhej prej së gjitha anësh i rrethuem.

## Llogoret ndër shtëpia.

Për nevojë, secili për vete, shumkush kishte vojtë e goditë diku n'ahër a në ndonjë sobë përdhese, një kinse skutë a llogore të vogël, për t'u strukë mbrendë kohën e bombardimevet të qytetit. Përmbi tavanet e odavet përsipri shtrojshin, kush thasë me dhé, kush denga me lesh, apor dyshekë e jorgana një mbë një, e çmos, veç, mendja e tyne, si me i a thye atë hovin e parë gjyles. E ngitshin gjindja në pikë të vrapit, posaçe porsa ndiejshin tue fishkullue predhat flakruese të topit të Boksit, për me u strukë ndën ato mbroje qesharake, gati të sigurtë se aty nuk ishin në rrezik!

Të shkretët! Mjaft, të kishin shkue me vrojtë në ndonjë shtëpí s'afërmish, çka mund të bante gjylja ku shkrepte. Aty e kishin pá edhe ata vetë, sa e kotë ishte shpresa, që ata kishin mbështetë përmbi ato mbroje të mbrazta!... T'i kishin pá ata të mjerë, çka pritte me bâ, si i shpartallonte predha e 21-shit sidomos, që gjuente prej Boksit; si i grimconte e i bante fije-fije trupat e trenat e dërrasat, si t'kishin kenë shtupa e cokla e kalbsina!... sigurisht që ata nuk do t'ishin rrezikue me hî, me mendë në krye, nën ato podrume a llogore qesharake, tue i a çelë kështu vetit vorrin për së gjallit!

Por, u a kishte tretë Zoti, duhet me thanë; u ishte mbushë mendja, se pështimi i tyne ishin ato podrume që kishin ndërtue ata vetë në shtëpí. Prej plumbavet të mitralozavet, e vërtetë, diçka mund t'ishin të mbrojtun; por, prej predhavet të topavet të kalibrit të madh?...

Kështu, p.sh. gjylja bombarduese shkrepi përmbi shtëpínë e një farë Gjaçinto Simini, italjan me fis e mësues ndër shkollat

italjane të Shkodrës. Shtëpínë, âshtë e dijtunë, e trandi e e bani zhubul që prej themelit. Por tmerri që u hini familjevet për rreth në rrugën e Gurazezvet e të Gurakuqvet kje fort e madhe. Mos me u zanë besë! U hetuenë n'atë rasë të kobshme, aty-këtu ndër banesat për çark, në largësí deri 40, 50 a ma shumë metrash copat e trupit të viktimavet, krahë e kambë e rrashta njerëzish, shpërdá m'atë hov nëpër oborr e kopshtije të lagjevet rreth e për çark.

## Rrugavet të qytetit.

Prej unit e prej së hjekunit keq janë ligshtue gjindja e bâ... me i kapë për hundet, u del shpirti! Thithë e terë në fëtyrë, shkojn rrugës tue u marrë kambësh. Ma e shumta ecin rranzë murit; sigurisht, për me pasë ku me u mbajtë në rasën se s'munden ma. As me u ndalë, nuk ndalen ma rrugës, me kuvendë shoq me shoq, si përpara. Miq pra, t'afërm pra, të njòhtunë e shokë; por qe, nuk u bje në mendë me shtrue kuvend rrugës kahë kalojn. Çán shpejt e shpejt secili për aty ku ka punë. Shum-shum, një përshëndetje sa me thanë, tue ulë kryet. Kaq vetëm, kahë s'i bâhet kuj sod me u ndalë, zhytë secili ndër ato mendimet e kujdeset e mjerimet e veta.

Mandej e dijn edhe, se shoqi nuk e ka një fjalë të mirë me i a thanë. Të zeza veç, ankime e vái; kësosh, nuk ka tjetër. Prandej, pse me shkue tue mbledhë e tue grumbullue edhe të këqiat e tjerëvet, si mos me pasë mjaft ato të vetat? Veç ngushtica e madhe; pse, për ndryshe nuk âshtë urtí të shihet këso ditësh të zeza ndokush, shuma e atyne të shkretëve, që do të kthejshin te shtëpia me duer thatë, si kishin ardhë!

Ndodhte kajherë edhe, që dikush mbytte një lopë edhe u çonte fjalë miqvet e t'afërmvet, se e kishte, për me e shitë; mbasi ai për vete s'kishte si me e ndalë krejt; Ku, pse dronte se po e paditë kush e po i a merr qeveria pa faleminderës; ku edhe, pse kishte frikë, mos t'i prishej, mbasi që as krypë sa i lypej për me e bâ pastërm, nuk kishte ku me e marrë. Gjithë puna do të bâhej shpejt e shpejt. Mbrenda një ore a aty pari, prehej bagtia, peshohej



e shpërdahej si tinëz ndërmjet blesëvet; gjithmonë por, me rrezik se po të diktojn: Si me i a pasë vjedhë kuj!

## Kërtollat!

Sa për punën e asaj huaje së luftës, qi thámë se Hasan Rizaja lypi prej qytetarëvet, megjithëse disa u shpupurishnë e filluenë me i bâ fjalë, fundi por, të tanëve iu desh me e pague. Diku me të mirë, diku me të keq, shkuenë e i çuenë në zyren e prefekturës shumën e atyne liravet turkut, që komisjoni u a kishte shenjue me lá. Ndër duqane tashma nuk gjên njeri kurrgjâ, të thuesh, çka me blé. Mungojn sendet ma të parat e ma të nevojshmet për rrënesë. Ka hupë sheqeri, ka hupë kafja, ka hupë voji. Se me barishte e kësosh s'i gjên kun një fije për farë. Ndonjë krye laknet kajherë në të rrallë, këta të bje me e pá; por mbajtë sa s'thotë Zoti!

As kërtolla nuk të sheh kun syni me blé, me dhanë sa të duesh. Tashti Z. Kryekomandanti i operacjonit, Hasan Rizaja, si thámë, ka krye këndimet në Gjermaní. Atje ka kenë mësue e s'mund të rrijë pa hangër kërtolla, nemose ndonjëherë në të rrallë. I a do goja; por s'ka ku i merr. Për këtê mungesë shpesh ankohet me kuzhinjerin e vet.

Edhe ky kuzhinjeri i Hasan Beut s'ka lanë vend pa kërkue, për me i a gjetë do patate Zotnísë; por kurrkun s'âshtë kenë i zoti me hasë më to.

Një ditë vojt te Hotel "Europa". Këtu i a hante mendja, se sigurisht do të kishte gjetë një pakicë, nemose sa për një hae kërtolla. I zoti i hotelit, një Austriak, e vërtetë, diku i kishte edhe do kërtolla; por pak, fort pak, me të zi sa për veti. Prandej, me fjalë po; por fundi, e nisi pa gjâ kuzhinjerin e Hasanit.

I rá në vesh Kryekomandanti se, me dashë, mund të gjindeshin do kërtolla, sa me hjekë mallin e tyne. I a çoi te dera hoteljerit në fjalë, jo kuzhinjerin e vet, por shì adjutantin e vet. Oficjeri një ditë nade i vojt hoteljerit në shtëpí edhe i lypi një hae kërtolla për Hasan Rizán. Për me i a xjerrë ma me mjeshtrí atë pjatë kërtollash,

i qiti shkakun, se i duheshin, për me goditë një llapë ase një bar për varrë. Edhe kështu Hasan Beu atë natë pati fatin me pasë për darkë një çiní kërtolla; edhe, sa për një herë, e hoq mallin me to! Ndërkaq, u hap zani, se shì atë mbrame në Parrucë kishte dekë unit një mysliman!

### E hane, kallënduer 1913.
*Kanë nisë me ardhë prap miq në Shkodër*

Ky, qi thámë se ka dekë prej unit në Parrucë, nuk ka kenë i vendit, por një asish së ardhunësh prej rrethesh, i cili, marrë e keqja atje në katundin e vet, ka ngá e âshtë strukë këtu në qytet, kinse me gjetë shpëtim. E, si ky fatzí, ké, të thuesh, me qinda e me mija, që kanë ardhë e janë grumbullue këtu në Shkodër, tue i a bâ këso dore vetit e qytetasvet rrënesën edhe ma të vështirë.

Pjesa myslimane zanë vend, kush ma fort andej kahë Bërdica, kush rreth kodravet të Tepes. Me njatë piç së hollash, ase me njatë strajcë të vogël miellit, që kanë mujtë me marrë me vete tue ikë diçka tash shtýjn edhe ndonjë ditë, njashtu ndihmo Zot, hangër e pa hangër. Por mandej, kur t'u mbarohet edhe ata që kanë marrë me vete, do t'i shtrohen fatit të zí, me dekë unit, njashtu si thámë, se i a bani ai katundari në Parrucë.

Qeveria, e cila nuk i ka rá fort veshit e s'ka çá kryet për këta qyqarë, viktimat e shplakës s'ûsë, ka çue me i thirrë nja 100 kësish në Bashkí, u ka dá secilit nga një biljetë, me të cilën dorë kanë tagër me marrë disa kile grunë, që mund të shkojn mandej me i blue diku në një mullì të caktuem.

U erdhi fryma të shkretëvet një herë; por as kjo s'kje gjâ. Ata atë grimë njëmend u a dhánë, por ai grunë kishte kenë i mykun, kishte fillue me marrë erë. Prej lagshtinet, drithët kishte fillue me bîjtë. Furrat e qytetit ndërkaq një mbas një dita me ditë shkojn tue u mbyllë; s'ka ma miell!... Ngasin në Bashkí, ankohen për këtê mungesë. U premtojn, u thonë të duken ditën mbas, por njashtu se njashtu edhe ne e nesret i përcjellin pa gjâ; me premtime veç, e



me fjalë të mira.

Ndër rrethe t'ushtarëvet, posaçe ndër ata të rekrutavet t'Esat Pashës, ka nisë dita me ditë me u shtue tharmi i mërzís e i pakënaqsís: Duen me u kthye tashma ndër shtëpia të veta, një orë e ma parë. Mun ka dalë zani, se andej kahë Bërdica një kompaní kësish bashibuzukësh, po nja 300 vetë, mbramë, për mot të lig, kanë lanë llogoret, kanë lëshue pritat, që u kjénë shenjue prej komandet me i ruejtë, edhe kanë ikë! Oficjerët të gjithë janë kapë e janë shtie në burg për punë të tyne. Por, me gjithkëta, akti në veti i ka pështjellue e i ka qitë në mendim të gjithë tjerët. Ka bâ përshtypje të madhe përgjithësisht në mbarë ushtrín, posaçe ndër redifë.

Në këtê turbullim, që mund të mbarojë keq, Hasan Rizaja i a ka gjetë: Merr e u dán secilit ushtár nga një mixhíd të bardhë për krye. Edhe kështu e fashitë e e zhdavaritë atë pakënaqësí ushtarësh, nemose sa për një herë!

### E dielle, 26 kallënduer 1913.
*Një grimë dritë në gjithkëte terr*

Se si, nuk dihet; por këso ditësh ka hý në qytet një numër fletorjet italjane e datës 3 të këtij mueji. Një numër fletorjet për gjysmë e shkyeme; por ku mund të këndohej kjartë lajmi, se Austria kinse i paska çue urdhën Malit të Zí, mos me hý në Shkodër. Kështu po e prallojnë. Por, përposë njatij që e ka në dorë atë numër gazetet; kush tjetër nuk di gjâ të sigurtë n'atë punë. I kanë dhanë, thonë, pronarit një napoljon ár, për me e pasë në dorë atë numër fletorjet, edhe me i a mbajtë, jo ma tepër se 20 minuta; d.m.th. nga një frang ár për minut.

S'ka ma mirë se i a kanë pague; por i zoti, prej friket, nuk i a ka dorzue njerit të gjallë.... Prap sod u mbyllën edhe dý furra tjera; pse s'patën ma miell. Mbretnon tashma në fund e në krye të qytetit skami e zia e bukës. Qeveria ata thasët e vet, nuk i lëshon, pse e ka menden gjithmonë te një qëndresë e gjatë. Disprimi i

popullit ka mbërrijtë tashma në kulm.

Konsullit t'Italísë sidomos s'i a lëshojn lypsat derën. Gjithëfarë lypsash. Ndër ta edhe asish që kanë marre me e shtrî dorën e me lypë në rrugë të madhe apor edhe asish, të cilëvet s'u duket gjâ ajo ndihmë e vogël, që u dán të gjithëve kavazi te dera.

Shumica janë grá. Shkruejnë edhe letra lutjet, kush shqip, kush italisht apor edhe serbisht. Njena b.f. ankohet, se gjindet fort ngusht, pse nuk ka kush i bje mbrapa. Por, sa për një shteg, kishin me i mjaftue nja 3 a 4 frang.

"Më ndihmoni, Z. Konsull; Ju paça rá në dorë. Posë Zotit në qiell, s'ka kush më vjen në ndihmë! Po Ju lus, jo ndryshe, por si Zotin e tokës, mos të më përciellni pa gjâ. Gjindem s'ka ma keq!"

Një grue tjetrë, nana e 4 fëmijëvet, i shkruen: "Për në kjoftë, se Ju jeni babë fëmijësh, mund ta merrni me mendë vetë, sa keq ka zemra e një nane së shkretë, kur fëmija i lypin bukë, edhe ajo e mjera s'ka çka u jep!".

Prap, një grue e ré i shkruen : "Kurr s'e dij veten ma ngusht. Jam një grue e ndershme, edhe s'më ban zemra kurr me e shitë shpirtin e nderën, për një kafshatë bukë. Ju lutem, ngjitmani dorën me ndonjë send, për në dashi me më pá të shpëtueme dhe jo të shnderueme për bukë të gojës!"

Ajo tjetra i a ban shkurt : "Z. Konsull, gjindem s'ka ma zí. Jam kahë des unit. Mos dashi me më pá tue dhanë shpírt, mue bashkë me fëmijë, atëherë pra, ngjitmani dorën me ndonjë send!"

Mandej ajo tjetra qet kushtrimin tue thanë: "Z. Konsull, gjindem s'ka ma keq. Më shpëtoni prej deket e prej turpit. Se të jém gjallë, kurr s'kam për të Ju a harrue. Kam me Ju urue e kam me Ju bekue gjithmonë; edhe lutjet e mia para të Naltit Zot kanë për të Ju marrë mbrapa kudo që të gjindeni!"

Ndoshta, mund të thotë njeri, se ndër kësosh frazesh dërmuese i a kanë teprue lypsat, për me i a prekë bamirsit zemrën ma fort. E vërtetë; por jo, jo. Si janë punët sod për sod, mund t'u besohet atyne shkresave. Ato grá të shkreta, edhe në paçin shtue e smadhue gjâ, prap nuk i janë largue aq fort së vërtetës e realitetit.



Edhe ne e paçin kalue pak masën, tue e prû gjêjen familjare tepër tragjike, nuk u a merr kush për të keq e ndoshta i falë Zoti.

**E prende, 31 kallënduer 1912.**

*Vrasja e shemtueme e Hasan Rizás!*

Pa pritë, pa kujtue u hap mbramë lajmi, se kanë vrá Kryekomandantin e operacjonit, Hasan Rizá Pashën.

Përshtypje s'ka ma të madhe ka bâ në popull e n'ushtrí ky lajm.

Dikuj-dikuj i âshtë dhimbë fort. Shumica ka rá në mendim kahë s'dijn, si do të bâhet puna e luftës mbas tashit. Ka madje edhe asish, që e mendojn punën e luftës ndryshe. Shkojn tue thanë: "Ndoshta, tash ka me kenë edhe ma mirë. Kushedi çka tash po ban Zoti!"

Gjithkuj gati i a ka pasë marrë mendja, se Hasan Beu do t'ishte i pari që do t'a merrte barashkën. Kishin para sýsh, ku e kishte çue qytetin: Në grykë të vorrit!

Hasanit i ishte dashë me e drashtë këtê ditë. I ishte dashë me e parapá. Po, por i ka besue tepër vetit.

Edhe njëmend, ai kje vrá po shì njatëherë, kur s'pranoi ngjat vetit as roje as shokë. Mbramë Hasani i shuem hangri darkë te Esat Pasha. Dy Kryekomandarët i kishin shtëpiat *vis à vis*, këtu e njaty. Fíll mbas buket Hasan Rizaja, ku nja dý orë para mjesnatet, u çue e muer me u kthye në shtëpí të vet.

Esati desh me i dhanë me vete nja 5 a 6 ushtarë, me e përcjellë, por ai nuk i pranoi.

-E po mirë, pra; - i tha Esati - atëherë, mbasi Ju s'po i pranoni, unë po Ju jap me veti një oficjer, Adjutantin tem.

Hasani, mbasi u fal me Esatin, u ul poshtë e duel në rrugë krah për krah me oficjerin e rí. Nata, prej motit së vrantë, ishte e terrshme, mos me pá, me t'i shtie gishtat në sý. Kandil e gjâ nuk shihej kun, pse qeveria këqyrë me e kursye vojin e gurit dhe e ruen vetëm për me blue dy mullìjt e qytetit.

Mbërrijtë gati te dera e palacinës, Hasani u suell e i u fal nderës oficjerit, që e kishte përcjellë, tue i thanë: - Tash mund të ktheheni; pse, qe tek jam në shtëpí. Nuk i kishte bâ ma se tre hapa, mbasi u dá nga Adjutanti i Esatit, kur, pa pritë, pa kujtue, po i dalin para tre burra, si trí hije. Hasani n'atë terr nuk mund t'i njohti; veç u tha:

-Kush jeni ju? Kahë jeni nisë me shkue?

Ata tre nuk i përgjegjën kurrsi. As Hasan Rizaja nuk u çudit aspak për këte punë. Tha vetë me vete: "Kushedi, do të jenë shqiptarë a grek prej krahinës së Jugut!"

Edhe çau përtej; por, sa i dolën këta tre të panjohtunë mbas shpinet, u ndienë trí të shtieme pushket. U rrëxue e rá mbë tokë Hasani i shkretë. N'atë ndërkohë i vrami diçka e foli një fjalë; por, s'di kush gjâ me kallëxue, çka tha.

Tue kenë terr, n'atë pështjellim dorëvrasët ikën e u zhdukën. Të varruemin në të shpejtë e kapën e e çuenë në shtëpí të vet. Trí pushkë kishin qitë mbë tê. Ato të parat, njena i kishte rá shpatullës, e tue i përshkue dý brîj, i a kishte shporue mushkënín. Ajo tjetra i kishte rá n'ijë e në bark. Varra e parë ishte e randë; por këjo e dyta ishte fort ma e rrezikshme.

Kirurgët ta vizituemen, thánë, se nuk kishte shpëtim. Çdo provë a operacjon, që mund të bâhej në tê, nuk do t'i kishte vleftë për tjetër pacjentit, tashma në fill të mordës, veçse me i a shtue dhimbat edhe ma zí.

E njashtu njëmend ndodhi. I plagosuni qëndroi gjallë kun nja 5 orë. Në 2 mbas mjesnatet mbaroi për këtë jetë. Kur kje gati ndër ato të grahmet e fundit, si e pau veten se nuk e kishte të gjatë, solli sýt për rreth edhe me buzën në gaz, bani kinse po i përshëndetë me dorë oficjerët, të cilët, të mjeruemë, i a kishin rrethue shtratin. U mundue, njashtu si mujt, me u falë nderës për sa ata kishin bâ bashkë me tê, për mbrojtjen e qytetit. Mandej, tue e dá ndër të pranishëm Esat Pashën, i bani shêj, t'avitej një grimë.

Këtij, me një fije zanit, i tha: "Familjen po ta porosis, mos ma qit në harresë. E djalin sidomos, këtê po ta lâ me m'i rá mbrapa. Edhe Ju lutem, kur të m'i çoni lajmin se kam dekë, mos i diftoni, se më kanë vrá tradhtisht; por thoni, se kam mbetë në báll të luftës. Ndoshta, kur të marrin vesht, se kam dekë kështu, nuk kanë me më kjá aqë fort!". I tha këto fjalë; edhe prap diçka u duk se desh me thanë, por erdh tue u ligshtue.

Së mbramit, sjellë kahë oficjerët:

-Betonju, - u tha - këtu përpara meje, se do t'i delni zot atdheut, e se s'do ta lëshoni, pa derdhë ma të mbramen pikë gjakut.

Të gjithë oficjerët atëherë, qiri në kambë, mbasi u betuenë para si, vû dorën e djathtë në báll, i u përshëndetnë përmallshëm e përvajshëm Kryekomandantit të vet të dashun, i cili ishte tue u dá për gjithmonë prej sish.

Atëherë edhe Hasan Rizaja nuk foli tjetër. Mbylli gojën, si ai që nuk ka ma çka me thanë; ndenjë sa grima buzëqeshët, deri që hija e dekës i a hoq për gjithmonë atë fije jetet, që kishte mbetë endè mbi fëtyrën e qetë të tij.

**Vrasja misterjoze e Hasan Rizás**
**në shtypin e qeverís turke.**

Marrim dhe e botojm tekstualisht këtu çka boton: "Ishkodra Mudafeasi"[2] (Mbrojtja e Shkodrës). - Blê II, faqe 351. Shkruen:

"Hasan Riza beu, kohën e rrethimit ishte instalue në zonën ushtarake të Kirit; nga lindja, për fund të kodravet të Bardhanjorëvet. Aty kryekomandanti kishte barakën e vet. Ai donte të gjindej, gjithmonë afër zhvillimit të luftimevet edhe në vendin ma delikat të situatës. Me datën 27 kallënduer 1913, tue kenë se atij i ishte prishë stomaku, për me bâ një grimë pushim, kthei në rezidencën e vet që e kishte në Fushë të Çelës. Ndër këto dit pushimit ai bluente me mende të vet formimin e një kryengritjeje nga banorët e rrethevet katolike kundra anmiqvet sllavë që e kishin rrethue.

---

2 Libri historik kje botue në Stambollë vjetin 1933 nga dy Gjeneralat, që ndodheshin kohën e rrethimit: Gjeneral (Ferikë) Abdurraman Nafiz e Gjon (Mirliva) Kiramettin. Si njeni si tjetri këta dy Gjenerala atëherë kishin gradat ushtarake, kapitana të parë. Ishin për ma tepër ndër kryetarët e shtatmadhorís.

Hasan Riza Beu e parashikonte rrezikun e fitimit të serbo-malazezvet edhe pasojat fatale, që do të ndodhshin për vendin tânë.

Shqiptarët myslimanë ai i kishte në dorë. Tashti, tue kenë se katolikët e rrethevet ishin bashkue në fillim me anmiqtë, prandej, tash ishte një punë e nevojshme, e fort me randësi, që t'u shkoqëshin këta nga malazezët, e që të çoheshin peshë. Në këte kuptim e për këte qëllim e kishte edhe Esat Pashën prej vetit.

Hasan Riza Beu, në takim me disa të parë intelektualë katolikë, këtyne ia kishte shprehë kjartë rrezikun e madh, që do të kishte pasë mbarë Shqipnia, po të kishte fitue luftën sllavi. "Qeveria Otomane, - u thonte Rizaja, - kështu e kendej, çdo sakrificë âshtë tue e bâ për dobí të Shqipnís!".

Kleri katolik, tue kenë të bindunë fjalëvet të Rizá Beut, filluenë të punojn n'atë drejtim. Arqipeshkvi i Shkodrës, para se t'i a hinte punës zyrtarisht, n'êmën të Shqipnís kërkonte sigurime personale prej Hasan Beut. Për një marrëveshtje t'atillë ishte edhe dëshiri i austriakëvet. Ndër kondita tjera që i vente Hasan Rizás Arqipeshkvi, ishte kjo: të piqeshin një herë bashkë edhe të studjoheshin planet e mënyrën e veprimevet të kryengritjes."

Në këte rasë do t'i jepej një sigurim popullit, se qeveria otomane ishte tue punue kështu për të mirën e dobín e Shqipnís; edhe si shenj dokumentár, Kryekomandanti do të ngrehte flamurin e Shqipnís në kështjellin e vjetër të Rozafatit, nën flamurin e Turkís. Hasan Riza Beu i pranonte këto propozime t'Argjipeshkvit, me të vetmin kusht, që malsorët katolikë shqiptarë të rrokshin armët kundra serbo-malazezësh. Detajet e veprimevet u lánë me u bisedue për një ditë tjetër në mjedis së kryekomandantit e të delegatit t'Argjipeshkvit. Ky përfaqesues i Argjipeshkvit ishte një ndër kryetarë Françeskaj (Gjergj Fishta). Takimi do të bâhej në një barakë të veçantë ndër kodrat e Dervish Tepes, mbasi ishte vendi ma i përshtatshëm për këso bisedimesh.

Me 30 kallënduer pra, 1913, ditën e ejte, n'orën 15.30 do të vinte i naltpërmenduni përfaqesuesi i Françeskanëvet, P. Gjergj



Fishta, në shtëpínë e Esat Pashës. Mendimi i Hasan Riza beut ishte, që kryengritja kundra serbvet të fillonte në jugun e Zadrimës, në katundin e Nenshatit, simbas instrukcjonevet të dërgueme prej si nga Shkodra.

Mirë; por Hasan Riza Beu, tue bâ inspekcjone ndër pozicjonet e ndryshme ushtarake të frontit, u vonue do; edhe atë mbrame kthei në shtëpí pak mbas kohet së caktueme. Ndërkaq, i a arrijti adjutanti i Esat Pashës, nëntogeri Mesud Efendia në shtëpínë e Hasan Rizá Beut, edhe i tha, se kryekleriku (P. Fishta) e kishte pritë në shtëpí t'Esat Pashës. Edhe tash Pasha e kishte çue me e pyetë kryekomandantin, a do të vinte ai. Esati, bashkë me Fratin, në shtëpí të tij, të Hasan Rizás; apor do t'i pritte ai atje në shtëpí të vet. N'ato fjalë Hasan Riza Beu u çue në kambë edhe i tha Kap. Abdurrahman Nafizit, se atëherë do të delte, e mbas një ore do të kthente.

Edhe njëmend, bashkë me Mesud Ef. u nisën, për në konakun e Esat Pashës, i cili ishte, shum me thanë, nja 150 metra larg. Hasan Riza Beu nuk e kishte zakon të dali vetem prej shtëpiet. Për kundra ai atë natë doli, pa i bâ me dijtë as adjutantit të vet, as tjerëvet, që ishin katin e poshtëm të shtëpísë. Ndërshej dy shtëpiavet të kryekomandarëvet ishte një shesh mjaft i madh.

Para derës s'oborrit të Rizá Beut qëndronte në roje një ushtár nga rezervistat shqiptarë. Riza Beu mbante gjithmonë njenin kësish rezervistash me qëllim që mos t'i paksonte ushtarët aktivë nga rradhet e luftarëvet të frontit. Ishte pikërisht ora 18.45 kur Hasan Riza Beu duel prej shtëpiet s'Esat Pashë Toptanit. Në mjes së dý banesave krisën dý pushkë, si flakë për flakë. Fíll mbas, s'kaloi shum, u ndie edhe një e shtieme pushket tjetër. Ata që ishin në shtëpínë e Hasan Rizás, ndie krismen, menjëherë dolën jashtë, edhe pa tjetër mësyen kahë shtëpia e Esatit.

Nata ishte tepër e errtë. Nga mungesa e dritavet të rrugës, ishte e pamundun me pá njeni-tjetrin. Ma në fund, mbasi shkuenë tue takue, Hasan Beu u gjet i plagosun, shtrîe për dhé, në kokërr të shpinës, dorën në revolver, të cilin e kishte pasë xjerrë prej kllefit,

por nuk kishte pasë fuqí t'i jepte gishtit. Mejherë e bartën e e çuen në shtëpí, edhe pa vonesë i a filluenë kurat nga ana e mjekëvet kirurgë.

Hasan Pasha, ma të parën fjalë, tha: "Tue ardhë rrugës, më dolën përpara tre vetë, të cilët unë, prej territ të fortë, nuk mund t'i njohta. Mbasi më kaluen fort afër, e më këqyerën një herë mirë në fëtyrë, njeni sish më gjou dý heresh rresht; mbasi rashë më gjûj, më gjou edhe një herë. Ai i treti nuk qiti. Mandej, se kahë ikën, nuk dij gjâ, pse s'i pashë!".

I varruemi mënjë mundohej me u a mbajtë nalt moralin shokëvet të vet; me gjithë dhimbat që kishte në shtat dhe shqetsimin e madh që kishte në zemër, gjithnjë bante gaz me shokë oficjera, të plagosunë në luftë ma parë. Mbas një cope i a behi për vizitë Esat Toptani. Porsa e pau Riza Beu Esat Pashën i tha: "Urdhëno, Pasha Hazretleri!" - Edhe menjëherë bani shêj, t'i bijshin kafen.

Esati nuk ndenjë shum, edhe u çue me dalë. Nësa ishte tue kalue nëpër salon, një major, nga ata që ndodheshin aty, i a nisi me i folë me zâ të naltë e me u hangër me Esatin për shkak të kësaj vrasjeje. Porsa e mori vesht Hasan Beu këtê grindje, u çoi fjalë: "Detyra e secilit ushtár âshtë sod për sod me mendue për nderën e dinjëtetin e ushtrís. Sa për personin tem, nuk duhet të bâhet fjalë. Unë, në deksha, do të kthej te Zoti; në shpëtofsha, kam për të shkue me báll hapët nëpër popull!"

Alush Lohes nga Shkodra, i cili kishte ardhë me e vizitue, mbasi e kishte mik të shtrêjtë, i tha: « Alush Aga. Kështu e paçë fat. Ti këtê gjak mos e len!". Hasan Rizá Beu pat marrë dý plagë. Ai diq, pa njohtue, kush do t'i a zente vendin. N'orën 2 mbas mjesnatet dha shpírt. Me datën 30 kallënduer, simbas propozimit të Ministrit të Luftës së Mbretnís Otomane, Hasan Rizaja u dekorue Gjeneral brigadet (Mirliva). Titulli Pashë i u dha, si u muer vesht, mbas dekës së tij.

Libri që kemi në dorë, në faqe 357, ndër tjera shkruen: "Deri që kemi dalë prej Shkodret, opinjoni publik i përgjithshëm ishte, se Esat Pasha kishte shtie me e vrá me dorë t'Osman Balit e të



një të quejtuni Teufik." Po ai libër në faqen 366, mbi sa i përket përgjegjësisë së dëtyrës, shkruen: "Për tê (Hasan Rizá Beun) jeta nuk kishte kurrfarë randsiet." "Në luftën e Myselimit, që u bâ me 29 tetuer 1912, për me kontrollue ma mirë lamën e luftës edhe për me e ba edhe ma të gjallë e të zjarrtë, duel vetë personalisht në maje të kodrës; ai vetë muer në dorë drejtimin e artilerís kundra anmikut..."

Hasan Riza Pasha, përsa i përket fatit të fortesës së Shkodrës, ishte kësi mendimi. D.m.th. se ai do të kishte dhanë n'atë rasë këte vendim: "10 dit para se të mbarojë ushqimi, ato 3 ditët e mbrame, t'u jepej ushtarëvet racjon i plotë; ta ngopin barkun mirë!... Të katërten ditë do të niseshin ushtarët e do të merrshin rrugën, që âshtë ndërmjet Taraboshit e Buenës. Tue marrë drejtimin për në Tivár, me mësýe limanin e Spiçit, që âshtë 60 km. prej Shkodret. S'andejmit me u shtýe deri në kufí t'Austrís. Kështu, tue e mbështetë shpinën në kufinin e kësaj mbretnie, me zanë vend në tokën e Malit të Zí, ku do të formohej një front i rí i luftës. Për fund, shtonte Hasan Riza Pasha, - kur të na mbarojë krejt ushqimi, kemi me u hjedhë në tokën e Austrís!".

Mandej, në faqen 372 auktorët e librit të naltpërmendun shkruejn: "Për Esat Pashë Toptanin kishte mbarue çdo shpresë, kur muer fuqín në dorë Partia "Bashkim e Përparim", e cila partí e urrente fort Esatin; kurse një simpatí të veçantë për Hasan Rizá Pashën, e në vend që me kenë anmiqtë kryesorë të tij, një nga kryetarët e klerit katolik pat thanë tekstuelisht këto fjalë: "Kish t'a lejonte qeveria otomane e ta bâjshin Hasan Rizá Pashën Princ të Shqipnís!".

Tashti Esat Pasha e kishte menden me u bâ vetë sundues i Shqipnís. Edhe, për me i a arrijtë këtij qëllimi, ky mendonte, të vente sa ma parë një amnistí me serbo-malazezët. Mirë; por, deri sa t'ishte gjallë Hasan Rizaja, ai (Esati) nuk mund ta bante një marrëveshje me anmiq. Prandej e kishte vendosë me e zhdukë ma parë Hasan Rizá Pashën, për me e zotnue situatën simbas dëshirit të vet.

## Korrjerët e guxueshëm.

Qyteti i Shkodrës ishte atëherë në të tretin muej të rrethimit. Tashti me të jashtëm, kuptohet së vetit, se s'mund t'u merrte as s'mund t'u jepte kurrsesi. Shkaku i gërshanëvet të rrethuesvet, të cilët kishin shkue gjithnjë tue e ngushtue rrethin, në katër anët u ishin pré rrugët e përpjekjevet. Kështu që Shkodra ishte shkëputë kryekëput nga bota e jashtëme.

E pra, ishte nevoja, që zani i kushtrimit të të burgosunvet ta dëpërtonte qarkun e rrethimit e t'i prekte pak zemrat humanitare të botës së lirë. Lezhja aso here gjindej e pushtueme nga serbët. Këta, nisë nga Prizrendi, përshkue nëpër Mirditë, ránë në Troshan të Zadrimës. Njenën aso ditësh së para të nandorit 1912, njaty kahë ora 16 e mbasdites, prej Merqiet, serbët filluenë e e bombarduenë qytetin e Lezhës.

As në kështjell, as mbrenda në Lezhë asi shtegu nuk ndodhshin, veçse një pakicë e vogël ushtarësh turq; të cilët nuk i a shihshin kurrkun gjasën me u matë me furín sulmuese të serbit. N'anën tjetër, katundet e fushës së Zadrimës edhe Malsia e Lezhës, të lodhuna tashma e të shtypuna nga robnia ma se katërqindvjeçare e turkut, këto, jo veçse nuk menduenë me i bâ báll e me e pritë këtê okupatorin e rí, serbin; por kishin edhe gjithë interesën t'i ndihmojshin këtij, për me e zhdukë turkun nga Shqipnia. Dý orë; s'ngjati mà lufta. Edhe serbët i a hoqën turkut qytetin e Lezhës.

Këtê stacjon serbët e mbajtën deri që u lirue Shkodra (25 Prill 1913).

Sa për vende tjera të Zadrimës e të rrethevet të Lezhës, këto jetojshin në një anarkí të plotë: S'e çante kush kryet për to. Ndërsa vuejtjet e Shkodrës së rrethueme kishin vojtë në kulm, për ditë e ma tepër ndihej nevoja me i a hjedhë një zâ kushtrimit botës së lirë. Edhe kështu, paria e qytetit, bashkë me nacjonalistët ma të shquemët e vendit, u mblodhën edhe një herë në kuvend. Përpiluenë një farë memorandumit, për me i a drejtue Fuqivet të



Mëdhaja, të bashkueme atëherë në konferencën e Londonit. Ndër të tjera n'atë letër thuhej edhe këta: "Na Shkodra, e mbledhun me parín e vendit, tue interpretue dëshirin e ndiesítë e mbarë kombit shqiptár jemi të gatshëm me e derdhë deri ma të mbramen pikë gjakut tonë e të fëmijvet tanë, ma parë se me ndêjë prap nën kthetrat e ma të madhit anmik të Shqipnís, turkut të Stambollës!"

Ishin në dijení të kësaj shkrese, ma i pari vetë Kryekomandanti i ushtrivet të Shkodrës; mandej Imzot Ják Serreqi, Arqipeshkvi katolik i vendit, si edhe konsujt e Austrís, t'Italís, të Rusís etj. Letra në fjalë u dërgua te një këpuctár, njeri beset, (Kolë Kujxhia) me porosí, që t'a shtinte këtê nën shuellin e këpucës së punueme për këte qëllim. Kur kjénë gati këto, komisjoni kërkoi edhe e gjet njeriun që do t'a përciellte sa përnjëherë deri në Troshan. Z. Lazër Gurakuqi, nacjonalist në shenj për ato kohë, i doli zot edhe e mori mbi vete me çue deri në kuvendin e Françeskajvet të Troshanit. Aty, simbas marrëveshtjes, shkresa do t'i u dorëzonte të Parit të kuvendit, që atëherë ishte P.Marjan Prêla, françeskan nga Shkodra.

Korrjeri i guxueshëm, Lazër Gurakuqi, lêjen e Hasan Rizás në xhep, mbathë ato kundra me shkresen e naltpërmèndunë në shoje edhe drejtohet trimnisht kahë Troshani. Në të dalun prej qytetit roja natyrisht e ndalë; veç të pamen dorën e Kryekomandantit, Hasan Rizás, habitet një herë, por e len me kalue. Si për shenj, prap mbas një marrëveshtjeje, qet trí herë më mauzerre, për me i bâ me dijtë në qytet, se korrjeri në fjalë kishte kalue vijen e kufinit të rrethit. Mbërrijtë Lazri pa kurrnjë pengim tjetër në katundin e synuem, ma të parën punë i a difton si në këshill të Parit të kuvendit punën e asaj letre komprometuese, që përcjellësi kishte me vete në shuell të këpucës. Tashti jitte për t'u krye puna ma e rrezikshmja: Me u përcjellë ajo shkresë, për mjedis s'ushtrís serbjane deri në Lezhë, edhe me shkue me e impostue në Shën Gjin.

N'anën tjetër koha s'pritte. Nevoja, të mbërrijte ajo shkresë sa ma parë në Konferencën e Fuqivet të Mëdhaja, të mbledhuna në Londër, për me dá fatin e popujvet sidomos të Ballkanit, mbas së thyemjes së Turkís, shfaqej e ngutshme e me ma të madhen

urgjencë. I Pari i kuvendit, P. Marjan Prêla, tue pasë para sýsh randsín jashtëzakonisht të madhe t'asaj shkrese, u trimnue vetë me e nisë në destinacjon të vet. Mbathi po shì ato kundrat e Lazër Gurakuqit, të pajisuna me atê letër në shuell; merr me vete një përcjellës prej katundit, një farë Hilë Filipit edhe, mbë kál të shalës, drejtohet fill për Lezhë.

Në të dalun prej kuvendit, aty në Qarre (Troshan), udhëtari ndeshet në postkomandantin serb; i cili e pyetë Fratin, a ka pasë letër a farë lajmit prej Shkodret. P. Marjani, gjithnjë me gjak të ftohët, i përgjegjë: "Z. Komandant, sod për sod âshtë e pamundunë, me pasë lajme e shkresa nga një qytet i rrethuem në katër anët, si Shkodra!". Sado mjaft me frikë, mos ta diktojë kush për atë letër që kishte në shuell të këpucës, P. Marjani e la Troshanin, i grahi kalit, edhe në vrap gjithsa mund t'ecte përcjellësi kambësuer, u kap me ndonjë orë ditë në Lezhë.

Aty, Frati, për me tretë gjurmë, mbasi zbathi ato kundra fatale me dokumentin nën shuell, mbathi në të shpejtë sandalet që kishte prû me vete, edhe u drejtue fill në komandën serbjane. Për fëtyrë, qellimi kryesuer dukej si t'ishte me i bâ një vizitë njerëziet edhe për me u ankue me Kryekomandarin, kinse ushtria e tyne në Troshan nuk po u binte mirë gjithmonë me fshatarë, tue u bâ këtyne dame gjithkun ndër shtëpia kahë kalojshin. Ky, si thámë, u shtie si shkak, por qëllimi i vërtetë i vizitës ishte, për me u sigurue, a i kishte rá n'erë ndopak komanda punës s'asaj shkrese prej Shkodret; edhe, a ishin tue bâ ndonjë grimë dyshim për ardhjen e tij në Lezhë. Vërtetue kështu, se nuk ishte kun farë dyshimit atij krahu, P. Marjani kthehet në qelën e Famullitarit. Këtê, si e parashihte, e gjên plot me oficjerë e ushtarë malazez. Përshëndetet po, me ta; por gjithmonë, si ai që âshtë për ngut e s'do me u shtýe gjatë në bisedë.

Sa për justifikimin e ardhjes së vet, P.Marjani shkon tue i a përsritë gjithkuj e pyette, kinse kishte në mendë me shkue në Shën Gjin, për me pá, a i kanë mbërrijtë me postë do libra, qi i kishte porositë e i pritte kah dit. S'andejmi u çue vrap e mësyeni zyrën



e agjencísë postare t'Austrís në Shën Gjin. E gjet plot me oficjerë malazez, edhe këta, që ishin tue folë me Z.Agjentin e postës. Këtu i u desh Fratit me pritë mirë do kohë, deri që malazezët u çuenë e shkuenë.

Mbet vetëm për vetëm me agjentin. Prap por, kahë donte me u sigurue mirë përpara, mos t'ishte edhe agjenti austrijak një serbofil, tue hý në bisedë si miqasore, i flet për monarkínë e Austro-Hungarísë; e cila n'atë krizë ishte në rrezik me u shpartallue, mbasi përshinte kjo nën kunorë të vet gjithnduer popujsh: maxhar, sloven, gjerman, italjan etj.

Tue mbrojtë por, gjithnjë solidaritetin me Monarkín, e sidomos tue u shprehë me nderim e simpatí për shtëpín mbretnore t'Absburgëvet, vetëm atëherë, mbas gjithkëtyne sigurimeve, Frati merr zemër, i beson edhe çelet me tê.

Me shumë rezervë i difton, se kishte për t'i dorëzue atij, agjentit, një shkresë me randësí, një *memorandum*, për t'u a drejtue një orë e ma parë Përfaqsuesvet të Shtetevet të Mëdhaja t'Europës, mbledhun në Konferencën e Londrës. N'ata fjalë Z. Agjenti në të shpejtë i prini Famullitarit të Troshanit nalt, n'odën e vet private. Aty, shpërthejn shollin e këpucës, xjerrin shkresën edhe agjenti e merr në dorëzim, tue e sigurue fratin, se një orë e ma parë do të mendonte ai me e nisë në destinacjon të vet atë letër. Krye tash ma së mirit këtê angazhim kaq delikat e me rrezik të krés, P. Marjani kthehet edhe një herë në qelë të Fratit të Lezhës. Aty mbathë sandalet edhe drejtohet prap në kryekomandën ushtarake të serbëvet.

Tashti kjo vizitë e dytë kaq shpejt për shpejt kishte për qëllim kryekrejet, me vërtetue, a i kishte qitë në dyshim e shkuemja e tij në Shën Gjin ndër ato rrethana kaq kritike. Âshtë e dijtunë, Komandantit nuk i përmendë gjâ për këtê frikën e vet. Ma fort, për me tretë gjurmë por, i lutet Komandantit, t'i a jepte për rojën përsonale një pushkë të gjatë; tue shtie për shkak, se ishin kohë lëvizjesh e fort të turbulla.

Tue e pá me vend e krejt t'arsyeshme lutjen ky, i premtoi

Fratit, se do t'i a siellte këtê pushkë. Edhe kështu P. Marjan Prêla, i siguruem në mende të vet për sa kishte pasë dyshim, kthehet tue ngá në qelën e famullitarit të Lezhës; aty mbathë prap sandalet, edhe niset me u kthye me báll të hapët në Troshan, me përcjellsin e vet besnik, Hilë Filipin. Gjithë rrugës kondend në zemër të vet, se i kishte dalë me krye kështu një shërbim të vlefshëm e se kishte dhanë atë kontributin e vet në favorin e shpalljes së pavarsísë kombëtare.

Edhe njëmend. Nuk kemi guxim, ta pohojm këtu, se kjo letër e dërgueme atyne zotnive të Konferencës së Londrës shì në një kohë kur po shoshitej e po dahej fati i kombevet fill mbas luftës Ballkanike, kjo shkresë e Shkodrës së rrethueme kje shkasi kryesuer e deçiziv për pavarsín e Shqipnís. Këtê, e vërtetë, nuk mund t'a pohojm ashtu kategorikisht. Por, mund të thomi me sigurí, se kjo shkresë e París shkodrane, në një kohë aq të volitshme, e ka pasë pa dyshim atë ndikimin e mbresën e vet në vendimin e Mbretnivet të Mëdhaja aso here për pamvarsín tânë kombtare.

## Nga Shkodra e rrethueme një shkresë për Vjenë.

Qyteti i Shkodrës, i rrethuem në katër anët, tue hjekë tash sa dit nga tmerri i luftës e nga mungesa e gjithçkahes, edhe pse tashma i shkëputun prej gjithë botet, mendon me i u sjellë edhe Austrís një kushtrim. Shkresa, plot váj e ankime për çka ishte tue hjekë populli u përpilue, u bâ gati, edhe u shkrue, për ma sigurí, *me çifrat*!

Gjithçkahja u gatue; por tash lypej të gjindej postjeri i guxueshëm; i cili, nëpër flakë të pushkës e nëpër rradhet e anmikut rrethues, ta përciellte shkresën në destinacjon të vet. Kemi çekë ma nalt, se puna e kishte zanë mbrendë në qytetin e rrethuem P. Severinin Lushaj O.F.M., famullitarin e Lezhës. Këtij i u sollën, tue e lutë që ta merrte barrë mbi vete me e përcjellë shkresën në fjalë. D.m.'h. një herë me e qitë jashta Shkodret së rrethueme; mandej, tue u përshkue ndërmjet ushtrivet sulmuese, me shkue e



me e dorëzue n'agjencí të postës austriake të Shën Gjinit.

Hapi i guxueshëm nuk ishte fort i vogël; rreziku me të shkrue kryet ishte s'ka ma i madh. Me gjithkëta, A. Severini u zotnue me i a hî përcjelljes s'asaj letre, prej së cilës shpresohej ndihmë e shpëtim. U vû në dijení pikë së parit kryekomandanti i operacjonit, Hasan Riza Beu për këtê shkresë; e cila ishte pa dyshim n'interesën ma të madhen e shpëtimit të qytetit. Kryekomandanti, njeri i kuptueshëm, tue e gjetë me vend shkresën, i a lëshoi pa tjetër lêjen e nevojshme, për me dalë prej Shkodret së rrethueme.

Mbasi puna lypej që të bâhej me ma të madhen urtí e mëshehtësí, i naltëpërmenduni françeskan, P.Severin Lushaj vojt e u paraqit personalisht te Hasan Rizá Beu. Për koinçidencë, takimi i Fratit me Z. Kryekomandantin ndodhi po shì një natë para se i bânë të pafatit Hasan Rizá atentatin e famshëm, që e hoq këso jete! (31 XII. 1912). Letrën në shkrim çifrat i a qepën Fratit e i pështollën mbrenda konopit që barte zakonisht n'ijë. Lêjen e jashtëzakonshme të Kryekomandantit t'operacjonit në xhep, P.Severini del nga Shkodra e rrethueme; përshkohet trimnisht, një herë nëpër ushtrít turke, ma përtej, kahë rrethet e Bërdicës, ndeshet edhe me ato të serbit. Gjithkun pa i thanë kush gjâ, pa hasë në ndonjë kundërshtim, çán për Troshan. Aty bún atë natë, edhe ne e nesret drejtohet për në Lezhë.

Për mos me i rá ashtu fort në sý ushtrís serbjane, zen vend për ndonjë ditë në qelë të vet. Mandej, gjithkun kaluer, çán për Shën Gjin. Aty, ma të parën punë i a dorëzon agjentit t'Austrís, mikut të vjetër, atë letër çifrate të konopit, me porosí të forta, që ta niste një orë e ma parë për Vjenë. Krye këtê angazhim të rrezikshëm me sukses, P. Severini me atë fill u kthye e zuni vend në qelë të vet, në Lezhë, si famullitár i vendit. Merret vesht prej vetit, se kjo e shkuemja e e ardhmja e Fratit, paksi e pakohë, nuk mbet pa u rá në sý serbëvet të cilët e thirrën e i banë vërejtjen.

P. Severini por, mujt me u justifikue, tue prû për arsye detyrën e shërbimit fetár, si famullitár i Lezhës edhe i Shën Gjinit që ishte.

**E mërkurre, 5 Fruer 1913.**
*Kryekomandanti i rí*

Automatikisht, mbas deket së Hasan Rizás, mbet Kryekomandant mbi të gjitha fuqít ushtarake të Turqís në Shqipní, Esat Pashë Toptani. Ma të parën punë ky u çoi fjalë malazezëvet tue i pyetë, a ishin mendimit me e vijue armëpushimin e lidhun me ta prej Kryekomandantit të përparshëm. Në këtê rasë i komunikoi zyrtarisht anmikut edhe dekën e Hasan Rizá Pashës.

Malazezët i përgjegjën, se vadja e armëpushimit tashma kishte kalue; e se prandej, ndërkaq lufta ishte në kambë ndër të tana ballet e operacjonit. Njëkohësisht kryekomandanti i rí, Esat Pasha, ka shpallë dje një lajm, ku i a njohton popullit fjalët e anmikut, tue i qortue njëherit ushtarët, i sigurtë se do ta kryejshin atë detyrën e vet; ndërsa e këshillon popullin, mos të kurrsehet, por ta japë edhe ai atë kontributin e vet, tue ndihmue me çka të mundet, për t'i dalë zot qytetit të vet. Nga ana e partís së Turqvet të Rí, të cilët janë edhe ma trimat, të gjithë kanë gëzue, se po niset edhe një herë luftimi i pezulluem.

Pjesa tjetër e myslimanëvet bashkë me katolikë, këta âshtë e dijtunë, kanë pasë keq për këtê punë. U ka ardhun keq, përse e mjera Shkodër njetash e ka ngusht. Anmiku ka ardhë prej së gjitha anësh tue e shtrëngue rrethin; shtigjet edhe, nëpër të cilat kishte uzdajë qyteti i rrethuem me shpërblye dikahë e me prû drithë prej Zadrimet, këto ai i a ka zanë të gjitha.

Atë ma të parën ditë, në të cilën mori në dorë komandën e luftës Esat Pasha, u shpërdau miell të gjitha furravet të qytetit, të cilat kishin pasë mbyllë, pse s'kishin pasë me çka me gatue. Mirë; por, tash nuk dihet, a ka për t'u dërgue prap këtyne Esati ma miell. kur t'u mbarohet ata, që u a kishte marrë magazinavet t'ushtarëvet. Ndërkaq, kjénë nisë edhe njëherë në Zadrimë një sasí qerresh, përcjellë prej ushtarësh, kinse për me u ngarkue me drithë. Porse, t'i diktuemen serbi, u ndenjë gati, u a preu rrugën.



Kështu që qerret bashkë me ushtarë u kthyenë në qytet, pa mujtë me prû me vete asnjë kokërr drithë. Anmiku ndërkaq vjen kambë-kambë gjithnjë tue i u hudhë qytetit. Kjénë çue do bataljone, me i ndeshë e me i a pritë hovin; por kot. Luftuenë sa luftuenë sod e dje gati gjithë ditën; por pa qitë gjâ në treg.

Njandej rreth muzgut të mbrames serbët i kanë mësýe me forcë dý kodrat e Bushatit. Këto sod për sod janë vendet ma të mbramet, ku shtýhej kufini i turkut në pjesën e Jugut të qytetit. Bje e bje, së mbramit sod nade serbët nuk e lánë pa i shtie në dorë edhe Kodrat e Bushatit.

**E prende, 7 fruer 1913.**
*Një lojë e telegrafistit serb*

Marrë Bushati nga anmiku, vû përpara ushtria e turkut, e cila zmbrapej tash gjithnjë kahë qyteti, t'i a filluenë me e bombardue Shkodrën prej kahmos. Nisën me e gjuejtë njaty n'orën 10 para mjesdite; njëkohësisht bombardoheshin edhe kodrat e Rrencit e të Bardhanjorëve; ashtu sulmoheshin rreptësisht llogoret e Shtojit e të Taraboshit. Një orë gati, s'e pati ma të gjatë ky zjarm i përgjithshëm i artilerís anmike; edhe u duk se meni diçka njandej kahë ora 11.

Por as, e mësyemja e parë e kambësorís kundra llogorevet të Shtojit, s'ngjati ma se një gjysmë oret. E vërtetë; por kjo jashtëzakonisht e fortë, e rreptë e e furishme. Mjaft me thanë, se mbrenda njasaj gjysmë oret malazezët lánë 400 të dèkunë.

Njandej kahë mjesdita 10.000 malazez, kambë për kambë me malsorë, u lëshuenë kundra Bardhanjorëvet, me i hangër gjallë. Por turku t'u ndêji gati; e për do kohë s'i la me u avitë, tue shprazë mbë ta top e mitraloz kaq me shumicë, sa me të vojtë mendja, se njatëherë po shembet dhe shekulli!

Por së mbramit, bje e bje, malazezëvet u duel, mbas një gjysmë oret, me e shtie në dorë një kodër të blertë për bállë Bardhanjorësh.

Ndërkaq, bombardimet me topa vijojshin tue synue të gjitha pikët e forcimevet rreth e rreth qytetit. Vetëm kundra Tepes e Bërdicës, kundra këtyne nuk qitshin. Njaty kah mjesdita anmiku shtini në dorë Shirokën, një katund i vogël në breg të liqenit të Shkodrës. E shtini Mali i Zí në dorë këtê katund, për arsye se, tue kenë Shiroka shì ndër kambët e Taraboshit, nuk ishte e mùndunë me u mbrojtë prej artilerís së vendueme aty për sypri. Luftimi, këputë një herë për një kohë të shkurtë, kje përtërí njandej kahë ora 14. Mbas një ore a njandej pari u ndez zjarmi i luftës edhe një herë prej malazezëvet, tue mësýe llogoret e Shtojit e të Bardhanjorëvet. E lufta këtu tash u ndez ma e rreptë e furishme; edhe ngjati.

**Bataljona turqish, thirrë në ndihmë prej malazezësh!**

Ndërsa ushtima e armëvet shkonte gjithnjë tue u shtue malevet e fushavet për rreth, qyteti ishte strukë e s'ndihej për së gjallit. Rrugash vetëm, tash e parë, kalojshin gjindja, tue bartë të sëmundë e të varruemë. Deri gjylet e topavet, që shprazeshin tue shpartallue pullazet e muret e shtëpiat, as ato s'mbërrijshin me i trandë banorët e atij rrethi, të cilët, për kundra, të përfriguemë edhe ma zí, strukeshin përherë e ma kthellët ndër ato skutuliqet e errta të vetat.

E mësyemja njëkohesisht e malazezëvet në Shtoj e në Bardhanjorë, edhe, duhet me thanë, se kje e furishme e e përgjakshme, një çmos. Po; pse vetëm mbrenda një ore malazezët, andej kahë llogoret e Shtojit, trí heresh rresht u lëshuenë n'anmik me bajoneta!

Por çka, se rreshtat e ushtarëvet sulmues, kur mbërrijshin me u kapë te llogoret e Shtojit atë ditë, ishin të dhetuemë; edhe prandej, ata të pakët që u kapshin, mbetshin mbrendë me krye. Ndër këto të mësýemet e fundit por, të gjitha bataljonet u lëshuenë përnjëherë njajzit kundra turqvet. Këta, tue mos kenë ma të zotët me i bâ báll anmikut, kjénë të ngushtuemë me u zmbrapë, tue lanë në dorë të tij dy rreshta llogoresh.



Po shì njatëherë lufta ishte ndezë zhari edhe ndër Bardhanjorë. malazezët, porsa e shtienë në dorë, si thámë, atë Kodrën e Blertë, - me u çuditë, si i a banë aq shpejt! - venduenë aty menjëherë tre topa; të cilët, që sa i a kanë fillue, nuk prâjn njëças, por rrijnë mënjë tue qitë mbë turk.

Një malazias u lëshohet mbë shpinë nja dy telegrafistëve, të cilët ishin tue dhanë e tue marrë me shokë të vet të Tepes. Si njenin si tjetrin, të dy i mbytën menjëherë ai me shokë. Shumë ushtarë turq, të varruemë, marrin me ikë njashtu si munden, tue u sjellë shpinën llogorevet e ballit të luftës, ndjekë mbë shpinë pa dá prej malazezësh. Ndërkaq por, çudí po shihen tue ardhë në pikë të vrapit andej kahë Zalli i Kirit një dorë ushtarësh turq. Janë dy bataljonat e çliruemë nga qëndra e forcueme e Bushatit; të cilët u vîjnë tash në ndihmë shokëvet të vet në Bardhanjorë. Tue i u avitë Kirit, ndeshen n'anmik, e lufta këtu ndezet e rreptë e s'ka ku ve'ma e tmershme.

Simbas krismës s'armëvet, të thotë mendja se malazezët s'vonojnë, e sa hîjn në qytet; kaq furishem janë tue mësýe.

Por çudí! Njashtu mbas një së katërte oret malazezët shkojnë pak kahë pak tue i rrallue të shtiemet, edhe dikur e lanë krejt. Zot, pse… ?

U muer vesht ma vonë, se këta bataljona turqish kishin rrâ me u ardhë në ndihmë shokëvet, pse kishin kenë thirrë prej … malazezësh!

E qe, si kishte kenë puna. Malazezët diku atje mbi Kodrën e Blertë të Bardhanjorëvet, të cilën si kallzuemë, njatëherë e kishin marrë me luftë, në një çadër t'anmikut kishin pasë gjetë edhe stacjonin e telefonit! E përdorën këtê, për t'i luejtë një lojë anmikut. I telefonuenë Komandës së turkut në Shkodër, tue i thanë, turqisht:

-Ju lutemi, të na çoni sa ma parë ushtarë në ndihmë! Për ndryshe, nuk jemi të zotët me i bâ báll anmikut!

Simbas gjaset malazezët, tue e pá se përnjëherë nuk ju a delte me i shtie në dorë ato dý kodrat e forcueme të bardhanjorëvet,

i a luejtën këtê lojë anmikut, për me pá, a kishte forca reservash, që mund t'i vîjshin në ndihmë. Turqit në këtê luftim kanë lanë 700 të dèkun e nja 1700 të varruemë. Por malazezët, po dihet, kanë lanë fort ma shumë; për arsye se atyne iu desh gjithmonë gati me mësýe, edhe me luftue, të thuesh, përherë në fushë të lame, pa kurrnjë pritë. Ma shumë se kurrkun ngjeti, kanë mbetë prej së dyja palësh në Shtoj.

- Jo; nuk mund të dihet tash njëherë, sa ushtarë turq kanë mbetë në këtê luftimin e mbramë! - Kështu ka thanë sonte diku në një vend një mysliman Shkodret, i cili ka marrë pjesë në këtê luftën e fundit.

- Nuk dihet numri; përse të vrámët janë grumbullue për gjithë vend njenin mbë tjetrin, malazez e turq. Kahë i sheh njeri kështu së bashkut, përzietas, të ve'mendja se kanë mbetë kështu krye mbë krye tue luftue me një anmik të përbashkët!

**E shtune, 8 fruer 1913.**
*Llogore që merren e lëshohen*

Në vetvete ato dý kodrinat e bardhanjorëvet, si edhe ato llogoret e Fushës së Shtojit, që kanë shtie në dorë tash së vonit malazezët, kanë e s'kanë randësí. Por, po; këto qëndra i vlejnë anmikut, për me ngulë një herë e për me mujtë prej këndej me u shtýe ma kahë qyteti.

Prandej turku, tue mos e pasë para sýsh këtê punë, ka vendue me bâ çmos e me i dbue s'andejmi malazezët. Edhe kështu, shì sonte njandej përpara mjesnatet bataljonat e turkut të Shtojit u lëshuenë mbë malazez, edhe, për jo ma se një gjysmë oret, tue luftue si drangoj, u duel së mbramit me u a hjekë doret anmikut llogoret e para. E vunë në t'ikun këtê; edhe gjithnjë, tue i u vû mbë shpinë, shtýej e shtýej, e çuenë deri ndër rreshtat e dytë të llogorevet; të cilat kjénë përlá prej turkut për një kohë edhe ma të shkurtë.

Malazezët duket, se nuk e kishin pritë këtê lojë. Ishin





Nder luftimet e para te turkut kahe Bardhejt.

zmbrapë një herë; por e kishin menden me u kthye prap se prap. Edhe njëmend; mbas nja një oret a ma pak, u sollën e e mësyen turkun; por me një vrull kaq të tërbuem, sa bje e bje, s'e lánë, pa i a hjekë doret edhe një herë ato pozicjonet e bjerruna.

Mbasi i morën me luftë llogoret e para të Shtojit, si thamë, u lëshuenë fulikare me i shtie në dorë edhe ato të dytat. Vû përpara turkun, i cili ishte marrë mendësh prej këso së mësyemesh së paprituna, e morën edhe të dytën llogore aty shpejt për shpejt, pa u shtie në dorë ashtu mirë ende ajo e para. Në këtê pështjellim, merr e lësho aty për aty aso llogoresh, mund të merret me mendë sa njeri u bâ dam!

Fundi, por malazezët i morën se i morën llogoret në fjalë. Po, por nuk kjénë të zotët me i mbajtë gjatë. Njaty n'orën 2 mbas mjesditet, prej Shkodret i shkuenë në ndihmë turkut ushtrí të reja, edhe kështu malazeztë kjénë dbue edhe një herë nga ato dý llogore që i kishin marrë. Lufta këtu, si mund të merret me mendë, ka kenë fort e rreptë, e përgjakshme edhe e egër! Të varruemët, me i pasë pá, edhe njashtu si ishin, dajshin si bishë: Kaq kishte kenë tmera e trishtimi që kishin pá e provue n'ata të ndeshun!

Nuk mund t'i thuhet luftim atij; por ma fort një plojë mizorësh, e cila ngjati deri në terrin e natës. Shumë kësi shtegu kanë kenë vrá e therë prej pushkësh e bajonetash së shokëvet të vet. Turqit, për mos me marrë mbë qafë e mos me mbytë shoqishoqin n'atë pështjellim e përleshje, britshin të madhe "parullën". Mirë; por këtê parullë e kishin zanë edhe malazezët; të cilët, tue e përdorë edhe ata atë fjalë, hyjshin e përziheshin nëpër rreshtat e turqvet, tue bâ gjak të madh mbë ta.

Disa çeta kësish turqish, shkëputë nga rreshtat e shokëvet, tue marrë me u shtýe gjithnjë kahë anmiku, kjénë rrethue e qitë faret të gjithë prej bajonetash. Shumëve ndër ta u kje shkurtue kryet; por ma të shumëvet u kjénë pré mizorisht hundët e buzët, e lanë gjallë të shemtuemë për tmerr! Njado, kësi të varruemësh, që kanë prû në qytet, kanë në shtat, kush 10, kush 15 e deri 20 varrë bajonetash. Disa të vramëve iu dukej shtati krejt një varrë e vetme.

Kaq! Disa, kallëzojnë, se kjénë mbytë me tunë peticësh. Kjénë edhe asish, të cilëvet u kje shprazë revolveri në gojë !

Të varruemët e të mbètunit turq, shtrî mbë tokë, pa mujtë me luejtë vendit, t'i hetuemen bartarët me vig, që shkojshin tue i mbledhë shokët e tyne, britshin të madhe, tue u lëshue bé e rrëfé, që të ngitshin me i marrë një orë e ma parë. Çojshin duert përpjetë, të shuemët, tue lypë ndihmë me fjalë dërmuese, me ta këputë shpirtin. Por, kê me marrë ma parë?

### Dy miqtë e moçëm.

Njeni kësish që shkonte tue mbledhë të varruemët pau një ushtár turk, i cili kishte rrokë ngrykë një malazias; të dy të varruemë. Mbledhësi i invalidëvet menjëherë e njohti turkun; ishte një mysliman prej Zadrimet. I u avit e u ul me e marrë në karrocelë. Por i varruemi nuk ndëgjoi.

- Po pse ti kështu? - e pyeti i çuditun infermjeri.

- Pse due me ndêjë e me dekë njëkëtu, krah për krah me mikun tem, të cilin s'e kam pá tash 3 vjet! Të lutem, më len njeshtu!

Dy miqtë, pa njohtë njeni-tjetrin, kishin mësýe shoqi-shoqin, edhe kishin luftue si drangoj, tue i a xjerrë zorrët e barkut me bajonetë njeni-tjetrit. Vetëm kur u rrëzuenë të dy për tokë të shemtuemë, njatëherë e kishin njohtë shoqi-shoqin. Njashtu të mbuluemë prej varrësh, ishin rrokë ngrykë miqtë e kahditshëm. Njashtu të përqafuemë dëshrojshin tash me bâ dekën së bashkut. Malaziasi diq përpara; edhe njashtu për së dekunit shihej se i a kishte shtie krahun mikut të vet.

Bartari i të varruemëvet i pau, edhe kaloi përtej. Sod nade kishin ndjehë të dèkunë të dy: Ushtari malazias edhe zadrimori, gjithnjë ngjat njeni-tjetrit. Të gjithë shokët ushtarë shkojshin e i shihshin. U a çelën një gropë aty afër edhe kjénë vorrue mbrendë të dy së bashkut, njashtu rrokë njeni me tjetrin.



### 2800 të varruemë!

Kahë Bërdica e Tepja edhe, të thuesh, për së gjitha anësh ka krisë lufta, të lumët na, për Tý, o Zot! Por sado që kjénë të furishme të mësyemet, posaçe nja 3 kësosh kundra Taraboshit, fitore në shenj nuk u banë kurrkahë.

Deri sonte, mbas dý ditësh luftimit së rreptë, turqit kanë pasë 2.800 të varruemë. E sa për të dèkunë, nuk dihet endè për sigure. Tellalli ka britë sod paradite, edhe një herë. Thonte: "Të gjithë myslimanët, do të nisen ndër llogore në báll të luftës. Ata që s'kanë armë, të shkojn me bartë të varruemë!". Ndërkaq, kësish së varruemësh luftet shihen pa dá tue u prû në qytet. S'prâjnë tue bartë asi vigjsh, kûalsh së ngarkuemë, qerresh e karrocash, mbushë me kësi rrezikzezësh.

Shumë së varruemësh bërtasin në kupë të qiellës, kahë e kanë ngusht prej dhimbash. Përgjithësisht ma shumë janë asish së varruemësh nga topat e shrapnelat, sesa prej pushket e bajonetet.

Spitalet e qytetit tashma janë plot e përplot me kësish fatzezësh, dërmishë shtatin keqas prej plumbash në rrezik gati përherë me iu pezmatue varrët! Ka edhe asi së varruemësh randë, të cilët desin rrugës, tue i bartë, pa mbërrijtë në spital. Kështu, njenin bashibuzukësh, shkue e shembëtue barkut prej shrapnelit, ishin tue e bartë dy vetë në vig. Britte i shuemi si i despruem ndërkaq, prej dhimbash. E kishte ngusht përnjëmend. Prej ngushticet së madhe, i kishte çue gjak gishtat e duervet, tue i hangër më dhambë.

Ky orëprémë, porsa karvani mbërrijti mbi urë të Kirit, i dha vetit e u hodh nd'ujë. Ata dy bartorët e vigut, kaq me hov ishte hjedhë ndë Kir i varruemi, u rrëzuenë e ránë edhe ata mbi urë.

**E dielle, 9 Fruer 1913.**
*Ploja e Bërdicës: 72 orë luftim pa dá*

Për mbas Taraboshit, qendra ma e forcuemja për luftë duhet me thanë, se âsht Bërdica. Sonte, njandej kahë ora 3 mbas mjesnatet, serbët u lëshuenë me të tanë hovin e furín e vet. Terr endè, me t'i shtie gishtat në sý, serbët u çuenë një herë; edhe kambë-kambë, pa i hetue kush, morën me u shtý kah ledhet e rrethueme me tela. Por edhe turku, i pahetuem prej anmikut, pse i mbrojtun prej territ të natës, pati kohë mjaft me u shtrëngue ma mirë e me i pritë sulmuesit.

Serbët kishin mësýe me e marrë Bërdicën, vetëm me 5 bataljona, jo ma. Ata 7 bataljonat tjerë i kishin lanë mbrapa në Bushat. I kishin zanë besë tepër vetit. Përse, po të kishin mësýe njajzit të tanë ata 12.000 ushtarë, prap nuk kishin mujtë me i bâ gjâ Bërdicës, që ishte një kështjell i rendit të parë!

Porsa i hetuenë hijet e serbëvet tue livrue nëpër terr, punën ma të parë, turqit i pritën me të shtieme të padáme shrapnelit; ndërsa vlonte pushka, që qitte n'anmik. Ushtria ishte e rreshtueme nalt ndër llogore të kështjellit.

Edhe serbët, po dihet, prej anet së vet u përgjegjshin pritavet, s'ka ma burrnisht. Në të shpejtë kishin vendue edhe diku atij rrethi mitralozat, që nisin me qitë gjithësa mujshin. Tue lanë njeri të madh, dalë kahdalë shkojshin tue iu hudhë ledhevet të forcueme. Ishin ma parë për t'u shtie në dorë, ashtu tue mësýe furishëm, trí rende telash. Atë ma të parën pritë telash, bânë si bânë, edhe e shpartalluenë sa ndora.

Aty mbet kush mbet; edhe njashtu shprishë e përgjakë prej mitralozit, që s'prante një minut tue qitë mbë ta, vijuen të mësyem. Në fillim këtu serbët ishin nja 1000 gjithsejt, kur i u hudhën me e marrë gardhin e dytë të telavet. Turku e shihte mirë, kahë anmiku, megjithëse tue lanë njeri të pafarë, gjithnjë me gërshanë e bajoneta, orvatej me i çelë shteg vetit; shkonte tue përmbysë me múnd të



madh telat e ledhevet, të ngujuemë mirë, ngatërrue e mbajtë fortë prej hûjsh hekurit.

Kjo çetë serbësh, vërtet' trima të qitunë, të cilët nëpër një varg flijesh së mëdhaja shkojshin gjithnjë tue u shtý, sado nën një breshní plumbash, që pa mê një ças shprazeshin mbë ta, nuk u lodhën as s'zunë vend. Tash mbasi e shpërthyenë si luâj të tërbuemë edhe këtê të dytin rend telash, gjindeshin tue u kapë te e treta pritë; kur qe, pa pritë, pa kujtue, po ndiejn se dikush po i gjuen mbas shpinet edhe për anash.

Ndërkaq, serbët, tue e pá veten të rrethueme prej turqish, të cilët shtîjshin pa dá mbë ta, filluenë e u morën mendësh; Kujtuenë, se kishin rá në një pritë të gatueme e të planifikueme prej kundërshtarësh.

Serbin atëherë erdh përherë e ma tepër tue e lëshue zemra. T'u pështjellue d.m.th. lamshi, u përzienë, sa mos me e marrë vesht qeni të zotin. Kush u britte shokëvet në njenin krah: "Hani, bre burra, edhe pak; pse i a mbërrijtëm!"- Dikush i a bante n'atë tjetrin krah: "O morè, ndalnju! Zeni vend aty ku jeni!"

Kështu të pështjelluemë e të shpartalluemë, serbët shkuenë kambë-kambë tue u zmbrapë kun nja 1000 metra. Atëherë vetëm, mbasi erdhën kokërra-kokërra tue u bashkue me shokët e thyemë, nisën me u vû në rend. I a sollën pushkën edhe një herë turkut, i cili shkonte gjithnjë tue iu vû anmiqvet për gjurmë.

Ndërkaq, lëshue fulikare, një çetë tjetër ishte lëshue prej Bahçallekut n'anmiq. Serbët, edhe ata vîjshin tue u forcue nga shokët, që rrâjshin në kushtrim prej llogjevet nën Buenë. Këto çeta serbësh, para se me u bashkue me shokët e thyemë, kishin bâ rrugës nja do të mësyeme të vogla. E kishin provue - si i thonë, - fatin; por nuk u kishte ecë. Edhe, kështu marrë vesht, se shokët e kishin fort ngusht, mbasi kishin rá në një pritë të rrezikshme, nuk u tallën ma gjatë rrugës, tue bâ aso sprovësh e së mësyemesh, por u drejtuen tue ngá, me u ardhë shokëvet në ndihmë.

S'ka ma shpejt, se i a banë; por nuk u duel kurrsi me i librue të vetët prej ngujimit. Kështu që serbëvet nuk u mbet tjetër, veçse

me shkue tue u zmbrapë; shkurt, me i sjellë shpinën atij balli, ku kishin gjetë rrezikun e vet, e ishin tue pësue një disfatë të fortë e të papritunë!

Edhe njëmend, kështu i a banë. Ishte njandej kah ora 6 e nades, kur filluenë me u dredhë kahë ishin nisë. Sa për qëndresë por, as në këtê rasë nuk u a kishin lanë turqvet. Kanë luftue si burrat e dheut. Vetë turqit e kanë qitë këte fjalë, sidomos dibranët e Esat Pashës, të cilët u a kishin bâ rrethin serbëvet; edhe që kishin lanë njeri të madh, mbasi kishin pasë punë me një anmik trim e të fortë.

N'atë rasë kjénë zanë rob 376 serbë; shumica, në zbërthimin e telavet të ledhevet. Nja 50 tjerë kjénë zanë aty-këtu, pse kishin mbetë të varruemë në fushë të lame. Ndër këta rob ishin edhe 7 oficjerë, të cilët kishin qëndrue burrnisht deri në ma të mbramin fyshek. Kur s'kishin pasë ma me se me luftue, kishin vû në maje të pushkës bajonetat; edhe kështu, me tê në dorë, rrijshin tue e pritë anmikun, për me u dorëzue.

Edhe njëmend; ushtarët e turkut u banë rrethin. S'kishin shpëtim kurrkahë. E shihshin edhe ata. Po; por ndërkaq asnjenit s'i bante zemra t'epte një shenj çfaretdo, kinse jemi tue rá në dorë.

Me këta farë trimash edhe dibranët e çuenë burrnisht. Kishin mujtë me i mbytë njaty të gjithë. Po; pse ata, serbët, edhe njashtu si ishin, në vend që me dhanë ndonjë shenj dorëzimit, për kundra, synin kokërr, menden dukeshin se e kishin prap se prap te qëndresa. Dibranët u britën një herë e dý: "Dorëzonju!"

Por kot; ata s'merreshin vesht. U banë me shenj, kinse t'i lëshojshin armët për tokë; por serbët, kurrgjâ, se kurrgjâ; si mos me e pasë me ta. U bâjshin shenj me dorë, që t'uleshin e të bijshin për dhé; mun njeni dibranësh u shtrî ai vetë mbë tokë, kinse po i bâj me marrë vesht çka lypshin prej sish.

Dikur ma, njatje vonë serbët dhánë ndonjë shenj të lehtë, se i kishin kuptue e u përgjegjën edhe ata me shenje, se ishin gati me rá në dorë. Po, kaq vetëm; por pushkët me i lëshue për tokë, as vetë me rá në gjûj; jo. Çue peticat nalt përmbi krye, erdhën



një mbas një tue u a dorëzue mujtësvet, ushtarëvet turq. Duen me thanë, se kjo fitore e shkëlqyeshme kundra serbit që përmendëm, do t'i dihet kryekrejet strategjís e mjeshtrís së të shuemit Hasan Rizá Pashës. Ai për të gjallë të vet, u a kishte thanë oficjerëvet, se, po kje që anmiku do t'i mësynte ndonjë herë kodrat e Bushatit, këtij i duhej dalë e me i rá anash për brî, apor edhe mbas shpinet, po të kishte guxue anmiku me i sulmue natën për terr.

Sidoqë të jétë puna, ndera e mjeshtria e kësaj fitorje mbi serb, i mbetë gjithmonë komandantit të Bërdicës, Ibrahim Talat Beut. Ky strateg i squet, ta pamen se i mësýen serbi, ma të parën punë, qiti nja 2.000 dibranë andej kahë Fusha e Bahçallekut, në krahin e djathtë t'anmikut. Këta, tue u shtýe pëllambë-pëllambë, u lëshuenë si papritmas mbi bataljonet e serbjanëvet.

Veprimi i komandantit turk ka kenë përnjëmend, s'ka ma i guxueshëm. Brahim Talat Beu, megjithëse u gjet ngusht, nuk i lypi kuj ndihmë: Desh me u fërgue, si i thonë, në voj të vet. D.m.th. tue i a hjekë vetit një pjesë të mirë ushtarësh, të cilët, për atëherë, nuk i nevojiteshin aq fort për mbrojen e llogorevet.

Mjerisht por, kjo fitore, kaq e shkëlqyeshme e Bërdicës kje vrugue shì sod nade, për arsye se turku bori një kodër mjaft me randësí në krahun e bardhanjorëvet.

Malazezët, të cilët e kishin qitë cekën me e shtie në dorë doemos atë kodrinë, qyshë heret n'orën 5 t'i a filluenë me e gjue prej kahmos; edhe s'i a dánë së mësyemes për nja 5 orë e gjysmë rresht. Kështu që, bje e bje, s'e lánë pa e shtie në dorë edhe atë qëndër qëndreset.

E mandej, menjëherë mbas, Mali i Zí nuk u a dau një ças të shtimevet. Si shêj pushket, kësi shtegu sidomos, kishin vû ushtarët e turkut, vetëm këta. Asnjë shrapnel nuk shkonte huq, të gjithë plumbat bijshin përmbi ushtarët turq, të grumbulluemë ndër llogore; shrapnelat 75 dhe 120 m, të gjithë shprazeshin tue bâ damin e pafarë mb'ushtarët e shkretë.

Fati i tyne, shì n'ato kohë rêja, një rê e shpeshtë që rrethon gjithkahë kodrën ku ishin strukë ushtarët turq. Anmiku gjithnjë

qitte mbë ta; por ashtu në të thatë, pa pá gjâ me sý. Bijshin gjylet e topave e plumbat e shrapnelavet, një mbas një, pa i a dá; hera-herë edhe kahë 10 a 15 përnjëherë. Shiheshin tash e parë, si përshqit ushtarët e turkut kahë ngjiteshin asaj kodre së vèshunë e të mbulueme me rê të shpeshtë.

Ndërkaq, por, as turku nuk i a dante topit e mitralozit, një ças; Me të thanë mendja, se njatëherë po shembet bota për nën kambë.

-Me t'u marrë fryma prej pluhunit e tymit; jo ndryshe! - i a bante njeni së varruemësh, ardhë njatë herë s'andejmi në qytet. - Aty, - shtonte, - nuk të dukej ma se gjindeshe maje një kodrine; por po, si t'ishe mbrenda një furre së ndezunë!

Njandej kahë agimi i dritës, malazezët erdhën pak kahë pak tue i rrallue të shtiemet, deri ma që dikur e lánë krejt. D.m.th. deriqë ushtarët, kambësoria, kishte shkue tue iu afrue kun nja 100 metra llogorevet t'anmikut. Ushtarët e turkut por, gjithnjë e pritën anmikun pa luejtë vendit. Shiheshin me turbí, tue ndreqë me dorë aty-këtu stomijet e llogorevet, ku ishin prishë e damtue nga bombardimet.

Edhe njashtu, të lanunë vetëm e t'izoluemë prej artileriet, nuk e lëshojshin. Mundoheshin me bâ qëndresë njashtu si mujshin. Tue e pá, se anmiku ishte hudhë fort ngjat, atëherë, sa mos me i a lanë atij t'i shtinte në dorë, menduenë për ma mirë, me i largue prej frontit topat e mitralozat; edhe me i vendue ma mbrendë.

Kur i u kujtuenë malazezët kësaj loje, e pánë se tashma fitoren e kishin në dorë; prandej, tue marrë zemër edhe ma fort, u lëshuenë me vrull me mësýe llogoret. I mësýen; por llogoret në fjalë i kishin në dorë burrat e fortë, një bataljon nizamësh, nën komandën e major Asim Beut, pjesëtár i shtetit madhuer. Ky Oficjer, kambë për kambë me ushtarë, ndenjë e i priti trimnisht, pa i u tutë syni. Luftonte gjithkun në krye t'ushtarëvet të vet besnikë, sa do pak me numër e të ligshtuemë. Edhe nuk e kishte kurrkun menden me i u dorëzue anmikut, edhe pse ky u ishte afrue fort ngjat llogorevet.



Komandanti, me fjalë t'ambla e të buta, mënjë mundohej me u dhanë zemër ushtarëvet të vet. Rrinte tue u thanë: "Qe, qe; edhe pak. Qëndroni edhe sa grima, deri që të na vîjnë në ndihmë shokët; të cilët janë tashma hê-hê kahë i a behin !"

Edhe njëmend; tash e parë u vîjshin në ndihmë çeta mbas çetash, redifë plot. Por atij s'i a mbushshin synin. Pritte se po i çojnë pak së pakut nja 8.000 ushtarë të rregulltë, njaq sa kishte çue me lypë.

Po shì njatëherë, sa ishte tue u folë ushtarëvet, pa pritë pa kujtue i ránë dý plumba, që e varruenë aq randë, sa s'vonoi e diq aty para bataljonit të vet.

Prej atij çasi mund të thuhej, se lufta ishte e bjèrrunë. Ushtarët, tue mos e ndie ma zanin e ambël të Komandantit të vet të dashun, erdh e i lëshoi zemra. Fjala e nënoficjerëvet tjerë nuk u ngjitte; s'ishte kurrkun si ajo e Komandantit të shuem. Kështu qendresa vinte tue u bâ përherë e ma e flashktë.

**Vaji i të varruemëvet.**

Ndërkaq, të varruemët e shkretë pa prâ ankohen se nuk u bje mbrapa, s'i këqyrë kush. Shumë kësish fatmjerësh shajnë e s'lánë gjâ pa thanë kundra oficjerësh.

Kështu, ndërsa një i varruem e kishte kundra një oficjeri, ky suell me i rá atij fëtyrës. Por u çuenë peshë edhe lëshuenë mb'oficjerin një dorë ushtarësh, që ndodhshin aty; e morën me i dalë zot shokut.

Njeni prap prej ushtarësh së varruemë e lutte komandantin e vet, që ta largonte nga balli i luftës, pse nuk mujtte ma prej dhimbash. oficjeri i përgjegji, se nuk mund t'i a jepte lêjen kurrsi, i tha: "Janë ushtarë pak, edhe duhet që mos të largohen, e mos t'a lëshojnë frontin"

N'atë idhnim, pse s'i a dha lêjen, ushtari i varruem qet në komandantin e vet, i cili lëshon me i a hjekë doret pushkën ushtarit. Mirë; por i ndêjën gati do ushtarë, shokët e tij, të cilët e

mësýejnë oficjerin, i a hjekin armët e brêzin e e shtrojnë për tokë. Mandej, kapin e e vénë në vig shoqin e vet, ushtarin e varruem, edhe nisen me e çue në spital; tue u zhdukë kështu prej frontit të gjithë, pa i marrë lêje kuj.

Disa tjerë, edhe ata i a bâjnë si këta të parët; largohen prej llogoresh ashtu në krye të vet, pa i thanë gjâ njerit të gjallë. Prap, edhe do tjerë, çeta-çeta, shihen kahë zdrypin prej kodrash, për pa pasë kurrnjë shkak a fjalë prej kuj.

Oficjerët e shkretë, mbetë tash vetëm, këtu në këtê repart, kun nja 5 a 6 në një faqe, s'i këqyrë kush, as s'e çajnë kryet ushtarët për urdhëna e kërcnime të tyne. Jeta e këtyne oficjerave tash, të thuesh, âshtë ma në rrezik prej ushtarësh së vet, sesa prej malazezësh!

Po tash ndër llogore e prita nuk kanë mbetë ma se 100 vetë. Edhe këta veç, kur u pánë sod nade n'orën 4.50 kahë zdrypshin në pikë të vrapit, prej Kodrash së Bardhejvet e tue mësý me hý në qytet.

### Ushtarët e Turkut, që i lanë llogore.

Llogoret e turqvet kanë fillue me mbetë thatë: por nuk mbesin kështu për shumë kohë. Menjëherë mbas i a behin aty malazezët, tue lëshue vigmën e tue britë si të çmèndunë prej gëzimit e tue e bâ një batare pushkë, gjithnjë prej entuzjazmit.

Kështu njëherë; por qe se po shihen tue ardhë nga qyteti nja dy bataljona ushtarësh, kinse për forcim të shokëvet. Por kot; pse tashma ishte tepër vonë e lufta mund të njehej e bjèrrunë. Ndërkaq, nga Bardhanjorët i telefonojnë komandës në Shkodër, se nizamët i kanë lëshue llogoret. Mirë, po shì njatëherë po shihen tue zdrypë prej kodrash së bardhanjorëvet gjithnjë kësi redifësh së turkut, ndërsa Mali i Zí s'i a dán, por rri tue qitë mbë ta. Dizertorët, t'ikun nga balli i luftës, të gjithë, si thámë, drejtohen varg e vistër kahë qyteti.

Kur kapen te ura drunit e Zallit të Kirit, xhandari i rojes e ka



urdhënin, nësa âshtë lufta në kambë, mos me lanë me kalue asajt kurrken. Vetëm ushtarët mbë kál, që vîjnë prej kodrash, për me hý në qytet; apor edhe ata që kalojnë me vigjet e të varruemvet; Këta lêhen.

Atë ditë ma i pari që u duk asajt, tue dashë me kalue urën, ishte një redif, i cili me të zi po ecte prej ligshtiet. Roja e la një herë me u avitë. Kur kje ma ngjat, e pyeti:

-Ej ti, kahë po i a mban kështu?

Ushtari nuk i përgjegjë, as kështu as ashtu; edhe merr me shkue në punë të vet. Por roja, simbas urdhënit, qet mbë tê, edhe, me të parën të shtieme, e len dekun. Ata ushtarët tjerë që ishin mbas si, zanë vend si të premë, kur shì njatë herë, kalin lëshue në pikë të vrapit, po i a behë aty një kapitan xhandarmeriet, një dora vetë, i rreptë, zjarm. Kapiteni lëshohet mbë redifë, me i hangër gjallë, edhe, tue sjellë më kamxhik i kapë nja dy a tre kësish fatzezësh, që nuk kishin mujtë me ikë si shokët, i lidhë së bashkut me frenin e kalit të vet. M'atëherë u jep urdhën disa xharndarmëve, me qitë mbë ta e me i mbytë të gjithë. E ai vetë, ma i pari shtje m'ata t'aratisunë, tue i shprazë të gjithë plumbat, që i ndodhshin në revolver.

Ndërkaq por, nja disa kësish ushtarësh s'aratisunë u kishte dalë me ikë e me hý në qytet tinzë.

Ta marrmen vesht kapitani punën e tyne, u kthye shpejt në qytet; për rrezik e zuni njenin kësish afër Lulishtes Popullore. I këcei më zhel fatziut, suell mbë tê me kamxhik që kishte në dorë, edhe i a vringlloi aq me furí, sa i a mori mendët aty për aty. Kishte pasë kenë një redifësh. Kapitani e pyeti flakë për flakë:

- Po ti, çka lypë këtu?

- Zoti Kapitan, janë 3 dit, qëse s'shtie gjâ në gojë, as s'e kam bâ një sý gjumë...- i përgjegjë si tue kjá i ngrati redif. Por s'mujt me e mbarue fjalën; pse kapitani suell edhe një herë ma idhnueshëm më kamxhik, tue i a shkye mishin e faqes e i a çoi gjak kështu dhambë e rrëmallë. Prej së ramesh e dhimbash qyqari u rrëxue e rá lëmuç për tokë, ma fort dekë se gjallë.

Dy ushtarë ngánë prej kazermet aty afër, edhe kapën e e çuenë shokun e rámë. Por, kur banzë me e pyetë kapitanin, në cilin spital do ta përciellshin, ai tue u a lëshue edhe këtyne sýt si bisha, u përgjegjë ftohtas:

-Çonje në burgun e gjyqit ushtarak!

Arratisja e ushtarëvet të Bardhanjorëvet në vetveti kje një punë s'ka ma për faqe të zezë, që i len marre ushtrís së turkut. E vërtetë; por nuk mund të thuhej me kaq, se mos me pasë ndodhë ky mutilacjon, ndryshe ishin sjellë shartet e luftës. Jo; pse, shum me thanë, edhe një orë a dý, ma s'kishin mujtë me e mbajtë mbë kambë. Lufta ishte e bjèrrunë se e bjèrrunë. Mandej, edhe ata dy bataljona që i erdhën në ndihmë turkut, nuk kishin mujtë me bâ gjâ. Nuk ishte ma në dorë të tyne me i ndrue fëtyrë luftës: Tepër vonë!

Tetë mijë malazez kishin mësýe, e gjâ s'u a pritte hovin. Me flije të mëdhaja u kishte dalë me e çá e me e shtie në dorë atë rreth fort të vështirë llogoresh. Oficjerët e turkut e dijshin mirë, se me kaq u kishte shpëtue doret një qëndër strategjike me shumë randësí. E tash rrijshin tue qitë n'anmik, ma fort si me kenë tue krye një detyrë, pa farë uzdajet, se mund t'i shtîjshin prap në dorë ato pozicjonet e bjerruna.

**E marte, 11 fruer 1913.**

*Ushtarin e turkut e ka lëshue zemra*

Kanë kalue dý ditë pa luftë. Çudí! Si me pasë bâ armëpushim. Kajherë në të rrallë, e vërtetë, gjuheshin topash shok me shok; por ushtria, d.m.th. kambsoria nuk ndihej për së gjallit. Janë lodhë; s'kanë faj! Ku jé ti! Gati trí dit e trí net: 72 orë luftë pa pushue kurr; gjithnjë veç tue mësýe, tue u mbrojtë, merr e lësho aso llogoresh së lame me gjak. Ushtarët turq kanë shprazë në këtë luftim titanik: jo ma pak se 6 miljon fyshekë. Këta të shkretët, prejse s'ka kush i ndron, jo se e kanë pasë, gjatë këtyne trí ditëve, një minut pushim,



jo se kanë pasë ngae me e shtie në gojë një kafshatë bukë; jo se u ka dalë me e njomë gojën me një pikë ujë!

Kush ishte ushtár, i zoti i armëvet, të gjithë kjénë shtie në punë për qëndresë. Nuk kishte mbetë kush tjetër që s'merrte pjesë në luftë, përposë trupit të shëndetsís dhe bartorëvet të municjonevet.

Kurrkuj s'i kishte vojtë mendja, se kjo e mësyeme e anmikut do të ngjatte 3 dit e 3 net, pa pushue kurr. Rrallë në ndonjë qëndër mund të gjindej ndonjë thes miellit; e këtê, njashtu gjallë, pa zie pa pjekë, e kapshin me grushta edhe e hajshin, si të dëshruemë. Ndonjeni ushtarësh, gjithnjë në valë të luftës tue qitë n'anmik, merrte e hante kokërr groshë.

**3.000 ushtarë turq rob në Podgoricë**.

Qe, si e diftojnë ngjarjen vëllazënt Tharaud:

*«Njekëtu afër Podgoricet, ndër këto rrenoja të vjetra, ku dikur ngrehej krenare ajo Djoklea e famëshme e Perandorit romak, Djoklecjanit, kanë prû mbramë kun nja 3.000 rob turq. Me i pá, të thotë mendja, se aty âshtë vendue një kuartjer ushtarësh në pushim. Po, pse asajt s'ndihet britmë, as ankesë, as fjalë, as s'i sheh robët e shkretë mërzitshëm, idhnueshëm e të prishunë në fëtyrë. Për kundra, të duken të gjithë, si të shtruemë fatit, edhe gati gati kondend, se kanë shpëtue shëndosh me krye prej zjarmit të luftës. Grumbullue krye mbë krye, për rreth një flakadani drûsh, në mjedis së të cilit kanë vendue një teneqe të madhe vojit gurit, diçka janë tue zie; përse atyne kjo teneqe tash u vlen si kusí remit.*

*Ndërkaq, dikush shihet tue grî me brisk një palë a dorsë gjethësh së thatë duhanit. Do tjerë prap, ndenjë si në vete, shkojnë tue thithë, rend me rend, po nja 5 a 6 vetë, në një cingare duhanit. Do shtrîe për tokë, rrijnë tue shikjue shokët, të cilët zanë vend mbi do gurë, a s'me kenë tue ndenjë përmbi jestekë puplash, me vemendje të madhe janë tue luejtë letrash. Të tanë, të thuesh, flasin me zâ t'ultë, mos me u ndie për së gjallit; si gjindë me edukatë dhe fort të njerëzishëm. Disa tjerë mandej, kanë zdrypë deri poshtë*

*në breg të lumit. Aty, kush shihet tue lá këmishën, kush tue u lá faqesh, kush edhe tue u falë, a tue marrë avdes. Ka edhe asish, të cilët, kapë dora doras, rrijnë tue shetitë tëposhtë e përpjetë e tue folë së bashkut si miku me mik. Tjerët kanë hjekë fesin a shallin prej krejet, kahë u derdhet shëllunga e flokëvet; lagen me ujë e sapun, edhe gatohen me u rrue; ndërsa një çetë tjetër janë dhanë tue kërkue e tue mbytë morrat, me shumë njerzí!*

*Ndërkaq, prej atyne rretheve kanë nisë me rrâ plot, gjithfarësh, për me u shitë robëvet mollatarta të zieme, galeta miellit kollomboqit, tambël, qepë a shega. Ka edhe aso plakash, që siellen asajt për me u shitun robëvet cokla a ngarkica të vogla drûsh; shihen andej pari edhe djelm të rí fëmijë, teneqet me llalltë mbi krye e në dorë fashoj mjaltit ase edhe copa fugacet e ambëlsinash gjithfarësh, me të cilat u a kalojnë robëvet mërzínë e asaj jete skllaveriet.*

*Por ku janë bashibuzukët, që s'shihen kun një për bé? N'atë grumbull fatzezësh?... Ata, për të kenë, janë njaty se njaty. Por rrijnë mëshehë e si m'anesh, kahë u vjen marre me u dukë ndër shokë pa thikë e pa pushkë në brêz, sikur âshtë mësue me i bartë me veti çdo burrë, që i thotë vetes ndonjë shqyptár. Tash prandej, të gjithë kanë hupë. Nuk shihet veçse në të rallë ndonjë nëpër polat e çadrës së shpërvjelun, për me u hý pak rrezet e diellit. Aty mbrendë diçka shihen, kokrra-kokrra tue pí duhan me çibuk, ndêjë rrethas e tue kuvendë lehtas si vesh në vesh shoq me shoq...*

*Ndërkaq, tue u a lëshue edhe një herë synin këtyne rrezikzezve, më jepet ta pyes veten: "Si âshtë puna ?... Dam përnjëmend, që gjithë kjo morí ushtarësh, të mbesin rob!... Si spjegohet ky shkatërrim i plotë i një populli kaq trim e luftár për natyrë"?*

*Secili oficjerësh, kur i pyes, ta spjegon punën ndryshe. P.sh. Njeni më thotë: "Ne na ka marrue Zoti qyshë atë ditë, në të cilën Turqit e Rí kanë rrëzue mbretin plak Abdul Hamidin!" - Një tjetër më pyetë si në këshill: "Ju Zotní, a dini gjâ? Kush âshtë vû tash në kambë të dauletit, mbasi atê kemi marrë vesht, se e kanë shtie në burg?" - Mandej, prap një tjetër, një oficjer ma ban: "Mbas mendimit tim, ushtrísë së turkut i âshtë dhanë e mbrapështa, qyshëse janë përzie nëpër tê edhe do ushtarë kristjanë; të cilët janë njerëz të prishunë, pritaca të qitunë edhe që s'i vlejnë gjâ kuj"*

*Një tjetër oficjer edhe ky, ma ban: "Gabimi ma i madhi ka kenë, me shkue e me i lëshue ushtarët e rrègullt po shì ndër ato ditë para se me fillue lufta. Kështu që sod për sod ndër rreshta të parë të ushtrís mësýese s'kemi pasë, veçse do rekruta, do ushtarë të rí, të màrrunë qatëherë, të cilët s'i a dijshin aspak luftës". - Prap një tjetër më thotë:*

*"Gabimi ma i madhi yni ka kenë, pse kanë largue oficjerët e vjetër, tue i zâvendsue këta me do shokët e tyne, të cilët njatëherë kishin dalë të freskët prej shkollet. Tashti, ata veterâjt s'kanë pasë njëmend shkollë e këndime, por kanë dijtë me e tërhjekë e me i a hangër zemrën ushtarit!" - Një tjetër ma ban: "Ndërrimet politike e të përziemet e qeverís turke, që kanë ndodhë këso ditësh, e kanë trandë, e kanë pështjellue edhe ushtrín aq, sa mos me e dijtë, ku e ka kryet, as për kê âshtë tue luftue!"*

*Ndiç, secili atë arsyen e vet, sado që as ai vetë nuk e beson, as s'i jep randësí fjalës që thotë. Jo; këta ushtarë të shkretë duket, se as me e mendue nuk e mendojnë arsyen e vërtetë të dorëzimit të vet. I shtrohen fatit, a ma mirë të thomi, si thonë ata: "E kemi pasë rrezik!" - Kaq, edhe s'e çojnë ma andej.*

*Gjithë puna e kujdesi i tyne âshtë, me i përmirësue tash rrethanat e me i zbutue sa të jetë e mùndunë ditët e kësaj robnie së vështirë në dorë t'anmikut me t'urrejtunit të botës. Prandej, një nënoficjer, tue u dá prej sish, më lutet me i a çue prej Podgoricet një krahën edhe një brushë dhambësh.*

*Njashtu, rob si ishin me shpírt ndër dhambë, prap se prap menden e kanë te jeta. Kjo lutje e këtij nënoficjeri përmbledhë, mund të thomi, me një fjalë, gjithë interesën që kanë me gjallnue, sado të kàpunë, për një fije penit, n'atë farë jetet[3]!»*

3 Jerome e Jean Tharaud, *La bataille a Scutari, Paris 1926, f.45*

## Ushtarët e lodhun prej trí ditë e trí net luftime.

Për bukë po se po, por ushtarët, ma fort se ûja i kishte lodhë gjumi: Trí ditë e trí net pa pushue kurr, pa e bâ një sý gjumë. Kur së mbramit mbas gjithkësaj kohe luftimit së padámë u kje dhanë urdhëni ushtarëvet me e lanë pushkën e mos me luftue ma, atëherë andej kahë krahu i bardhanjorëvet, luftarët u lëshuenë e ránë si të dèkunë për dhé.

Fort keq hoqën komandarët, për me gjetë në mjedis së tyne ndonjë që të mujtte me ndêjë në roje. Qyqarët ushtarë, mbas gjithatij mundí, nuk kërkojshin tjetër, veçse me u shtrî e me rá sa gjanë mbë tokë, pushkën gjithnjë njaty tu kryet kaq kishin dekë për gjumë!

Flêjshin, si flêjsin por! - njaty mbi gur për brî së dèkunësh, ngjat grumbullit të të varruemëvet, që rrijshin tue britë prej dhimbash, rrethue prej gjylesh e prej topash.

Një tmerr. Kaq ma, sa kur ushtarët prej Tepjet kishin ardhë në Bardhanjorë, për me u prû bukën shokëvet, hiqshin keq, për me i kërkue të gjallët e të varruemët në mjedis së të dekunvet!

-Me i pá, - kallëzonte ma vonë njeni ushtarësh, që u kishte shkue në ndihmë, - të gjithë ishin rrah për tokë; të tanë fjetë në një gjumë të randë aq, sa punë s'ishte me u a xjerrë gjumin. Britu në vesh, shkundi, trandi gjithsa të duesh; kot; gjâ s'i luente vendit. Mandej, me i pá ashtu, me t'u dridhë këmisha në shtat!... Njaty, për brî ushtarëvet tue fjetë aq randë, shiheshin trupënt e të vramëvet, shumica me sý gaperr, buzët paksa çelë, si me dashë me e folë një fjalë; duert mbledhë grusht prej dhimbash spasmodike; apor hapë gishtat e dorës, si me kenë tue i lypë ndihmë sikuj. Po, të dèkunët aty mund të thuhet, se ishin ma gjallë se ushtarët, që ishin tue gërhatë në gjumë aty për brî sish.

Për gjithsa herë, që duhej me u ndërrue ushtari i rojës, oficjerët hiqshin fort keq. E pra, tash i ndërrojshin jo ma krye 3 orësh, si përpara; por krye oret. I merrshin me të mirë, i lutshin,



iu kërcnojshin madje edhe me ndëshkime, për me i ngushtue ta kryejshin detyrën e rojës. Edhe Oficjerët vetë e shihshin ku kishin vojtë ushtarët e shkretë; por s'kishin kahë me i a mbajtë as ata; roja duhej vû me doemos.

Kështu, një herë njeni oficjerësh ishte tue u mundue me i a mbushë menden me të mirë një ushtari, që të çohej me e bâ orën e rojës. Ky bante se s'po ndiej, edhe i përgjegjte ashtu përgjumshëm ndonjë fjalë kodër mbas bregut.

- Çoju, bre burrë, - i a bante oficjeri - Çou; një orë ma, s'po âshtë një punë e madhe! Hajt, çou. Mandej tash po kthen e tash po flén gjithsa të duesh; në daç edhe gjithë ditën nesër!

- Nuk mundem; nuk mundem! - i a kthente ushtari i lodhun.

- E pra, ti e di mirë, morè shok se, po s'ndëgjove me e çue në vend urdhënin e detyrës, ti, simbas dishiplinës ushtarake, a e di çka të gjên?... A e di, se për këtê të pandëgjesë s'të pret tjetër, veçse një plumb shpinës?

- E dij e dij; por... nuk jam i zoti. Edhe njashtu rátë si ishte, pa luejtë vendit, i tha: - A e dini çka Z.Toger? Ju lutem, më leni të flêj, tek më keni: Më vrani a bani çka të dueni me mue. Por tash një herë më leni të flêj!

## Të dèkunët, të varruemët e...gabelt.

Ndërkaq, bien pa da në qytet asi së varruemësh; të cilët, mbasi spitalet janë mbushë e s'zanë ma, i qesin kudo, edhe rruginash e nën shkallë, një mbë një, njashtu si të munden. Edhe dengat e grunit kanë nisë me i hjekë e me i zhbartë ngjeti, për me u a lëshue magazet të varruemvet.

Shkollat edhe shtëpiat e mëdhaja kanë nisë me u shprazë, për me u bâ vend ushtarëvet të plaguemë në luftë. Me gjithkëta s'ka vend për të gjithë. Mandej, âshtë edhe puna e shtretënvet; mungojnë. Të sëmundëvet të luftës u shtrojnë edhe mbë tokë, më një dyshek, mbë një jorgan, mbi një jamullí e rrëgosë !

Por çka âshtë edhe ma zí, baret kanë nisë me mungue. Kështu

që, në rasën e një mësyemjeje tjetër, nuk dihet si kanë me i a bâ!

Në Shën Gjin, thonë, se kanë ardhë mjaft bare e fashe për të varruemë; por, si bâhet, me i xjerrë andej? E mandej, mirë se po xieren; por, si bihen në Shkodër?

Një njeri kje dërgue, njëmend, për këtê punë në Shën Gjin; por s'dihet gjâ, si mbaroi puna e tij. Mbas gjithë gjaset, do ta kénë ndalë serbët.

Por, mbi tjera, ka mungesë të madhe mjekësh. Kështu që shumë prej së varruemësh desin, pse s'ka kush u bje mbrapa; Nuk ka operatorë si kush. Mandej edhe prejse janë tepër pak kirurgë, operacjoni u bje me iu bâ mbas kohet, vonë, kur plagët kanë marrë infektim.

Ndërkaq, këto pak dit pushimit, ka mujtë me u dijtë diçka ma kjartë përmbi numrin e të damtuemëvet prej luftet. Turku ka bjerrë gjithsejt 1500 të dèkunë edhe 3500 të varruemë. Malazezët âshtë e dijtunë, do të kénë pasë të bjerruna edhe fort ma të mëdhaja; mbasi ata kanë bâ ma shumë të mësyeme. Nuk mund të dihet për tash numri i përgjithët, as mbas gjaset.

Sa për luftën që u bâ në Bërdicë, kallëzojnë se serbët kanë lanë ma se 1000 të dèkunë. Edhe sod shihen shumë të dèkunë mbi dhé, se s'kanë mujtë me i vorrue; kaq shumë kanë kenë!

Kanë çue e kanë marrë në ndihmë, për me çelë vorre, edhe gabelt e rrethit. Këta me të zi ç'presin me shkue, n'uzdajë, se diçka gjejnë ndër xhepat e të mbetunvet. Njëmend, se ushtarët turq i kanë zhveshë e zbathë përpara viktimat e veta, tue u a marrë armët e gjata ma parë e pushkët e brêzit. Mirë; por gjithmonë edhe gabelt diçka gjêjnë se gjêjnë tue i a këqyrë xhepat të dekunvet.

Gjêjnë; pse kthejnë ngarkuet me kundra, me rrypa të trashë ushtarësh, me gjaketa e këmisha e kësosh të cilat, mbasi ndalin sa ndalin për vete, tjerat shkojnë e i shesin në Lezhë. Sonte nja 4 a 5 gabele u kishin dalë përpara burravet të vet, për me u ndihmue në plaçkë. Kushedi, si i kishin hetue serbët prej malit, edhe i kishin gjue më mitraloz. Sod nade kishin ndjehë katër kësi gabelsh, dèkunë mbë rrugë të madhe!



**Bombardimet e 18 frorit 1913.**

*Qyteti ngusht: Thika m'asht!*

Ndërsa pritet që t'i a fillojn të mësymet e zakonshme kahë bardhanjorët, bombardimi i qytetit vijon sistematikisht: Një gjyle krye 10 minutash; çdo shprazje topit do me thanë, një shtëpí e rrenueme kulm e themel!

Por, ka do dit, që malazezët, posë këtij bombardimit mbi banesët e qytetit, për tjetër nuk ndihen për së gjallit. Ka gjasë, se ndërkaq ushtria anmike âshtë tue ndreqë e tue mëkambë llogoret e damtueme prej topash. Këto predha që shpërthejnë, me program, natë e ditë përmbi shtëpiat e të shuemit popull, duket se kanë për qëllim me e shtýe qytetin, që të çohet peshë, të bâjë kryengritje e ta ngushtojë Kryekomandantin të bijë në dorë. Kështu ka gjasë. Pse malazezët, në vend që me i gjuejtë llogoret e forcueme, shkojnë e kapen me banesat e paqta të qytetarëvet, që s'i kanë bâ gjâ kuj. Edhe i gjuejnë ashtu mbarë e mbrapshtë, pa këqyrë krah as lagje. Mu, kur ta këqyrsh, në krahun e të krishtenëvet damet prej bombardimevet janë fort ma të mëdhaja.

Mali i Zí, që gjuen qytetin prej Taraboshit, ai e sheh mjaft me turbí, edhe dánë kjartë ndërtesat, që shkon tue shtrue për dhé me ato bombardimet e furishme të vetat. Mirë fort e di prej andej, se me gjylet e tmerrshme të vetat shkon tue shkatërrue e tue shkretnue banesa private, spitale së ligjësh, shkolla fëmijësh, Kishë e institute bamirsiet. Të gjitha këto ndërtesa janë të pajisuna me flamurin e bardhë, kryqin e kuq a hanën e kuqe në mjedis. Të gjitha i sheh e i di; por nuk i merr në dorë. I gjuen edhe këto pa farë dallimit.

**E marte, 25 fruer 1913.**

*Bombardimi i Katedrales e i Kuvendit të Gjuhadolit*

Sistematikisht, me rrègullë, njashtu krye 10 minutash nuk pushojnë tue rá mbi ndërtesat e qytetit predhat e topavet të mëdhaj e të vogjël. Shkodra, thueja ma mirë, populli i paqët âshtë tue e pague shtrêjtë qëndresën e vet. Mund të thuhet tashma, se zakonisht bien mbi qytet, me rrègullë e me orar të caktuem, kun nja 70 apor 100 gjyle dita me ditë; e kun nja 20 a 30 në natë. E bien gjylet, pa farë rregullet, kudo; mbi ndërtesa qeveritare, mbi banesat e qytetarëvet, për mbi Kisha e Xhamia, mbi smundtore e shtëpia bamirësiet. Gjithkun, si e patën të ngrehun mbi pullaz flamurin e bardhë, si s'e patën.

Ma se 100 shtëpia janë bâ, të thuesh, rrafsh për tokë, se ma të damtueme prej topash e shrapnelash, këto s'njehen, kaq shumë janë. Kahdo të shkojsh rrugës, sheh njeriu mure të rrëxueme a kryeképut, apor për gjysmë; ndeshet njeriu ndër gropa të kthellta, të çeluna njatëherë prej gjylesh së kalibrit të madh.

Vetëm në një shtëpí predha e topit ka varrue randë 10 vetë; shumica damtue nga rryma e hovi i saj, pa i prekë ndoshta aspak thërmiat e saja.

Rreth Katedrales e Kishës së Françeskânëvet kanë shkrepë gjyle topash e mitraloza sa bari, s'njehen. Idhnimin anmiku me këto farë bombardimesh nuk ka dashë me e shfrye gjithaq drejt për drejt kundra kishëvet, sa ma fort, pse e di mirë, se priftënt e fretënt sidomos, janë të gjithë gati autonomista; nuk duen që të vîjë kush i huaji, sidomos Mali i Zí, me e sundue Shkodrën e Shqipnínë.

**Dý hijet e dekës: Bombardimi e ûja!**

Tmerri e damet e bombardimit, këto vîjnë e bâhen ma të piklueshme sidomos kohën e natës. Natën, me të gjetë rreziku,





Kisha e françeskajvet dhe kuvendi rrenue prej 4 predhave.



Kumbonarja e Katedrales, trande qe prej themelit prej gjylesh se malazezvet 210.



Krahi i majte i Katedrales, ku kane ra gjylet
ne ditet 12-13 mars.

nuk ka kush ta ngjet dorën.

Qe b.f. mbramë dý gjyle të mëdhaja nga 120 mm. ránë përmbi një shtëpí përdhese, tue varrue randë një grue vetë të gjashtën, me 5 fëmijët e vet. Nade kjénë gjetë dèkunë: Pluhuni e tymi u a kishin marrë frymën të vogjëlvet të shkretë; e ama kishte mbarue ma fort prej gjakut së shumët që kishte derdhë; d.m.th. prej emorragjiet. Kush e di, me u pasë shkue kush në ndihmë menjëherë, do të kishin shpëtue të gjithë! Ndërkaq ûja, kjo hije deket e sigurtë, kjo sidomos e këputi popullin.

Valia diçka mundohet me i u gjetë këtij në ndihmë. Por gjithmonë me masë, deri diku; tue prekë në grunin e ruejtun për ushtrí.

Mirë; por nuk mjafton. Prap se prap, për ditë ka asish që desin unit. Ndonjë ndihet edhe se ka luejtë mendësh prej tmerrit e prej së hjekunit keq.

N'anën tjetër, ka dalë fjala edhe, por s'dihet, a âshtë e vërtetë, se disa kanë mshehë grunë me shumicë. Presin me e shitë sa i biri t'amën, kur të shkojë sa ma shtrêjtë. Qe b.f. dje, tue shkue shokët me u ndihmue me fikë zjarmin ku kishte rá gjylja e topit, njeni i a bani: - Fort ma mirë, kishte bâ gjylja me pasë mbytë të zotin e kësaj shtëpie me të tanë robët e familjes së tij!

Ndër ata që gjindeshin aty përanë, ishte vetë i zoti i shtëpísë; i cili flakë për flakë i a kthei atij guximtari: -S'ka ndryshe, por sigurisht, që shtazë, ja bishë e egër do të jetë ai njeri, që flet sod këso dore!

-Po ti atëherë, çka jé? - i përgjegji ai. - A nuk jé ti ma i zí se egërsinat e malit, ti po thom, që mban mëshehët 40 thasë grunë, e pret me e bâ nga 20 napoljona barrën, ndërsa sod gjindja janë tue dekë unit? - Edhe, tue thanë këto fjalë, bante me gisht kahë do thasë drithit, që shiheshin nëpër rrenoja të shtëpísë.

Nuk kaloi ma shum se një orë, e gjithë njata grunë i kje konfiskue prej qeveriet, pa faleminderës! Për ma tepër kje kapë e grishë me përgjegjë në gjyqin ushtarak.

### Të dëspruemët e ûnit.

Mbramë, te furra e Serreqit njeni britte të madhe: "Tash trí herë që vîj këtu me blé bukë, e gjithmonë më kanë përcjellë pa gjâ. Tashma jam lodhë e më ka ardhë shpirti me dalë: S'mund të qëndroj ma prej unit!" - Edhe qyqari, tue i thanë këto fjalë, namte e truente plot gojën, luftë e komandarë e të gjithata që kanë faj në këtê punë e që i japin shkas të shkojë puna kaq gjatë.

Një xhandár e kapi për krahut edhe e këshilloi me të mirë, që ta lente e mos ta çonte ma gjatë; pse për ndryshe…

- As unë s'kishem me folë kështu, por jam ngusht! Janë 3 dit që s'shtie gjâ në gojë - i përgjegjë rrezikziu. - Ma parë due me dekë, se me e shtýe jetën ma kështu!

- Po ti mirë, - i a pret xhandari - tue u tallë me tê. Në të pastë marrë malli me dekë, ti pse s'e mbytë vetin?

- Pse s'kam pushkë.

- Qe, pra, a do pushkë? - i thotë xhandari tue i a dorëzue revolverin e vet.

Ai orëprémë i a muer përnjëmend edhe i a mati vetit për nën fyt. I hoq gisht edhe i u derdhën trûtë mbë tokë… Pak para se me dhanë shpírt i rá në mendë me i thanë dikuj aty: "Na, e ktheja të zotit këtê pistoletë, edhe falju nderës xhandarit!"

Xhandari, tue pá atë shëmtim, e se ai e kishte marrë përnjëmend fjalën e gazit të tij, iku u zhduk e s'u pá ma aty.

Kësosh rasash tragjike të bje me ndie gati për ditë. Qe f.v. edhe një tjetër:

Një mysliman kje detyrue me vojtë ndër llogore, ku do të bante rojën e natës, pa dá. Atij të shkretit po shì aso ditësh i kishte dekë e shoqja, tue i lanë dy fëmijë, prush për tokë. Përpara se me u nisë për front, i a la këto foshnje një plake, tue e sigurue, se do ta kishte pague sa ma parë.

Plaka n'atë të veten, mjaft u mundue, sado nevojisht për ata dy fëmijë. Por s'kje e zoja me shtýe as ajo vetë; edhe një prej ditësh rá e ligë.



Fëmijët gjithë ditën e lume, kjaj e brit; nuk pushojshin një minut, kahë s'e shihshin rreth vetit plakën. Banë si banë gjindja, edhe i çuenë fjalë t'et, se i kishte punët keq në familje. Ky i lypi lêjen me u kthye; por s'i a dhánë. Atëherë vojt dikush, edhe, mik mbas mikut, i duel me ardhë në familje; por vetëm për ndonjë orë, jo ma!

Kur u kthye ai babë i shkretë e i pau fëmijët e vet, fëtyrën verdh si ficka, âjë sýsh prej vajit e gërvishtë faqesh, prejse s'kishte pasë kush me u dhanë me hangër, para gjithkëtij shëmtimi i hyni tmerri, treti mendësh, u dridh krejt shtatit, edhe n'atë disprim, hoq mauzerren prej krahut, qiti dý herë mbë fëmijët e vet; mandej suell e vrau vetin! Ndie pushkët, nganë t'afërmit e fëqinjtë; edhe pánë tre vetë të dèkunë, rá shoq mbë shoq. Njatje diku në një skâj shihej plaka tue hjekë për dekë.

### E shtune, 9 mars 1913.
*Ministri i Malit të Zí: Z.Plamenac në Shkodër*

Ndërkaq, qyteti pa i a dá gjuhet më topa, madje edhe me predha të kalibrit të madh. Tash prap, edhe nga Bardhanjorët, malazezët kanë nisë me e gjue qytetin me topa me shprazje të shpeshta, që përpara nuk i kishin. S'ka ditë tashma as natë pa të dèkunë e të varruemë. Këso ditësh edhe krahu i myslimanëvet ka të bjerruna të mëdhaja; por nuk dihet, sepse ata mundohen me i mbajtë mëshehët edhe mos me e bâ të madh damin e shkaktuem prej bombardimesh së padáme.

Do djelmëve kristjanë, të cilët u kishin ngá musilmanëvet në ndihmë, kur kishin ndie se diku asajt kishte shkrepë gjylja, u thánë :

-Jo, jo; s'âshtë gjâ. Një múr i keq âshtë rrëxue. Qe; kurrgjâ tjetër!

Por ne e nesret nade, si mëshehtas, u pánë tue e çue me u vorrue një fëmijë prej asaj shtëpie, të cilin e kishte mbytë granata

po shì natën para.

Prap në njenën këso familjesh, banue prej myslimanësh rá gjylja e topit, tue damtue e tue shëmtue plot. Njenit i a dogj sýtë e e bani të verbët me ças; një tjetri i a shtypi dorën, që i u desh doemos me e pré. Një tjetër, prap pjesëtár i kësaj familjeje, pati rrezik n'atë rasë, e gjylja i thei trí brîjë.

Me gjithkëto të zeza që i kishin gjetë, prap se prap gjindja shkojshin tue i a bâ shoqi -shoqit: - Prap mirë, duhet me thanë; mbasi që gjylja ka mujtë me bâ edhe ma dam!

Në vizitën e mbrame, që erdhi me bâ në qytet Ministri i Malit të Zí, Z. Plamenac, - ankoi kinse flamurët po vêheshin do e kudo, vend e pa vend. Ndër tjerë përmendi hotelin "Europa"; i cili ka një muej e ma, që e ka hjekë andej.

Gjithnjë Z.Ministri e kishte pasë përnjëmend; pse mbas pak ditësh, rreth mbramjet, një gjyle erdh e i rá hotelit "Europa" - *Miçiç*. E bani dam mjaft; shpartalloi do mure bashkë me depozitën e gjanavet t'ushqimit, të cilat vojtën, mos me pasë çka me pá me sý. Këso ditësh frika e tmerri ka shkue tue u shtue. S'mendohet sod tjetër, veçse athue po mund të shpëtoj shëndosh me krye. Kahë s'di me thanë kush, si do të bâhet puna nesër, se i cili veç ka hý në vete e dro, se s'di çka po e gjénë. Kanë nisë gjindja edhe me hangër ma pak se përpara, për me mujtë me shtýe, thonë, edhe ndonjë ditë ma tepër.

Mandej edhe, secili për vete, kanë shkue e kanë goditë si një farë llogorjet a mbrojtjet në shtëpí të vet; mendësh së veta, sa ma fortë e të sigurtë. Kanë vojtë e kanë shtrue përmbi mblojen dërrasash dyshekë leshit, tue kujtue, se nuk ka çka u ban gjylja e kalibrit 24 mm.

Njeni ka vojtë e e ka veshë gjithkahë anash odën e vet ashtu edhe përsypri. Rrethue prej jo ma pak se prej 160 dengash leshit, âshtë strukë aty mbrendë, natë e ditë! Ka asish mandej, të cilët e kanë rrethue odën, nalt e poshtë me thasë dheut e me copa hekrash. Qyqarët! Mendja u thotë, se tashma këso dore e kanë sigurue jetën, e se aty mbrendë s'i gjén gjâ! Ju a ka tretë Zoti edhe s'e mendojnë,



se t'u ramen gjylja, në mos i mbyttë ndonjë copë a thermí e saj, ata doemos prej hovit të shprazjes kanë për t'u mbulue si në vorr nga të gjitha ato sende, që kanë vû mbi krye, kinse me u mbrojtë!

Të shkretët! Mbasi kanë mbërrijtë me i a mbushun menden vetit, se aty nën podrum nuk i gjén gjâ, rrijnë të qetë, nemose deri që t'u bijë një gjyle dhe t'u a hjekë mendësh atë sigurí t'andërrueme. Ata s'kishin pasë nevojë me bâ tjetër, veçse me pasë shkue me e pá efektin që kishte prodhue gjylja ndër shtëpia, që e kanë pasë rrezik m'u rrenue prej soje!

Esat Pasha, për ma mirë kinse, familjevet të konsujvet u a ka lëshue një shtëpí të madhe andej kahë kodrat e Tepes, ku duket se nuk i a mbërrijnë topat e anmikut. Valia thotë kështu; por gjindes së huajë nuk u a mbushi menden. E provuen; por mbas së pares natë ikën e s'u kthyenë ma n'atë ndërtesë të shpartallueme, pa dyer pa dritësore!

### E mërkurre, 12 mars 1913.
*Një bombardim i jashtëzakonshëm*

Përcjellë prej dy oficjerësh, ministri Z. Plamenac erdhi prap me vapor e zdrypi në doganë. Ma të parën fjalë, paska pasë kërkue, t'u dorëzonte qyteti. Mbasi ndêjën tue bisedue me Esat Pashën gati tri orë, këtij nuk i u mbush mendja kurrë me i rá në dorë Malit të Zí. Atbotë i kje dhanë Shkodrës një ultimatum, që do të mbaronte mbrenda 48 orëve. Ultimatumi ngjati deri sod nade. Pa pritë pa kujtue, njaty n'orën 10 paradite t'i a filluen me rá si breshni mbi të ngratën Shkodër topa e shrapnela prej kahmos, por posaçe nga Bardhanjorët.

Ky s'kje, veç shenjë se do të zente fill bombardimi i përgjithët. Kështu që me të parën u duk, cilat krahina të qytetit ishin dá me gisht, për me gjuejtë atë ditë nga qendrat e ndryshme të malazezvet. Andej prej Zogaj gjuejshin Pazarin edhe Parrucën; prej Bardhanjorëvet synojshin me e dyndë anën e krishtenimit. Ata tjerët, prej Mesit e Myselimit qitshin pa dá, me topa edhe

ma të mëdhaj, përmbi ndërtesa ma në shenj e ndër disa pika të caktueme. Ky bombardim i përgjithët ngjati gjithë ditën. Njandej kahë mbramja e la për ndonjë orë; mandej i a nisi prap.

Hidhshin mbi qytet kësi shtegu ma fort shrapnela. Këta, ashtu dame të mëdhaja me bâ nuk banë, e vërtetë; por i a qitën popullit frikën; edhe i u desh dikuj-dikuj me dalë e me e lanë atë strofullin e vet e me kërkue strehim ngjeti.

Rrenime e dame të mëdhaja por, për kundra, banë topat me gjyle 21 e 24 mm hjedhë përmbi qytet prej Mesit e Myselimit. Ata, po, trandshin e zhgulshin shtëpiat që prej themelit; murin ase avullín e rrëxojshin, edhe gati njashtu një cope e hidhshin një herë përpjetë deri në 10 a 15 metra nalt, që shkonte e binte kun larg, prej ku e kishte zhgulë.

Mandej sod, më sa dukej, anmiku e kishte me Kishën Katedrale të qytetit. Po ma se 20 gjyle aso së mëdhajash i kanë rá Kishës së madhe, ku gjindeshin strukë nja 1000 vetë, gati të sigurtë, se aty nemose do të gjêjshin shpëtim, mbasi Mali i Zí deri atëherë kurr nuk kishte synue vendet shêjte.

Por atë ditë qitën edhe këtu. Mbytën 9 vetë edhe varruen plot tjerë. Predhat, sa uji, kanë rá sidomos në pjesën e të hýmit të Katedrales. Ballin gjylet i a kanë repë faret e i a kanë shëmtue keqas. Ashtu edhe anash, pullazi e lterët, shumica kjénë çartë e vojtë me t'u dhimbtë. Shkurt, Kisha e madhe e Shkodrës e ka ndie fort: ma se gjysma, prej bombardimit, ka vojtë dam. Sakristia mandej, âshtë rrenue e bâ të thuesh, një grumbull germadhash, tue çue dam gjithato petka meshet e orendí lterësh fort të kushtueshme, që ndryente mbrendë. Prej sakristiet zjarmi, mbasi ishte aty ngjitë me të, u kap edhe te kumbonarja. Nuk mbeti kush pa kjá ndër katolikë atë natë a zemër pa u lkundë, kur natën për terr filluen me u dukë prej dritësoresh të kumbonares shkulmet e flakëvet e fjollat e tymit. Edhe kumbonët të gjitha, të pêstat djegë e shkrumue kasteli që i mbante, ránë mbë tokë, tue u bâ copë e grimë.

Bombardimi i qytetit ka ngjatë gjithë natën e lume mbramë edhe ka vijue sod gati gjithë ditën. vetëm sod mbasdite n'orën 3 deri në 5, njatëherë diçka na kanë pushue veshët. Malazezët i a kanë dalë qëllimit. Mbasi nuk mujtën me e marrë Shkodrën me armë, tash janë tue bâ çmos, për me i a shtie frikën e panikun popullit të shkretë, i cili tashma ka vojtë prej mjerimit e disprimit ke s've' ma: Me t'u dhimbtë!

Ngarkue mbi shpinë dyshekë e jorgana, shihen të shuemët tue ngá andej e këndej, si miza pa krye. Shkojnë tue kërkue vendet diçka ma të sigurta, të cilat Mali i Zí i ka kursye e s'i ka rá në mendë, a s'dihet pse, me i bombardue.

Ndërkaq, gjindja janë bâ si të marrë prej friket. E ngasin të shkretët për të kërkue vend ku me u strukë, sa me shpëtue me krye. Njëkohësisht por, nën njatë breshní topash e shrapnelash janë të ngushtuemë me e kërkue kun për një kafshatë, që s'dijnë as ata vetë, ku merret. Mandej, edhe kur u del m'e gjetë një grimë odë, paksi ma të sigurtë prej bombardimit, njaty do të struken 20 deri në 30 vetë, tue u rreshtue mbrendë si fyshekët në qese.

Jase, po s'mujtnë me gjetë kun ndonjë strofull, sa me shtie kryet, zanë vend kudo, njashtu, ndihmo Zot, rrugës, mbas ndonjë shtëpiet së madhe, a mbas ndonjë muri së naltë; ku janë në rrezik doemos, me mbetë si nën bat prej një çasi në tjetrin.

### E prende, 14 Mars.

*Lagja "Arra e Madhe", vend strehimit e shpëtimit*

Ndërsa në katër anët e qytetit predhat e bombardimevet të Malit të Zí shkrepshin furishëm, tue prû gjithkun dekë e rrenim, váj e trishtim në një skâj të qytetit, në krah kahë jugu, në lagjën e Arrës së Madhe, mund të merrej frymë diçka ma lirisht, ishte ma qetësí e siguri. Krahas me krahina tjera të qytetit, kjo Arra e Madhe, lagje si në shmang, dukej si me kenë e harrueme prej anmikut.

Nuk duem me thanë me kaq por, se kahë ky krah Mali i Zí s'kishte gjuejtë kurr, e se gjylet e Mesit e të Taraboshit nuk vîjshin me e pá kurr. Gjylet bijshin, por fort ma rrallë se ngjeti.

Dojshin me thanë, kinse predhat nuk i a mbërrijshin deri këtu, s'kishin aq hov e fuqí me u kapë deri në këte lagje të skâjshme të qytetit. Por, s'na bâhet ta besojmë këte gjâ, mbasi kemi para sýsh, se shì prej atyne qëndrave të gjuejtjes s'anmikut, bombardoheshin edhe shpesh kodrat e Tepes, po nja një gjysmë oret ma larg se objektivi i Arrës së Madhe.

Sidoqë të jétë puna, kjo lagje si jashta doret, muejt e fundit të rrethimit sidomos, erdh e u bâ qëndra e shpëtimit dhe streha e shumë familjeve të të rrethuemëvet.

As po hýjmë këtu të njehim emën për emën, sa u strehuenë në këtê lagje n'atë vërshim të mënershëm gjylesh dekëprûese. Mjafton të përmendim këtu, se nën hijen e këtij kuvendi të vogël françeskan të kësaj lagje s'Arrës së Madhe gjetën strehim e qetësí: Imz. Ják Serreqi, Arqipeshkvi Metropolit i Shkodrës, vetë i 15-ti. Mandej Imz.Bernardin Shllaku, Ip. i Pultit; Imz. Gjon Bushati, famullitari i Shkodrës, vetë i gjashtti.

Këtu kishin rrâ me u strukë, bashkë me vëllazën tjerë prej Gjuhadolit, gjithsejt 22 fretën. Këtu, të gjitha motrat stigmatine, 25 veta; këtu, motrat servite, gjithsejt 15 veta. Shto edhe një numër mjaft të madh familjesh shekullare.

Këta të gjithë, mbasi që u mbush kuvendi poshtë e nalt, sallat, odat e rruginat; për fund, kur s'mjaftoi vendi me i përfshìe gjithatë morí njerit, u shpërdánë gjindja e zunë vend, njashtu si mujtën, ndër kopështîje, ndër oborre, livadhe e vëneshta përreth kuvendit. Përbûjtje njëmend, ndihmo Zot, por ç'me bâ?... Ma mirë njashtu, nevojisht, sa me shpëtue me krye!

E si kuvendi, njashtu kjénë mësýe e mbushë edhe shtëpiat e lagjës në fjalë. T'afërm, miq e të njòhtunë i a siellshin shpinën shtëpiavet të veta ndër pjesët ma të bombardueme të qytetit, edhe ngitshin me u grumbullue si fyshekët më qese, sidomos ndër shtëpia ma të mëdhaja të lagjes, si familja Gjinaj, Pema, Pepa etj.



## Rekordi bombardimevet!

Të ngushtuemë tashma shkodranët e të màrrunë mendësh, pa dijtë kahë me i a mbajtë, janë bâ si t'arratisunë, në vend të vet, si të huajë ndërmjet banesësh së veta. Sa gjyle që shprazen aq namë e të trueme plot gojën lëshojnë kundra Malit të Zí, posaçe grania. Edhe këtê mëní s'ka gjasë se mund ta qesin mendësh se të jénë gjallë. Kjo âshtë pasoja, ky âshtë fryti që ka fitue Mali i Zí tue bombardue qytetin e pagjët; Ka bâ anmik të madhin e të voglin; pse, me ato gjuejtjet e veta, ia ka prû shpirtin në fyt e ia ka ngrî gjakun ndër dej gjithkuj.

Deri dje s'kanë kenë ma veçse nja 4 a 5 të dèkunë; ashtu edhe pak të varruemë. Shtëpia të rrenueme prej gjylesh kanë kenë plot.

Në Konsullatën e Italís kësi shtegu kanë rá 3 shrapnela. Dam kanë bâ; por jo edhe gjithaq. I a kanë këputë për mjedisit shtyllën e flamurit. Mbrenda dý ditëve e një nate kjo konsullatë ka pasë 22 shrapnela.

Mjaft, e vërtetë; por rekordin e ka pasë shtëpia e inxhinjerit françes Briot. Ky zotní lëvdohet, se ka pasë në dhantí deri më sod prej malazezvet 52 shrapnela, gjithnduer kalibrit.

Ndërkaq, bombardimi i Katedrales vijon prap se prap, i rreptë njashtu, nëmos ma tepër se përpara. E ndërsa i ishte dhanë zjarmi kumbonares, gjithnjë, krye 10 a 15 minutash, prej Boksit e Myselimit i a behshin gjylet e topavet; gati si me dashë t'u qesin ndër mendë atyne që dojshin me shkue në ndihmë, për me fikë zjarmin, mos ta merrshin këtê mërzí, pse mund të daheshin keq.

Përsa i përket bombardimit të qytetit të qetë, qe çka shkruen Hortensia Zambauer: «Kur fill mbas çlirimit të Shkodrës erdhi e na bani një vizitë miqasore Min. Plamenac, ditën e Zojës, 26 Prill; edhe më pyeti, si ishem, i përgjegja: «Falemi nderës Zotit, s'ka ma mirë! Por mos i kjofsha falë malazezvet, të cilët kanë bâ ç'mos, që mos t'u njehshem unë ma në numrin e të gjallëvet!» - Edhe

Ministri, bé e rrëfé, kinse kishte kenë përherë kundra bombardimit të qytetit! - Një bé kjo të cilën ta përsritë çdo malazias që të flitsh me tê!»

### E prende, 21 Mars 1913.

*Qëndrimi me shpirt ndër dhambë!*

Me bâ çudë! Tash nja disa ditë s'ndihet pushkë as top si përpara. Shum me i a vû, kanë rá nja 40 gjyle, jo ma, përmbi qytet gjithsejt. Sot nade, mbas bombardimit d.m.th. n'orën 14, kanë ardhë në doganë të Shkodrës ministri i Malit të Zí, E. Plamenac, bashkë me dy oficjera të naltë.

Bajlozat lypën edhe një herë që të dorëzohej Shkodra. Por Esat Pasha nuk ndëgjoi kurrsi. Mandej Ministri, krejt për kundra prej çka kishte thanë përpara, i bani me dijtë Komandantit të qytetit, se tash ishin të lirë e mujshin me dalë konsujt e me e lanë qytetin, ata bashkë me nënshtetasit e huaj.

Esat Pasha i përgjegji, se s'mund të lente me dalë kurrken jashta qytetit të rrethuem, për pa pasë një urdhën të posaçëm prej Stambollet.

Ndërkaq, e pyeti delegacjonin e Malit të Zí, a mujshin me u lëshue këtyne të huajvet një zonë asnjanëse, ku mund të shmangeshin gjatë luftimevet konsujt me nënshtetasit e vet. Z.Plamenac i përgjegji, se sa për këtê gjâ, do të pyette Knjaz Nikollën. Kështu tha; por, as s'u pá ma, as s'i shkrou kuj për këtê fjalë. Mu, ndërsa pritej ndonjë gjegje prej anmikut, përsa i përket zonës asnjanëse, malazezët gjithnjë s'i a dajnë me ato të shtieme shrapnelash. Sod prej njenit kësi shrapnelash u varrue edhe viçekonsulli i Anglís, Z.Kolë Suma.

Pardje kanë pá gjindja prap një vapor të vogël andej kahë Shiroka. Janë mundue me e qitë poshtë një herë këtê lajm, por puna âshtë e vërtetë. U pá edhe kahë i u avit këtij vapori malazias një barkë turke, në të cilën ishin mbrendë dy oficjerë turq. Njeni sish, koloneli, Komandanti i Taraboshit, Mehmet Qamili hypi në



vapor; i cili, simbas fjalësh që kishin pasë me Z.Plamenacin, do të vêhej në përpjekje me qeverín e Stambollës.

Le të shohim tash, çfarë fjalësh po na bje. Mund të jétë madje edhe, se prej njatyne fjalëve ka gjasë se mbaron rrethimi i Shkodrës. Palè ma!

### 3 Prill: Deliktet e Ûs!

S'dihet pse, veç ka do dit qëse na kanë rá veshët në paq. Populli këso ditësh së bukura pranveret diçka ka nisë me çelë sýtë, diçka ka fillue me i u ngjallë shpresa prej këtyne lajmtarëvet që shkojnë e vîjnë. Tash s'i a ka gjithaq frikën e atyne gjylevet të randa, që lëshoheshin mbë qytet andej prej Mesit e Myselimit. Këto gjyle, që vîjshin tue ushtue e tue fëshkullue, e bâjshin popullin e shkretë me pritë tue dridhë, palè se ku po ndalet me prû dekë e shëmtim. Njëmend këto përnjëherë kanë pushue e s'ndihen ma, por rá buka e muer mbë qafë gjinden. Luftohet ky shauret i mnershëm i ûs, bâhet çmos; por gjithkush s'mund t'i bishtnojë.

Dita më ditë janë kahë 5-6 apor edhe ma tepër, mbasi s'ka kontroll, - që desin për bukë. Me e këqyrë, as aq shumë nuk janë këto viktimat e ûsë, kur të mendohet, se sod u banë 5 muej, qëse i a ka nisë lufta, edhe qyteti ka kenë zanë papritmas, të thuesh; s'âshtë kenë shtrëngue me bukë, për një qëndresë aq të gjatë.

Ka familje sod në Shkodër, që nuk hán, veçse një herë krye 5 a 6 ditësh, bukë thatë, merret vesht; kurrgjâ tjetër për me e mëlmye a me e përcjellë, posë ujit.

Miell nuk ka. Tepër fat, me pasë për të gjetë kun me e blé nga 8 frank okën. Edhe atê si nën dorë! 8 frank ár, okën e miellit! Një çmim ky, të cilin, dorëhollët, edhe me e gjetë kun miellin, s'kanë me se e blejnë!

Âshtë bâ sod çashtja e bukës puna ma kryesore. Njëherë së parit, ku me e gjetë; mandej, ku merren të hollat, për me e blé! E me e blé, sa t'i a vêjë i zoti pa i bâ fjalë aspak; por me e puthë e me e vû në báll!

Kur u hap këso ditsh zani, se Z.Kolë Suma, viçekonsulli i Anglís në Shkodër, bleu prej një myslimani një barrë grunë, 100 lira të verdha, i rá zemra në bark gjithkuj, tue mendue, ku kemi vojtë; 1 okë grunë, një lirë turkut, ár!

Ka mandej, edhe asish të cilët, në vend të bukës, i a grahin rakís; tue kujtue n'atë menden e vet, se pija diçka ia forcon stomakun.

E buka që hahet sod prej popullit, me e pá, të ndýhet. Qe: Një grusht miell, zí si qulli, tue i përzie mbrendë groshë a kërtolla a qiqrra; madje, edhe ato me masë, mbasi s'dihet, si i bâhet për ne e nesret. Shkurt, një bukë, që s'mund të thirret bukë; Një grusht miell a krunde, përzie me hitha, me rranjë këlkazash, me barishte fushash a gjithë të zezat. Hahet, veç sa me shtý edhe ndonjë ditë, sa mos me dekë; kaq!

Por sod, që ka nisë me dalë pranvera, shihen gjindja aravet e fushavet tue mbledhë ku të hasin, rrapûca e kore e hîtha e gjithfarë barishtesh, në short me u helmatisë. Këtyne u shtojnë në grusht miell krunde, apor një fije krypë. Me këso llapash shtýjnë sod shumë familje në këtê Shkodrën e rrethueme!

Tash, që ka fillue me u pá ka pak blerimi i fushavet për rreth, mund të thuhet, se kanë shpëtue, jo vetëm gjindja, por edhe ndonjë krye baktish, që ka mujtë, dikush, me shumë vështirsí, me e qitë në verë.

Megjithse qeveria, s'ka bâ tjetër, veç kërko e mblidh ku gjente baktí për mish, sigurisht që edhe buka me u mungue ma parë ushtrís, se mishi.

### Hajnia për fushë!

Sod, që gjithçkahja mungon, tue fillue prej sendeve ma të nevojëshme për gjallnim; sod, po thom, kanë fillue gjindja me vjedhë, tinës, natën, po se po; por edhe sý me sý, ditën për diell. I ka marrë e keqja e s'u vêhet aq faj! Ata që hýjnë me vjedhë në një shtëpí pasanikut, nuk këqyrin me i marrë këtij sende a orendí



të kushtueshme. Jo, kërkojnë, a mund të gjêjnë kun ndonjë pakicë drithë, grunë, miell, mish a ndonjë gjâ që hahet. Sa për tjetër, nuk e çajnë kryet, s'kanë ç'e bâjnë.

Sod për sod, mësi ka vojtë puna, edhe me e pa bërracin kush tue vjedhë, nuk i thotë gjâ, as s'shkon me e paditë kun. Rri ma mirë pa zâ. Nuk flet, pse i dhimbet ai qyqár, të cilin e keqja e madhe, jo vesi a lakmia e gjâsë së huaj e ka çue n'atë shkallë, me vjedhë, një punë që s'ka bâ kurr në jetën e vet. Apor nuk flasin gjindja, pse druen secili për vete, mbasi vjedhësi mund të siellet me i qitë shumë do të çame krejet spijunit e referuesit.

Jo; deri më sod nuk dihet se e ka zanë a ka shkue me e paditë, edhe me e pasë pá me dorë në tê ndoken tue vjedhë. Edhe ai që ka pasë rrezik e dam prej këtyne njerëzvet të dispruemë, ma mirë rri e s'ban zâ. Janë kohët e këqia, edhe mund të të qesin punë. Kështu b.f. një pasaniku i kjénë grabitë dy thasë me miell: Gjithë uzdaja e tij në këtê kohë kaq të ngushtë për bukë.

Vetë vjedhësit i u duk një punë tepër e pabukur, me shkue e me e lanë të zotin krejt pa kurrgjâ. Mbasi që grabitësit nuk i nevojitej për atë shteg ma se njeni asi thasësh, ndjeu dhimbë për familjen e pasanikut. Prandej, i çoi fjalë, t'i a qitte diku në një vend të caktuem 20 franga ár; pse e kishte në mendë me i a kthye njenin thes miellit së grabitun. Edhe njëmend kështu ránë në godi me bâ e u ndreqën me të mirë ndërmjet vetit! Fort ma mirë kështu. Pse, po ta kishte paditë vjedhësin pronari e ta kishte çue punën në gjýq, vështirë, se kishte mujtë me xjerrë gjâ, apor Zoti e di kur, mandej kishte mujtë me pasë ndonjë ngatërresë prej vjedhësit, edhe me e pasë fitue çashtjen me gjýq. S'ishin kohë ato, me u rá mbrapa punëvet me gjykatore!

Sod të vjedhin gjindja e të fikin, jo vetëm në shtëpí, por edhe në rrugë të madhe; nuk e marrin në dorë vjedhësit, se po i dikton kush a po i sheh kush tue vjedhë.

Qe b.f. kalon asajt një kál, ngarkue me dy kosha plot me bukë të xehtë, njatëherë dalë prej furret, për me u a çue ushtarëvet. Ai që i grahë kalit e ka kapë këtê për frenit. Ecë përpara, e nuk

e sheh çka bahet mbrapa. Ndërkaq, i avitet dalë kadalë një burrë apor një djaloç, edhe, pa e diktue kush, i kapë nja dý aso bukësh prej koshit, e mandej, si me i pasë gjetë më rrugë të madhe, pa i hý ferrë në kambë, këthehet kahë shtëpia...

Të gjithë e kanë pá; por s'bâjn zâ; e lanë me shkue në punë të vet. E vetë xhandari që e pau, solli kryet në njenën anë, e bani kinse s'dij gjâ.

Këso dredhish ndodhin sidomos rreth furrash. E ka vû në roe b.f. braci dikê që ka çue me pjekë një bukë te furrëtari. Mirë; njandej kahë mbasditja, paksi vonë, ky shkon e paraqitet te furrëtari si i vëllai a shoqi, apor si një njeri i shtëpísë i atij që ka prû bukën me i a pjekë në furrë. E merr në dorëzim atë bukën e huaj, diçka paguen edhe për të pjekme, mandej drejtohet me atë bukë të huaj, kahë shtëpia e vet. Kur vjen ma vonë ai që e ka prû bukën me e pjekë, e s'e gjenë ma as tepsínë, atëherë kujtohet i shkreti për çka e ka gjetë. Mirë; por kahë me i a mbajtë?

Bâjn edhe tjetrën. Kur njeni f.v. ka xjerrë prej furret bukën e pjèkunë, kahlehtas i vehet mbas shpinet ai tjetri, i unshmi, edhe, pa i thanë as faleminderës, i a grabitë në dorë. Zakonisht, këto lojna grabiet u rrijnë gati me u a bâ ma fort gravet e fëmijëvet. Këtyne mund t'u vidhet ma pa të vështirë, edhe grabia âshtë ma e sigurtë.

Por herë-herë nuk këqyret ashtu fort. Kur iu afron ûja ma për së fortit, atëherë mësýejnë me u hjekë doret prénë edhe burravet me mustakë. Qe b.f., një ditë në një rrugicë andej kahë Parruca, një burrë i pjekun i u afrue një camërdhoku, i cili kishte në dorë një gjysmë buket; edhe bani kinse po i a hjekë doret. Djaloçi i u kujtue punës, e shtrëngoi atë bukë edhe ma fort për zemër. Ai trimi i huaj, i cili e kishte qitë cekën me i a grabitë atë gjysmë buket, hoq thikën prej brêzit edhe i a preu sapak djaloçit gishtat e dorës, me të cilën shtrëngonte atë gjysmë buket. Djaloçi, kur pau gjakun, e lëshoi bukën mbë tokë edhe u rrëxue e rá sa gjanë gjatë, tue qitë shkelma e tue britë në kupë të qiellës, për çka e kishte gjetë! Ai burri i botës, si mos me kenë gjâ, kapi atë gjysmë buket të djaloçit,



e mëshehi nën xhaketë, edhe u nis e shkoi në punë të vet, tue shikjue gjinden për rreth me dy sý si bishë.

Me kaq deshëm me thanë se, me pjekë sod një bukë te furrëtari nuk âshtë edhe një gjâ aq e lehtë. Prandej, tashma i a kanë zanë, edhe, kush ka me se e pjekë në shtëpí; apor, nëmos pastë furrë, çon e e pjekë kun te ndonjë i afërm. Po s'patën kurrsi i a bâjnë ndryshe, atëherë i përshpirten furrëtarit. Por, si tue e çue bukën, si tue u kthye prej furrëtarit, gjithmonë do të jétë i përcjellun mirë. Për ndryshe, âshtë puna me rrezik.

Qyteti tashma ka vojtë në grykë të vorrit, mos me u njohtë se âshtë ajo Shkodra e parëshme. Nuk këqyrë, veç secili atë punën e vet.

**E prende, 11 príll 1913.**
*Të burgosunit*

Përsa shohim dita me ditë, të thotë mendja, se kjo nuk âshtë, veçse fillesa e asaj që do të ndodhi ma vonë. Me bâ me u shtýe lufta, e rrethimi me shkue tue u zgjatë, mos pyet! Njata çka ka mujtë me ruejtë e me vû n'anesh secili për ditë të ngushtë, hiq e mos ven, ka shkue natyrisht tue u mbarue. Ndërsa ushtarët luftojnë atje në front, për ta mbrojtun qytetin, tash âshtë rrezik, që qytetarët vetë kanë me u kacafitë, prej disprimit, e kanë me shkue tue i mbetë mbë qafë shoku-shokut, sidomos për me i a xjerrë gojet kafshatën e bukës.

Këso ditësh, dje a pardje, nja dy xhandarë vojtën në Shtoj, për me u a marrë katundarëvet do krenë lopë. Këta, t'i pamen, qitën e i vránë xhandarët e ata vetë dolën në mal. Por, në këtë pështjellim nuk ka ngae kush me iu vû për gjurmë gjakësvet.

Tash njëherë nuk âshtë marrë vesht, se ka dekë ma kush prej unit. Mirë; por dje prap u hap fjala se kishin pasë dekë, jo ma pakë se 9 myslimanë, me ta edhe 5 të krishtenë. Rrugës, me i pá, ndeshet njeri ndër asish që ecin a s'me ken të dèjun. Këputë gjujsh, marrë kambësh, krahët ngrehë përpara, si t'ishin të verbët.

Sýt hapë gapërr, këqyrin thik në një vend, edhe gojën e mbajnë për gjysmë çelë. Kur e flasin ndonjë fjalë me një fije zanit, me të zi me u marrë vesht, çka duen me thanë.

Shokët e këtyne fatzezve, kur e shohin se u ka ardhë e mbramja kahë s'mund t'i bâjnë báll ngushticës s'ûsë, atëherë, për mos me dekë mbrenda në shtëpí, u ka anda me dalë e me dekë ma mirë rrugash; ku nemose dikush i sheh e dikuj mund t'i dhimben, e dhimba e tyne ka mundësí t'i a prekë zemrën ndonjë bamirsi.

Tue lypë dje para deret së një pasaniku, bashkë me tjerë, edhe një lypës plak, priti sa priti. Por, kur nuk mujt ma, u rrëxue e rá dekun mbë tokë sigurisht prej ligshtiet, kahë s'e mbajshin kambët.

Ndërkaq, të burgosunit, ata e kanë edhe ma ngusht: U a kanë ulë deri në 300 gram racjonin e bukës së përditshme; posë se dá edhe ky racjon i shkretë kohë e pa kohë e pa rrègullë. Katër vetë kanë dekë këso ditësh prej ligshtiet së pahaes. Tjerët kanë çue zanin mjaft e po testojnë, se i kanë qitë në harresë e po desin si të dispruemë. Disa rojtarëve, mbasi kjénë diktue, se u a dhetojnë atyne të shkretëve racjonet e bukës, një ditë të burgosunit u kanë këcye mbë shpinë në short me i mbytë!

Por, për me u a mbyllë gojën këtyne e mos me i lanë të disprohen, u kanë premtue se, kur të vijë dita, ma parë kanë për t'i lëshue me i a mbajtë kahë të duen, se me i ngujue me dekë në burg prej unit!

**E shtune 15 Príll 1913.**
*Si hupi gjysmë thesit elbit!*

Po bâhen plot 3 ditë, qëse ushtarët, përgjithësisht, nuk shtien në gojë dromsë buket. Kanë fillue me u dá nga një galetë. Përparandej, nga 2 galeta për krye; por me nesër, do të fillojnë me u dá nga 3 galeta për 2 vetë. Ashtu edhe racjoni i mishit u âsht voglue për së tepërmit ushtarëvet. Shpesh tash zanë me u dá këtyne, në vend të mishit të lopës, mish kualsh që cofin prej unit.



Ushtria ka nisë me e ndie fort mungesën e ushqimit; të smundët prandej, edhe shkojnë tue u shtue dita ditës.

Prej zvoglimit të racjonevet t'ushtarëvet kanë fillue me hjekë keq edhe shumë familje shkodrane, të cilat kishin njerëzit e vet në front. Ushtarët parandej mujshin me i a hjekë vetit e me u a çue ndonjë send robvet te shtëpia. Por tash s'munden ma; janë ngusht për veti.

Një mysliman, i cili ishte ndër llogore tash disa ditë lypi sa lypi me i dhanë ndonjë send, për me i a çue familjes. Si e pau, se s'po i a ven kush veshin, s'bani as një as dý, por kapi e e vodh një gjysmë thesit elb, që gjet diku. E diktuenë; edhe u muer vesht ma vonë, se polici ishte tue i u vû për gjurmë atij bashibuzuku, i cili e kishte marrë pa lêje atë gjysmë thesit elb. Kur e pau fajtori, se për punë të tij ishin tue marrë mbë qafë një rrezikzí të pafaj, i u dhimbt edhe e pati aq burrní, sa nuk e la të shkonte puna ma andej. U paraqit ai vetë në zyrën e policís ushtarake. I tha:

-Nuk keni pse bierni kohë për rreth atij gjysmë thesi elb që ka hupë. Atê e kam marrë vetë. Janë plot 3 muej qëse gjindem në báll të luftës. Si në shpërblim u kam lypë të Parëvet, që mos të m'i lêjshin me dekë unit te shtëpia, nemose njatë grue me do fëmijë. Më kanë përgjegjë, se nuk mujshin kurrsi me u ndihmue; e atëherë u mendova me u ndihmue unë... Edhe, Ju lutem, venja menden e mos të m'i mbesë kush mbë qafë robvet të mí për këtê punë... Për ndryshe, po Ju kallëxoj, se unë bashkë me shokë të mí jemi gati tashma me u çue peshë kundra auktoritetevet të kësaj qeverie; e cila nuk kujdesohet me u a çue një kafshatë bukë familjevet tona, që i kemi lanë shkret, e kemi ardhë këtu, me pá dekën.

Nësa flitte ushtari, oficjeri rrinte tue i a lëshue sýnin herë atij, herë mauzeres që kishte mbë krah, herë revolverit, që mbante në brêz. Si e pau së mbramit, se myslimani filloi me u largue andej pa shtue tjetër, atëherë edhe oficjeri nuk i dha ma andej punës s'atij gjysmë thesit elb, e u nis e shkoi edhe ai në punë të vet.

## E dielle 20 príll 1913.

*Pakënaqësia ndër ushtarë!*

Gjithnjë ûja, kjo nuk âshtë tue i lanë me çue krye qytetarët e shkretë. Dita me ditë numri i të dekunvet prej soje vjen tue u shtue. Kahdo që të shkojsh rrugës nuk të bje me ndie tjetër, por váj e ankime burrash; por sidomos grásh e fëmijësh, që kjájnë e ankohen për bukë të gojës; leni tjerat.

E nanat e shkreta shkojnë tue u a qitë përpara foshnjet, që kanë për gjiut, atyne që u kalojnë për brî. Nuk flasin; por çojnë përpara duersh fëmijët e njomë, bâ asht e lëkurë, prej paushqimit. Si me dashë me u thanë me kaq bamirësvet: "Dhimbë, dhimbë, jo për né, sa për këta viktima të pafaje të luftës që do të vuejnë pa pikën e fajit". Ka edhe asi fëmijësh, të cilët, lëshue prej prindësh, pse s'kanë ma çka u bâjnë, siellen sa siellen rrugash. E kur e shohin, se s'ka kush u bje mbrapa, ulen diku në një skâj; edhe njaty të shkretët e vogjël rrijnë e presin deri t'u dalë shpirti, në mos kjoftë kush që vjen me u a ngjitë dorën.

Përgjithësisht tash desin dita me ditë deri në 25 vetë. Dje e sod por, thanë se kanë dekë unit 31 vetë. Katundarët e rrethevet, rá dikur, për me shpëtue në qytet, mbarue njatë çka kishin prû me veti, tue e pá, edhe ata vetë, se prej ngushticës së bukës sidomos, nuk mund të jetohet ma këtu, ma se njëherë kanë bâ mbledhje e i kanë lypë qeverísë me i lanë të kthehen nëpër vende të veta. Por, ka edhe asish të cilët kanë shkue vullëndetisht ndër balle të luftës, pa i çue kush përdhuní.

Po nja 1000 kësi emigrantash qyshë mbramë u kanë sjellë shpinën llogorevet, tue lanë ndër çadra të veta pushkët e gjata e fyshekët. Kanë fillue me zdrypë kush prej Bërdicet, kush prej Taraboshit. Mandej, kanë rá në pazár, ku, simbas fjalësh, duket se u kanë dalë para gjindja e shtëpís. Gjithsejt ishin nja 3.000 vetë, gati me u nisë ndër vende të veta. U nisën; por sa dolën në krye t'urës së Buenës, u a préné rrugën do oficjera policiet bashkë me



një të Shtetit Madhuer. U poqën këta një herë së parit me krenët e tyne; edhe, bje e bje, u a mbushën menden me të mirë me u kthye prap dalë, tue u thanë, se mbrenda dý ditësh, jo ma, do të bâhej paqja.

-Paj, mbasi kemi pritë të rrethuemë - i a banë disa krenësh, - gati 6 muej, s'po bâhet nami, se po presim edhe 2 a 3 ditë!

Edhe me këto fjalë të bukura, i pajtuenë edhe i ndalën.

Kështu edhe ushtarët e rrègullët nuk janë kurrkun; rrijnë tue u ankue pa dá, sidomos për punën e ushqimit; sadoqë oficjerët plasën tue i sigurue, se kanë në dorë sod s'di sa krenë lopë për ta. Mirë; por gjâ me sý s'shihet kun!

Tash një javë e këndej ushtria âshtë tue hangër mish kalit, apor edhe bagtísh tjera të cofuna unit.

Në Bardhanjorë ushtria u çue peshë njajzit; edhe si në protestë, derdhi tre kazana me kësi mishi së cofët; tue u thanë oficjeravet, se dojshin me hangër edhe ata mish të mirë e të freskët, si ata. Për ndryshe, u thanë, se do t'i u dorëzojshin anmikut.

## E hane, 21 príll 1913.

*Ushtarët turq i a fillojnë gjithkahë me i u dorëzue anmikut.*

Mendou e shmendou, ushtarët e frontit të Bërdicës e kanë vendue me i rá në dorë serbit. Disa myslimanësh prej Shkodret, ata ma të parët vojtën njëherë, për me u marrë vesht me serbë. I pyetën ma së parit, a do t'i kishin lanë të lirë, me u kthye ndër vende të veta; edhe a do t'u kishin bâ gjâ, me pasë për t'u rá në dorë atyne!

Serbët u përgjegjën: "Na Ju presim me krahë hapët. Po; pse na serbët kemi luftue me Turkín; jo me ushtarët e saj veças; të cilët, n'atë vetën, e kanë krye ma së mirit dëtyrën e vet. Prandej, këta janë për t'u çmue dhe janë të denjë për ma të madhin lavd e nderim!"

Mbasi i a morën serbit fjalën, edhe u siguruen mirë, ushtarët e Bërdicës kthyen e u thánë trûq oficjeravet të vet se, po mos t'u

kishin shtue atyne racjonin e galetavet, ata do t'u a kishin sjellë shpinën ballit të luftës e llogorevet; edhe do të kishin shkue të gjithë, secili në punë të vet. Edhe nga Taraboshi, ndërkaq, shkepet një bataljon ushtarësh prej shokësh, e niset me ardhë kahë qyteti.

Porsa i shkoi në vesh Esat Pashës ky lajm, u çue me u dalë para vetë. U foli e u foli, deriqë u a mbushi menden, të ktheheshin edhe një herë në front, tue i sigurue, se do t'u ishte shtue racjoni i galetavet edhe nga 100 gram në ditë.

Edhe njëmend, fíll ne e nesret nade, pa mendue ma gjatë, u a shtuen racjonin atyne të Bërdicës e të Taraboshit. Mirë; por kur u shkoi në vesh puna atyne të Bardhanjorëvet, njaty kahë mjesnata u çuenë peshë edhe ata. Si n'protestë, banë një batare pushkë. Puna s'ngjati, veçse nja një orë. Valia vetë nuk duel, por ngarkoi Komandantin e tyne, që të mundohej me i pajtue disi e me i vû punës kapak sa për njëherë. Për fund por, kur ta këqyrish, ushtarët nuk janë çue peshë vetëm për punën e ushqimit; janë çue ma së fortit, pse tashma ka fillue t'i lëshojë zemra.

Janë plot 6 muej qëse qëndrojnë në báll të luftës me pushkë për faqe, pa pushue as ditë as natë. Tash janë lodhë; s' punon ma. Mandej edhe një punë; as ata vetë s'e dijnë, për kê luftojnë e derdhin gjakun. Janë në terr; nuk e dijnë, të shkretët, ç'të mirë e dobí mund të ketë atdheu prej gjakut së tyne. Prandej, e kotë e faret pa qëllim u duket atyne sod kjo qëndresa e vet. U a merr mendja edhe, se të parën herë që t'i mësýjnë ashtu për forcë anmiku, sigurisht, që ata s'mund t'i bâjnë báll si përpara.

Lodhë e këputë tashma prej mundit e së keq që vuejnë për një kohë aq të gjatë, ushtarët i ka lëshue uzdaja. Ditë e natë, të thuesh, çue, pa e bâ një sý gjumë; ushqye e mbajtë, ndihmo Zot; dhetue e përgjysue, shpesh ma fort prej vuejtjesh e smundjet, se prej plumbash s'anmikut, ushtarët e shkretë s'munden ma, u ka ardhë shpirti me dalë.

Thonë tue folë shok me shok: "Âshtë kot tashma, me e vijue këtê farë jetet, rrethue në katër anët prej anmikut, kurse nuk shihet kun shpresa e fitores. Ma mirë, me rá në dorë për mungesë të



bukës, se me pritë që anmiku të të marri me luftë. Pse me i a lanë Malit të Zí këtê lumní; d.m.th që të lëvdohet, se e mujta anmikun me fuqí t'armëvet". Kështu e mendojnë tash punën shumica e ushtarëvet. Njekështu edhe e flasin me kêdo që ndeshin rrugës. Nuk ruhen, nuk i masin fjalët tashma: E kanë lëshue veten, e shfaqin atë mendimin e vet pa farë friket.

Njeni, një shok aty e ndali e e pyeti një ushtár, i cili ishte ulë njatëherë prej Taraboshit: - Ej, si janë punët atje nalt?

- Punët atje janë s'ka ma mirë, - i përgjegjë ushtari. - Po, tash për ditë rrijmë e bisedojmë me malazez, të cilët s'i kemi as 60 metra larg.

- Atëherë pra, - e pyetka ky - paska gjasë, se anmiqtë po e bankanë për së shpejtit edhe një të mësyeme!

- Morè, le t'a bâjnë gjithku të duen. Na s'e çajmë kryet!

- Si tash: s'e çani kryet? Po ju, a do ta pritni?

- Jo, na madje nuk i përballojmë.

- Po me bâ me ju hý ndër llogore, atëherë?...

- I lamë me hý sa të duen, - i a kthen ushtari, pa u xê aspak.

Tashti, kurse ushtarët, edhe ata ma trimat të vlefshmit, mbërrijnë me folë këso dore, asgjâ ma! Janë demoralizue e i ka lëshue faret zemra. Ata kanë bâ çka kanë mujtë; nuk âshtë e drejtë, as s'âshtë urtí me lypë ma tepër prej sish.

Këso dore, thom, do të ketë thanë vetë me vete Esat Pasha sonte, kur i telegrafuen prej Taraboshit se disa qinda ushtarësh kishin lëshue armët, edhe, lanë llogoret, ishin nisë me shkue në punë të vet, tue thanë, se nuk dojshin me ndêjë ma aty.

Ata, me këtê mende, e kishin lanë ballin e luftës, edhe kishin marrë rrugën, për me u kthye ndër shtëpia të veta. Por Esati, u duel para, edhe, bje e bje, dikur u a mbushë menden, me të zi, me u kthye.

Sod nade u pá tue u nisë prej doganet vapori i turkut me nja do oficjera mbrendë. Mbas gjithë gjaset, këta janë tue i çue anmikut një fjalë, e cila i ka kushtue fort shtrêjt Z. Kryekomandantit; Lajmtarët e po barshin me vete barrën e idhtë, për me shkue e me

folë me anmik, *përmbi kushtet e dorëzimit të Shkodrës*!

### E hane, 23 príll 1913.
*Dorëzimi i qytetit*

Shkodra tek e mbramja rá në dorë! S'pat kahë me i a mbajtë. Ûja më njenën anë edhe mungesa e municjonevet, dý aleate të forta të Malit të Zí, e kanë ngushtue qytetin me u dorëzue. Shkodra rá në dorë t'anmikut prej ngushticet, pse s'pat me çka me qëndrue. Shkurt, u dorëzue për û; jo pse kje mujtë me luftë. Shtyni sa shtyni me purrî në gojë. Mjaft ma. S'ka pasë çka ban.

Të hanën që shkoi, kur valia u dërgoi kryetarin e shtetit madhuer malazezvet, për me u diftue, se e kishte menden me rá në dorë, nuk kishte kokrren e drithit, as fijen e ushqimit ndër depo t'ushtrís. Njëherit edhe kryetari i bashkísë së qytetit i kishte lajmue këtij zyrtarisht, se shì atë ditë kishin dekë unit 380 qytetarë.

Ka gjasë, se Mali i Zí, për me e pranue dorëzimin, i kishte vû anmikut së parit do qyshke a kondita tepër të randa e të papranueshme. Kaq ma, sa kryetari i shtetit madhuer turk, ashtu mendësh së veta, u lypi parlamentarëvet 24 orë kohë, për me u mendue.

- "As 24 minuta! - i përgjegji Gjen. Janko Vukotiqi, kahë ishte i sigurtë, se e kishte tashma zogun në dorë e nuk kishte kahë i ikte. N'anën tjetër e dinte mirë, se qyteti e kishte ngusht fort edhe se e kishte bâ shkop, me i u dhimbtë gurit e drunit, prandej sjellë kahë parlamentarët, u tha: - Për në kjoftë se ju nuk dueni me u marrë vesht me né për punën e dorëzimit të Shkodrës, na tash po i a fillojmë edhe një herë me e gjuejtë qytetin ashtu mbarë e mbrapshtë, pa këqyrë Kishë as Xhamí, edhe pa pasë dhimbë, as mëshirë për popull... Në Fushë të Shtojit e në Bardhanjorë gjinden të mblèdhunë tok 17.000 ushtarë malazez, d.m.th. krejt forca jonë, krejt uzdaja jonë, krejt gjaku e jeta e atdheut tinë... Mund ta merrni me mendë edhe ju, se tashma ju kemi në dorë; edhe, a me të mirë a me të keq, kemi hî në Shkodër. Por mendonje veç edhe



këtê, se krejt përgjegjsia bje mbi jú, tue u matë me qëndrue kështu me shpírt ndër dhambë, mbasi e kemi çue qytetin në këtê shkallë të disprueme!"

Para këtyne fjalëve parlamentarët turq e panë, se ishte kot, me e çue ma gjatë me ta. Prandej, me atë fíll u drodhën në doganën e Shkodrës; ata bashkë me Princ Danilin, me Gjen. Vukotiqin edhe me Min. Plamenac. Dhánë e muerën për një copë të gjatë. Këtu tash, në këtê bisedim mori pjesë edhe Esat Pasha.

Pikat ase kondita e dorëzimit, i njehi një nga një, vetë Princ Danili, kryekomandanti i ushtrís së Malit të Zí. Janë gjithsejt 15 artikuj, që i përkasin dorëzimit të qytetit. Kondita jo edhe aq të shtrëngueta, por të shkrueme mjaft me bujarí e burrní. Janë shkrue mbi 3 faqe letër protokollit; dhe janë nënshkrue nga dy kryekomandantat e ushtrivet.

Qe, tash këtu teksti i përpikët i aktit zyrtár të dorëzimit të qytetit:

## ARTIKUJ E KONDITA.

Që i përkasin dorëzimit të kështjellit të Shkodrës, përbâ ndërmjet Naltmadhnís së Tij, Princit Trashigimtár Danilit, kryekomandant i ushtrís së Malit të Zí, rrethuesit të kështjellit të Shkodrës - edhe ndërmjet Naltsís së Tij, Gjeneralit të Brigatës, Esat Pashës, kryekomandantit t'ushtrís së qytetit të Shkodrës.

1. - Të gjithë ushtarët, në daç nizamë në kjofshin, në daç redifë; kështu edhe çdo klasë rezervash, janë të lirë me e lanë qytetin, tue marrë me vete armët e veta, si edhe ushqimet e municjonet.

2. - Ashtu edhe ata prej popullit, pjesëtarë të këtij qyteti, të cilët dëshrojnë, edhe ata munden me shkue mbrapa ushtarëvet, tue bartë me veti armët e teshat e veta e gjithçka të duen.

3. - Nuk ka për t' ju bâ kush farë damit, as nuk kanë për t'u shkelë tagret personale atyne myslimanëve, që gjinden mbrenda ledhevet të qytetzës. As s'ka për të prekë kush kurrnjenin asish, që morën pjesë në luftë kundra nesh; mbasiqë ata me këtê punë nuk kanë bâ tjetër, veçse kanë krye detyrën e vet, tue i dalë zot atdheut. Në një mënyrë të posaçme mund të jénë të sigurtë, si populli mysliman, si edhe ai i krishteni, se nuk ka për t'i prekë kush në fé; ashtu edhe në punë nderit a të zakonevet të veta kombtare.

4. - Repartet e ushtrís në të nisun kanë për të mujtë me marrë me vete, posë petkash së shtatit, të gjitha plaçkat, çadrat, shtrojet, kazanat etj; me një fjalë, gjithçka t'u duhet atyne për rrugë; shkurt, mund të marrin me vete secili gjithçka mund të ngarkojë; kurrkush s'u thotë gjâ. Për ma tepër, po deshën, na mund t'u japim atyne, për me i përcjellë teshat, në paçin nevojë edhe qerre, kual e çka t'u duhet, për me u zhbartë.

5. - Të gjithë zyrtarët, civila e ushtarakë, si b.f. xhandarët e policët; të cilëvet u ka anda me iu vû mbrapa ushtarëvet, munden gjithsa të duen; s'u a prêt kush rrugën.

6. - Ushtria, kur të bâjë me u nisë e me e lanë Shkodrën, ka



për të kenë e përcjellun prej një gjenerali e prej disa oficjerash së Malit të Zí.

7. - Robët e luftës, serbët, kanë për t'i u dorzue kryekomandantit t'ushtrís malazeze. Në dash nënshtetasvet të bâm rob, në dash edhe të varruemvet të vendit, u sigurohet, me dorëzaní, se kemi për t'i rá mbrapa sherimit të tyne. Prandej, u japim lêjen të rrijnë në Shkodër, të gjithata që të jénë të nevojshëm, si mjekë e sanitarë turq; edhe me u ndalë, deri sa ta shohin me rrugë. Të mbaruemen punë, si mjekët si të mjekuemët, të gjithë, edhe këta, kanë për të kenë përcjellë deri në kufi, me shpenzime të shtetit malazias.

8. - Gjitha aktet e dokumentat ushtarakë auktoritetet turke janë të lira t'i marrin me vete. Posë këtyne, komanda ka për të marrë me vete edhe të tana njato akte zyrtare, me të gjitha dosjet, që t'i duken të nevojëshme kryekomandantit t'ushtrís turke.

9. - Prap, edhe të gjitha pushkët automatike (mitralozat); si edhe topat e shpejtë, bashkë me ata të fushës, me të gjitha municjonet përkatse, këto të tana ushtria otomane ka tagër t'i marrë me vete.

10. - Të gjitha shkresorítë e artikujt e korrespondencës ushtria turke mund t'i ngarkojë e mund t'i bari me vete.

11. - U jepet një amnistí e falje e përgjithët atyne që gjatë luftës u munduenë në çdo mënyrë me i u gjetë qeverís otomane, me spiunazhe a ndryshe.

12. - Gjithashtu janë të fàlunë edhe ata nënshtetas malazez, të cilët, a pse t'ikunë prej vendit të vet, ase për çdo arsye tjetër ndodheshin mbrendë në Shkodër, edhe morën armët e luftuenë krah për krah me ushtrínë otomane kundra nesh.

13. - Po kje se kanë nevojë ndonjë gjâ për rrugë ushtria, Mali i Zí për deri ku të mundet, ka me u ardhë në ndihmë për çka u nevojitet.

14. - Kryekomandanti i ushtrís së Shkodrës, ka për t'i a lëshue ushtrís së Malit të Zí kështjellin e qytetit, po njashtu të paprekun; sikurse edhe nuk ka për t'i prishë e çue dam njato mjete komunikacjonit e marrëdhanjesh, të cilat u vleftën atyne kohën e

rrethimit.

15. - Me 10-23 príll 1329-1913, ore 8 paraditet kanë për të fillue me u dyndë ushtria turke, tue lirue Taraboshin, Bardhanjorët edhe llogoret e Fushës së Shtojit. Sa për kodrat e Tepes, këto kanë për t'u marrë në dorëzim nesër paraditet njandej kahë ora 11. Fushën e Shtojit, këtê ka për ta marrë në dorëzim Mali i Zí n'orën 3 mbas mjesditet.

Shkodrë, 9-10 príll 1329
22-23 príll 1913.

| | |
|---|---|
| Zâvendës valiut e Komandant i armatës së Shkodrës e Gjeneral ushtriet, nënshkrue. ESAD | Kryekomandanti i ushtrís së Malit të Zí, Princi trashigimtar nënshkr. DANILI |

N'orën 9 sod paradite, përmbi Tarabosh, ma i pari vend i lëshuem prej turkut, filloi me u valvitë n'ajër flamuri i Malit të Zí. Ndërkaq, një mbas një, dynden repartet e ushtrís turke, të cilat shkojnë tue u bashkue të gjitha te kodrat e Tepes.
Sonte n'orën 8 Esat Pasha u a ka dorëzue kryekëput qytetin, edhe gjindet, si me thanë rob ndër duer të malazezvet. Por këta e kanë menden me hý ashtu madhnisht në qytet nesër njandej kahë mjesdita, me 5 bataljona.

### Fjalët e mbrame të Esat Pashës qytetit të Shkodrës.

Mbramë Valia, sado që kishte nënshkrue aktet e kushtet e dorëzimit, i mblodh të gjithë krenët e parínë e Shkodrës, myslimanë e të krishtenë. I bashkoi më nja, jo pse mund të vlefte ma gjâ; por desh me kaq me e përligjë veten, pse i a kishte dorëzue qytetin anmikut; për pa pyetë përpara. Desh me u a blé edhe atyne mendimin e me pá, si iu dukte atyne puna e dorëzimit të qytetit.

Foli ma i pari Esati; i cili, ma të parën fjalë u tha, se tashma nuk kishin kurrkahë me i a mbajtë, veçse me rá në dorë!

Një asi krenësh prej krishtenimit i përgjegji: "Veç një Zot e



di, sa keq na ka zemra për këtê punë, tue i a lëshue në dorë anmikut Shkodrën. Mjaft kemi hjekë deri më sod; por, edhe ma tepër jemi gati, me hjekë, po ta kishte pá me rrugë kryekomandanti me e shtý ramjen e qytetit. N'anën tjetër por, jemi në detyrë të diftojmë, se populli, ana e krishtenimit, ishin ngushtue fort, e se për ditë e ma tepër numri i të dekunvet prej unit e së keq, shkonte tue u shtue për tmerr."

Ndërkaq, anmiku e kishte marrë vesht punën e mbledhjes s'asaj nate. Kështuqë, edhepse ishte nënshkrue akti i dorëzimit të qytetit prej së dyja anësh, prap se prap, gjithë natën e lume e gjuejti qytetin edhe një herë me nja 300 të shtieme topash. Edhe këtê punë duket se e bani, jo për tjetër, por për me u bâ përshtypje e me u a shtie frikën atyne që ishin mbledhë në kuvend.

Mbasi folën të krishtenët, shumica e myslimanëvet e dëshmuenë edhe ata kjartë, se tashma nuk ishin të zotët me dhanë farë ndihmet. Kishin dhanë sa kishin dhanë; por tash nuk mund t'i përballojshin vështirsít e qëndresës ma tutje.

Por një pjesë tjetër myslimanësh së qytetit paraqitën mendimin e vet tue thanë, se mund të shtýhej edhe ndonjë ditë. S'do të nguteshin. Mos ta lëshojshin, por të qëndrojshin edhe pak. Mandej, shtojshin, kushedi, si e ban Zoti; sheh puna punën!

Kësi mendimi diftohej sidomos Z. Sylço Begu. Ky, tue i përbuzë e tue i bâ n'asgjâ ata që mendojshin me i u dorëzue pa tjetër anmikut, tha, se qyteti mujtte, ishte në gjendje, me qëndrue edhe do ditë ... Mandej, për mos me rá në dorë t'anmikut, i fali aty ndër sý të të gjithëve 100 krenë lopë valísë. Këto një herë, tue e sigurue Kryekomandantin, se për së shpejtit do t'u kishte shtue edhe 100 krenë lopë tjera. Por Esat Pasha n'ato fjalë, nuk e la me vijue; i mbushun n'idhnim e dispjek, i a përplasi ndër sý: -Ti, lum Zotnia, nëmos paç tjetër fjalë për të thanë, veçse njekëtê, lene me kaq e mos e ço ma gjatë. Marre faqe e zezë për tý, të vîjsh e të m'i përmendësh tash këtu ato dy e treqind krenë lopë. Po kuj i a ven në zemër?... Janë 20.000 ushtarë, të cilët tash ma se një muej hájnë, ndihmo Zot; mish kualsh së coftë!... Ku ké kenë përpara? Atëherë

t'âshtë dashë me m'i dhanë këto lopë, e jo me m'i pritë me pushkë njerëzit, që t'i çojshe te dera, me t'i lypë!"

E vijoi kështu Esati, përherë e ma i idhnuem: "Përsa po më thue, tue ma përmendë punën e dorëzimit, këto fjalë merri me veti! Njeri i gjallë nuk mund të më mësojë mue, si kryhet dëtyra. Për vete, e dij se e kam krye. Kur thom, se nuk mund të shtýj ma përtej, merret vesht, se kam shtý deri në çasin ma të mbramin!... Ushtarët?... Ju i shihni vetë, në paçi sý me pá, si kanë vojtë!... Mandej, as miell nuk kam ma kurrnjë thes. Mbramë ushtarët nuk kanë pasë për racjon tjetër, veçse nga një gjysmë galetet edhe nga një grusht rrush të thatë për shoq… Shto edhe, se shtrue ndër spitale, të smundë e të varruemë, kam ma se 2.000 vetë. Fyshekët me gjyle topash janë tashma në të sosun. Njaq, sa me pasë për të na mësýe edhe një herë anmiku, nuk kishim mujtë me i përgjegjë, shum-shum me thanë nja 15 minuta. Kështu pra, ka vojtë puna e qëndresës sonë!… Unë po nisem me njata pak ushtarë, që më kanë teprue. Po i a dredhi shpinën këtij qyteti të lumnueshëm, gjithmonë në zâ për qëndresë. Por Jú po ju a lâ në dorëzim gjân ma të çmueshmen: Të dèkunët e shkretë!... Kodrat e Bërdicës, të Bardhanjorëvet e majet e Taraboshit, qëndra të pathyeshme qëndreset, o popull i Shkodrës, po Ju a la si kujtime shêjte për gjithatë gjak njerit që i ka lámë; të shtrêjta për sa gëzime fitoresh së shkëlqyeshme; të çmueshme edhe për sa kujtime t'idhta flijesh e për sa ngadhnjëme të lumnueshme!"

Si mbaroi këto fjalë, Esati e përshëndeti me dorë mbledhjen, edhe pa tjetër i a solli shpinën. Ndërkaq, aty në sallë gjindja mbetën si të ngrímë, kryet për dhé. Dikush-dikush madje i a filloi edhe me kjá!

**E ejte, 24 príll 1913.**
*Miqasimi i anmiqvet!*

"Malazezët, mbë Tarabosh!" - Këto fjalë shkodranët shkojnë tue i a thanë njeni-tjetrit: gati - gati si mos me i zanë besë, apor si



me dashë me i a tretë vetit.

"Bane Zot, andërr!..." - i a prêt ai tjetri vetë me vete, kahë s'i bâhet dhe nuk i a ka anda me besue një gjâ, që e sheh me sý!... Po, po; janë plot 7 muej, qëse këtê fakt ka ndêjë tue e drashtë e… njëherit tue e dashë! E tash e ka përpara.

Gati si mos me e zanë besë këtê të vërtetë t'idhtë, shkodranët, varg e vistër, dalin në pazár, për me e vërtetue me sý të vet punën. Edhe rrîjnë tue këqyrë andej përmbi ledhet e Rozafatit, të cilat janë mbushë me ushtarë malazez, me këta fatoza të ngadhnjimit të djeshëm.

Edhe shkojnë tue i a bâ shoqi-shoqit, pa e çue zanin, friket mos t'i ndijë anmiku: "Kija inád e folju hakun!". Megjithëse e ramja e vendit të vet në dorë të tyne i ka topitë e idhnue, prap se prap anmikut dijnë me i a njohtë trimnín e me i a çmue fitoren.

Ai gati gjithmonë, s'ka bâ tjetër, por mësýej e bjeri murit me krye, mëshehë ndonjë herë në të rrallë mbrenda llogorevet dheut, punue ashtu shpejt e shpejt e sido, vendue kun në ndonjë gropë topat e mitralozat. Po në këtê gjëje, të thuesh, ishte edhe ushtria e turkut, e cila me natë e me ditë do të rrinte tue i bâ báll furísë s'anmikut, sidomos nja 15 herë; Mësyeme të gjata, të mënerëshme e të disprueme të Malit të Zí; i cili, posaçe prej Muriqanit e prej Taraboshit, gati bukë e përditshme, shkonte tue u falë predha e plumba. Por duhet me thanë, se mbrojtje ma të forta se ledhet e Taraboshit kishin pasë kenë krahnorët e ushtarëvet!

Malazezët, tue u përshkue nëpër pazár të Shkodrës, u ndeshëshin me ushtarët e turkut, të cilët i a mbajshin andej kahë Ura e Bahçallekut, për me u bashkue me shokët e vet në të nisun. Anmiqtë e djeshëm, sod përshëndeteshin shoq me shoq. Malazezët u falshin turqvet bukë të bardhë, e këta u falshin malazezvet cingare duhanit. Shpesh edhe i a shtrëngojshin dorën njeni-tjetrit; posë kësaj, kush dinte, ndaleshin e bâjshin kuvend shoq me shoq.

Kësosh episodesh miqasiet e burrniet përsriteshin edhe ngjeti, deri mbrendë nëpër rrugat e qytetit, ndër sýtë e publikut, i cili, kur i shihte, nuk trandej as s'çuditej; por kalonte secili në

punë të vet. Njandej kahë mbasditja u pánë në rresht ushtarët e turkut, drejtue kahë Tepja, tue i a sjellë shpinën për gjithmonë Shkodrës.

Tue u përshkue nëpër ato rrugica e aty këtu të shpartalluemë prej topash, kalojshin ushtarët e mujtunë, pa fjalë, me krye ulët, sýt për dhé, tue shikjue mos me u rrëzue kun në ndonjë gropë, a por mos me u ndeshë kun në ndonjë gúr; gërmuqe nën peshën e randë të ngarkesës së rraqevet, që barshin mbë shpinë.

Si përshqit e si tinëz, njeni - njeni i a lëshonte sýt Taraboshit, tue i përshëndetë për ma të mbramen herë ato llogore të lame me gjak gjatë sa e sa muejve. Ndoshta u vente mendja n'atë ças te ato luftime të përgjakshme, te ajo qëndresë shembëllore, te shokët e mbètunë, te të mësyemet e fundit; të cilat kishin shkue tue u bâ përherë e ma të flashkta! U fluturonte mendja ndoshta atëherë tek ai ma i mbrami urdhën fatal, që u kje dhanë, me zdrypë prej andej, e me i a lëshue anmikut, pa pushkë të shtieme!

Turqit e shkretë, - me i pá, me t'u dhimbtë! - po niseshin njashtu si t'urrèjtunë e të nàmunë; ndërsa zemra e tyne e dinte sa keq kishte, kahë kurrkush prej popullit nuk u a siellte atyne një fjalë të mirë a një përshëndetje: Njai popull, po thom, për me mbrojtë qytetin e të cilit, kishin luftue e ishin varrue e shëmtue edhe kishin dhanë jetën shumë prej shokësh së tyne! Për njekëtê Shkodër, ata ushtarët e rrègullët (nizamët), ardhë dikur gjithsejt me numër plot 4.000 vetë, tash po e lêjshin qytetin, jo ma se 400 vetë! Nuk i u dhimbshin njerit të gjallë; e dijshin mirë. Edhe njëmend; ta kaluemen Urën e Drinit, jo se i rá ma kuj në mendë ma për ta!

Ndërsa turku ishte tue i a sjellë shpinën për gjithmonë Shkodrës, populli, si i çmendun, u lëshue me u rá plaçkë ndërtesavet qeveritare. Filluen gjindja me marrë frymë tash kahë e panë se kishin mbarue përnjëmend ditt të bombardimit të 6 muejvet.

Me t'u zanë sýt! Delshin gjindja prej kazermash, prej zyresh qeveritare, prej spitalesh së lëshueme, delshin secili ngarkuet mbë shpinë me çka kishte mujtë me grabitë n'ata gjâ mbetë pa zot; dërrasa, hekura, dyer e dritësore e xhama e brava e çelsa e… Të



dalmen në rrugë këta grabitqarë i a shitshin aty për aty, kujdo; edhe i a lêjshin lirë, na t'a fali, për me kthye e me marrë prap se prap.

Vozga e kusia ushtarësh shiteshin deri në 3 frank copa; një parë rrota të mëdhaja karrocash, nga gjysmë frankut copa; karrigat, fring të reja… jepeshin nga 20 qindtarë; rraqe e vegla gjithfarësh kuzhinet, remit e metalit shiteshin nga 1 frank kilja. U shit aty edhe një mauzerre e ré, për 4 frank. E më rá me e pá me sý të mi një plakë, që i a shiti dikuj një myshemá të zezë kalorie, jo ma pak se 40 qindtarë; edhe e shiti, vetëm pse asaj i binte paksi e gjatë.

Sa drûja mandej, që u vodh n'atë rasë aty ndër kazerma; e … çka s'priti populli me bâ aty! Merrshin e shpërthejshin dërrasat e shtrojes s'odavet; shkojshin e zbulojshin pullazet e shtëpiavet qeveritare, për me u marrë tjegullat; u rrenojshin e i qitshin mbë tokë përdet e odavet, për me u marrë tullat; shguleshin parmakët e shkallës, e çka s'bâhej aty prej këtyne vandalëve. Orendítë e gjykatores, raftat e arkivit me mija letrash zyrtare e protokollesh me dokumenta gjithëfarësh, rrëmbye e shkye e bâ copë e grimë e shkelë prej popullit. Secilit i bâhej, se po shfren, tue u a vû kambën atyne sendeve të qeverís turke, e cila u kishte ardhë në hundë. Vetëm sod nade diçka filluenë me mbarue kjo plojë e ky shfrim barbarësh!

Simbas vendimit të dorëzimit të qytetit, malazezët do të hýjshin në Shkodër, ashtu me rreshta të rrègullët, n'orën 3 mbas mjesditet. Edhe populli i pritte për atë kohë. Po mirë, por nuk u pá gjâ. Diku pse ushtarët ishin të lòdhunë, diku pse një pjesë e tyne ishte tue këqyrë llogoret e dorëzueme t'anmikut, ata 5 bataljonat, që do të hýjshin prej Bardhanjorëvet, prit e prit, nuk u dukën kun.

Malazezët kanë hý në qytet ashtu kokërra-kokërra; përposë një bataljoni, të cilit i prijshin mbë kual Gjen. Martinoviqi e Vukotiqi.

Pritja prej anet së qytetit ka kenë e njerëzishme po, por e ftohtë. Dy Gjeneralat kjenë përshëndetë prej popullit, të cilit ata i përgjegjshin me të madhe njerëzí. Të mbërrijtmen në saraj, banda

e Malit të Zí i rá himnit të vet kombëtár. Mbas do kohe i a behi edhe banda e të krishtenëvet, e cila muer disa marshe.

Populli por, nuk muer pjesë në gëzimin e ushtarëvet; ndenjë ma fort si pîtas e dorëjashtë. Dukej, se kishte rrâ aty, ma fort me pá prej kureshtet, çka po bâhet… Por n'anën tjetër, as malazezët nuk mund të pritshin një shfaqje gëzimit e entuzjasmit të madh prej një populli, të cilin deri ditën para kishin ndêjë tue e gjuejtë, edhe i a kishin prû përnjëmend shpirtin në fyt, me topa e mitraloza!

-E kemi vû në roe edhe na - i a bante një oficjer malazias - se na ka pritë ftohtas populli. - Por kushedi, tash ndron mendim. Të shohim!

Populli i vogël, vulgu, ai nuk e çon ma gjatë. Thotë: "Mjaft, që shpëtuemë me krye, edhe po kemi çka me hangër!".

Por ata tjerët, atdhetarët e vërtetë, këta kanë rá në mendim, kahë nuk dijnë, si ka për t'i u bâ fati nësër i qytetit. Janë mshehë, kanë hupë e rrijnë strùkunë ndër shtëpiat e veta. Nuk bâjnë zâ përnjëherë, kanë hapë veshët e njashtu rrijnë tue marrë vesht, çka po lot. Qe, b.f. sonte njeni kësi atdhetarësh e pashë ke kishte zanë vend e po rrinte mendueshëm në një skâj të salonit të hotelit "Europa". Kahë ndiente aty malazezët tue këndue, tue këcye e tue u gërvallë me zâ të naltë, tue u mundue me e mbulue zanin e një organo automatik, i cili mënjë rrinte tue marrë aso marshesh një mbas një, pa pushue një ças, këtij, e shihshe, i vinte me plasë.

Ndërkaq i avitem e i thom në vesh një Shkodrani, të cilin e njihshe: "Ka gjasë, se Shkodra tash po del në vete, âshtë kafshatë e madhe e i a zen fytin atij që synon me e kapërdì!". Atij, e pashë mirë, - i a pati anda, se i thashë ashtu. Vuni buzën në gaz; më bani shenj me krye, si me m'u falë nderës për këtê lajm të bukur. Por mandej fill, luejti kryet edhe i a bani:

-"Të lumtë goja!... Por, këta miq që kanë hý këtu edhe rrijnë tue britë e tue u gërvallë si të çmèndunë, duen me thanë, se nuk âshtë gjâ ajo fjalë që thae. S'po dij! Por mjaft drue, se … Zoti veç, e bâftë mirë!"



## E prende, 25 príll 1913.
*Princ Danili në kështjellin e Shkodrës*

Në qytet, mbrendë, veç sod, simbas vendimit, hýni zyrtarisht Danili, Princi Trashëgimtár i Malit të Zí, sadoqë, qyshë dje, u ngjit e ndêji në kështjell të qytetit. Sod hyni, i përcjellun prej shtetit madhuer të vetit, me flamurin e Malit të Zí në krye të rreshtit. Erdhi këtu, për me u përshëndetë me ish-komandantin e kështjellit të Shkodrës; i cili kishte mbetë endè këtu bashkë me kryetarin e shtetit madhuer, me adjutantin edhe me sekretarin e vet.

N'orën 10 paraditet pikërisht bje burija, për me u lajmue ushtarëvet malazez, të rreshtuemë gjatë rrugës, që prej urës së Buenës çon drejt e në kështjell. S'vonoi, e menjëherë duket Princ Danili, tue ardhë prej kodrash përbállë doganet.

Popull edhe shihet; njëmend, jo fort shumë, por mjaft. Banda ushtarake merr marshin zyrtár të Malit të Zí; edhe Princi shihet atëherë tue ardhë madhnisht, nën hijen e flamurit të vet. Kaluer përmbi një gjog të bardhë, bishtin e gjatë, sa … trimnisht e si i egër në fëtyrë, përshëndetë ushtarët e vet. Fíll mbas i vîjn Gjenerali Martinoviq e Gjen. Vukotiqi, bashkë me Princin Petro, me Min. Plamenac e tjerë Gjenerala e të mëdhaj shtetit; ndjekin oficjerat e një tubë nja 50 kalorësh.

Kahë kalon asajt lumnisht vargu i luftarëvet, prej anet së popullit s'ndihet tjetër, veçse zanet e brohorimit: "*Zhivio*!"

Prej pazarit Princi trashigimtár ngjitet gjithmonë kaluer gjogut të bardhë, në kështjellin e Rozafatit. shì aty, përpara deret, zdrypë prej kalit. Po fill në të hým mejherë ndeshet mbë Esat Pashën, verdh si ficka në fëtyrë, i cili ka mbas vetit dy oficjera të vet. Princ Danili dhe Esat Pasha, të parën punë, i a japin dorën shoqishoqit.

Mund ta merrni me mendë vetë, Nalt-Madhní, - i thotë ma i pari Esat Pasha, - si më duket vetja tash këtu në këte ças, në të cilin jam tue lanë gjithata të dèkunë në këtê vend. Me gjithëkëta

gëzohem, pse jam kenë mujtë prej një anmiku trim, bujár e prej një heroj ma të vlerëshëm që ka bota[4]!

N'ato fjalë Princ Danili, edhe ai tue lanë burrní, flakë për flakë, i përgjegjë : "Nuk ka aspak pse trazohet as pse i vjen keq njatij, i cili në ndërgjegje e din se e ka krye detyrën e vet. Edhe unë po Ju à thom këtê fjalë, pse dij çka flas. Po Ju a thom unë këtê fjalë, unë anmiku Juej ma i madhi, por njëkohësisht edhe admiratori Juej! E bashkë me Jú, kam admirue edhe oficjerat tuej, e ushtarët tuej, të cilët, njeni ma fort se tjetri kanë luftue burrnisht e me nderë."

Me atë fill, mbas pak minutash që kuvendin bashkë dy të Mëdhajt, nën hijen e shpeshtë të një lisi, Esat Pasha, ai ma i pari, e përshëndetë miqasisht Princin Danil e shokët e tij, i cili ishte tue dalë nga Kështjelli, krah për krah me Z.Vukotiqin e Z.Plamenacin.

S'vonojnë ma e dahen tue i a marrë dorën njeni-tjetrit, ndërsa Esat Pasha, pa zâ e kryet për dhé, drejtohet kahë Zadrima, e sheh kahë mbas shpinet valvitet flamuri i Malit të Zí, edhe i ushtojnë në vesh britmet e ushtarëvet, tue thanë: "*Zhivio*!". Me këto i shungullojnë në vesh krismat e topit, që shprazen gëzueshëm prej Taraboshit edhe prej Kështjellit historik të Rozafës!

Atëherë i kje prû Princ Danilit flamuri i Malit të Zí. Edhe ky, përpara se me ngrehë mbë kështjell, rrethue prej oficjerash, e përshëndeti dhe e puthi me nderim, e tue i u drejtue flamurit i përmalluem, i tha këto fjalë: "Flamur i dashun, Ti që na kushtove aq shtrêjtë, Ti që kjé lá me gjakun e sa bijvet të tú, rrënofsh e kjofsh!... Tý unë tash, po të nguli, e këtu ké për të mbetë përgjithmonë! Ti, o flamur i bekuem, na i kujton ata mija e mija vëllazënsh, të cilët lumnisht e dhánë jetën, për me ta zbardhë faqen! Ata fatoza kahë Ti i sollën për ma të mbramen herë sýtë e lòdhunë edhe të përshëndetën përpara se me dekë! Po njatë máll e

4 Këto dý ligjëratat e fundit që Gjeneralat i drejtojnë njeni tjetrit, janë të trillueme mbas gjaset nga auktori: Gino Berri *L'assedio di Scutari*, Milano Treves, 1913. - Na i morëm e rreshtuemë këtu, tue i a lanë përgjegjësin e mbrendshme atij qi i shkrou. Na u dukën mjaft me vend edhe, nemose si hartime ligjëratet, mjaft konçize, burrënore dhe të bukra.



dëshír që u vloi atëherë atyne në zemër, njaj sod âshtë kahë i ndezë këto zemrat tona. Prandej, këtu mbi tý, o flamur, po betohemi na të gjithë përherë se na tý kemi për të të nderue edhe për të të dalë zot, të nxitun e të ngròhun prej njasaj dashunie së madhe ndaj teje, e cila na trimnon e na shtýen me i bâ n'asgjâ të gjitha sendet e tokës bashkë me jetën tonë!"

Këto fjalë të thekshme, të shprehuna me forcë edhe me entuzjasëm, dhe të këputuna tash e parë prej vajit, kjénë pritë prej ushtarëvet me britmë të fuqishme gëzimit e harejet, tue përsritë pa dá atë: "*Zhivio*!".

Si mbaroi Princi trashëgimtár ligjëratën e zjarrtë, kje kapë e çue para duersh, si në triumf, nga oficjerat e vet. Mandej Princi ndenjë edhe pak në kështjell me atë fill, zdrypi e rá në pazár: u drejtue kahë dogana, hini në vaporin Bettuno, e u nis për Rjekë. Sod nade Gjen. Martinoviqi kje emnue sundimtár i qytetit; edhe, ma të parën vizitë, i a bani konsulli i Rusís, i cili njëherit i njohtoi këtij se kishte pasë urdhën zyrtarisht nga qeveria e vet, mos me dhanë ma dhe mos me marrë me Stambollë, por me Cetinë. Me kaq merrej vesht, se Rusia e njëhte zyrtarisht tashma prej ane së vet Shkodrën, si një tokë të Malit të Zí.

Shton këtu njeni prej auktorësh së naltpërmendunë në *bibljografí*, se: "Kurr s'do të kishte mujtë me e shkelun Shkodrën kamba Malaziut, sikur mos qe tradhtia e Toptanasit feudal, bashkë me oficjerët e naltë zhonturq, që mbytënë Hasan Rizánë, dhe i dorëzuenë, si ç'u muer vesht ma vonë, çelsat e kalásë, për 6.000 fjorinta, trashigimtarit të kunorës së Malit të Zí, Danilit; i cili mandej, e grabiti me ç'pat mbrendë, e dogj e vodhi gjithë Pazarin e Vjetër, katër ditë para se me u largue ushtria malazeze prej Shkodre"...(1)

Një varjante tjetër, përsa i përket çmimit me të cilin i a shiti Malit të Zí Esati Shkodrën, thotë se ky mori nga anmiku, si konditë dorëzimit, një miljon e 400.000 përpara. E prap ka asish që kallëzojnë, se kryekomandantit të kështjellit të Shkodrës, nëpërmjet të parlamentarëvet, Knjazi i paraqiti një strajcë me

napoljona; të cilën, ta pamen E. Toptani, i u duk tepër e vogël; edhe, pa e çelë aspak, nuk e shikjoi me sý. Për këto dhe për tjera rasa ma vonë, shkaku i unës së pangishme të arit, Esati la mbas vetit një zâ të keq, para kombit e para botet. I neveritun nga gjithkëto poshtërsi e tradhtí të tija, nacjonalisti Avni Rustemi, prej Libohovet qiti edhe e hoq këso jete Esat Toptanin, në mjedis së Parizit, me 15 qërshuer 1920.

**E hane, 5 máj 1913.**

*Ditët e shkurta të malazezvet në Shkodër*

Kalue ato dý a trí ditë ndërrimit, për të hýmt e malazezvet në Shkodër, qytetit nisi me i rá edhe një herë një hije e zezë, thue se vijon gjithnjë rrethimi! Përse njëmend, në krye të 2 a 3 ditëve ushtria e Malit të Zí duel e e la qytetin. S'kanë mbetë n'Shkodër, veç nja do ushtarë, sa me ruejtë qetsín e rendit publik dhe do policë. Populli, hiq njata pak shkjét e qytetit, nuk e çajnë kryet aspak përsa ndodhë rreth sish prej qeverís së ré.

Me i pá në fëtyrë, të gjithë e vërtetë, se nuk druen ma prej gjylevet e tmerrit të luftës, që kishin në vesh, me natë e me ditë; por prap, të gjithë shihen si të prém, të pezulluemë dhe me frikë, kahë s'di me thanë kush, si do të marrë fund kjo lojë që kanë para sýsh: Si do t'i siellet fati Shkodrës. N'anën tjetër, tashma të tanë e kanë marrë vesht e e dijnë me sigurí, se Mali i Zí nuk e ka të gjatë, e se shpejt do të dyndet e do ta lâjë qytetin.

Malazezët, njëmend kanë hjekë keq, kanë derdhë gjithatë morí gjakut, për me e shtie në dorë këtê mollë Shkodret, por edhe shkodranët kanë arsye me ndenjë kështu si pezull. Njëkështu rrijnë tue prigjue, për me marrë vesh, çka po ndodhë. Me dëshír të madh shkodranët presin, që t'u shkojë në vend andërra e kahditshme: Me e pá Shkodrën, kryeqytetin e Shqipnís autonome!

Ndërkaq por, Mali i Zí ban çmos, për me i zhdavaritë këto fjalë në popull; të cilat doemos i kanë shkue në vesh edhe qeverís provizore. Për me fitue simpatín, ka nisë me i dá popullit miell të



bardhë; e jo vetëm skamnorëvet, por edhe gjithkuj që të paraqitet. Edhe miell ka dá mjaft bujarisht, pa e matë fort dorën. Edhe kështu âshtë tue vijue.

**Fjalimet e qeveritarit të rí.**

Pardje qeveritari civil Z. Plamenac, ka çue e i ka thirrë krenët e qytetit: myslimanët veças edhe kristjanët veças. Atyne të parëvet u ka mbajtë një ligjëratë të shkurtë raset. Këtyne të dytëvet, kristjanvet u ka folë diçka ma gjatë, tue u a spjegue me fjalë ma të kjarta mendimin e qeverís së Malit të Zí.

-Na tashma jemi në Shkodër - ka thanë Plamenaci. – "Kemi hý këtu, edhe këtu do të zamë vend!...Menden e kemi me u diftue të mirë e zemërdhimbshëm me këtê popull, të cilit kemi fillue me i ardhë në ndihmë, edhe kështu menden e kemi me vijue përherë e ma bujarisht. Për së shpejtit sot i a nisim punës, e pikë ma së pari do t'i a fillojmë rregullimit të Drinit e të Buenës; mandej do të godisim rrugën e Shën Gjinit, e për fund do ta kapim në dorë me ndreqë ujnat e liqenit këndej kahë ana e qytetit. Edhe kështu, tue zanë fill prej qandrës së qytetit, kemi për të shkue tue prû përmirësime, e tue u a bâ përherë e ma të bukur jetën e qytetarëvet të Shkodrës.

Detyra e secilit jush âshtë, me u ndenjë përpikënisht ligjëvet e urdhënimevet tona. Prandej, s'ma merr mendja se kanë për të dalë asish, të cilët kanë me marrë guximin me u kundërshtue.

Sa për punë të fésë e të besimit, aty s'përzihemi. Nuk prekim ken në fé; i nderojmë të gjitha besimet. Për ma tepër, jemi gati t'i barim të gjitha; mjaft mos të jetë gjâ për dam të popullit e kundra qeveriet.

Sa për të mbajtë qetsín e vendit e sigurimin e jetës së popullit, âshtë në kambë policia. Po u pá nevoja e një rreziku së jashtëmit, âshtë gati me u kthye edhe një herë krejt ushtria e Malit të Zí. Ajo por, atëherë nuk ka për të kenë vetëm, por krah për krah me tê, keni me luftue edhe Ju, tue u lëshue fulikare mb'anmikun, gjithë

së bashkut, për me i dalë zot dheut tuej!"

Të krishtenët, mbas kësaj ligjërate paksi të tharbët, ndêjnë pa zâ; ulën kryet mendueshëm, kahë u kishin djegë sidomos ato fjalët e fundit !

## Momenta kritik!

Mjaft mundohet n'atë të vetën qeveria e ré me i hý në hatër popullit; mjaft orvatet në çdo rasë me lidhë marrëdhanje miqasore me popull; por kot. Nuk i a ka dalë, as s'ka për t'i a dalë kurr me e bâ mik.

Ana e krishtenimit lëvizin e punojnë si nën dhé, tue u vû në përpjekje të padáme me fshatarët për rreth, ku thonë se kanë fillue kryengritje plot. Prap mandej, ka ardhë fjala këtu, se malsorët e Mbishkodrës kanë vrá nja 3 malazez. Këta, por sidomos Hoti e Kastrati, kanë çue fjalë, se janë gati me u ulë e me i rá Shkodrës, ditën që të marrin vesht, se qyteti i âshtë shenjue definitivisht me i mbetë Malit të Zí.

Ma fort se kurrkun por, kazani âshtë tue vlue në fushën e Zadrimës. Aty flasin, se janë ngrehë shumë shoqní a komitete, pjesëtarët e të cilavet kanë bâ bénë e madhe, se duen me e pá Shkodrën të librueme prej malazezësh, e të bame kryeqytetin e Shqipnís së ré. Ndërkaq por, qeveria provizore ban çmos, për me e shutitë këtê propagandë. Ka vû roje të madhe sidomos mbi gjithata që hýjnë e dalin prej urës së Bahçallekut.

Mbi tjerë, Kleri posaçe âshtë marrë më sý prej qeveriet. Disa prej fretënsh e priftënsh, tue e dijtë se janë vû si në shenj për ndiesí atdhetare që kanë diftue kurdoherë, mendojnë me u largue sa për një herë prej qytetit tinëz, natën, ditën a kurdo, ndërrue petkash, për mos me u njoftë.

Ndërkaq, qeveria e kishte bâ gati një shpallje popullit, edhe i a kishte dërgue Arqipeshkvit të qytetit, Timz Ják Serreqit, për me e nënshkrue. Po, por Arqipeshkvi nuk ndëgjoi me vû dorë. Kjo punë qeveritarëvet u ka rá fort në sý, edhe u ka bâ një përshtypje të



kthelltë. Arqipeshkvi këso dore, tue mos ndëgjue me vû dorë n'atë shpallje, vjen si me dashë me mësue popullin shqiptár përmbi mënyrën, si do të siellen ndaj qeverís e Malit të Zí.

Në Troshan prap âshtë tue u bâ këso ditësh një mbledhje e jashtëzakonshme, ku marrin pjesë qinda e qinda krenësh së popullit, disa Ipeshkëvîjsh, ndër të cilët i përmenduni e fort i njohtuni prej popullit, Imzot Prend Doçi, Abati i Mirditës. Ndër ta edhe shumë krenësh myslimanë nga Mati e Dibra; Të tanë një mendimi, me e shpallë Shkodrën si kryeqytetin e Shqipnís në veti.

Kundrejt gjithkëtyne ndodhjeve Mali i Zí, tue pasë me vete veç pak që e duen, mundohet n'atë të veten me u ndêjë kokërr të gjithëve, edhe ban çmos, për me i a mbushë menden publikut, se ai s'luen prej këndej. Por e sheh edhe ai vetë se, posë stuhísh shungulluese të politikës europjane, në këtê ças, fort ma të rrezikshme e kërcnuese për tê janë këto të zeza, të cilat shkojnë tue e vrá qiellin po shì ndër këto ditt e para të Shqipnís në veti.

## 12 máj 1913, malazezët dalin prej Shkodrës.

E vërtetë, malazezët po shkojnë. Por edhe, me dalë e me e lanë një qytet, që për me e shtie në dorë kanë ndêjë ma se 6 muej tue luftue, tue hjekë ditën e zezë dhe tue derdhë gjithatë gjak, sigurisht që do të jétë për ta e vështirë; zemra e tyne e di!

Shkodra njëmend ka tagër e ta thotë arsyeja, që jétë shqyptare; por n'anën tjetër, as malazezët s'kanë faj e të dhimben kahë i sheh njeri tue u endë si miza pa krye, të rrêjtunë e të tradhtuemë prej fatit a rrezikut të vet!

Ç'i ka gjetë!... Mbas gjithatij gjaku, me dalë e me e lanë Shkodrën, ushtarët të duken si me kenë ata të mujtunët e vërtetë të luftës, jo mujtsët!

Krajli i Malit të Zí, s'ka pasë kahë me i a mbajtë; i a dashë përdhuni me e çue në vend urdhënin e fuqivet të mëdhaja, edhe ka urdhënue me i tërhjekë ushtarët e vet prej Shkodret; por ushtarët sod, mbas gadi 7 muejsh luftet, mbasi kanë shkue tue mbulue mal

e fushë me të dèkunë e të varruemë, mbasi kanë shkue tue kuqë me gjak të vet tre lumej, ata sod s'munden, s'u bâhet kurrsi me dalë e me e lanë një qytet, për të cilin u shkrinë e u fikën me të gjitha!

Me e këqyrë mirë, mundet me u thanë, se për malazez ka kenë fort ma lehtë me e marrë Shkodrën, se me dalë tash e me e lanë kështu!

Komanda edhe mënjë mundohet me u a mbajtë nalt moralin ushtarëvet, tue thanë pa dá, sadoqë nuk i zen besë kush, kinse Mali i Zí nuk del i gjallë prej Shkodret. Sepse i shohin përditë tue i bartë në vend të vet e tue i kthye në Mal të Zí topat e municjonet me nxitim e sa ma shpejt, kanë qitë fjalën, kinse janë të nevojëshme ngjeti këto sende, mbasi këtu në Shkodër tashma lufta ka mbarue e s'duhen gjâ.

Ndër shërbimet ma me randsí që ushtrohen sod për sod âshtë policia. Simbas lajmit zyrtár (tallallit), të gjitha armët do të dorëzoheshin sa ma parë. Mirë; por nuk e xeu kush kryet për atë urdhën e deri shkjét vetë të qytetit s'i a panë gjasën me ndëgjue. Prandej, simbas kontrollit të shtëpiavet, shpesh gjêjnë armë të mëshehuna, edhe kanë fillue me i burgosë të zotët e familjevet. Por, në kjoftë se malazezët e kapin punën përnjëmend, atyne kishte me u dashë me shtie në burg gati mbarë qytetin; mbasi s'âshtë kush, të thuesh, që s'ka armë të mëshehuna.

Edhe shì dje, sa ishin tue shkarkue në doganë ndihmët, që Austria e Italia ishte tue i çue popullit, plot shkodranë, prej gëzimit e entuzjazmit, s'mund u ndalën pa qitë pushkë. Ndërsa qeveria e Malit të Zí rri tue iu vû për gjurmë e tue i ndjekë me burgime ata që diftohen ballafaqe si atdhetarë, n'anën tjetër ban çmos, për me i marrë me të mirë myslimanët e me i bâ për veti.

Ndër këta të fundit, e vërtetë, pak janë ata që shkrîhen e janë të djegunë për Shqipni, shumica s'e çán kryet për punë t'autonomís, tash që po shkon turku.

Kur tash një ditë i pyetën disa kësi krenësh, ata rrudhën krahët. E dje çuenë me e pyetë edhe Myftínë për këtê punë; por



kot. Për fund ky i përgjegji: "Myslimanët janë të nënshtruemë gjithmonë atij që ka në dorë kalánë e Shkodrës"

Kështu, ndërsa myslimanët përgjithësisht rrijnë ndrýe ndër shtëpia të veta dhe diftohen si dorëjashtë shì në këtê kohë, në të cilën âshtë tue u dá fati i qytetit, të kështenët për kundra s'i zen vendi e s'mund të rrijnë pa e shfaqë, edhe me rrezik të jetës, gëzimin e përmbrendshëm të zemrës. Gëzojnë, pse ka ardhë dita kahmot e dëshrueme, me shpëtue një herë e për gjithmonë Shqipnia prej robniet së turkut e me dalë zojë në veti!

Njëmend, paksi turbull endè janë punët, e liria e autonomís kombtare nuk shihet ashtu mirë; por prap, një shkëndí shpreset duket se duket. Këtij mendimi janë të krishtenët gati të gjithë e një numër atdhetarësh myslimanë, të cilët përbâjnë pjesën ma të zgjedhunën e qytetit.

Kanë fillue qyshë tash me u bâ mbledhje, tinëz qeveriet malazeze; kanë nisë me u marrë vesht nacjonalistat shoq me shoq, kanë fillue me u ngrehë shoqní, pjesëtarët e të cilavet, sado që veprojnë n'atë veten, mundohen mos me u diftue përjashta, për mos me i qitë vetit të çame krejet.

Mbledhjet i bâjnë; por i bâjnë si mëshehtas e jo gjithmonë në një vend. Edhe, për mos rá, pjesëtarët nuk hýjnë për deret, por e mësýjnë vendin e mbledhjes tue u përshkue oborr n'oborr e tue shkapërcye gardh mbë gardh.

Ndër këto bashkime të mëshehta secili u a kallëzon shokëvet çka ka mujtë me ndie, lajme për rreth pamvarësís kombtare, të cilat auktoritetet e Malit të Zí bâjn çmos, për mos me i lanë me depërtue. Kështu, b.f. prej këso mbledhjesh duel fjala, se Z. Plamenaci kishte vojtë në Shën Gjin, për me u pjekë m'admiralin Anglez, edhe ishin marrë vesht bashkë përmbi të hýmit e marinarëvet europjanë në Shkodër.

Në të shpejtë, ndërkaq, e tinzisht u formue Komiteti, për pritjen e gatimin e festimevet, në rasën e të hymit të trupavet ndërkombëtarë në qytet; që kishte me kenë i pari shenj i agimit të jetës të Shqipnísë autonome.

Ndër shtëpia grátë e varzat këso ditësh s'bâjnë tjetër, veçse rrijnë tue pré e tue qepë flamurë kombëtarë: Pëlhuret së kuqe, qëndisë për mjedis shqypja e zezë me dy krenë, njashtu si e dijmë se e kishte Skandërbeu, atëherë kur luftonte heroikisht, për me qitë jashtë turkun prej atdheut.

Gjithçkahja punohet e gatuhet tinëz e në terr; por edhe jo aq tinëz, sa mos me u shkue në vesh sundimtarëvet të ri.

Po; malazezët i shohin e i dijnë të gjitha. E kanë kuptue prej shenjesh, gëzimin e entuzjasmin e popullit, që shpejt tash po shpërthen prej zemrash së qytetarëvet të lirë, i cili gëzim tash po merr hapët, tue përfshì fushat e malet e mbarë dheut t'Arbënit.

Vlon ndër zemra të popullit ky dëshír i ndrydhun tash sa vjet, të cilin e shohin sod ke i ka ardhë dita me u shkue në vend. Edhe sado me frikë, sado me roje të madhe, shkojnë tue i a lëshue shoqi-shoqit ashtu nga një fjalë, me buzë në gaz, e tue i bâ me sý njeni tjetrit; S'mund të ndalen; s'âshtë e mundunë. Momenti âshtë tepër prekës, zemrat janë tepër të përmallueme, puna tashma ka vojtë në tê: Shqipnia po del në veti!



## BIBLJOGRAFI

1.Marini Barletii, (Scodrensis Sacerdotis), *De Scodrensi obsidione et expugnatione*. - Francofurti ad Moenum. Tomus III[5].

2. *Sette mesi di terrore*, Padova 1913[6].

3. P.D.Facin, *I Frati Minori e Le Suore Stimatine durante l'assedio di Scutari del 1912-1913*. - Quaracchi 1913[7].

4. *Çarkimi i Shkodrës*. Në: Kalendari 1914. - Shtyp. e Zojës së Papërlyeme. - Shkodër 1914[8].

5. Gino Berri, *L'assedio di Scutari 1912-1913*, Milano Fratelli Treves, 1913[9].

5 Auktori, një prift katolik shkodran, i cili gjindej aso here i ngujuem bashkë me popull mbrendë në kështjellin e Rozafatit, latinisht dhe me një stil elegant, përshkruen qendresën e vuejtjet e të rrethuemëvet. Megjithëse ky yni nuk ka ç'të bâjë me atë rrethimin e kohës së Bardhecit, prap se prap konsultimi i librit të tij na u duk i vlefshëm, për të bâ krahasimet e rasës.

6 Sadoqë Auktori ka kryekrejet para sýsh vuejtjet e pësueme nga pjesëtarët e Komunitetit të vet, Jezuitët, gjithnjë do vërejtje paraprake mbi pozicjonin gjeo-strategjik të Shkodrës, në lokalitete që kjénë qendra e operacjoneve, na u duknë me randsí; edhe i shfrytzuemë.

7 Edhe ky shkrimtár, si i naltpërmenduni, në t'endunit e ditorit të ngjarjevet të rrethimit, ka kujdes mbi tjera të regjistrojë çka u rá me hjekë, veçanerisht, trí Komunitetevet Françeskane të qytetit të Shkodrës. Ishin këta dy të mbramët ma fort raporta, për t'u a paraqitë Eprorëvet të vet në Romë, edhe bamirsëvet të jashtëm, tue u kërkue këtyne ndihmat përkatëse.

8 Artikulli i kalendarit i vjetës perishtupe 1914, me titullin: HISTORIA E GJYTETIT TË SHKODERS, mbyllet me: TË MARRUNT E SHKODERS PREJ TURQVET v.1392, dhe ma vonë (v.1404) shtîhet rishtas në dorë prej sish, nën komanden e Sylejman Pashës, tue mbetun kështu qyteti qatëherë nën robnín e turqve për ma se 400 vjet.

9 Si korrespondent i flet. «Corriere della sera» të Milanit, gjindet në Shkodrë edhe e zen rrethimi mbrendë. Nën këtê pseudonim nënshkruhet ky në vend t'emnit të vërtetë: *Giovanni Bertini*. Dërgon sa dërgon lajmet e luftës fletores së vet. Kur u mbyllnë rrugët e s'mujt ma me çue, gjâ përjashta, ai vijoi se e vijoi atë punën e vet; mori në shenjime dita-ditës ngjarjet e luftës. Mbasi u çlirue qyteti, këto shenjime, bashkë me ato të përparshmet, i botoi në një blê. Si ma të hapët e ma të përgjithët, këtë do ta keni ma së fortit para sýsh si udhëhjekës posaçe në rreshtimin kronologjik të rendimit të ngjarjevet të qytetit të rrethuem. Mandej, edhe si gazetár të zotin e pendës, e mbasi ishte edhe ma në gjendje të merrte informata ma të përpikëta, na u duk ma i afti, për

6. Hortensia Von Zambaur, *Die belagerung von Skurari.* Berlin.G.Stikkel 1914[10].
7. Jérome et Jean Tharaud, *La bataille de Scutari*. Paris 1926[11].
8.Gjen. Abdurrahman Nefiz e Mirametttin, *Iskodra mudafeasi,* Istambul 1933[12].
9.Kolë Kamci, *Rrethimi i Shkodrës, (cirka historiet).* në revisten «Shkodra 1961[13].
10. Ndoc Nikaj, *Shkodra e rrethueme.* Shtypshkroja Nikaj, Tiranë 1914[14].
11. Teufik Gjyli, *Ditët e fundit të rrethimit të Shkodrës*. Në revisten "Shkodra 1961".

---

me i besue ma fort se të tjerëvet.

10 Shkrimtarja, e shoqja e Konsullit t'Austrís, kishte edhe mundsí të kishte njohtime të përpikëta mbi çka shkruen. Mirë; por, si grue e nanë fëmijësh, një pjesë të mirë të librit u a kushton ngjarjevet familjare të veta.

11 Dy vëllazënt francez *Tharaud* në veprën e vet përshkruejn ma fort, si turista, episodet e vendevet kahë përshkohen (Cetinë, Podgoricë, Ulqin, Tivár, etj). Me atë fill kalojn edhe n'Athinë, tue u ndalë gjatë në përshkrimin e malit shêjt t'Athos. Vepra e tyne, ma fort se një ditár luftimesh rreth Shkodret - si kishte me u pritë nga titulli i librit - âshtë një përshkrim nënshtypjesh udhtimit e ngjarjesh kahë kalojn.

12 Shkrimtarët e kësaj vepre, turqisht janë dy oficjerë, ish-pjesëtarë të Shtetit Madhuer të Turqís. Sadoqë mbas 20 vjeç nga ngjarja e rrethimit, mund të merret me mendë, se janë në gjêje të shkruejn me kompetencë sidomos përsa i përket operacjonevet ushtarake të dalëzotvet të Shkodrës së rrethueme. Na pëlqei mbi tjera, që të shihshim si e bien ata vrasën tragjike të të ngratit Kryekomandant Hasan Rizás. Për ma gjatë, nuk ishin në gjêje t'a shfrytsojshin veprën simbas dëshirit, mbassi që na vetë nuk e zotnojshim gjuhën e tekstit në fjalë.

13 Në ma pak se 4 faqe Auktori përmbledhë ndonjë episod, në trajtë ma fort të një novele, ndodhun kinse atí përsonalisht ndër ditt e ngushta të rrethimit. Në vendin përkatës do të biem ndonjë gjykim t'Auktorit mbi dorëzimin e qytetit.

14 Auktorit i ka pëlqye ta lidhte ngjarjen tragjike të qytetit të rrethuem me episode romantike. Kështu, kallëzimet aty mund të kishin një vlerë letrare, por jo historike. Këndej, as këtu nuk mund të na hynte gjâ në punë për atë qëllimin tonë.



# ÁT JUSTIN RROTA O.F.M.

*(Biografi)*

Nji gjysë oret mbas mjesnatet të ditës 21 Dhetuer 1964, ne e hâne, u dá këso jete P. Justin Rrota, tuj pasë te kryet shoqin e vet, P. David Pepën. Diq në Kuvend t'Arrës së Madhe. P. Justini (Ndoci) kje i treti fëmijë nder gjashtë, (katër vëllazen e dý motra) që leu me 17 Fruer 1889 në Shkoder prej Gjushit të Gjon Qerraxhis (Rrota) e prej Shaqes së Ják Vjerdhës. - Kje pagzue me 18 Fruer prej don Ndoc Nikaj e i kje ngjitë êmni Ndoc.

Fill mbas azilit, qi pat bâ te Tina e Nikës në Serreq, u shkrue në Shkollen Françeskane, kû kreu pesë klasë fillore e nji klasë qytetze. Mundit e kujdesit të mësuesve të vet u përgjegji me nji sjellje t'urtë e me zéll nder mësime. I butë per natyrë, nuk përzihej aq fort me shokë per lojë e per argtime. Rruga e tij e perditshme ishte shpí e shkollë. Tuj i pasë prindët fetarë e të ndershem, e i drejtuem shpirtnisht prej katekistit t'atëhershem të shkollës, P. Pál Çiurçis, diftohej mjaft i terhjekun kah jeta françeskane, e tuj vijue me ket dishir, u vû jashta orve të mësimit me xânë gëjuhen latinishte po prej P. Palit. - Me 28 Gusht 1902 hini në Kolegjen Françeskane të Gëjuhadolit e aty u dha me gjith shpirt per me e kuptue e me e ndiekë idealin e Sh. Françeskut, tuj pas per mjeshter P. Françesk Melchiori-n, aq në zâ aso kohe në Shkoder per zéll fejet, e per zotsi nder veprime të ndryshme. - Me 28 Gusht 1904 veshi zhgunin në Rrubig porsi rishtár neper duer të Komisarit të Misjonit, P. Anastaz Vincenzoni, tuj pasë per mejshter P. Augustin Kolen. - Me 29 Gusht 1905 i u kushtue Zotit me kushte të thjeshta, tuj pasë marrë êmnin Justin; mandej kje çue në Troshan, kû kreu kursin e filozofis, tuj pasë per profesor P. Pál Dodaj. - Me 13 Marc 1909 bâni kushtet e perheshme nder duerë të P. Bernardin Shllakut në Kishën e Gëjûhadolit. Në Gusht të vj. 1907 kje çue n'Austri në Vilak të Karincjes per këndime të theologjis, por për mungesë shëndetjet, kje ngushtue

me kthye në Shqypni nji vjetë mbrapa (1908), e kështû kursin e theologís e kreu në Shkoder e në Rrubig, tuj pasë porsi profesor P. Gjergj Fishten e P. Zef Lochmann-in, e P. Ambroz Marlaskaj. - I pregatitun me dituni e me shtrëngesë rregulltare, kje shugurue meshtár, e Meshen e parë e tha në Kishën e Gëjûhadolit me 11 gusht 1911; predkun e rasës e pat mbajtë P. Gjergj Fishta.

Dihet mirë, se çfarë ndrrimesh me randsi kjén bâ në Shkollën Françeskane porsá e muer drejtimin P. Gjergj Fishta. Perveç se të gjitha landët kjen bâ në gëjuhën shqype, i kje dhane shkollës edhe fryma e nacionalizmit, megjithse në kohë robnijet, tuj shti e tuj rrájosë nder zêmra të xânsave dashtnín per liri, per gëjuhë e per bashkim. Shkrimeve të posaçme në gëjuhën shqype, poezive të P. Gjergjit, si atyne të "*Lahutës*" si atyne të "*Pika voeset*" u kjen shtue ato qi ishin botue nder rrivista të ndryshme mbrenda e jashta Atdheut. Të gjitha këto kjén pá dyshim fara, qi rá në zemren e Ndocit të vogel e mandej të Justinit frat, e bijti e u xhvillue. Prandej Justini, porsa kreu këndimet e nalta, u gjet i gatshem per me dhanë mësimin e gëjuhës amtare e kje shënjue pá tjeter porsi profesor nder klasët qytetze të Shkollës Françeskane.

Se sá me kujdes e me zotsi e kreu ket detyrë, e diftojn xansat e tij t'atëhershem, si edhe programi i zhvilluem n'at kohë, kúr gëjuha shqype nuk ishte ende e zhvillueme, as nuk kishte teksta per gramatikë e per sintaks. Kje P. Justini, qi me durimin e nji dhënsi u vû me i rrahë me shkrim çashtjet e ndryshme gramatikore e me i zhvillue me sistem. Kjo punë vijoi deri ne vj. 1917, kúr, tuj kenë kohë luftet, tuj mos mujtë me vijue shkolla në mënyrë të rregullt, kje çue në Plan porsi famullitár e ndêi dý vjet aty, pá e ndalë vrullin në punë. N'aq pak kohë hapi shkollen e parë per fëmijë të katundit, e u hini në shpirt per dashtni e per dije e urtí të mëdhajve e të vogjelve. Në Shtauer të vj. 1919 kje çue në Troshan porsi profesor i gëjuhës shqype e i latinishtes në Kolegjen Françeskane. - Në të përpjekun me Vëllazent tjerë të Provinçes u diftue i gatshem per me hapë nji gimnaz publik në Shkodër. E njëmend, kùr në vj. 1921 në mjes të nji entuzjazmi të madh u hap Gimnazi Françeskan në Shkoder, P.



Justini mbajti per vjet e vjet me nderë e me zotsi orët e gëjuhës shqype e të latinishtes nder këlasët e nalta e i dha me veprimtarín e vet gëjuhsore Shkollës auktoritet e nderë.

E përkohshmja "*Hylli i Dritës*" paraqet kjartë veprimtarín e tij në pikëpamje gëjuhsore, e e përkohshmja "*Zâni i Shna Ndout*" veprimtarín e tij në pikëpamje fetare.

Dalë-kadalë duel në shesh të dhanunt e tij per gëjuhë shqype e zotsija e tij në zhvillimin e çashtjeve gramatikore, tuj u pështetë ndër shkrimtarët e vjetër gegë e toskë e italo-shqyptarë.

Lavruesat e gëjuhës shqype si ata të vendit si edhe të huejët nisen me e çmue punen e tij të shkoqitun e të studjueme, e bân çëmos me ndêjë në të perpjekun me të si me bisedime, tuj rrahë çashtje gojarisht, si edhe me korrespodencë. Kështû Luigj Gurakuqi, don Ndré Mjeda, Sotir Peci, Karl Gurakuqi etj. Prof. Jockel, Lambertz, Gjergj Pekmezi, Petrotta etj.

Megjithëse në tanë jeten e vet kje marrë me të dhanun me çashtje gramatiket e sintaksit të gëjuhës shqype, nuk pat guxim me perpilue per shtyp nji gramatikë të veten per gëjuhen shqype; ai perdorote në shkollë gjithmonë dorëshkrime. Vetem "*Sintaksi i gëjuhës shqype*" kje botue dy herë per shkollë në vj. 1942. Ai përpiloi mâ i pari edhe tekstin e *Literaturës shqype*, qi kje botue dý heresh. Nder botime të tija në pikëpamje gëjuhsore kemi: *Per historin e alfabetit shqyp*; *Analizimi i rasave t'êmnit*; *Don Gjon Buzuku*; *Don Lukë Matranga*. Se sa randsi kishte per gëjuhen shqype Meshari i Don Gjon Buzukut, P. Justini kje ai, qi e theksoi këtê në vendin t'onë e bâni çë mos me i gjetë mjetet e nevojshme per me e xierrë prej Bibljotekës së Vatikanit në fotokopje. Qysh atëherë e sot Meshari âsht bâ tekst me randsi per studjuesa të gëjuhës shqype.

Âsht e teperme me thanë, se P. Justini prej vullndetit të fortë e prej dashtnís per gëjuhen shqype mbërrijti me grumbullue veprat mâ me randsi t'albanologve të huej, si edhe shkrimet e studimet rreth gëjuhes së punueme prej studjuesave të vendit. Të gjitha i kishte kqyrë e studjue aq shepsh, sa me i pasë, si thohet, në

maja të gishtave mendimet e shtjellimet e ndryshme si mbas raset. Kështû leteratyra gëjuhsore erdh tuj u zgjat përherë e mâ teper në mende të P. Justinit, e, me punë të padame e të kujdesshme, ai u bâ auktoritet nder çashtje gëjuhsore të shqipes.

Vëllazent e Provinçes e çmojshin të gjith P. Justinin, megjithse P. Gjergj Fishta, qi e dote fort e ngucte në dashtní, tuj kerkue me i a qitë poshtë pikëpamjet e reja gramatikore e ortografike, qi P. Justini çpallte nji-ka nji nder artikuj, qi botote.

Qysh në vj. 1925, prá 36 vjetësh, kur ishte në vrullin e veprimit kje prekë prej nji paralize progresive, qi, megjith mjekime e kura të posaçme, nuk u ndal, deriqi i muer edhe kamben e doren e djathtë, e e kufizoi mbrenda odës, pá i dhanë mundsí me u permisue. Nji tjeter sigurisht me at gjendje do t'ishte demoralizue e do t'i kishte lânë në njênen anë e librat e çashtjet gëjuhsore e të përpjekunt me shkencatarë të huej; por P. Justini jo. Ai, tuj u mbajt per shtrat kapej deri te tryeza e punës e me dorë të majtë kapte librat, i shfletsote e njiheri po me njat dorë shkruete rrap-çap me nji makinë shkrimi. Mija faqesh ká shkrue gëjatë smundjes per tridhetë e sa vjet; e ato faqe, me gjithse nuk janë shkrue me dorë; per me u thirrë "dorëshkrime", permbajn çashtje të randsishme per gëjuhen shqype e per léteratyrë. Nder tjera po përmendim:

1. Brumi i shqipes (Leksikologjija)
2. Tingujt e shqipes (Fonetika)
3. Trajtat e shqipes (Morfologjija)
4. Fjala e shqipes (Sintaksa)
5. Të përmbâmt e fjalëvet (Etimologjija)
6. Lavruesët e Shqipes (Albanologjija)

Përvreç se per çashtje gëjuhsore P. Justini ká shkrue shum edhe per leteratyrë të gëjuhës, edhe per me edukue, edhe per me mësue; ai ká nji stil të thjeshtë, por të rrjedhshëm e të kandshem, megjithse do trajta të reja, qi nuk përdoreshin në përgjithësi, i a prishin pak shijen stilit të tij. Ai prej këtyne ká lânë si dorëshkrime:

1. *Epizode burrnijet*
2. *Rreth votret - Pjese I, II, III.*



3. *Ditët e mbrame të Turqís në Shkodër.*
4. *Epigrammata, Epitaphia etc.*
5. *Sintaksa e Gëjuhës latine*
6. *Per historin e alfabetit shqyp.*

Sigurisht mundi i tij nuk ká me kênë i bierrun. Kurrgja mos me pasë bâ, mjaft qi ká nzitë e u ká dhanë të shtýmen shumkùj per me e dashtë gëjuhen ma pernjimend, e per me e shkrue mbas rregullave; ai ka bâ me pá, se gëjuha ka visare të mshehta fort të randsishme. Me kohë veprimi i P. Justinit ká me u çmue edhe mâ teper, pse ká xânë fill me pamvarsin e vendit t'onë e âsht zhvillue së bashkut me zhvillimin përherë e mâ të madh të popullit t'onë. Ai âsht nder mâ të parit, qi e ká rrahë çashtjen gëjuhsore të shqypes në mënyrë shkencore.

Por P. Justini nuk mund të mendohet vetem gramatolog e shkrimtár i shkëpudun prej idealit, qi ndoq e per te cilin u flijue. Idelai i tij kje ideali françeskan: ideal punet, misjonit e shejtnijet per vedi e per tjerë. Atij nuk i vijte marre me u mbajtë frat i rregullt e i dishiplinës. Njeri me karakter e i drejtë, idealin françeskan e idealin e meshtarísë i kishte me te mbushun mendje; prandej ishte i shterngueshem me vetvedi e lypte, qi edhe tjerët t'ù pergjegjshin rregulls e dishiplinës e ndigëjesës. Me nji kuptim të kthellë të detyrve të veta e të parimeve fetare me këdo me të cillin kishte të perpjekun, kerkote me lânë gjurmë të së vërtetës, tuj i a qitë nder mend detyrët fetare e shoqnore. I shkueshem me të gjith, i kandte me bisedue me të rij e nuk u mërzitke kurr me ta. Të Parët, e tuj e vû oroe në të ket cillti, e shênjuen në vj. 1921 porsi edukator i rinis françeskane nder klerikë; e edhe pasi kje ngushtue prej smundjes me e lanë ket detyrë ai interesohej per të rij e i pritke me buzë në gaz e nuk i kishte merzi as te shtrati i dekës. Ai punote per te rij e per popull, tuj shkrue padá në të përkohshmen "*Zani i Shna Ndout*" të cillen edhe e drejtoi per disá vjet, e përpiloi per ta librin e lutjeve "Vjollca Parrizit" si edhe "Prej Visarit të ndjesve" si edhe shum dorëshkrime të perkthyeme e të perpunueme. Këto janë:

1. *Kempis mbas gjurmëve të J. Krishtit. Pj. I, II, III, IV.*

2. *Mueji i Zojës nder familje. Pj. I, II.*
3. *Hylli i Tagastës (Sh. Augustini Tp. e Dr.)*
4. *Pasqyra e të smûndevet (Sh. Ladovina)*
5. *Rreth votret kristjane.*
6. *Lulishta françeskane (I fioretti di S. Francesco)*
7. *Taumaturgu i Padovës*
8. *Si e merrte jeten Sh. Gjon Bosku.*
9. *Lajmtarët e asáj jete.*
10. *Apologjija popullore.*
11. *Çelsi i Parrizit (ase 9 të Prendet e para të muejit)*
12. *Martirët e Stublës.*
13. *Pika balçmit (sic!) mbi zêmrat e varrueme.*

Sikurse kje i pasun nder shkrime të veta fetare e morale, njashtù edhe kje i papritueshem nder konferenca e nder predke. Populli e ndiete me ande. Fjala e tij e rrjedhshme tërhiqte vemenden e të gjithve e dobija mund t'ishte e madhe. P. Justini qi, per të pám, dukej si i pím e frikacak, ishte plot ndiesi per hart. Tuj pasë xánë prej muziktarit shkodranë, Frano Ndojës me i rá harmonit; ai mbërrijti me u kthellue aq, sá me u marrë edhe me klasikë të muzikës e me ekzekutue copa të zgëjedhuna si në Kishë, si ndër çfaqje dramatike. Ai në vj. 1911 perbâni nji kor me fëmijë të shkollës e e mbajti Kishen e Gëjuhadolit me kangë të bukura deri në vj. 1917; mâ vonë mandej mësoi kangë e muzikë në Kolegjen françeskane e deri vjolinin. Provincija françeskane shqiptare pat uzdajë të madhe në ket puntuer të palodhshem e e zgodh per nadë vjet sekretár të Provinçes si edhe definituer. Ai ka kenë shembull punet e dijte me e shfrytzue kohen mâ së mirit. Megjithse i smútë e me moshë të shtýme, ai punoi deri nji javë përpara se me dekë. Nder ditët e mbrame njëni prej Véllazenve per me i dhanë zémer i tha: "*Ke arsye me e bekue makinen daktilografike, qi të shoqnoi në jetë e të siguroi Shelbimin*". Ai u pergjegji thjeshtë: "*Ajo më ka bâ me e perdorue kohen mirë*".

Porsá pushoi shkrimtari, pushoi edhe makina.

Durimi i P. Justinit nder vuejtje e nder dhimba e neshtrimi i tij në nji smundje aq të gëjatë, janë provë e kjartë e virtyteve të tija të nalta. I u lut Zotit, t'i epte durim, e Ai ia dha; prandej me arsye i u falte nderës, tuj i u nenshtrue plotësisht vullndesës së tij e tuj e lutë me gjith zémer, qi mos t'a lëshote doret. "*Rruga, qi po bâj – thote – âsht e gëjatë; por së bashkut me Krishtin bâhet e shkurtë. Lutemi, qi të më shkurtohen këto ditë vuajtjesh!*"– E kur ndokush tjetër i thote, se: "*E din Zoti se, sá kohë kemi afat; prandej nuk mund t'i përzihemi*". Pergjegjte: "*U bâftë vullndesa e tij!*". Nder orët e mbrame ai vetë i pat lypë sakramendet e pat lypë të thoheshin uratët. E Zoti ia bâni të lehtë deken, pse erdh e u shkri, e, pá u përplasë e pá bertitë, dha shpirt nder duerë të shoqit të vet P. David Pepës.

Sot e kján Provinçja e do t'a kjaj edhe atdheu. Provinçjali i'a dha lajmin popullit të Shkoders kështu:

*P. Justin Rrota O.F.M. Françeskan e shkrimtár në nji jetë veprimi të palodhshem nder vuejtje, vdiq në moshen 76 vjeçare. - Neser n'oren 7.30 paradite trupi i tij ká me u bartë nga Kuvendi Françeskan i Arrës së Madhe në Kishën e Sh. Françeskut në Gëjuhadol, kû n'oren 8 ká me u këndue Mesha e Dritës, e mandej bâhet përcjellja nder varreza.* Shkoder, 21/XII/1964. Provincjalati Françeskan.

Mbramë kanë kênë mjaft burra, per me e ruejtë per se dekunit trupin e P. Justinit, pse kje vendue në nji pjesë të dame të Kuvendit per infermieri kû mund të hijshin edhe grát. Në nade, me *22*, n'oren *7.30* kje bartë prej Kuvendit t'Arrës së Madhe te Kisha e Gëjuhadolit në karrocë i prim prej Provinçjalit, prej Ipeshkvit të Shkodrës Emz. Ernest Çobës, e prej zavendës famullitarit don Mark Hasit e prej 40-50 burrave. Në Kishë u këndue Mesha Pontifikale prej Emz. E. Çobës me djakon P. Ferdinand Pali e subdjakon P. Aleks Baçli. Mbas Meshet Ipeshkvi mbajti nji bisedë të shkurte, por mjaft të bukur, përmbi P. Justinin si rregulltár i perpikët, si meshtár i zellshëm e si shkrimtár i zoti. Nder tjera tha se në takimin e mbram me P. Justinin, ai i kishte thánë: "Nuk jam mâ per ket tokë; due me shkue te Krishti". Në

Kishë kjén burra e gra kund 600-700 vetë. Mbas Meshet kje përcjellë nder Rëmaj prej Emz. Çobës, prej nja 14 meshtarve, prej nji grupi murgeshash fill mbas kryqit, e prej nji numri të kufizuem burrash me moshë të kalueme. - Varrimi u bâ kùr populli gjindej në punë e të rijt neper shkolla. Rrugës u kënduan psallme e uratë. Kje shti në vorr ngjat të vëllaut Simonit, nder vorret e Ndrekë Minit, per arsye, se mendohej, me i ndreqë vorret e fretenve sá mâ parë në formë Kapela!

Të gjith e kishin në gojë êmin e P. Justinit e flitshin mirë per të, tuj e mbajtë porsi nji *puntuer shêjt.*

Dy ditë përparase me dekë, ndersá e thirrte Krishtin, qi të vijte me e marrë, tuj thanë nder sý të motrave të veta: "*Eja o Krisht e merre Justinin sa mâ parë*!" Së motrës, qi i tha: "*Mos u mërzit*!" i pergjegji: "*A më shifni, se jam ligshtue? A âsh it ligshti me e thirrë Krishtin? Unë gjithë jetën kam punue e kam jetue per Krishtin, e mos t'a thërras tash qi kam mâ nevojë?*"

Ndo'i orë përparase me dekë i tha nji shoqit të vetë: "*Mos vononi me m'a thanë: "Proficescere." - Per at punë*" - i pergjegji shoqi: - *Ká kohë e mos u bân marak; pse na e dijm, se kur âsht çasi i mbram. Atë e din Zoti. - Jo* – i tha P. Justini – *atë e dij edhe vetë me ndimen e Zotit; prandej sá mâ parë! sá ma parë*"!

Luta, qi ai persritke shpesh me mend e me gojë, ishte kjo: "*Domine Jesu, suscipe spiritum meum! Jube me venire at te! Cupio dissolvi et esse cum Christo secum. In manus tuas commendo spiritum meum...*" Setcillen prej këtyre shprehjeve e persritke tri herë rresht.

Shkoder – Dhetuer 1964.

Në kujtim.
**P. Donat Kurti.**



**Vepra të botueme të Át Justin Rrotës:**

Rrota J., *Analyzimi i rasavet dhe zhvillimi historik i tynve*, Botime Françeskane, Shkodër 1931.

Rrota J., *Per historín e alfabetit shqyp (dhe studime tjera gjuhesore)*, Botimi II, Botime Françeskane, Shkodër 2005.

Rrota J., *Sintaksi i shqipes*, Botimi II ,Botime françeskane, Shkodër 2005.

Rrota J., *Rreth votrës, Bleni I, Botimi II,* Botime françeskane, Shkodër 2005.

Rrota J., *Letratyra shqype per shkolla të mjesme,* Botimi II, Botime Françeskane, Shkodër 2006.

Rrota J., *Letratyra shqype per klasët e ulta të shkollavet të mjesme. Parime letratyret*, Botimi III, Botime Françeskane, Shkodër 2006.

Rrota J., *Gjuha e shkrueme ase vërejtje gramatikore*, Botime Françeskane, Shkodër 2006.

# KOLANA E SHKRIMTARËVE FRANÇESKANË

1. **Át Bernardin Palaj,o.f.m. – Át Donat Kurti, o.f.m.**: *Visaret e Kombit.*Vëll.II. *Kangë kreshnikësh dhe legjenda.* Bot.i 2-të (anastatik). Shkodër 2005.XVI+286+48 ff.Lk.600.
2. **Át Donat Kurti, o.f.m.:** *Prralla kombëtare.*Vëll. I. Bot. i 3-të (anastatik). Shkodër 2005.162 ff.Lk.300.
3. **Át Donat Kurti, o.f.m.:** *Prralla kombëtare.*Vëll.II. Bot.i 3-të (anastatik). Shkodër 2005. VIII+164 ff.Lk.300.
4. **Át Bernardin Palaj, o.f.m.**: *Vepra* (Poezí).Vëll.I. Nën kujdesin e Angela Cirrincione. Bot.i 2-të (anastatik). **Shkodër** 2005.XX+332 ff.Lk.700.
5. **Át Vinçenc Prennushi, o.f.m.**: *Visari Komtar.*I. *Kângë popullore gegnishte.* Bot.i 2-të (anastatik). Shkodër 2005.X+176 ff.Lk.500.
6. **Át Justin Rrota, o.f.m.:** *Sintaksi i shqipes.* Bot.i 3-të (anastatik). Shkodër 2005.XII+154ff.Lk.300.
7. **Át Justin Rrota, o.f.m.:** *Rreth votrës.*Bleni I. Bot.i 2-të (anastatik). Shkodër 2005. VIII+226 ff.Lk.500.
8. **Át Justin Rrota, o.f.m.:** *Per historín e alfabetit shqyp.* Bot.i 2-të (anastatik). Shkodër 2005.94+180 ff.Lk.500.
9. **Át Justin Rrota, o.f.m.:** Letratyra shqype per shkolla të mjesme. Bot.i 2-të (anastatik). Shkodër 2006.IV+242 ff.Lk.500.
10. **Át Justin Rrota, o.f.m.:** *Letratyra shqype per klasët e ulta të shkollavet të mjesme. Parime letratyret.* Bot.i 3-të (anastatik). Shkodër 2006.VI+304 ff.Lk.600.
11. **Át Justin Rrota, o.f.m.:** *Gjuha e shkrueme ase Vërejtje gramatikore.* Bot.i 1-rë. Shkodër 2006.614 ff.Lk.900.
12. **Át Gjergj Fishta, o.f.m.**: *Nikolejda.*Poemë satirike. Shkodër 2006.78 ff.Lk. 200.
13. **Át Gjergj Fishta, o.f.m.**: *Lahuta e Malcís* .Me fjalor të Át Benedikt Demës dhe Parathânje të Át Zef Pllumit. Bot.i 15-të. **Shkodër** 2006. XLIV+600 ff.Lk.800.
14. **Át Gjergj Fishta, o.f.m.:** *Proza.*Vëll.I.1899-1922. Përg.nga Dr.Persida Asllani. Shkodër 2006.XXXII+452 ff.Lk.800.

15. **Át Gjergj Fishta, o.f.m.:** *Proza.* Vëll.II.1923-1940. Përg.nga Dr.Persida Asllani. Shkodër 2006.VIII+490 ff.Lk.800.
16. **Át Vinçenc Prennushi, o.f.m.:** *Gjeth e lule.* Bot.i 3-të (anastatik). Shkodër 2006.182 ff.Lk.400.
17. **Át Donat Kurti, o.f.m.:** *Lojët komtare.* (anastatik). Shkodër 2007.126 ff.Lk.400.
18. **Át Gjergj Fishta, o.f.m.:** *Mrizi i Zânavet.* Bot.i 8-të (anastatik). Shkodër 2007.XII+148 ff.Lk.400.
19. **Át Gjergj Fishta, o.f.m.:** *Vallja e Parrizit.* Bot.i 5-të (anastatik). Shkodër 2007.126 ff.Lk.400.
20. **Át Gjergj Fishta, o.f.m.:** *Jerina ase Mbretnesha e luleve.* Bot.i 3-të (anastatik). Shkodër 2007.182 ff.Lk.500.
21. **Át Gjergj Fishta, o.f.m.:** *Anxat e Parnasit.* Bot.i 8-të (anastatik). Shkodër 2007. 206 ff. Lk.500.
22. **Át Daniel Gjeçaj, o.f.m.:** *Gjergj Fishta.Jeta dhe vepra.* Bot.i 2-të (anastatik). Shkodër 2007.330 ff.Lk.700.
23. **Át Luigj Marlekaj, o.f.m.:** *Pjetër Bogdani e Shqipnia e kohës së tij.* Përkthyes prej italishtes:Willy Kamsi. **Shkodër** 2008.VI+804 ff.Lk.2000.
24. **Át Gjergj Fishta, o.f.m.:** *Dramatika 1.* Bot.i 6-të (anastatik). Shkodër 2008.288 ff.Lk. 600.
25. **Át Gjergj Fishta, o.f.m.:** *Dramatika 2.* Bot.i 6-të (anastatik). Shkodër 2008.302 ff.Lk. 600.
26. **Át Anton Harapi, o.f.m.:** *Andrra e Prêtashit.* Bot.i 4-t. (anastatik). Shkodër 2008.XLVI+224 ff.Lk.600.
27. **Át Marin Sirdani, o.f.m.:** *Skanderbegu mbas gojëdhânash.* Bot. i 2-t. (anastatik). Shkodër 2009. III+254 ff. Lk. 600.
28. **Át Gjergj Fishta, o.f.m.:** *Dramatika 3.* Bot. i 1-rë. Shkodër 2009. 250 ff. Lk 600..
29. **Át Francesco Maria da Lecce, o.f.m.:** *Dittionario Italiano – Albanese 1702.* Bot.I Shkodër 2009. 862 ff. lk.2000.
30. **Át Zef Pllumi, o.f.m.:** *Saga e Fëmijnisë.* Bot. i 1-rë. Përg. nga Prof. Ledi Shamku – Shkreli. Tiranë 2009. 90 ff. Lk. 400.
31. **Át Shtjefen Gjeçovi, o.f.m.:** *Kanuni i Lekë Dukagjinit.* Bot. III (anastatik) Shkodër 2010. 180 ff. Lk. 800.
32. **Át Justin Rrota, o.f.m.:** *Ditët e mbrame të Turqisë në Shkodër ase rrethimi i qytetit 1912-1913.* Bot. I. Shkodër 2010. 220 ff. Lk. 600.



## BOTIME TË TJERA FRANÇESKANE

1. **Ludwig von Thallóczy,** *Të ndodhunat e Shqypnís prej nji Gege që e don vendin e vet.* Bot. III. Shkodër 2008. 206 ff. Lk. 600.
2. **Bardhyl Demiraj,** *Dictionarium Latino -Epiroticum (Romæ1635) per R. D. Franciscum Blanchum.* Bot. I. Shkodër 2008. 800 ff. Lk. 2000.
3. **Át Livio Fanzaga,** *Falsifikuesi. Lufta e perditeshme me satanin.* Shkoder 2009. 294 ff. lk.600.
4. **Pietro Lombardo,** *Ta jetojmë jetën, dialog me të rinjtë.* Shkodër 2009. 192 ff. lk.500.
5. **Át Donat Kurti,** *Provinca Françeskane Shqiptare.* Shkoder 2003. 316 ff. lk.500.
6. *Shkrimet e Shen Françeskut të Asizit I.* Shkodër 2006. 220 ff. lk. 500.
7. *Shkrimet e botime biografike të Shën Kjarës së Asizit II.* Shkodër 2006. 220 ff. lk. 500.
8. **Fra Toamso Da Celano,** *Jeta e Shën Françeskut dhe traktati i Mrekullive III.* Shkodër 2004. 535 ff. lk. 1000.
9. **D. Novello Pederzini,** *Jeta përtej vdekjes.* Shkodër 2006. 144 ff. lk. 400.

### Serija Bibliografike

1. **Willy Kamsi,** *Albania 1897-1909, Bibliografi kronologjike.* Bot. I. Bleni 1, Shkodër 2008. 142 ff. Lk. 400.
2. **Willy Kamsi,** *Hylli i Dritës 1913-1944, Bibliografi kronologjike.* Bot. I. Bleni 2, Shkodër 2008. 200 ff. Lk. 500.
3. **Willy Kamsi,** *Leka 1929-1944, Bibliografi kronologjike.* Bot. I. Bleni 3, Shkodër 2009. 200 ff. Lk. 500.
4. **Willy Kamsi,** *Shkëndija 1940-1943, Shêjzat 1957-1975, Bibliografi kronologjike.* Bot. I. Bleni 4, Shkodër 2009. 200 ff. Lk. 500.
5. **F. Manek, G. Pekmezi, A. Stotz,** *Bibliografia shqype/Albanisische Bibliographie.* Bot. II. (Anastatik) Bleni 5, Shkodër 2010. 164 ff. Lk. 400.

